وَاعْتَصِمُوْا بِحَبْلِ اللّٰهِ جَمِيْعًا وَّلَا تَفَرَّقُوْا

# KUSHTET E *BEJTIT* DHE PËRGJEGJËSITË E NJË AHMADIU

Mirza Masroor Ahmad

# KUSHTET E *BEJTIT*

DHE

# PËRGJEGJËSITË E NJË AHMADIU

(Sipas Kuranit të Shenjtë,
*Haditheve* të Hazret Profetit Muhammed [s.a.v.s.]
dhe shkrimeve të Hazret Mesihut të Premtuar [a.s.])

*("Sheraite Bej'at aur Ahmadi ki Zimmadari")*

Mirza Masroor Ahmad
*Khalīfatul Masīḥ V*

KUSHTET E *BEJTIT* DHE PËRGJEGJËSITË E NJË AHMADIU
(Sipas Kuranit, *Haditheve* të Hazret Profetit Muhammed s.a.v.s. dhe shkrimeve të Hazret Mesihut të Premtuar a.s.)

Të shpjeguara nga *Hazret* Mirza Masroor Ahmadi,
*Khalīfatul Masīḥ V*, Kryetari i Xhematit Mysliman Ahmadia Ndërkombëtar
(Përkthim në gjuhën shqipe)



E përktheu: M. Zakaria Khan
Redaktorë: Petrit Bezhani, Samad Ghori

Botimi i parë, 2010

Botues:

Islam International Publications Ltd
Islamabad
Sheephatch Lane
Tilford, Surrey GU10 2AQ, UK

U shtyp:

Raqeem Press
Tilford, Surrey GU10 2AQ, UK

Kopertina: Omair Aleem

ISBN: 978-1-84880-251-3

# Pasqyra e lëndës



# PJESA I

## Dhjetë Kushte

# PJESA II

## Rrëfimi i ndryshimeve shpirtërore të shfaqura pas *Bejtit* të Hazret Mesihut të Premtuar a.s.

# SHKURTIME & SHPJEGIME

## **SHKURTIME**

| | |
|---|---|
| s.a.v.s. | *sal-lallahu alejhi va sallam* (Paqja e bekimi i Allahut qofshin mbi Profetin e shenjtë s.a.v.s.), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i Profetit të shenjtë *Hazreti* (i nderuar) Muhammed s.a.v.s. |
| a.s | *alehis selam* (Paqja qoftë mbi të), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë Profeti të Allahut xh.sh. |
| r.a | *redi Allahu anhu/anha/anhum* (Qoftë Allahu i kënqaur me të), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë *sahabiu* (shoku) të Profetit të shenjtë s.a.v.s. ose të Mesihut të Premtuar a.s. |
| r.t.a | *rahmatullah alejhe* (Allahu e mëshiroftë), shkruhet e lexohet kur përmenden emrat e myslimanëve të shquar e të devotshëm. |
| a.b.a | *ajjadahullaho t'ala bi nasrihil aziz* (Allahu e ndihmoftë atë me ndihmën e Tij të fuqishme), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i Kalifit të tanishëm të Mesihut të Premtuar a.s. |

## SHPJEGIME

**Bejt:** Në arabisht kjo fjalë është بیعت dhe për shkak të mungesës së tingullit ع, kësaj fjale në shqip do t'i përshtatim shqiptimin *"bejt"*.

**Khalifatul Masih I**: Kalifi i Parë i Mesihut të Premtuar, Hakim Maulana Nur-ud-Dini r.a. (1841-1914), ishte personi i parë që bëri *Bej'atin* (betimin) në dorën e Mesihut të Premtuar a.s. dhe ishte zgjedhur si Kalif i Parë i Mesihut të Premtuar a.s. mbas vdekjes së tij. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. ka lavdëruar shumë besimin, sinqeritetin dhe sakrificat e tij dhe e quajti si një model për të gjithë besimtarët.

**Khalifatul Masih II**: Kalifi i Dytë i Mesihut të Premtuar ishte Mirza Bashir-ud-Din Mahmood Ahmad r.a. (1889-1965). Ai gjithashtu quhet *Musleh-e-Mau'ud* (Biri i Premtuar) sepse lindja e tij ishte paralajmëruar nga Hazret Mesihu i Premtuar a.s. në vitin 1886. Ai kishte marrë lajmin nga Allahu xh.sh. që do të gëzonte një fëmijë të pajisur me aftësi të shkëlqyera dhe unike.

**Khalifatul Masih III**: Kalifi i Tretë i Mesihut të Premtuar ishte Hafiz Mirza Nasir Ahmad r.t.a. (1909-1982). Ai ishte nipi i Hazret Mesihut të Premtuar a.s. Ai ka shërbyer në pozita shumë të rëndësishme në Xhemat para se të bëhej Kalif.

**Khalifatul Masih IV:** Kalifi i Katërt i Mesihut të Premtuar ishte Mirza Tahir Ahmad r.t.a. (1928-2003) Ai ishte nipi i Hazret Mesihut të Premtuar a.s.

**Khalifatul Masih V:** Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar është Mirza Masroor Ahmad [a.b.a.]. Ai është udhëheqësi shpirtëror i tanishëm i Xhematit Mysliman Ahmadia. Ai është stërnipi i Hazret Mesihut të Premtuar [a.s.]

# Parathënie

Kjo është mëshira jashtëzakonisht e madhe e Allahut xh.sh. ndaj nesh, që Ai na mundësoi neve ta njihnim e ta pranonim atë si Imam Mahdi e Mesih, ardhja e të cilit është paralajmëruar nga Hazret Profeti Muhammed s.a.v.s. *El-hamdulilah*. Kur Imam Mahdiu a.s. është lejuar prej Zotit që të pranojë *Bejt*, ai më 12 janar 1889, botoi një shpallje që quhet *"Ishtihar Takmile Tabligh"* ku përmenden dhjetë kushtet e *Bejtit*. Çdokush që e përqafon Xhematin Mysliman Ahmadia, duke bërë *Bejt* në dorën e tij, premton e betohet që ai do t'i praktikojë këto kushte. Prandaj, kjo është detyra jonë që t'i njohim me hollësi këto kushte, por shumë e rëndësishme për ne është që t'i zbatojmë ato në jetën tonë të përditshme.

Për udhëzimin e për lehtësinë tonë, në predikimet e së xhumasë dhe në ligjërata të ndryshme, Hazret Mirza Masroor Ahmadi, *Khalifatul Masih V* (Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar), i ka shpjeguar qartë këto kushte në dritën e Kuranit, të *Haditheve* (të thënieve të Profetit të shenjtë s.a.v.s.) dhe në bazë të shkrimeve të Hazret Mesihut të Premtuar a.s. Ai për herë të parë filloi të flasë për këtë temë, në ligjëratën përfundimtare që mbajti më 27 korrik, 2003, në tubimin vjetor të Xhematit Mysliman Ahmadia të

Britanisë së Madhe, ku ai tri kushtet e para të *Bejtit*, i shtjelloi dhe i shpjegoi me hollësi. Më vonë, në tubimin vjetor të Xhematit Ahmadia të Gjermanisë, mbajtur më 24 gusht, 2003, ai shpjegoi kushtin e katërt, të pestin dhe të gjashtin, ndërsa kushtin e shtatë dhe të tetin, ai i shpjegoi në predikimin e së xhumasë, më 29 gusht, 2003, në Frankfurt, Gjermani. Mandej, dy kushtet e fundit i shpjegoi në predikimet e së xhumasë të mbajtura më 12 dhe 19 shtator, të vitit 2003, në xhaminë e Londrës.

Ky libër për herë të parë u botua në gjuhën urdu, në Angli në vitin 2004. Pastaj në botimin e tij të 2006-ës i janë shtuar dhe tri predikime të së xhumasë të Hazret Mirza Masroor Ahmadit, Kalifit të Pestë të Mesihut të Premtuar, të cilat u mbajtën më datat 26 shtator, 2003, në xhaminë *Fadl*, më 10 tetor, 2003, në xhaminë Bejtul Futuh dhe më 17 tetor, 2003, në xhaminë *Fadl* të Londrës. Në këto predikime, Hazret Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar rrëfeu ndryshimet shpirtërore të shfaqura te pasuesit e Hazret Mesihut të Premtuar a.s. (Themeluesit të Xhematit Mysliman Ahmadia) pasi bëjnë *Bejtin* në dorën e tij.

Përkthimi në gjuhën shqipe i këtyre predikimeve të së xhumasë, të mbajtura nga Hazret Mirza Masroor Ahmadi, *Khalifatul Masih V*, mbas rishikimit të tyre prej tij, është në duar të lexuesve shqiptarë, *Elhamdulilah*. I lutemi Allahut xh.sh. që Ai të na mundësojë neve t'i kuptojmë në mënyrë të vërtetë këto kushte dhe të na aftësojë t'i zbatojmë praktikisht në jetën tonë, njëkohësisht të na bëjë ahmadi të vërtetë e të sinqertë, ashtu siç dëshironte Hazret Mesihu i Premtuar a.s.

Përkthimin në gjuhën shqipe e bëri z. Zakaria Khani, ndërsa redaktimin e bënë z. Petrit Bezhani dhe z. Samad Ghori. Zoti ua shpërbleftë me të mirën!

Munir-ud-Din Shams
*Add.Vakilut Tasnif*
(Drejtori i botimeve)
23 mars, 2009

# Hazret Mesihu i Premtuar a.s.

Xhemati Musliman Ahmadia është themeluar në 1889. Themeluesi i tij, *Hazret* (i nderuar) Mirza Ghulam Ahmad[a.s.] nga Kadiani, Indi, deklaroi se është ai Reformator, Masih dhe *Mahdi*, ardhja e të cilit pritej me emra e me tituj të ndryshëm, të dhënë nga ithtarët e feve të ndryshme. Në bazë të diktimit Hyjnor, ai deklaroi se vetëm një reformator, me emra e me tituj të ndryshëm, do të paraqitej dhe misioni i tij ishte të mblidhte tërë njerëzimin në një fe të vetme universale, Islam. Ai gjithashtu deklaroi se Reformatori i pritur do të paraqitej si shërbëtor e ndihmëtar i Profetit Muhammed s.a.v.s. dhe do të ishte nga *ummeti* i tij, në bazë të profecive të dhëna prej tij ku përmendet se do të paraqitet ardhja e dytë e Masihut dhe do të paraqitet Imami *al-Mahdi*. Ai deklaroi: -Unë jam ai Imam *al-Mahdi* dhe *Mesih*, dhe se të gjitha profecitë janë plotësuar në qenien time.



Hazret Mirza Ghulam Ahmad a.s. nga Kadiani عليه الصلاة والسلام,
Mesihu i Premtuar dhe Mahdiu

# AUTORI

*Hazret* (i nderuari) Mirza Masroor Ahmad, *Kalifatul Masih* V [a.b.a.] (Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar), është Imam dhe udhëheqës kryesor i Xhematit Ndërkombëtar Mysliman Ahmadia. Ai është Kalifi i Pestë dhe djali i nipit të Mesihut të Premtuar e Reformatorit, Hazret Mirza Ghulam Ahmad a.s. nga Kadiani, Indi, dhe është zgjedhur në këtë pozitë më 22 prill 2003, nga kolegji elektoral, pas vdekjes së Mirza Tahir Ahmadit, *Khalifatul Masih IV* [r.t.a]

*Hazret* Mirza Masroor Ahmadi mësimet e para i kreu në shkollën e mesme *"Talimul Islam"* në qytetin Rabvah, Pakistan, gjithashtu dhe shkollën e lartë e mbaroi në qytetin Rabvah. Në vitin 1976, kreu masterin në ekonominë bujqësore në Universitetin e Fejsalabadit, në Pakistan.

Para se të bëhej Kalif, Hazret Mirza Masroor Ahmadi ka kryer një sërë veprimtarish humanitare dhe tregoi një përkushtim të theksuar në fushën e arsimit dhe humanizmit. Përpjekjet e tij vetëmohuese e çuan atë në Ganë në vitin 1977, ku ai, për disa vjet me radhë, punoi si drejtor i shkollave të ndryshme të Xhematit Mysliman Ahmadia. Ai dha kontributin e tij të vlefshëm në përurimin e shkollës së mesme në Salaga, ku punoi si drejtor në dy vitet e para.

Hazret Mirza Masroor Ahmadi, përvojat e veta që kishte si ekonomist agrar, i vuri në kërkim të mbjelljes së grurit në Ganë. Përvoja e parë e suksesshme e mbjelljes së grurit dhe

e prodhimit të tij u solli një hov të korrave në Ganë, që është paraqitur në festivalin ndërkombëtar të tregtisë dhe rezultatet i janë paraqitur Ministrisë së Bujqësisë së Ganës.

Në dhjetor të vitit 1997, Hazret Mirza Masroor Ahmadi ishte caktuar *Nazire A'la* (Kryetar) në *Sadr Anxhuman Ahmadia*. Në vitin 1999, ai pandershmërisht u akuzua për blasfemi ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe për shtrembërimin e ajeteve të Kuranit. Ai u arrestua dhe u burgos për 10 ditë në vendlindjen e tij, Rabvah, Pakistan. Mandej, u lirua, sepse doli i pafajshëm kundër të gjitha akuzave të ngritura ndaj tij.

Hazret Mirza Masroor Ahmadi, tani për tani, jeton në Londër, Angli. Si udhëheqës i myslimanëve ahmadi, ai përpiqet e orvatet ta përhapë fenë Islame në të katër anët e botës, duke përcjellë mesazhin e paqes e të dashurisë.

# KUSHTET E *BEJTIT*

## I

*Bejtbërësi me zemër të sinqertë duhet të marrë zotim se ai do të qëndrojë larg shirkut deri në vdekje.* [d.m.th. ai nuk të adhurojë askënd përveç Allahut xh.sh.]

## II

*Ai (bejtbërësi) do të rrijë larg gënjeshtrave, kurvërisë, të hedhurit shikimin mbi gratë e huaja, përveç atyre të farefisit të afër; do të rrijë larg egërsisë, çoroditjes, pandershmërisë, mosbindjeve dhe tradhtisë; ai nuk do të mposhtet nga sulmet e epsheve, sado të fuqishme që të jenë ato.*

## III

*Sipas urdhrit të Allahut xh.sh. dhe të Profetit të Tij s.a.v.s., ai do të falë pesë namaze të përditshme, do të mundohet që ta falë*

*edhe namazin e tahaxhudit*[1]*, do t'i dërgojë salavat Profetit të Allahut s.a.v.s., do të kërkojë falje e ndjesë prej Allahut për mëkatet e tij, dhe çdo ditë, duke i përkujtuar bekimet dhe dhuntitë e Allahut, do ta lavdërojë dhe do ta madhërojë Atë.*

# VI

*Ai, në asnjë mënyrë, as me fjalë e as me dorë, nuk do t'i trazojë e t'i shqetësojë krijesat e Allahut në përgjithësi dhe myslimanët në veçanti.*

# V

*Ai do të jetë besnik i Allahut në çdo situatë pikëllimi ose gëzimi, fatmirësie a fatkeqësie dhe gjithnjë do të pajtohet me pëlqimin e Allahut. Do të jetë i gatshëm në rrugën e Tij për të pranuar çdo poshtërim, mjerim dhe pikëllim. Po të ballafaqohet me ndonjë fatkeqësi, nuk do të largohet prej Tij, por, përkundrazi, do të ecë përpara.*

# VI

*Ai do të largohet prej të gjitha rrugëve të epshit dhe të zakoneve, dhe do të pranojë vetëm autoritetin e Kuranit të Shenjtë. Do të punojë sipas porosive të Allahut dhe të Profetit të shenjtë, Hazret Muhammedit s.a.v.s.*

---

[1] Namaz vullnetar që falet në pjesën e fundit të natës, para namazit të *sabahut* (të mëngjesit)

# VII

*Ai (bejtbërësi) do të largohet e do të shmanget prej egoizmit, krenarisë e arrogancës, dhe jetën do ta kalojë me modesti, me përulësi, me zemërbardhësi, me vetëpërmbajtje dhe me butësi.*

# VIII

*Ai (bejtbërësi) do të largohet e do të shmanget prej egoizmit, krenarisë e arrogancës, dhe jetën do ta kalojë me modesti, me përulësi, me zemërbardhësi, me vetëpërmbajtje dhe me butësi.*

# IX

*Ai, për hir të Allahut, do të angazhohet për mirëqenien e njerëzve, me sa të ketë mundësi, me anë të aftësive dhe të bekimeve të fituara prej Allahut, do t'iu sjellë dobi të gjithë njerëzve e krijesave të Allahut xh.sh.*

# X

*Ai, vetëm për hir të Allahut, do të ketë lidhshmëri vëllazërore me mua duke m'u bindur në të gjitha urdhrat e drejta dhe deri në vdekje do të qëndrojë besnik ndaj kësaj lidhshmërie dhe do të dalë aq i shkëlqyer në këtë lidhje,*

*saqë nuk do të gjejmë shembull të tillë në ndonjë lidhje tjetër miqësore e farefisnore në këtë botë.*

*("Ishtihar Takmile Tablig", 12 janar, 1889)*

# PJESA I

## HYRJE

Disa anëtarë të Xhematit më kanë shkruar duke thënë: Ne kemi bërë *Bejtin*[1] (besëlidhjen) e ri në dorën tuaj, dhe ne gjithashtu kemi premtuar se do t'u qëndrojmë besnikë kushteve të *Bejtit*, mirëpo nuk kemi njohuri të shumta e as dijeni të plota për këto dhjetë kushte të *Bejtit*.

Më ra ndërmend që sot në këtë Tubim Vjetor të flas për këtë temë. Meqë kjo është një temë mjaft e gjerë, unë nuk mund të hedh dritë mbi të gjitha kushtet e *Bejtit*. Prandaj, vendosa që sot të marr disa prej tyre e t'i shpjegoj një nga një. *Insha Allah* (në dashtë Zoti), në të ardhmen në predikimet e xhumasë, do të vazhdoj të flas për kushte të tjera.

## Ç'është *Bejti*?

Së pari duhet të dimë se ç'është *Bejti*? Për ta sqaruar këtë, unë do të citoj disa hadithe të Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe disa paragrafë nga shkrimet e Hazret Mesihut të Premtuar a.s. (Themeluesit të Xhematit Mysliman Ahmadia).

---

[1] Në arabisht kjo fjalë është بيعت dhe për shkak të mungesës së tingullit ع, kësaj fjale në shqip do t'i përshtatim shqiptimin *"bejt"*.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. shkruan:
“Fjala *Bejt* në realitet do të thotë ta shesësh veten; bekimet dhe ndikimet e tij varen vetëm nga ky kusht. Sikundër një farë që mbillet në tokë, e mban gjendjen e tij fillestare se është mbjellë nga dora e bujkut, dhe askush nuk di se ç’do të ndodhë me të. Mirëpo, nëse ajo farë i përket një cilësie të lartë dhe zotëron fuqinë për t’u zhvilluar, atëherë me mëshirën e Zotit të Plotfuqishëm, dhe si rezultat i përpjekjeve të bujkut, ajo lulëzon dhe një kokërr shndërrohet në njëmijë kokrra. Në të njëjtën mënyrë, njeriu që bën *Bejt* duhet së pari të shfaqë modesti dhe përulësi, dhe bejtbërësi duhet të largohet nga egoizmi e nga uni i vet. Atëherë ai person bëhet i përshtatshëm për zhvillimin dhe rritjen e tij. Por, ai që nuk vishet nga këto dukuri, pasi ka bërë një herë *Bejtin*, nuk do të ketë dobi e bekim.”

*(“Malfuzat”, vol. 6, f. 173, Angli, 1984)*

# *Bejt* do të thotë: t’ia dorëzosh jetën tënde Allahut xh.sh.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“*Bejt* do të thotë t’ia dorëzosh jetën tënde Allahut xh.sh. Kjo do të thotë se sot ne e kemi shitur jetën tonë në dorën e Allahut xh.sh. Është gabim të thuash se duke jetuar në rrugën e Allahut xh.sh. do të jesh në humbje. Njeriu i vërtetë kurrë nuk mund të pësojë dëm. Vetëm ai që është gënjeshtar pëson dëm. Ai, që për hir të botës e prish *Bejtin* dhe zotimin e vet të bërë ndaj Allahut xh.sh., dhe që vetëm nga frika e botës vepron kështu. Ai duhet ta dijë se në kohën e vdekjes, asnjë sundimtar e asnjë mbret nuk do ta shpëtojë atë. Ai patjetër do të paraqitet para asaj Qenieje që është Gjykatësi i të gjithë gjykatësve, i cili do ta pyesë atë: Përse nuk më respektove Mua? Pra, kjo është thelbësore për të gjithë besimtarët

që të kenë besim në Allah, i cili është Mbreti i qiejve dhe i tokës, dhe duhet që t'i drejtohen me pendesë të sinqertë."

*("Malfuzat", vol.7, f. 29-30, Angli, 1984)*

Këto të thëna të Mesihut të Premtuar a.s. tregojnë qartë se ç'është *Bejti*. Nëse secili prej nesh do të kuptojë se qenia e tij nuk i përket më vetëm vetes së tij; ai, tani, duhet t'i respektojë patjetër dhe me çdo kusht porositë dhe urdhrat e Allahut xh.sh. dhe t'i praktikojë vetëm për hir të kënaqësisë së Allahut xh.sh., ky është thelbi i atyre dhjetë kushteve të *Bejtit*.

Tani dëshiroj të paraqes disa nga ato hadithe të Profetit të shenjtë s.a.v.s. ku tema e *Bejtit* trajtohet në mënyra të ndryshme.

Ajzullahi transmeton se: Ubadah bin Samit ishte ndër ata es-habë që morën pjesë në betejën e *Bedrit* dhe që gjithashtu morën pjesë në *Bejtin e Akabah-ut*. Ubadah bin Samiti, i tregoi Ajzullah bin Abdullahut se Profeti i shenjtë s.a.v.s., kur rreth tij ishte ulur një grup es-habësh, tha: Ejani dhe bëni *Bejt* në dorën time me këtë kusht:

*Ju nuk do t'i shoqëroni asnjë partner Allahut, as nuk do të bëni vjedhje, as nuk do të bëni kurvëri*[1]*, as nuk do të vrisni fëmijët tuaj, as nuk do të përhapni shpifje, e as nuk do të më kundërshtoni mua në porositë e mia të drejta.*

Pra, kush do ta plotësojë këtë zotim të *Bejtit*, do të shpërblehet prej Allahut xh.sh. Dhe kush nuk e plotëson këtë zotim ose lë diçka mangut në të dhe si rezultat i kësaj, pëson dëm ose vuajtje në këtë botë, kjo do të jetë shlyerja e fajit të tij. Po ashtu, kush lë diçka mangut në këtë zotim të *Bejtit* dhe Allahu xh.sh. e mbulon mëkatin e tij, çështja e tij është në dorën e Allahut xh.sh, Ai vetë do të

[1] Këtu fjala kurvëri, e përdorur në këtë libër, përfshin të gjitha marrëdhënie seksuale jashtë sistemit martesor.

vendos, nëse do, mund ta dënojë atë, ose dhe mund ta falë.

*(Sahih al-Buhari, Kitab Manakibil Ansar, Bab Vufudul Ansar ilan Nabi bi Mekka ... nr. i hadithit 3982)*

Ka edhe një hadith tjetër:

Hazret Ubadah bin Samit transmeton se ne kemi bërë *Bejt* në dorën e Profetit të shenjtë s.a.v.s. me këtë kusht që ne do të dëgjojmë dhe do të bindemi gjatë kohës së rehatisë e gjatë kohës së vështirësive, në kohën e lumturisë dhe në kohën e dhimbjes dhe të mjerimit; dhe që ne nuk do të argumentohemi me persona të autorizuar, dhe kudo që të gjendemi ne, do t'i dalim besnikë vërtetësisë, dhe nuk do të frikësohemi për shkak të kritikave të ndonjë kritikuesi.

*(Sunan Nisai, Kitabul Bai'a, Babul Bai'a alas sam'i vet ta'a)*

Nëna e besimtarëve, Hazret Aisha r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. e pranonte *Bejtin* e grave në bazë të këtij ajeti të Kuranit të Shenjtë:

يٰۤاَيُّهَا النَّبِيُّ اِذَا جَآءَكَ الْمُؤْمِنٰتُ
يُبَايِعْنَكَ عَلٰۤى اَنْ لَّا يُشْرِكْنَ بِاللّٰهِ شَيْـًٔا وَّلَا
يَسْرِقْنَ وَلَا يَزْنِيْنَ وَلَا يَقْتُلْنَ اَوْلَادَهُنَّ
وَلَا يَاْتِيْنَ بِبُهْتَانٍ يَّفْتَرِيْنَهٗ بَيْنَ اَيْدِيْهِنَّ
وَاَرْجُلِهِنَّ وَلَا يَعْصِيْنَكَ فِيْ مَعْرُوْفٍ
فَبَايِعْهُنَّ وَاسْتَغْفِرْ لَهُنَّ اللّٰهَ ۭ اِنَّ اللّٰهَ
غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿١٣﴾

*O Profet, kur të vijnë tek ti besimtaret dhe të shprehin dëshirë për të bërë Bejtin se nuk do t'i shoqërojnë Allahut asnjë send (nuk do*

*të bëjnë shirk); nuk do të vjedhin; nuk do të bëjnë kurvëri; nuk do t'i mbysin fëmijët e tyre; nuk do të ngarkojnë asnjërin me shpifje; nuk do të të kundërshtojnë urdhra të drejtë, ti pranoje Bejtin e tyre dhe kërko falje për to. Vërtet, Allahu është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.*

*(El-Mumtahina, 60:13)*

Hazret Aisha r.a. thotë se dora e Profetit të shenjtë s.a.v.s., gjatë pranimit të *Bejtit*, nuk prekte asnjë dorë gruaje, përveç atyre që ishin nga farefisi i tij.

*(Sahi al-Buhari, Kitabul Ahkam, bab Bejtin nisa)*

Para se të fillonte Mesihu i Premtuar a.s. të pranonte *Bejtin*, disa njerëz të devotshëm dhe të dëlirë të asaj kohe, ishin të shqetësuar për shkak të gjendjes së rrënimit të Islamit dhe ata ishin të mendimit se aty është vetëm një person që mund ta shpëtojë nga fundosja varkën e Islamit dhe që ka një simpati të vërtetë ndaj Islamit, dhe ai është Hazret Mirza Ghulam Ahmadi nga Kadiani a.s., dhe ai është Mesihu e Imam Mahdiu. Prandaj, njerëzit i luteshin atij që ta pranonte *Bejtin* e tyre, por ai gjithnjë u përgjigjej:

لَسْتُ بِمَامُوْرٍ

*Unë nuk jam i urdhëruar për këtë.*

Një herë ai i dërgoi një letër Molvi Abdul Kadir Sahibit, nëpërmjet Mir Abbas Aliut, ku ai shkroi qartë:

"Natyra e këtij personi të përulur është e mposhtur nga *Teuhidi* (Njësia e Zotit) dhe në të gjitha çështjet i drejtohet Allahut xh.sh, ... dhe meqë Allahu xh.sh. akoma nuk më ka diktuar diçka lidhur me çështjen e *Bejtit*, unë nuk guxoj të marr iniciativë në këtë drejtim.

لَعَلَّ اللّٰهَ يُحْدِثُ بَعْدَ ذٰلِکَ اَمْرًا

*Është e mundur që Allahu xh.sh. të më diktojë*
*më vonë diçka lidhur me këtë.*

Molvi Sahibi duhet të vazhdojë ta rrisë e ta kultivojë vëllazërimin në fe dhe të rrijë i angazhuar ta vadisë këtë pemë me ujin e pastër të sinqeritetit e të dashurisë. Kjo metodë, *inshallah*, do të dalë e dobishme.”

*(“Hajate Ahmad”, vol. 2, pj. 2, f. 12)*

# Dekreti Hyjnor për të pranuar *Bejt*

Pas gjashtë apo shtatë vitesh, në çerekun e parë të vitit 1888, Allahu xh.sh. e urdhëroi Mesihun e Premtuar a.s. që të pranojë *Bejt*. Ky urdhër Hyjnor ishte me këto fjalë:

فَاِذَا عَزَمْتَ فَتَوَكَّلْ عَلَى اللّٰهِ

وَاصْنَعِ الْفُلْكَ بِاَعْيُنِنَا وَوَحْيِنَا

اِنَّ الَّذِيْنَ يُبَايِعُوْنَكَ اِنَّمَا يُبَايِعُوْنَ اللّٰهَ يَدُ اللّٰهِ فَوْقَ اَيْدِيْهِمْ

*Dhe kur të vendosësh, atëherë mbështetu tek Allahu; ndërtoje varkën para syve Tanë, e sipas diktimit Tonë; vërtet, ata që bëjnë Bejt (be besnikërie) me ty, në realitet i bëjnë be Allahut. Dora e Tij është mbi duart e tyre.*

*(“Ishtihar”, 1 dhjetor 1888, f. 2)*

Mesihu i Premtuar a.s., për shkak të natyrës së vet, nuk pëlqente që

njerëzit e të gjitha tipave të hyjnë në Xhematin e tij, duke bërë *Bejt*. Ai dëshironte që vetëm ata njerëz të bekuar, natyra e të cilëve është gatuar me brumin e besnikërisë, të hyjnë në këtë Xhemat të bekuar, dhe që nuk janë të papjekur. Prandaj, ai ishte duke pritur ndonjë rast, apo ndodhi që i dallonte dhe i veçonte besnikët nga hipokritët. Allahu xh.sh., me anë të urtësisë së Vet të plotë dhe të mëshirës së Tij, në të njëjtin vit, në nëntor 1888, paraqiti një rast me vdekjen e Bashirit (të birit të Mesihut të Premtuar a.s.) Si rezultat i kësaj, aty u krijua një rrëmujë e madhe kundër tij. Shumë persona me besim të dobët u larguan prej tij. Mesihu i Premtuar a.s. këtë ngjarje e gjykoi si rastin më të volitshëm për të themeluar Xhematin Mysliman Ahmadia. Më 1 dhjetor 1888, ai bëri një shpallje të përgjithshme për *Bejt*. Po në prag të pranimit të *Bejtit*, Mesihu i Premtuar a.s. i këshilloi njerëzit që donin të bënin *Bejt* që ata, para se vinin për të bërë *Bejt*, duhet të bënin *istikhara*[1], sipas praktikës së Profetit të shenjtë s.a.v.s.

*(Marrë nga Ishtihar Takmile Tabligh, 12 janar 1889)*

Kjo do të thotë që së pari të bëni lutje dhe *istikhara*, e pastaj të bëni *Bejt*.

Pas kësaj shpalljeje, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. u nis nga Kadiani për në Ludjana, dhe u vendos në banesën e Hazret Sufi Ahmad Xhanit në Mahalla Xhadid.

*(Hajate Ahmad, vol. 3, pjesa I, f. 15)*

# Qëllime dhe objektiva të *Bejtit*

Më 4 mars, të vitit 1889, në Ludjana, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. botoi një broshurë tjetër ku, duke i përmendur qëllimet dhe

[1] Një namaz i veçantë për të kërkuar udhëzimin prej Zotit para se të mirret ndonjë vendim për çështje shumë të rëndsishme.

objektivat e *Bejtit*, ai shkruan:

“Ky sistem i *Bejtit* është vendosur vetëm që të mbledhë së bashku një grup të devotshëm njerëzish në një Xhemat, kështu që një grup njerëzish të devotshëm me peshë, të mund të bëjnë një ndryshim të shenjtë dhe bekimdhënës në botë. Po ashtu, duhet që bashkimi dhe uniteti i këtyre të devotshmëve të jetë burim i bekimeve, i madhërisë dhe i rezultateve pozitive për fenë Islame. Ndër bekimet e bashkimit të tyre do të jetë se ata do të mund të dalin të aftë për t’i kryer shërbimet fisnike dhe të devotshme për hir të Islamit, ata nuk duhet të dalin përtacë, koprracë, dhe myslimanë të padobishëm; as nuk duhet të dalin si ata të papërfillshmit që i sollën dëme të mëdha fesë islame për shkak të përçarjes dhe të grindjeve të tyre; as nuk duhet të bëhen si ata që e njollosën faqen e bukur e të pastër të Islamit me anë të veprave të tyre të shëmtuara; as nuk duhet të bëhen si ata dervishë të pakujdesshëm e njerëz të mbyllur që nuk treguan kujdes e interes ndaj nevojave të Islamit, dhe që nuk shfaqën ndonjë dashamirësi ndaj vëllezërve të tyre, por as nuk shfaqën ndonjë entuziazëm për të bërë punë a vepra të mira për njerëzimin. Por, unë dëshiroj që këta (anëtarë të Xhematit Ahmadia) të bëhen aq dashamirë e entuziastë për hir të popullit, sa që duhet të bëhen strehim për të varfrit dhe prindër për jetimët; dhe të jenë të gatshëm ta sakrifikojnë me dashuri të plotë jetën e tyre për hir të shërbimeve të Islamit. Ata duhet të dalin aq të devotshëm sa që ndikimet e tyre të mira dhe frymëzimet e tyre shpirtërore të shpërndahen në të gjitha anët e botës. Kështu që një burim i pastër i dashurisë së Zotit dhe i dashamirësisë ndaj njerëzimit të burojë e të gufojë nga çdo zemër, dhe që, duke u mbledhur në një vend, të shndërrohet në një lumë të rrjedhshëm ... Allahu xh.sh. dëshiron që ta manifestojë Madhërinë e Tij dhe ta paraqesë Plotfuqishmërinë e Tij nëpërmjet këtij grupi, dhe gjithashtu dëshiron t’i falë sukses dhe përparim të mëtejshëm, me qëllim që ta mbushë botën me dashurinë e Zotit, me pendimin e

sinqertë, me dëlirësinë, me bamirësinë e vërtetë, me paqen, me harmoninë e plotë dhe me dashamirësinë ndaj njerëzimit. Pra, ky grup do të jetë një grup i veçantë i Allahut xh.sh. dhe Ai do t'i japë fuqi me anë të shpirtit të Vet, dhe Ai do ta këtë grup ruajë nga jeta e padenjë dhe e fëlliqur dhe Ai do të krijojë një ndryshim të pastër në jetën e tyre, sikurse Ai ka premtuar në disa myzhde të veta. Ai do ta shtojë këtë grup në mënyrë të mrekullueshme dhe mijëra e mijëra njerëz të vërtetë e të sinqertë do ta përqafojnë këtë Xhemat. Ai Vetë do ta vadisë këtë Xhemat dhe do ta lulëzojë këtë, kështu që zhvillimi, përparmi dhe numri i tyre do t'i mahnitë njerëzit dhe do t'i çuditë ata. Dhe ata, si ajo llambë që vihet në një vend shumë të lartë, do ta shpërndajnë dritën e saj në të katër anët e botës. Ata do të konsiderohen si shembull i bekimeve të Islamit. Allahu xh.sh. do t'iu falë ithtarëve të sinqertë, të përkryer e besnikë të këtij Xhemati bekimet e mirësitë e të gjitha llojeve, dhe Ai do t'iu falë ngadhënjim kundër të gjithë të tjerëve. Deri në Ditën e Kiametit, në këtë Xhemat do të lindin njerëz që do të ndihmohen dhe pranohen prej Zotit xh.sh.. Kjo është ajo që dëshiroi Allahu i Lavdërueshëm; Ai është i Plotfuqishëm dhe bën çfarë të dëshirojë. Të gjitha fuqitë dhe forcat i takojnë vetëm Atij."

Në të njëjtën broshurë ai shprehu që njerëzit që dëshirojnë të anëtarësohen të mblidhen në (qytetin) Ludiana mbas 20 marsit.

*("Maxhmua Ishtiharaat", vol. 1, f. 196-198)*

# Fillimi i sistemit të *Bejtit*

Në bazë të kësaj shpalljeje, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. filloi ta pranojë *Bejtin*, më 23 mars të vitit 1889, në banesën e Hazret Sufi Ahmad Xhan Sahibit, në Mahalla Xhadid, Ludjana. Siç na njofton Hazret Munshi Abdullah Sanori, aty ishte një regjistër për ta shënuar këtë ndodhi historike, që u quajt *Bejti i pendimit, i*

*kërkimit të pastërtisë dhe devotshmërisë.*

*("Tarikhe Ahmadiat", vol. 1, f. 339, botimi i ri, Rabvah)*

Në atë kohë, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. i thërriste njerëzit një nga një për *Bejt* në një dhomë, dhe kështu merrte *Bejt* prej çdo individi. I pari që bëri *Bejtin* ishte Hazret Molana Nurudini r.z.. Duke i këshilluar bejtbërësit, Mesihu i Premtuar a.s. thoshte:

"Duke hyrë në këtë Xhemat, në radhë të parë, ju duhet të krijoni një transformim të plotë në jetën tuaj, d.m.th. të keni besim të sinqertë në Allah, Ai t'ju ndihmojë në çdo fatkeqësi e në kohën e vështirësive. Nuk duhet që t'i merrni porositë e Tij me përbuzje, por, përkundrazi, çdo porosi e Tij duhet të çmohet e të respektohet dhe të vërtetohet me anë të praktikave tuaja."

"T'u drejtohesh, për shkaqe të ndryshme, çështjeve të kësaj bote, dhe të kesh besim e mbështetje në to, në vend që të kesh besim e mbështetje në Allah xh.sh., është *shirk,* dhe kjo do të thotë se ti e mohon qenien e Zotit xh.sh. Ju mund t'i përdorni mjetet e kësaj bote deri në atë kufi, ku nuk përbën shirk. Unë nuk ju ndaloj nga përdorimi i mjeteve materiale, por unë ju ndaloj që të mos mbështeteni tërësisht në to. Kjo është rruga jonë. Ju duhet të merreni me punë e me zanat, në atë mënyrë që zemra juaj gjithnjë të jetë e kredhur në dashurinë e Allahut xh.sh."

Ai më tutje shkruan:

"O të gjithë ju që keni bërë *Bejt* dhe që keni bërë zotim, dëgjoni! Të pohosh diçka me gojë është punë e lehtë, por të sillesh me drejtësi ndaj asaj, është një punë shumë e vështirë, sepse shejtani gjithnjë bën përpjekje për ta bërë njeriun përtac e të pakujdesshëm ndaj fesë së tij. Shejtani, botën dhe të mirat e kësaj bote i paraqet si të lehta e të kapshme, ndërsa fenë e paraqet si të vështirë e të

paarritshme. Në këtë mënyrë, zemra i bëhet gur njeriut, dhe gjendja e tij vijuese bëhet më e keqe se gjendja e tij e mëparshme. Nëse dëshironi që Allahu të kënaqet e të gëzohet, atëherë bëhuni gati që t'i përdorni të gjitha fuqitë tuaja për ta plotësuar këtë zotim se do të ruheni nga mëkatet."

Ai gjithashtu thotë:

"Mos thoni fjalë djallëzie. Mos përhapni sherr. Shfaqni durim, nëse ju shan dikush. Mos u grindni me askënd. Po nëse grindet dikush me ty, ti duhet të sillesh me butësi e me bamirësi me të. Paraqitni shembullin e mirë të të folurit me ëmbëlsi. Duhet t'i pranoni me gjithë zemër të gjitha porositë, në mënyrë që të kënaqet me ju jo vetëm Allahu xh.sh., por edhe armiku të dëshmojë se ju, pas *Bejtit*, keni pësuar një ndryshim në qenien tuaj. Jepni dëshmi të vërteta në çështje gjyqësore. Të gjithë ata që e përqafojnë këtë Xhemat duhet të përqendrohen tek e vërteta me gjithë zemër, me tërë fuqinë e shpirtit."

*(Dhikre Habib, f. 436-438)*

Më 23 mars 1903 ishte dita e Bajramit. Disa es-habë ishin të ulur[1] kur Hazret Mesihu i Premtuar a.s. tha:

"O të gjithë ju që sot e bëtë *Bejtin*, edhe ata që kanë bërë *Bejtin* më parë, dëgjoni! Unë dëshiroj t'ju them disa fjalë sa për t'ju këshilluar. Duhet t'i dëgjoni këto me shumë vëmendje."

"*Bejti* që keni bërë sot është *Bejti* i pendesës (*teubesë*). Pendesa është dy llojesh. E para duke shikuar mëkatet e mëparshme. Kjo do të thotë që të bëni një reformë në qeniet tuaja, duke i korrigjuar gabimet e bëra në të kaluarën, dhe sa keni mundësi ju duhet ta përmirësoni atë dëm që ju kanë sjellë ato mëkate e gabime.

[1] Sa duket kishin ardhur disa njerëz për të bërë *Bejtin*.

Pendesa e dytë është që në të ardhmen të ruheni prej mëkateve dhe prej këtij zjarri.

Allahu xh.sh. ka premtuar se me anë të pendesës të gjitha mëkatet e së kaluarës do të shlyhen, vetëm me kusht që ajo pendesë të jetë bërë me sinqeritetin e plotë të zemrës dhe me qëllim të pastër, dhe që nuk mban ndonjë sherr të fshehtë në ndonjë qoshe të zemrës. Allahu xh.sh. i di shumë mirë të gjitha fshehtësitë e zemrave; Ai nuk mund të mashtrohet prej askujt. Pra, mos u përpiqni ta mashtroni Atë. Bëni pendesë te pragu i Tij me vërtetësi e me sinqeritet të plotë, e jo me hipokrizi. Pendesa nuk është ndonjë gjë e tepërt apo e padobishme për njeriun. Ndikimet e saj nuk kufizohen vetëm me Ditën e Kiametit; përkundrazi ato i përforcojnë dhe i përmirësojnë të dyja çështjet e njeriut – të botës e të fesë. Pendesëbërësi fiton paqen, lumturinë dhe mbarësinë në këtë botë dhe në botën vijuese.”

*(“Malfuzat”, vol. 5, f. 187-188, Angli, 1984)*

# KUSHTI I

*“Bejtbërësi me zemër të sinqertë duhet të marrë zotim se ai do të qëndrojë larg shirkut deri në vdekje.”* [d.m.th. ai nuk të adhurojë askënd përveç Allahut xh.sh.]

## Allahu xh.sh. nuk do ta falë *shirkun*

Allahu xh.sh. në surenë En-Nisa, ajeti 49, thotë:

إِنَّ اللَّهَ لَا يَغْفِرُ أَنْ يُشْرَكَ بِهِ وَيَغْفِرُ
مَا دُونَ ذَٰلِكَ لِمَنْ يَشَاءُ ۚ وَمَنْ يُشْرِكْ
بِاللَّهِ فَقَدِ افْتَرَىٰ إِثْمًا عَظِيمًا ﴿٤٩﴾

*Vërtet, Allahu nuk do të falë që njeriu ta shoqërojë dikë me Të (të bëjë shirk), por Ai do t’i falë të gjitha mëkatet e atij që do Ai. Dhe kush i bën partner Allahut, me të vërtetë, bën një mëkat shumë të madh.*

*(En-Nisa, 4:49)*

Lidhur me këtë, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Po ashtu, Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

وَيَغْفِرُ مَا دُوْنَ ذٰلِكَ لِمَنْ يَّشَآءُ

*...Përveç shirkut, Ai do t'i falë çdo mëkat të tij që do Ai.*

*(En-Nisa, 4:49)*

Kjo do të thotë se çdo mëkat është i falshëm përveç shirkut. Prandaj, mos iu afroni shirkut, dhe atë mendojeni si një pemë të ndaluar."

*("Zamima Tohfa Golarvia", "Ruhani Khazain", vol. 17, f. 323-324 fusnota)*

Prapë thotë:

"Këtu fjala shirk nuk do të thotë vetëm adhurimi i gurëve etj., por të mbështetesh tërësisht mbi mjetet e kësaj bote dhe t'u japësh rëndësi idhujve të botës është gjithashtu shirk."

*(Gazeta "Al-Hakam", vol.7, nr. 24, 30 qershor 1903, f. 11, kolona 1)*

Mandej, Allahu xh.sh. në Kuran thotë:

وَاِذْ قَالَ لُقْمٰنُ لِابْنِهٖ وَهُوَ يَعِظُهٗ يٰبُنَيَّ
لَا تُشْرِكْ بِاللّٰهِ ۗ اِنَّ الشِّرْكَ لَظُلْمٌ عَظِيْمٌ ⑭

*Dhe kujto kur Lukmani duke e këshilluar djalin e vet i tha: O djali im i dashur! Mos shoqëro askënd me Allahun! Vërtet, idhujtaria (shirk) është një mizori e madhe.*

*(Lukman, 31:14)*

Profeti i shenjtë s.a.v.s. kishte frikë nga shirku për ummetin e vet.

Një hadith rrëfen:

Ubadah bin Nasi na tregon për Sheddad bin Aus se ai ishte

duke qarë. Atë e pyetën:- Përse je duke qarë? Ai u përgjigj: - Më kujtohet diçka që kam dëgjuar nga Profeti i shenjtë [s.a.v.s.], dhe ajo më bëri të qaj. Unë kam dëgjuar se Profeti i shenjtë [s.a.v.s.] tha:- Unë kam frikë nga shirku dhe nga dëshirat e fshehta në *ummetin* tim. Unë e pyeta:- O Profet i Allahut! Ummeti yt a do të bëhet pre e shirkut pas teje? Profeti i shenjtë [s.a.v.s.] m'u përgjigj:- Po, sado që ummeti im nuk do ta adhurojë diellin e as hënën, as idhujt e as gurët, por ata do të veprojnë për t'u dukur, dhe do të bëhen pre e dëshirave dhe e epsheve të tyre. Njëri prej tyre do ta fillojë ditën me agjërim por do të haset me ndonjë dëshirë dhe ai do ta prishë agjërimin, duke u bërë pre e asaj dëshire.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 4, f. 124, i botuar në Bejrut)*

# Llojet e ndryshme të *shirkut*

Siç del e qartë nga ky hadith, shirku nuk do të thotë vetëm t'i adhurosh idhujt, statujat, hënën, por edhe kur ndjek epshet dhe dëshirat e tua, dhe bën vepra për t'u dukur, të gjitha këto hyjnë në kategorinë e shirkut. Nëse një punëtor i tejkalon kufijtë e bindjes ndaj eprorit ose punëdhënësit të vet, duke u bërë servil e puthadorë, dhe e lavdëron atë duke besuar se me të është lidhur fati i tij dhe prej tij varet jeta e tij, kjo gjithashtu është një lloj shirku. Nëse dikush krenohet për djemtë e tij dhe beson se ka aq shumë djem që janë duke u rritur dhe një ditë do të përfshihen në punë dhe do të fitojnë shumë para, e do të kujdesen për të dhe ai do ta kalojë jetën e tij të mbetur në rehati e pa probleme, ose mendon ai se për shkak të djemve të tij, askush nuk do t'i dalë ta konkurrojë (në nënkontinetin e Indisë, bile edhe në Botën e Tretë, konkurrimi me djem është një traditë e neveritshme), po edhe ky është shirk. Disa njerëz mbështeten tërësisht mbi djemtë e tyre, mirëpo ata dalin të padëgjueshëm ose vdesin në ndonjë fatkeqësi, ose bëhen

invalidë; atëherë të gjitha shpresat e atyre personave bien poshtë dhe zhduken.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:
*Teuhidi* (Njësia e Zotit) nuk do të thotë vetëm që të deklarosh verbalisht:- *La ilaha illallah*[1], kurse në zemër ke të fshehur mijëra e mijëra idhuj. Çdokush që planeve, dredhive ose intrigave të veta u jep epërsi e nderim, dhe i adhuron siç adhurohet Zoti; apo mbështet te ndonjë person tjetër, ashtu siç njeriu duhet të mbështet te Zoti; ose e mbiçmon egon e vet, siç ai duhej ta mbiçmonte Zotin, në të gjitha këto raste ai është idhujtar në sy të Zotit. Idhujt nuk janë thjeshtë ata që prodhohen nga ari, argjendi, bakri ose nga gurët, dhe që adhurohen dhe tek të cilët mbështetet, por çdo gjë, ose fjalë, ose çdo vepër së cilës i jepet ai nder që i jepet Zotit dhe që është vetëm e drejta e Zotit; është idhull në sy të Zotit. ... Mbani mend se *Teuhidi* i vërtetë (Njësia e Zotit) për të cilin Allahu xh.sh. kërkon prej nesh ta deklarojmë, dhe prej të cilit varet shpëtimi ynë, është që të besojmë se Allahu është Një dhe është pa partner, qoftë një idhull ose një njeri, ose dielli apo hëna, ose egoja e tij, ose dredhia apo intriga e tij. Po ashtu, duhet të besojmë se Allahu xh.sh. është larg prej të gjithë këtyre idhujve, dhe se Ai është i pashoq, dhe askush nuk e zotëron fuqinë e plotë, përveç Allahut xh.sh. Ne nuk duhet të besojmë se aty ka ndonjë Ushqyes a Rritës, përveç Allahut xh.sh., dhe se aty askush nuk mund të nderojë ose të poshtërojë dikë, as nuk ka njeri që mund të ndihmojë ose të japë shpresë, përveç Allahut xh.sh. Po ashtu, duhet që të kemi dashuri të posaçme për Allahun xh.sh., të adhurojmë vetëm Atë, e duhet që përulësinë dhe shpresat tona dhe frikën tonë t’ia kushtojmë vetëm Atij. Pra, asnjë *Teuhid* nuk mund të plotësohet pa këto tri veçori.

[1] D.m.th. *S’ka Zot tjetër që të adhurohet përveç Allahut.*

Së pari, Njësia e Qenies – kjo do të thotë që gjithkush të ketë besim se të gjitha krijesat, përveç qenies së Allahut xh.sh., janë të vdekshme, të zhdukshme dhe të pavlefshme.

Së dyti, *Teuhidi* sipas tipareve të përhershme – kjo do të thotë se ato tipare *Rububijat* (rritësi) dhe *Uluhijat* (Hyjni) nuk i ka asnjë qenie tjetër, përveç Allahut xh.sh. Dhe të gjithë ata që duken dhe paraqiten si rritës ose mirëbërës janë vetëm një pjesë e atij sistemi, të cilin Zoti e ka krijuar.

Së treti, *Teuhidi* i dashurisë, i sinqeritetit dhe i devotshmërisë – kjo do të thotë që të mos i shoqërosh Allahut asnjë partner, për sa i përket dashurisë e adhurimit. Dhe të jesh i kredhur tërësisht në dashurinë ndaj Allahut.”

*(“Siraxhudin isai ke çar savalonke xhevab”,*
*“Ruhani Khazain”, vol. 12, f. 349-350)*

Unë edhe më parë e kam sqaruar këtë. Në këtë aspekt, Hazret *Khalifatul Masih I* thotë:
“Të shoqërosh dikë në emrin, veprën ose në adhurimin e Allahut, është shirk, dhe të bësh të gjitha veprat e mira vetëm e vetëm për hir të kënaqësisë së Allahut quhet adhurim. Njerëzit besojnë se aty nuk ka ndonjë krijues tjetër përveç Allahut, ata gjithashtu besojnë se jeta dhe vdekja janë në dorën e Allahut që ka fuqinë dhe kontrollin e plotë ndaj tyre. Megjithëse ata kanë besim të tillë, prapëseprapë u bëjnë *sexhde* të tjerëve, flasin gënjeshtra dhe sillen rreth të tjerëve. Në vend që të adhurojnë Allahun, ata i adhurojnë të tjerët. Duke e lënë anash agjërimin ndaj Allahut, bëjnë agjërim ndaj të tjerëve. Dhe duke u treguar të pakujdesshëm ndaj namazeve të Allahut, falin namazin e të tjerëve dhe paguajnë zekatin për hir të tyre. Për t’i shkulur nga rrënjët të gjitha këto mendime dhe vese të rreme, Allahu xh.sh. dërgoi Profetin e shenjtë, Hazret Muhammedin s.a.v.s”

*(Khutbate Nur, f. 7-8)*

# KUSHTI II

*"Ai (bejtbërësi) do të rrijë larg gënjeshtrave, kurvërisë, të hedhurit shikimin mbi gratë e huaja, përveç atyre të farefisit të afër; do të rrijë larg egërsisë, çoroditjes, pandershmërisë, mosbindjeve dhe tradhtisë; ai nuk do të mposhtet nga sulmet e epsheve, sado të fuqishme që të jenë ato."*

Në këtë kusht, janë përmendur nëntë vese të këqija, dhe çdo njeri që e përqafon këtë Xhemat të Mesihut të Premtuar a.s. dhe veten e deklaron si anëtar të këtij Xhemati, duhet ta ruajë veten prej këtyre veseve.

## Gënjeshtra – rrënjë e të gjitha veseve

Vërtet, vesi më i lig është gënjeshtra. Një herë një person e luti Profetin e shenjtë s.a.v.s. që ai ta këshillonte atë, sepse ai vuante nga shumë vese dhe e dinte mirë se nuk mund t'i linte përnjëherësh të gjitha ato. Profeti s.a.v.s. iu drejtua atij dhe i tha:- Betohu se gjithnjë do të thuash të vërtetën e kurrë nuk do të thuash gënjeshtra. Duke e zbatuar këtë këshillë, ai u lirua nga të gjitha veset, dhe të gjitha ato u zhduken një për një. Kurdoherë që ai mendonte të bënte ndonjë mëkat, i binte në mend, nëse do të kapet, do të paraqitej para Profetit të shenjtë s.a.v.s., që i kishte bërë premtim se nuk do të gënjente. Nëse do të thoshte të vërtetën (për mëkatin e bërë), ai ose mund të dënohej ose do të turpërohej. Dalëngadalë, ai u lirua nga të gjitha mëkatet e veta. Pa dyshim, gënjeshtra është rrënja e të gjitha të këqijave.

*(Tefsir Mefatihul Gaib (Et-Tefsirul Kebir) Tefsir sure et-Teuba, ajeti 119, vol. 8, pj. XVI, f. 176, Darul Kutub El-Ilmija, Bejrut, 2004)*

Unë dëshiroj që ta shtjelloj me hollësi këtë temë. Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

ذٰلِكَ ۗ وَمَنْ يُّعَظِّمْ حُرُمٰتِ اللّٰهِ فَهُوَ خَيْرٌ
لَّهٗ عِنْدَ رَبِّهٖ ؕ وَاُحِلَّتْ لَكُمُ الْاَنْعَامُ اِلَّا
مَا يُتْلٰى عَلَيْكُمْ فَاجْتَنِبُوا الرِّجْسَ مِنَ
الْاَوْثَانِ وَاجْتَنِبُوْا قَوْلَ الزُّوْرِ ۙ ٣١

*Pra, është e vërtetë se kush e nderon atë vend, të cilin Allahu e bëri të shenjtë, ky akt i tij është shumë i dobishëm ndaj Zotit të vet. Dhe (o ju besimtarë) ju lejohen të hani kafshët, pos atyre të cilat i përmend Kurani. Pra, shmanguni prej papastërtisë së idhujtarisë, dhe shmanguni prej fjalëve shpifëse (të flasësh gënjeshtrën)!*

*(El-Haxh, 22:31)*

Këtu, në këtë ajet, të gënjyerit përmendet bashkë me shirkun. Më tutje Allahu xh.sh. thotë:

اَلَا لِلّٰهِ الدِّيْنُ الْخَالِصُ ؕ وَالَّذِيْنَ اتَّخَذُوْا
مِنْ دُوْنِهٖٓ اَوْلِيَآءَ ۘ مَا نَعْبُدُهُمْ اِلَّا
لِيُقَرِّبُوْنَآ اِلَى اللّٰهِ زُلْفٰى ؕ اِنَّ اللّٰهَ يَحْكُمُ
بَيْنَهُمْ فِيْ مَا هُمْ فِيْهِ يَخْتَلِفُوْنَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
لَا يَهْدِيْ مَنْ هُوَ كٰذِبٌ كَفَّارٌ ٤

*Dëgjoni, bindja e plotë (feja e vërtetë) i takon vetëm Allahut.*

*Ndërsa ata që në vend të Allahut adhurojnë qenie të tjera duke thënë:-. "Ne i adhurojmë ata vetëm që të na afrojnë më shumë tek Allahu." Vërtet, Allahu do të gjykojë në mes të tyre lidhur me ato çështje rreth të cilave ata nuk pajtohen. Pa dyshim, Allahu nuk i tregon rrugë të drejtë asnjë gënjeshtari dhe mosmirënjohësi.*

*(Ez-Zumar, 39:4)*

Aty ka një hadith tjetër në Sahih Muslim: Hazret Abdullah bin Amrri rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë: -Kushdo që ka këto katër karakteristika, është hipokrit i vërtetë (hipokrit), dhe kushdo që ka njërën prej këtyre karakteristikave, ai ka një element të hipokrizisë derisa ai ta braktisë atë:

1. Kur flet, flet gënjeshtër (kur flet, e përzien të vërtetën me gënjeshtrën, ose flet vetëm gënjeshtra).
2. Kur nënshkruan ndonjë marrëveshje, e prish atë.
3. Kur premton, vepron kundër premtimit (edhe kjo është një lloj gënjeshtre).
4. Kur grindet me dikë, shan dhe përdor një gjuhë të ndyrë.

*(Muslim, Kitabul Iman, Bab Bajan khasailil mynafik, nr. i hadithit 114)*

Të gjitha këto karakteristikat i përkasin gënjeshtrës.

Ka edhe një hadith tjetër: Hazret Imam Maliki r.h. rrëfen se: -Unë kam dëgjuar se Hazret Abdullah bin Masudi r.a thoshte: Ndiq të vërtetën, sepse e vërteta të çon drejt bamirësisë e virtytit, dhe bamirësia dhe virtyti të çojnë drejt xhenetit. Ruaju prej gënjeshtrës, sepse gënjeshtra të çon drejt mosbindjes, kurse mosbindja të çon drejt xhehenemit. A nuk e dini ju se

thuhet se filani tha të vërtetën dhe doli i bindur; ose filani gënjeu dhe u përlye në mëkat?

*(Muata, Imam Malik, Kitabul xhaami' babu ma xha'a fis sidki vel kedhib, hadithi 1859 )*

Po ashtu, ka një hadith në Musnad Ahmad bin Hanbal:

Hazret Ebu Hurejrah r.a rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Kush e fton një fëmijë dhe i thotë:- Eja unë do të jap diçka, e nuk i jep asgjë, kjo do të quhet si gënjeshtër.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 2, f. 452, botuar në Bejrut)*

Kjo pikë është shumë e rëndësishme për edukimin moral të fëmijëve. Duhet të keni parasysh se për edukimin moral të fëmijëve ju nuk duhet të flisni në këtë mënyrë, bile as në formë shakaje. Përndryshe, edhe fëmijët do të mësojnë të thonë gënjeshtra në bisedat e përditshme, dhe kështu gënjeshtra do të bëhet shprehi dhe pjesë e përhershme e jetës së tyre të mëvonshme. Si rezultat i kësaj, ata dalëngadalë do t'i humbasin të gjitha ndjenjat dhe pengesat dhe do të thonë vetëm gënjeshtra.

Hazret Ibne Masudi r.a rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- E vërteta të çon drejt bamirësisë, dhe bamirësia të çon drejt xhenetit. Personi që gjithnjë flet të vërtetën, shkruhet në sy të Allahut si person i ndershëm. Gënjeshtra të çon drejt vesit, dhe vesi të çon drejt xhehenemit; dhe personi që ka zakon të thotë gënjeshtra shkruhet në sy të Allahut gënjeshtar i madh.

*(Sahih Buhari, Kitabul Adab, Bab Kaulullah T'ala "Ja ejjuhal-ledhina amenu ittakullah va kunu ma'as sadikin", hadithi 6094)*

Hazret Abdullah bin Umeri bin r.a. rrëfen se erdhi një njeri te Profeti i shenjtë s.a.v.s. dhe i tha:- O Profet i Allahut! Cila është ajo vepër që e çon njeriun në xhenet? Profeti i shenjtë s.a.v.s. iu përgjigj:- Thënia e së vërtetës. Kur një rob i Allahut thotë të

vërtetën, ai bëhet një rob i bindur, dhe kur ai bëhet rob i bindur, bëhet besimtar i vërtetë, dhe besimtari i vërtetë përfundimisht do të hyjë në xhenet. Ai njeri prapë e pyeti:- Cila është ajo vepër që e çon njeriun në xhehenem? Profeti i shenjtë [s.a.v.s.] iu përgjigj:- Gënjeshtra. Kur dikush thotë gënjeshtra, ai bëhet i padëgjueshëm, dhe padëgjueshmëria është *kufr* (mosbesim), dhe personi që qëndron me vendosmëri në shtegun e *kufrit* përfundimisht hyn në xhehenem.

*(Musnad Ahmad bin hanbal, vol. 2,f. 176, botuar në Bejrut)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. shkruan:

“Kurani i Shenjtë, gënjeshtrën e quan si diçka të neveritshme, dhe thotë:

فَاجْتَنِبُوا الرِّجْسَ مِنَ الْأَوْثَانِ وَاجْتَنِبُوا قَوْلَ الزُّورِ [1]

*Pra, shmanguni prej papastërtisë së idhujtarisë, dhe shmanguni prej fjalëve shpifëse (të flasësh gënjeshtra)!*

Shihni! Këtu gënjeshtra dhe idhujtaria përmenden së bashku. Pa dyshim, gënjeshtra është një idhull, përndryshe askush nuk do ta braktiste të vërtetën. Si një idhull nuk ka ndonjë realitet, përveç se mban një lustër artificiale, ashtu edhe gënjeshtra nuk ka asnjë realitet mbas vetes. Ata që thonë gënjeshtra e humbasin besueshmërinë e tyre, kështu që edhe kur thonë të vërtetën, njerëzit nuk e besojnë më, se ndoshta në bisedën e tyre një pjesë është gënjeshtër. Nëse ata që kanë zakon të thonë gënjeshtra dhe dëshirojnë t’i japin fund kësaj dukurie, nuk është lehtë që ata ta realizojnë dëshirën e tyre. Ata duhet të

[1] (El-Haxh, 22:31)

bëjnë e përpjekje të shumta dhe vetëm, atëherë do të kenë mundësi të fillojnë të thonë të vërtetën.”

*(“Malfuzat”, vol. 3, f. 350, Angli, 1984)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. gjithashtu thotë:

“Gjithashtu, ndër gjendjet natyrore të njeriut është edhe vërtetësia. Natyrisht, njeriu nuk dëshiron të gënjejë, derisa të mos nxitet prej ndonjë motiv egoizmi. Ai mban një urrejtje ndaj gënjeshtrës dhe për këtë arsye zemërohet me atë person për të cilin vërtetohet se gënjen, dhe e nënçmon atë person. Kjo gjendje natyrore nuk mund të quhet moral, sepse edhe fëmijët dhe të marrët mund ta shfaqin këtë veti. Faktikisht, njeriu nuk mund të quhet i vërtetë derisa të mos largohet nga ato qëllime personale e nga ajo dëshirë epshi që e pengojnë atë të thotë të vërtetën. Nëse njeriu thotë të vërtetën aty ku nuk përzihet asnjë interes i tij personal dhe ku ai nuk pëson ndonjë dëm, kurse gënjen aty ku rrezikohen jeta, pasuria dhe nderi i tij, atëherë një njeri i tillë, çfarë epërsie mund të ketë ndaj fëmijëve dhe të marrëve? A nuk thonë të vërtetën edhe të marrët e të miturit? Nuk ka njeri në botë që të gënjejë pa ndonjë shkas. Pra, e vërteta që hidhet poshtë për të shpëtuar nga ndonjë dënim a dëm, nuk mund të quhet e moralshme. Rasti më i rëndësishëm e më karakteristik për të thënë të vërtetën është ai kur rrezikohet jeta, pasuria dhe nderi i njeriut. Lidhur me këtë Kurani na mëson:

فَاجْتَنِبُوا الرِّجْسَ مِنَ الْأَوْثَانِ وَاجْتَنِبُوا قَوْلَ الزُّورِ [1]

وَلَا يَأْبَ الشُّهَدَاءُ إِذَا مَا دُعُوا [1]

[1] (El-Haxh, 22:31)

وَلَا تَكْتُمُوا الشَّهَادَةَ[1] وَمَنْ يَكْتُمْهَا فَإِنَّهُ آثِمٌ قَلْبُهُ [2]

وَإِذَا قُلْتُمْ فَاعْدِلُوا وَلَوْ كَانَ ذَا قُرْبَىٰ [3]

كُونُوا قَوَّامِينَ بِالْقِسْطِ شُهَدَاءَ لِلَّهِ وَلَوْ عَلَىٰ أَنْفُسِكُمْ أَوِ الْوَالِدَيْنِ وَالْأَقْرَبِينَ [4]

وَلَا يَجْرِمَنَّكُمْ شَنَآنُ قَوْمٍ عَلَىٰ أَلَّا تَعْدِلُوا [5]

وَالصَّادِقِينَ وَالصَّادِقَاتِ [6]

وَتَوَاصَوْا بِالْحَقِّ وَتَوَاصَوْا بِالصَّبْرِ [7]

وَالَّذِينَ لَا يَشْهَدُونَ الزُّورَ [8]

Në përkthimin e këtyre ajeteve Hazret Mesihu i Premtuar a.s. shkruan:

*“Shmanguni nga adhurimi i idhujve dhe shmanguni nga të folurit gënjeshtër*.

Ky ajet tregon se edhe të folurit gënjeshtër është si idhull dhe ai që mbështetet në këtë, e humb mbështetjen e Allahut xh.sh. Pra, njeriu që gënjen, i lan duart edhe nga Allahu xh.sh..

*Kur ju thërrasin të jepni dëshmi të vërtetë, atëherë mos*

[1] (El-Bakara, 2:283)
[2] (El-Bakara, 2:284)
[3] (El-Anam, 6:153)
[4] (En-Nisa, 4:136)
[5] (El-Majdah, 5:9)
[6] (El-Ahzab, 33:36)
[7] (El-Asr, 103:4)
[8] (El-Furkan, 25:73)

*refuzoni të jepni dëshmi*
*Dhe mos e fshihni dëshminë e vërtetë. Ai që fsheh dëshminë e vërtetë, ka një zemër mëkatare.*

*Kur të flisni, flisni të vërtetën dhe të drejtë, edhe nëse jeni duke dhënë dëshmi për ndonjë person të afërmin tuaj.*

*Dilni të përpiktë lidhur me drejtësinë e me vërtetësinë, dhe duhet që çdo dëshmi e juaja të vihet në shërbim vetëm e vetëm për hir të Allahut, edhe pse me anë të asaj dëshmie t'i kërcënohet ndonjë dëm jetës suaj a t'u kërcënohet prindërve, farefisnive dhe bijve tuaj etj.*

*Nuk duhet që armiqësia e një kombi t'ju pengojë të silleni me drejtësi, dhe jepni dëshmi të vërtetë.*

*Meshkujt e vërtetë dhe femrat e vërteta*

*Që i nxisin edhe të tjerët të flasin të vërtetën*

*Dhe ata që nuk shoqërohen me gënjeshtarët, do të kenë shpërblime të mëdha prej Allahut."*

*("Islami usul ki filasfi", "Ruhani Khazain", vol. 10, f. 320-321)*

# Ruajuni prej kurvërisë

Kushti i dytë i *Bejtit* përfshin më vete porosinë që njeriu të ruhet prej kurvërisë. Në këtë aspekt, Allahu xh.sh. në Kuran thotë:

وَلَا تَقْرَبُوا الزِّنٰٓى اِنَّهٗ كَانَ فَاحِشَةً ؕ وَسَآءَ سَبِيْلًا

*Dhe mos iu afroni kurvërisë, se me të vërtetë kjo është një punë e fëlliqur dhe një rrugë e shëmtuar.*

*(Beni Israil (El-Isra), 17:33)*

Në një hadith, Muhammed bin Sirin rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. këshilloi sa vijon. Mandej, ai rrëfeu një hadith të gjatë, ku përmendet kjo këshillë se dëlirësia dhe e vërteta janë më të mira dhe më të qëndrueshme në krahasim me kurvërinë dhe gënjeshtrën.

*(Sunan Dare Kutni, Kitabul vasaja, babu majastahabbu bil vasijate minet-tashahudi val kelam)*

Këtu kurvëria dhe gënjeshtra janë përmendur bashkë. Kjo dëshmon dhe vërteton se sa mëkat i madh është të thuash gënjeshtra.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Mos iu afroni kurvërisë. Kjo do të thotë të largohemi nga të gjitha ato raste që na ngacmojnë e na nxisin për këtë punë, dhe të mos ecim rrugëve që na nxisin për këtë vepër të shëmtuar, dhe që na çojnë deri tek kryerja e këtij mëkati. Ai që bën kurvërinë, bën mëkatin më të madh. Rruga e kurvërisë është një rrugë shumë e keqe, që pengon zhvillimin e njeriut, dhe e largon nga caku i qëllimeve të tij, dhe rrezikon arritjen e qëllimeve të jetës. Ata që nuk gjejnë ndonjë zgjidhje për martesë, mund ta ruajnë virgjërinë dhe dëlirësinë e tyre, duke agjëruar, duke mbajtur dietë ose duke i përdorur fuqitë e aftësitë e veta për punë të rënda.”

*(“Islami usul ki filosfi”, “Ruhani Khazain” vol. 10, f. 342)*

Mesihu i Premtuar a.s. na këshillon që të rrimë larg atyre gjërave që mund të na çojnë drejt kurvërisë. Nganjëherë të rinjtë tregohen të pakujdesshëm ndaj këtij fakti dhe e

nënvlerësojnë këtë realitet. Ata shikojnë filma që nuk janë të përshtatshëm dhe që nuk janë për t'i parë. Filma të tillë kanë një nivel shumë të ulët të moralit. Ruajuni prej tyre sepse edhe kjo është një lloj kurvërie.

# Ruajuni prej shikimit të keq

Në kushtin e dytë të *Bejtit* përmendet vesi i tretë prej të cilit ne duhet të ruhemi. Ai është hedhja e shikimit mbi gratë e huaja. Ky njihet me fjalën *gaddebasar*.[1]

Në një hadith, Abu Raihanah rrëfen se ai ishte me Profetin e shenjtë s.a.v.s. në një ekspeditë (betejë), dhe një natë e dëgjoi Profetin e shenjtë s.a.v.s. duke thënë:- Zjarri është i ndaluar për atë sy që rri zgjuar për hir të Allahut xh.sh., dhe zjarri është i ndaluar për atë sy që derdh lot nga frika e Allahut xh.sh.

Abu Sharih rrëfen se ai e dëgjoi një rrëfyes i cili tha se Profeti i shenjtë s.a.v.s. gjithashtu ka thënë:- Zjarri është i ndaluar për atë sy që, në vend të shikojë, ulet kur ai ballafaqohet me diçka që Allahu e ndalon të shikohet. Dhe zjarri gjithashtu është i ndaluar për atë sy që i është shmangur porosive dhe rrugës së Allahut xh.sh.

*(Sunan Darmi, Kitabul Xhihad, Bab fil-ladhi jes'haru fi sabilillahi harisan)*

Në një hadith, Ubadah bin Samit ra rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë: Më garantoni për gjashtë gjëra përkitazi me ju, unë do ta garantoj hyrjen tuaj në Xhenet:

1. Kur flisni, thoni të vërtetën.
2. Kur bëni ndonjë premtim, plotësojeni.

[1] Një term në Kuran, që letrarisht do të thotë: të mbajturit sytë përdhe.

3. Kur ju lihet ndonjë amanet, kthejeni kur kërkohet prapë (pa ndonjë përjashtim).
4. Ruajini organet tuaj të fshehtë.
5. Mbani sytë tuaj të ulur.
6. Frenojini duart tuaja nga padrejtësia e mizoria.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 5, f. 323, botuar në Bejrut)*

Hazret Abu Said Hudri r.a rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Ruajuni nga të ulurit nëpër rrugë. Dikush i tha:- O Profet i Allahut s.a.v.s., ne nuk kemi rrugëdalje tjetër përveç se të ulemi nëpër rrugë. Ai s.a.v.s. tha:- Në këtë rast ju duhet t'i kryeni detyrimet e rrugëve. -Ç'janë detyrimet e rrugëve, e pyetëm ne. Ai u përgjigj:- Detyrimet e rrugëve ju mund t'i kryeni duke ia kthyer përshëndetjen çdo kalimtari, duke i frenuar sytë tuaj, duke ia treguar drejtimin atij që e kërkon, duke dhënë këshilla për punë të mira dhe duke e larguar nga punët e këqija.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 3, f. 61, botuar në Bejrut)*

Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

Lidhur me këtë, Kurani i Shenjtë që jep udhëzime dhe direktiva të përshtatshme përkitazi me dëshirat dhe dobësitë natyrore të njeriut ka përshtatur një shteg shumë të shkëlqyer:

قُلْ لِّلْمُؤْمِنِيْنَ يَغُضُّوْا مِنْ اَبْصَارِهِمْ
وَ يَحْفَظُوْا فُرُوْجَهُمْ ۭ ذٰلِكَ اَزْكٰى لَهُمْ ۭ [1]

[1] (En-Nur, 24:31)

*Thuaju besimtarëve që t'i frenojnë sytë e tyre dhe t'i ruajnë organet sekrete të tyre! Një hobi e tillë do t'u sjellë dëlirësi.*

Fjala *Furuxh* nuk do të thotë vetëm organe të fshehta. Kjo gjithashtu përdoret për çdo vrimë në trupin e njeriut, duke përfshirë edhe veshët. Për këtë arsye ndalohet të dëgjohet kënga e grave të huaja. Mbani mend, është provuar me anë të mijëra e mijëra eksperimenteve se nëse Zoti ndalon për diçka, vjen koha kur njeriu domosdo e frenon veten."

*("Malfuzat", vol. 7, f. 135, Angli, 1984)*

Ai më tutje shkruan:

"Islami në mënyrë të barabartë i detyron të dy – meshkuj e femra – t'i respektojnë këto kushte. Siç detyrohen gratë të mbulohen me vel, ashtu edhe meshkujt detyrohen t'i mbajnë të ulur sytë e tyre. Namazi, agjërimi, zekati, haxhillëku, dallim midis haramit e hallallit, largimi nga zakonet jo islamike, duke i respektuar urdhrat e Allahut xh.sh., të gjitha këto janë ato urdhra që e bëjnë shumë të ngushtë derën e Islamit, dhe, për këtë arsye, nuk mund të hyjë çdokush në këtë derë."

*("Malfuzat", vol. 5, f. 614, Indi, 2003)*

Me këtë bëhet e qartë që meshkujt duhet t'i mbajnë të ulur sytë e tyre. Turpi nuk është vetëm për gra, por edhe meshkujt duhet të kenë turp.

Ai vazhdon:

"Allahu xh.sh. jo vetëm që jep mësimet e larta për të fituar virgjërinë e dëlirësinë, por na ofron edhe pesë ilaçe për të qenë i pastër dhe i dëlirë. Këto janë: T'i frenosh sytë e tu, që të mos shikojnë ato femra me të cilat mashkulli mund të martohet; t'i ruash veshët e tu që të mos dëgjojnë zërin e tyre e bile as të dëgjojnë rrëfimet e bukurisë së tyre; ta largosh veten nga të

gjitha rastet që e nxisin njeriun për të bërë vepra të këqija; dhe të agjërosh, po qe se je beqar.”

Ai thotë:
“Ne me plot besim mund të pohojmë se ky mësim së bashku me këto ilaçe, që jep Kurani, është i lidhur ngushtë vetëm me Islamin dhe është karakteristika e tij e veçantë. Duhet mbajtur në mend se gjendja natyrore e njeriut që është burim kryesor i të gjitha pasioneve të tij, është ajo gjendje prej së cilës njeriu s’mund të largohet, pa bërë vet një ndryshim dhe shndërrim të përsosur e të dukshëm, sepse epshet e tij në rastet e përmendura më lart, nuk mund të rrinë të frenuara, por e ngacmojnë dhe e nxisin njeriun për mëkate, dhe mund të themi se ato ballafaqohen me rreziqe. Prandaj, Allahu xh.sh. nuk na mëson që t’i shikojmë pa pengesë femrat e huaja dhe t’i shikojmë bukuritë dhe stolitë dhe vallëzimet e tyre, as me shikime të mira, e as me ato të këqija, por, përkundrazi, na mëson që të mos i shikojmë fare. Po ashtu, Kurani i Shenjtë nuk na mëson që ta dëgjojmë këngën e vajzave të huaja e as t’i dëgjojmë rrëfimet e bukurisë së tyre, as me mendje të pastër, as me të keqe, por, përkundrazi, duhet që të urrejmë të dëgjuarit e të shikuarit e tyre, ashtu siç e urrejmë coftirën (ngordhësirën), që të mos shmangemi e të mos rrëzohemi. Është e mundur që shikimet tona të pafrenuara, të bëhen shkak i degjenerimit dhe i shmangies tonë nga rruga e drejtë. Meqë, Allahu xh.sh. dëshiron që sytë tanë, zemrat tona dhe dëshirat tona të gjitha këto të jenë të pastra, ndaj na jep këto mësime të larta dhe të bukura. Pa dyshim, shfrenimi e shkakton degjenerimin tonë. Nëse qenit të uritur i hedhim bukë të freskët, është gabim që të shpresojmë se ai nuk do ta hajë. Për këtë arsye, Allahu xh.sh. dëshiron që të mos u jepen aftësive të njeriut raste të veprimeve të fshehta dhe të mos paraqitet ndonjë rast me të cilin epshet dhe tendencat e tij të këqija të ngacmohen.”

*(“Islami usul ki filosfi”, “Ruhani Khazain”, vol. 10, f. 343-344)*

# Ruajuni prej mbrapshtisë dhe imoralitetit

Po ashtu, kushti i dytë përfshin në vete edhe mësimin që të ruhemi prej mbrapshtisë e imoralitetit. Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

وَاعْلَمُوْٓا اَنَّ فِيْكُمْ رَسُوْلَ اللّٰهِ ۭ لَوْ
يُطِيْعُكُمْ فِيْ كَثِيْرٍ مِّنَ الْاَمْرِ لَعَنِتُّمْ
وَلٰكِنَّ اللّٰهَ حَبَّبَ اِلَيْكُمُ الْاِيْمَانَ
وَزَيَّنَهٗ فِيْ قُلُوْبِكُمْ وَكَرَّهَ اِلَيْكُمُ الْكُفْرَ
وَالْفُسُوْقَ وَالْعِصْيَانَ ۭ اُولٰۗىِٕكَ هُمُ
الرّٰشِدُوْنَ ۝

*Dhe ta dini se Profeti i Allahut është në mesin tuaj. Nëse ai ju dëgjon juve në shumë çështje tuaja, ju me siguri do të shqetësoheni, por Allahu e bëri të dashur besimin në sytë tuaj dhe të bukur në zemrat tuaja, kurse mosbesimin, shfrenimin dhe padëgjueshmërinë e bëri të urrejtshëm për ju. Të tillët janë ata që janë të përudhur.*

*(El-Huxhurat, 49:8)*

Në një hadith Hazret Asvadi [r.z.] transmeton nga Hazret Abu Hurejrah [r.z.], se Profeti i shenjtë [s.a.v.s.] ka thënë:- Kur dikush prej jush agjëron, ai nuk duhet të bëjë lapërdhi, as nuk duhet të flasë fjalë të ndyra ose fjalë të padenja. Nëse dikush sillet me të në mënyrë të pahijshme e injorante, ai thjeshtë duhet t'i thotë: -Më

fal, unë jam me agjërim.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 2, f. 356, Bejrut)*

Profeti i shenjtë s.a.v.s. gjithashtu ka thënë: -Të grindesh me ndonjë besimtar është mbrapshti, dhe të luftosh me të është *kufr* (mosbesimi).

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 1, f. 439, Bejrut)*

Abdur Rahman bin Shibl rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë: Tregtarët janë njerëz të ligj. Rrëfyesi i tha: O Profet i Allahut! Allahu xh.sh. a nuk e bëri të lejueshme tregtinë? Profeti i shenjtë s.a.v.s. iu përgjigj: Përse jo? Por kur ata bëjnë pazarllëkun, ata gënjejnë dhe e ngrenë lart çmimin, duke u betuar.

Rrëfyesi shton se: Profeti i shenjtë s.a.v.s. më tutje tha:- Njerëzit e ligj do të shkojnë në xhehenem. Është pyetur se cilët janë të ligjtë? Ai u përgjigj:- Po ka edhe gra që janë të liga. Një njeri e pyeti: -O Profet i Allahut! A nuk janë ato nënat, motrat dhe gratë tona? Ai u përgjigj: Përse jo? Kur atyre u jepet diçka, ato nuk janë mirënjohëse; dhe kur u bie ndonjë vështirësi a vuajtje, ato nuk shprehin durim.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 3, f. 428, Bejrut)*

Pra, tregtarët duhet të mendojnë për këtë hadith. Tregtia e pastër është një kusht i *Bejtit*.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Vërtetohet nga Kurani që njeriu i lig meriton të dënohet para mosbesimtarit ... Kjo është praktika e Allahut xh.sh. se kur një komb bëhet i lig dhe i pandershëm, atëherë një komb tjetër paraqitet që ta sundojë."

*("Malfuzat", vol. 2, f. 653, Indi, 2003)*

Mandej tha:

“Kur mbrapshtia dhe pandershmëria e tyre i tejkaloi kufijtë e vet, dhe njerëzit filluan t’i nënçmonin urdhrat e Allahut xh.sh, dhe t’i urrenin e t’i përdhosnin Shenjat e Allahut xh.sh, dhe ata u krodhën në dashurinë e në kënaqësitë e kësaj bote materiale, atëherë Allahu xh.sh. i zhduku me anë të Halakut e Çengiz Hanit. Është shkruar se në atë kohë nga qielli dëgjohej një zë:

أَيُّهَا الْكُفَّارُ اُقْتُلُوْا الْفُجَّار [1]

Shkurt, personi i lig është më i rrëzuar në sy të Allahut xh.sh. dhe urrehet më shumë se sa një mosbesimtar.”

*(“Malfuzat”, vol. 3, f. 108, Indi, 2003)*

Më tutje thotë:
“Lutja e një të ligu tiran nuk pranohet, sepse ai është i pakujdesshëm ndaj Allahut xh.sh., e kështu edhe Allahu xh.sh nuk kujdeset për të. Nëse një djalë është i pakujdesshëm ndaj detyrave që ka ndaj prindërve të tij, i ati nuk tregon asnjë kujdes për të, për shkak të mosbindjes së tij. Atëherë, përse, pra, Allahu xh.sh. të tregojë kujdes ndaj njerëzve të tillë?”

*(Gazeta “El-Bedër”, vol. 2, nr. 4, 13 shkurt 1903, f. 28, kolona 2-3)*

# Mos bëni mizori

Kushti i dytë i *Bejtit* kërkon prej nesh të mos bëjmë mizori.

Kurani i Shenjtë thotë:

---

[1] D.m.th *‘O mosbesimtarë! Vritini të ligjtë!’*

فَاخْتَلَفَ الْأَحْزَابُ مِنْ بَيْنِهِمْ ۚ فَوَيْلٌ
لِّلَّذِينَ ظَلَمُوا مِنْ عَذَابِ يَوْمٍ أَلِيمٍ ﴿٦٦﴾

*Por, grupe opozitare u përçanë në mes tyre. Pra, mizorët do të kenë ndëshkimin e një dite të tmerrshme.*

*(Ez-Zukhruf, 43:66)*

Hazret Xhabiri r.a rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:- Ruajuni prej mizorisë, sepse mizoria do të paraqitet në Ditën e Kiametit duke u shndërruar në errësirë. Ruajuni prej lakmisë, koprracisë dhe prej smirës e zilisë, sepse lakmia, koprracia dhe zilia janë ato vese që i shkatërruan kombet e mëparshme, i nxitën për gjakderdhje dhe që të përdhosnin gjërat e shenjta.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 3, f. 323)*

Po ashtu, t'ia heqësh të drejtën dikujt është mizori. Hazret Abdullah bin Masudi r.a. rrëfen duke thënë se unë e pyeta Profetin e Allahut:- O Profet i Allahut! Cila është mizoria më e madhe? Profeti i Allahut m'u përgjigj:- Mizoria më e madhe është që një vëlla ia rrëmben vëllait të vet një pëllëmbë tokë. Në Ditën e Kiametit, një guralec nga toka e rrëmbyer do të shndërrohet në një qafore që do t'i varet në qafë; dhe askush nuk e di thellësinë e tokës përveç Allahut xh.sh. e ka krijuar atë.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 1, f. 396, botuar në Bejrut)*

Disa njerëz nuk i plotësojnë detyrat ndaj motrave, vëllezërve dhe fqinjëve, ose në mënyrë të paligjshme i rrëmbejnë pasuritë e të tjerëve dhe e pushtojnë tokën e tyre. Pra, ju duhet të mendoni për këtë. Duke qenë ahmadi, kur kemi bërë *Bejt*, duke e pranuar këtë kusht që ne nuk do t'ia heqim askujt të drejtën e as nuk do të bëjmë mizori, ne duhet t'i frikësohemi shumë

Allahut xh.sh. lidhur me këtë aspekt.

Ka një hadith ku Hazret Abu Hurejrah r.a rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- A e dini ju se kush është i vobektë? Ne iu përgjigjëm:- I vobektë prej nesh është ai që nuk ka të holla e as pronësi. Ai tha:- I vobektë në ummetin tim do të jetë ai që në Ditën e Kiametit do të ketë me vete regjistrin e namazit, agjërimit dhe të zekatit; por ai do të ketë sharë dikë, do të ketë shpifur për dikë pandershmërisht në mënyrë të rreme, do ta ketë përvetësuar pasurinë e dikujt, do ta ketë derdhur gjakun e dikujt dhe do të ketë rrahur dikë. Pra, bamirësitë e atij do të hidhen në prehrin e atyre të shtypurve. Po nëse nuk do të dalin të mjaftueshme bamirësitë e tij, atëherë mëkatet dhe gabimet e atyre do të mbarten në llogarinë e tij dhe ai do të hidhet në zjarr.

*(Sahih Muslim, Kitabul birri ves silah, Bab Tehrimiz Zulm, hadithi 6474)*

Tani, mendoni pak për këtë çështje. Secili nga ne që do të bëjë mëkate të tilla duhet të ketë frikën e Allahut xh.sh. Allahu xh.sh. na ruajt që gjithsecili prej nesh të paraqitet me këtë varfëri në oborrin e Allahut xh.sh.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Të gjithë anëtarët e Xhematit tim që janë të pranishëm këtu apo janë në vendbanimet e tyre duhet të dëgjojnë me kujdes e me vëmendje të plotë këtë këshillë! Qëllimi kryesor për të cilin ata e përqafojnë këtë Xhemat dhe krijojnë e forcojnë lidhshmërinë e dyanshme me mua si mësues – nxënës shpirtëror është që ata duhet të arrijnë gradën më të lartë të qëndrimeve e të sjelljeve të mira dhe të devotshmërisë. Dhe asnjë punë e mbrapshtë, sherr ose pandershmëri nuk duhet që t’u afrohet atyre. Ata duhet të falen rregullisht pesë namaze të përditshme, ata nuk duhet të thonë gënjeshtra, e as nuk duhet

të marrin njeri nëpër gojë, me thashetheme. Ata nuk duhet të kryejnë ndonjë pandershmëri, e as nuk duhet që të mendojnë për ndonjë sherr, mizori ose rrëmujë e çrregullim. Ata duhet t'u shmangen të gjitha llojeve të mëkatit, krimeve, veprave të papëlqyera, pasioneve dhe sjelljeve të pahijshme. Ata duhet të bëhen robër zemërpastër e të përunjur të Allahut xh.sh., dhe nuk duhet që ndonjë brumë helmues të zërë vend në qeniet e tyre.... Simpatia ndaj të gjithë qenieve njerëzore duhet të jetë principi i tyre, dhe ata duhet t'i frikësohen Allahut xh.sh. Ata duhet të ruajnë gjuhën, duart e mendimet e tyre nga çdo lloj papastërtie, çrregullimi dhe pabesie. Ata duhet të falin rregullisht pesë namaze të përditshme. Ata duhet t'u shmangen çdo lloj keqbërësi, shkeljeje, tradhtie, mitmarrje, kundërvajtjeje dhe anshmërie. Ata nuk duhet të ulen me shoqërues të këqij. Nëse vërtetohet që ndokush që ju shoqëron nuk i respekton urdhrat e Allahut xh.sh.... ose që nuk u jep rëndësi e kujdes të drejtave të njerëzve, ose është njeri mizor e sherrxhi, që ka sjellje të këqija, dhe që përpiqet t'i mashtrojë robërit e Allahut xh.sh., duke folur fjalë të ndyra, ose duke abuzuar e shpifur për të tjerët, atëherë është detyra juaj që ta shkulni këtë të keqe nga mesi juaj dhe të ruheni prej këtij personi se është i rrezikshëm. Ata nuk duhet t'u sjellin dëm ose sherr ithtarëve të ndonjë feje, ose anëtarëve të ndonjë fisi a grupi. Bëhuni mirëdashës për të gjithë. Por, keni kujdes që  me njerëzit sherrxhinj, të çoroditur, të pabindur dhe të pamoralshëm të mos shoqëroheni në asnjë mënyrë, e as nuk duhet që ata të banojnë në vendbanimet tuaja, sepse mund të bëhen shkak për pengimin tuaj."

Gjithashtu ai tha:

"Këto janë ato çështje dhe kushte për të cilat jam duke folur nga fillimi, dhe është detyra e çdo anëtari të Xhematit tim që të punojë e të veprojë sipas këtyre këshillave. Nuk duhet që në bisedat tuaja ju të përdorni fjalë të pahijshme, tallje ose

përqeshje. Ju duhet të ecni në tokë me zemër të pastër, me karakter të denjë dhe me mendime të ndershme. Dhe duhet të mbani në mend se çdo sherr nuk shmanget vetëm duke luftuar kundër tij. Prandaj, rriteni pasionin për të falur dhe për të qenë zemërgjerë ndaj gabimeve të të tjerëve, dhe silluni me butësi e të jini të përmbajtur ndaj tyre. Nuk duhet ta sulmoni askënd në mënyrë të padrejtë, dhe duhet t'i kontrolloni pasionet tuaja. Nëse merrni pjesë në ndonjë diskutim, ose bëni debat fetar, atëherë shprehini pikëpamjet tuaja me fjalë të buta e me sjellje të hijshme. Nëse dikush sillet keq ndaj jush, largohuni menjëherë me mirësjellje prej atij kuvendi. duke bërë përshëndetje. Nëse ju përndjekin, ju shajnë ose thonë fjalë të ndyra për ju, atëherë ju duhet të keni kujdes që të mos i bëni qëndresë budallallëkut me budallallëk, përndryshe juve do t'iu fusin në të njëjtën kategori me kundërshtarët tuaj. Allahu xh.sh. dëshiron që t'ju bëjë një Xhemat të tillë që ju të jini shembull i bamirësisë e i vërtetësisë për tërë botën. Pra, nxitoni ta hiqni atë person nga mesi juaj që është shembull i së keqes, i sherrit, i provokimit dhe i sjelljeve të këqija. Ai që nuk mund të jetojë në mesin tonë me përulësi, me bamirësi dhe me dëlirësi, dhe që nuk mund të përdorë një gjuhë të butë e as nuk mund të shfaqë sjellje të mira, duhet që sa më shpejtë të ndahet prej nesh, sepse Zoti ynë nuk dëshiron që një person i tillë të jetojë në mesin tonë. Ai do të vdesë mjerueshëm, sepse ai nuk e ka përshtatur rrugën e bamirësisë. Prandaj, bëhuni të kujdesshëm, dhe sinqerisht bëhuni zemërmirë, fisnikë dhe të vërtetë! Ju do të njiheni kështu me anë të namazeve tuaja të përditshme dhe me anë të cilësive tuaja të larta morale. Ai që në natyrën e vet mban farën e keqbërësisë, nuk do të mund t'i përshtatet kësaj këshille."

*(Ishtihar, më 29 maj 1898, Tablighe Risalat, vol. 7, f. 42-44)*

# Ruajuni prej tradhtisë

Allahu xh.sh. lidhur me tradhtinë thotë:

وَلَا تُجَادِلْ عَنِ الَّذِيْنَ يَخْتَانُوْنَ
اَنْفُسَهُمْ ۚ اِنَّ اللّٰهَ لَا يُحِبُّ مَنْ كَانَ خَوَّانًا
اَثِيْمًا

*Dhe mos u grind në emër të atyre që kanë dalë të pabesë ndaj vetvetes. Vërtet, Allahu nuk e do atë që është i pabesë dhe mëkatar i madh.*

*(En-Nisa, 4:108)*

Sipas një hadithi:

Hazret Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë: Nëse dikush të lë diçka si amanet, ktheja kur e kërkon ai. Dhe as mos u sillni me tradhti, bile as me atë që u soll me tradhti me ju.

*(Sunen Abu Daud, Kitabul buju, Ebuabul ixharah, Bab fir rexhuli ja'hudhu hek-kahu..., hadithi 3534)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:
"Faktori i dytë që lidhet me ato norma që e largojnë njeriun nga veprat e këqija është ndershmëria dhe integriteti. Kjo do të thotë se ti nuk duhet të kënaqesh kur e trazon dikë, duke ia rrëmbyer qëllimisht, me dhunë dhe në mënyrë të palejueshme pasurinë e tij. Ndershmëria dhe integriteti i është dhuruar nga natyra njeriut. Për këtë arsye, edhe një fëmijë që akoma është në moshë të vogël dhe nuk është mësuar me zakone të këqija, e urren aq shumë mallin e huaj sa që nuk i pranon lehtë as sisët e ndonjë gruaje tjetër kur ia japim për të pirë."

*("Islami usul ki filosfi", "Ruhani Khazain", vol. 10, f. 344)*

# Ruajuni prej sherrit

Allahu xh.sh. lidhur me sherrin thotë:

وَابْتَغِ فِيمَا آتَاكَ اللَّهُ الدَّارَ الْآخِرَةَ وَلَا
تَنْسَ نَصِيبَكَ مِنَ الدُّنْيَا وَأَحْسِنْ كَمَا
أَحْسَنَ اللَّهُ إِلَيْكَ وَلَا تَبْغِ الْفَسَادَ فِي
الْأَرْضِ إِنَّ اللَّهَ لَا يُحِبُّ الْمُفْسِدِينَ ﴿٧٨﴾

*Dhe kërko prej asaj që Allahu të ka dhuruar ty, shtëpinë e Ahiretit, dhe mos e le pas dore pjesën tënde të kësaj bote, dhe sillu mirë ndaj të tjerëve ashtu siç u soll mirë Zoti ndaj teje, dhe mos dëshiro çrregullim nëpër tokë. Vërtet, Allahu nuk i do ata që krijojnë çrregullime.*

*(El-Kases, 28:78)*

Hazret Muaz bin Xhebali r.a rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë: -Luftimi është dy llojesh. Në llojin e parë, njeriu për hir të kënaqësisë së Allahut xh.sh. lufton nën udhëheqjen e Imamit. Ky njeri e shpenzon pasurinë e tij më të mirë në rrugën e Allahut xh.sh., krijon lehtësira për bashkudhëtarin e vet, dhe largohet prej sherrit. Pra, të gjitha veprat e tij, që kryhen gjatë gjumit e zgjimit, meritojnë të shpërblehen. Po në anën tjetër, ka që luftojnë për krenari, mburrje, për t'u dukur dhe për ta reklamuar trimërinë e vet. Një njeri i tillë nuk e dëgjon Imamin, dhe krijon sherr e potere nëpër tokë. Pra, njeriu i tillë kurrë nuk mund të jetë njësoj me atë që përmendëm më lart.

*(Sunan Abu Daud, Kitabul Xhihad, Bab fi manj-jegzu ve jeltamisud dunia)*

Hazrete Asma binte Jazid rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- A t'ju tregoj për njerëzit më të mirë? Es-habët e tij thanë:- Përse jo, pa tjetër na tregoni, o Profet i Allahut! Ai tha:- Njerëzit më të mirë janë ata që kur shohin ndonjë gjë të bukur,

angazhohen në kujtimin e Allahut. Pastaj ai tha:- A t'ju tregoj për njerëzit më sherrxhinj? Njerëzit më sherrxhinj janë ata që kanë zakon të përgojojnë të tjerët, dhe që krijojnë grindje midis njerëzve të dashur. Dëshira e tyre gjithnjë është që robërit e bindur të Allahut xh.sh. të përlyhen në mëkat.

*(Musnad Ahmad bin Hambel, vol. 6, f. 459, Bejrut)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:
"Nuk duhet që të grindeni me ata që ju braktisin për shkak se ju keni përqafuar atë Xhemat, të cilin Allahu xh.sh. e themeloi Vetë; përkundrazi ju duhet t'i luteni në vetmi Allahut për ata që Ai. t'u falë edhe atyre intuitë, mprehtësi e perceptim që Ai ju ka dhuruar me anë të mëshirës së vet. Duhet që ju me anë të shembullit tuaj të mirë dhe me anë të sjelljeve të mira, të vërtetoni se ju e keni gjetur rrugën e drejtë. Dëgjoni! Unë jam dërguar që t'ju këshilloj gjithnjë që të largoheni prej të gjitha rasteve, të grindjeve e rrëmujave. Tregoni durim, edhe nëse ju shan dikush. Kthejani të keqen me të mirë. Nëse dikush grindet me ju, përvidhuni nga atje ose përgjigjuni me fjalë të buta ... Nuk më pëlqen kur dëgjoj që dikush, duke qenë anëtar i këtij Xhemati, është grindur me dikë. Po ashtu, edhe Allahu xh.sh. nuk dëshiron që ai Xhemat që është themeluar për të krijuar shembull të mirë për tërë njerëzimin, të zërë një rrugë të tillë që nuk është rruga e devotshmërisë. Pa dyshim, unë ju tregoj se Allahu xh.sh. i jep kësaj çështjeje rëndësi aq të madhe sa që nëse dikush, që deklaron dhe e pranon anëtarësinë e këtij Xhemati, nuk tregon durim dhe përmbajtje,ai as nuk i përket e as nuk i takon këtij Xhemati. Shkaku më i madh i ngacmimit tuaj mund të jetë që njerëzit të më shajnë mua me sharje më banale, por ju duhet t'ia lini këtë çështje Allahut xh.sh. për gjykim. Ju nuk mund ta gjykoni këtë. Lëreni çështjen time te Allahu xh.sh.; ju duhet që të tregoheni të durueshëm e të përmbajtur kur t'i dëgjoni këto sharje e fyerje."

*("Malfuzat", vol. 4, f. 157, Indi, 2003)*

# Ruajuni prej rrugëve të rebelizmit

Kushti i dytë i *Bejtit* gjithashtu kërkon që bejtbërësi ta ruajë veten nga të gjitha rrugët e rebelizmit. Duke shpjeguar dy ajete të Sures *El-Bakarah* të Kuranit, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

وَقٰتِلُوْهُمْ حَتّٰى لَا تَكُوْنَ فِتْنَةٌ وَّ يَكُوْنَ الدِّيْنُ لِلّٰهِ [1]

*Dhe luftoni kundër tyre derisa të zhduket rebelizmi, dhe të eliminohen të gjitha pengesat në rrugën e fesë, e feja të mbetet vetëm për Allahun.*”

Pastaj vazhdon:

قُلْ قِتَالٌ فِيْهِ كَبِيْرٌ ۭ وَصَدٌّ عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ
وَكُفْرٌۢ بِهٖ وَالْمَسْجِدِ الْحَرَامِ ۚ وَ اِخْرَاجُ
اَهْلِهٖ مِنْهُ اَكْبَرُ عِنْدَ اللّٰهِ ۚ وَالْفِتْنَةُ
اَكْبَرُ مِنَ الْقَتْلِ ۭ وَلَا يَزَالُوْنَ يُقَاتِلُوْنَكُمْ
حَتّٰى يَرُدُّوْكُمْ عَنْ دِيْنِكُمْ اِنِ اسْتَطَاعُوْا ۭ [2]

*Luftimi në qytetin e shenjtë Mekka është një mëkat i urryer, por t'i pengosh njerëzit nga rruga e Allahut dhe të adoptosh mosbesimin, e t'i dëbosh besimtarët nga Xhamia e Shenjtë është një mëkat shumë më i urryer në sy të Allahut. Dhe rebelizëm, do të thotë të prishësh qetësinë dhe rendin publik është një mëkat më i madh dhe më i neveritshëm se sa vrasja.”*

[1] (El-Bakara, 2:194)
[2] (El-Bakara, 2:218)

*(Xhenge Mukaddas, "Ruhani Khazain", vol. 6, f. 255)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. gjithashtu thotë:
"Unë shoh se disa njerëz injorantë e sherrxhinj hindu e myslimanë zhvillojnë disa veprimtari kundër qeverisë, nga ku shfaqet era e rebelizmit. Unë mendoj se do të vijë koha kur rrugët e rebelizmit do të hapen në zemrat e tyre. Prandaj, unë i këshilloj anëtarët e Xhematit tim që jetojnë në vende të ndryshme të Penxhabit[1] e të Indisë, numri i të cilëve, me mëshirën e Allahut, arrin më shumë se disa qindra mijëra, që ta mbajnë mend këtë mësim timin, të cilin unë e kam shpjeguar para tyre me anë të shkrimeve e të ligjëratave të mia gjatë 26 viteve të kaluara, që ata sinqerisht duhet t'i dalin besnikë kësaj qeverie që bëri e shfaqi mirënjohje të mëdha ndaj nesh ... Mbani mend mirë e mirë, se njeriu që ka mendime të fshehta rebelizmi në mendjen e tij kundër kësaj qeverie, nuk mund të jetë në Xhematin tim. Dhe sipas meje, kjo është paturpësi e madhe që të dalim mosmirënjohës ndaj asaj qeverie që na shpëtoi neve nga kthetrat e tiranëve, dhe nën hijen e së cilës jemi duke bërë përparime dhe zhvillime të vazhdueshme. Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

*"Shpërblimi i së mirës nuk është diçka tjetër përveç së mirës."*[2]

Në një hadith, Profeti i shenjtë s.a.v.s. thotë: Ai që nuk i del mirënjohës njeriut, nuk i del as Allahut. Imagjinoni për një çast, nëse ju do të dilni jashtë mbrojtjes së kësaj qeverie, ku do të gjeni strehim? Përmendeni ndonjë qeveri që mund t'ju japë strehim e sigurim. Çdo shtet islamik kërcëllon dhëmbët që t'ju vrasë, sepse në sy të tyre ju jeni mosbesimtarë dhe apostat (dezertorë). Pra, dilni mirënjohës ndaj këtij favori të Allahut ...

[1] Një krahinë në Indi
[2] (Er-Rrahman, 55:61)

Përhapja e doktrinës se do të paraqitet një Imam Mahdi gjakatar që do t'i burgosë të gjithë mbretërit e krishterë është një doktrinë e trilluar e shpikur që i bëri të zeza e të gurta zemrat e kundërshtarëve tanë myslimanë. Ata që mbrojnë doktrina të tilla janë njerëz të rrezikshëm. Dhe doktrina të tilla dikur mund të bëhen shkak rebelizmi për njerëzit injorantë, bile domosdo do të bëhen. Për këtë arsye, ne përpiqemi që myslimanët të lirohen nga prangat e doktrinave të tilla. Mbani mend, se ajo fe që është larg nga simpatia njerëzore nuk mund të jetë prej Allahut xh.sh. Allahu xh.sh. na mësoi: Bëhuni të mëshirshëm në tokë, që të mëshiroheni në qiell."

*(Maxhmua Ishtiharat, vol. 3, f. 582-585)*

# Mos u mposhtni nga pasionet

Kushti i dytë i *Bejtit* që ia tërheq vëmendjen bejtbërësit është ai që të mos mposhtet nga pasionet.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Paskëtaj vjen niveli i katërt i zhvillimit shpirtëror që është përmendur në këtë ajet:

وَالَّذِيْنَ هُمْ لِفُرُوْجِهِمْ حٰفِظُوْنَ[1]

Domethënë besimtarët më të mirë se ata të nivelit të tretë janë ata që shpëtojnë nga epshet e ndaluara dhe dëshirat e tyre fizike. Ky nivel është më i avancuar nga niveli i tretë sepse, në nivelin e tretë besimtari sakrifikon vetëm paratë e tij të shtrenjta në rrugën e Zotit, kurse besimtari i nivelit të katërt sakrifikon një gjë akoma më të dashur që janë epshet e tij të

[1] *"Ata i ruajnë organet e tyre të fshehta."* (El-Muminun, 23:6)

preferuara. Sepse njeriu është dhënë aq shumë pas epsheve të veta saqë për t’i plotësuar ato ai mund t’i derdhë si ujë edhe parat e tij të vyera dhe shkatërron mijëra e mijëra lekë për këtë. Pra, për të plotësuar epshet ai nuk i vlerëson fare paratë e tij. Siç shikojmë që edhe një kurnac i madh, i cili nga koprracia nuk i jep asnjë lekë një të varfri, të urituri a të zhveshuri, u jep mijëra lekë prostitutave për t’i plotësuar epshet.

Pra, kuptuam që furia e epsheve është aq e forte saqë mund ta mposhtë edhe koprracinë. Është shumë e qartë se fuqia e atij besimi, nëpërmjet së cilës njeriu shpëton nga furia e epsheve, është shumë më e palëkundur dhe shumë më e fortë dhe e qëndrueshme për të luftuar nga sulmet e shejtanit sesa ajo fuqi e besimit e cila heq koprracinë dhe shpenzon paratë e shtrenjta në rrugën e Zotit. Sepse puna e besimit në nivelin e katërt është që të shtypë e të mbysë gjarprin e vjetër të *Nefsit Ammarah* [instinkti i njeriut që e urdhëron dhe e nxit për të keqen], ndërsa koprracia asgjësohet edhe duke plotësuar epshet ose duke bërë vepra të mira për t’u shtirur. Furtuna e epsheve është shumë e fortë dhe zgjat shumë, ajo mund të largohet vetëm përmes mëshirës së Zotit.

Dhe sikundër në të gjitha pjesët e trupit të njeriut, kocka është ajo që është më e forta dhe që ka më shumë jetë, në të njëjtën mënyrë besimi për ta larguar furtunën e epsheve është shumë e fortë dhe shumë e qëndrueshme. Por ajo furtunë është aq e fuqishme dhe nuk mund të largohet përveçse me anë të mëshirës së veçantë të Zotit. Për këtë arsye Hazret Jusufi kishte thënë:

[1] وَمَآ أُبَرِّئُ نَفْسِيٓ ۚ إِنَّ ٱلنَّفْسَ لَأَمَّارَةٌۢ بِٱلسُّوٓءِ إِلَّا مَا رَحِمَ رَبِّيٓ

[1] (Jusuf, 12:54)

*Dhe unë nuk e shfajësoj veten, sepse nefsi është fortë i prirur për të urdhëruar për të keqen, dhe është e pamundur që të shpëtoj nga sulmet e tij përveç atij që e mëshiron Vetë Zoti.*

Në këtë ajet janë fjalët *“Illa Ma Rrahima Rabbi”* [d.m.th. *“përveç atij që e mëshiron Zoti im”*], dhe afërsisht të njëjtat fjalë janë përmendur edhe rreth furtunës së famshme të Nuhut, ku Allahu i Madhëruar thotë:

لَا عَاصِمَ الْيَوْمَ مِنْ اَمْرِ اللّٰهِ اِلَّا مَنْ رَّحِمَ [1]

Kjo tregon që furtuna e epsheve, në fuqinë dhe në madhështinë e saj, është e ngjashme me furtunën e Nuhut.”

*(“Barahine Ahmadia”, vol. 5, “Ruhani Khazain”, vol. 21, f. 205-206)*

Shkurt, epshet seksuale gjithnjë mundohen e përpiqen t’ju mposhtin. Por, ju duhet që përherë të ruheni prej tyre, duke kërkuar gjithnjë mëshirën e Allahut. Në këto ditë, janë hapur shumë rrugë të tjera të epsheve seksuale. Prandaj sot, ka më shumë nevojë të bëjmë lutje të shumta në oborrin e Allahut, duke iu gjunjëzuar Atij e duke kërkuar mëshirën e Tij.

اَلَا لِلّٰهِ الدِّيْنُ الْخَالِصُ ؕ وَالَّذِيْنَ اتَّخَذُوْا
مِنْ دُوْنِهٖۤ اَوْلِيَآءَ ۘ مَا نَعْبُدُهُمْ اِلَّا
لِيُقَرِّبُوْنَاۤ اِلَى اللّٰهِ زُلْفٰى ؕ اِنَّ اللّٰهَ يَحْكُمُ
بَيْنَهُمْ فِيْ مَا هُمْ فِيْهِ يَخْتَلِفُوْنَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
لَا يَهْدِيْ مَنْ هُوَ كٰذِبٌ كَفَّارٌ ۝

[1] *“Sot s’ka kush ta mbrojë dikë nga dekreti i ndëshkimit të Allahut, përveç atij të cilin e mëshiron Ai vetë.”* (Hud, 11:44)

*Dëgjoni, bindja e plotë (feja e vërtetë) i takon vetëm Allahut. Ndërsa ata që në vend të Allahut adhurojnë qenie të tjera duke thënë:-. 'Ne i adhurojmë ata vetëm që të na afrojnë më shumë tek Allahu.' Vërtet, Allahu do të gjykojë në mes të tyre lidhur me ato çështje rreth të cilave ata nuk pajtohen. Pa dyshim, Allahu nuk i tregon rrugë të drejtë asnjë gënjeshtari dhe mosmirënjohësi.*

*(Ez-Zumar, 39:4)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Besoni vetëm atë Zot, qenia e të cilit është e vërtetuar plotësisht nga Tevrati, Ungjilli e nga Kurani i Shenjtë. Mos krijoni ndonjë Zot tjetër, qenia e të cilit nuk vërtetohet plotësisht nga dëshmia e këtyre tre librave. Pranojeni atë që vërtetohet nga intelekti e nga ndërgjegjja njerëzore dhe që është vërtetuar nga librat Hyjnorë. Mos e pranoni Zotin në atë mënyrë që krijon përçarje e ndasi në mes të librave të Zotit. Mos bëni kurvëri. Mos thoni gënjeshtra. Mos hidhni shikim të keq. Ruajeni veten nga çoroditja, pandershmëria, mizoria, tradhtia dhe nga rrugët e rebelizmit. Nuk duhet që të mposhteni nga epshet. Falni pesë namaze të përditshme, sepse natyra e njeriut i nënshtrohet provës pesëllojeshe. Bëhuni mirënjohës ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe i dërgoni *selam* e *salavat*, sepse ai është i tillë që, pas epokës së errët, ju tregoi rrugën me anën e së cilës ju e keni njohur Zotin tuaj."

Ai gjithashtu thotë

"Këto janë ato principe që janë tiparet dalluese për Xhematin tim. Dashuria njerëzore, largimi nga veprimet që i sjellin dëm qenies njerëzore, dhe moskundërshtimi i personave të

autorizuar të shtetit, janë ato parime, që janë bazë e themelimit të këtij Xhemati, dhe që nuk gjenden tek myslimanët e tjerë. Për shkak të gabimeve të veta, principet e tyre janë të një tipi tjetër, për të cilët nuk është e nevojshme të japim sqarime në këtë rast.”

*(“Zamima Tirjakul Kulub”, “Ruhani Khazain”, vol. 15, f. 524-526)*

# KUSHTI III

*"Sipas urdhrit të Allahut xh.sh. dhe të Profetit të Tij s.a.v.s., ai do të falë pesë namaze të përditshme, do të mundohet që ta falë edhe namazin e tahaxhudit[1], do t'i dërgojë salavat Profetit të Allahut s.a.v.s., do të kërkojë falje e ndjesë prej Allahut për mëkatet e tij, dhe çdo ditë, duke i përkujtuar bekimet dhe dhuntitë e Allahut, do ta lavdërojë dhe do ta madhërojë Atë."*

## Falini rregullisht pesë namaze të përditshme

Pika e parë që përmendet në këtë kusht, është që bejtbërësi, sipas urdhrit të Allahut dhe të Profetit të tij, do të falë rregullisht pesë namaze të përditshme. Urdhri i Allahut xh.sh. vlen njësoj për të dy – për meshkuj e për femra, po ashtu edhe për ata fëmijë që hyjnë në moshën 10 vjeçare, për të falur namaz në kohën e caktuar. Meshkujt urdhërohen që t'i falin rregullisht namazet e përditshme me Xhemat, të shkojnë në xhami për t'i banuar ato, dhe për të kërkuar bekimin e Allahut xh.sh. Aty nuk ka asnjë përjashtim në kryerjen e kësaj detyre – duhen falë pesë namaze të përditshme. Në rast udhëtimi apo sëmundjeje, aty ka disa lehtësime, si p.sh. mund t'i bashkosh dy namaze apo t'i shkurtosh *rekatet* e tyre. Fakti që me rastin e sëmundjes njeriu ka të drejtë që të mos shkojë në xhami e të falet në shtëpi, tregon rëndësinë e namazit me xhemat.
Lidhur me rëndësinë e namazit me xhemat, unë, tani, do të lexoj disa fragmente, por dëshiroj t'i jap theks të veçantë këtij

[1] Namaz vullnetar që falet në pjesën e fundit të natës, para namazit të *sabahut* (të mëngjesit)

fakti që çdo bejtbërës duhet të mendojë se ne jemi duke marrë zotim për të shitur qenien tonë, mirëpo a jemi duke e respektuar dhe duke e praktikuar këtë urdhër të qartë të Kuranit? Çdo anëtar i Xhematit Ahmadia ka për detyrë t'ia kujtojë vetes këtë detyrë. Ju duhet ta shikoni e ta studioni veten, dhe t'i vëzhgoni vetë veprimet tuaja. Nëse do të fillojmë ta provojmë veten, një ndryshim i madh mund të ndodhë. Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

وَاَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ وَاٰتُوا الزَّكٰوةَ وَاَطِيْعُوا
الرَّسُوْلَ لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُوْنَ ٥٧

*Dhe ju të gjithë duhet të falni namazin, dhe të paguani zekatin dhe ta dëgjoni Profetin, që të mëshiroheni*.

*(En-Nur, 24:57)*

Pastaj në Sure *Taha* thotë:

اِنَّنِيْٓ اَنَا اللّٰهُ لَآ اِلٰهَ اِلَّآ اَنَا فَاعْبُدْنِيْ
وَاَقِمِ الصَّلٰوةَ لِذِكْرِيْ ١٥

*Vërtet, unë jam Allah; s'ka Zot tjetër përveç Meje, pra adhuromë vetëm mua dhe fale namazin për përkujtimin Tim.*

*(Taha, 20:15)*

Në Kuranin e Shenjtë ka shumë ajete të tjera ku përmendet urdhri i namazit. Unë tani do të paraqes një hadith.

Hazret Xhabiri r.a. rrëfen se ai e dëgjoi Profetin e shenjtë s.a.v.s. duke thënë:- Pakujdesia ndaj namazit e çon njeriun afër shirkut

e mosbesimit.

*(Sahih Muslim, Kitabul Iman, Bab bajan itlak ismil kufr, ala man tarakas salah)*

Profeti i shenjtë s.a.v.s. thotë:- Ftohtësia e syve të mi qëndron në namaz.

*(Sunan Nisai, Kitab ashratun nisa, Bab hubbun nisa)*

Hazret Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:

-Gjëja për të cilën së pari do të kërkohet llogaria prej njeriut, në Ditën e Kiametit është namazi. Nëse llogaria për këtë ka dalë mirë dhe tamam, atëherë ai korri sukses e shpëtoi. Nëse nuk del mirë llogaria e tij, ai dështoi e pësoi dëm. Në qoftë se del diçka mangut në namazet *fard* (të detyrueshme) të atij, Allahu xh.sh. do të thotë: Shikoni, mos ka kryer ai *navafil* (namaze me dëshirë). Nëse ai do të ketë disa *navafil*, atëherë me anë të këtyre do të plotësohet mungesa e namazeve të tij të detyrueshme. Në të njëjtën mënyrë do të shqyrtohen veprat e tij të tjera, e do të vlerësohen.

*(Sunan Tirmidhi, Kitabus salat, Bab inna auuala ma juhasibu bihil abd)*

Ka edhe një hadith tjetër:

Hazret Abu Hurejrah r.a. rrëfen se ai e ka dëgjuar Profetin e shenjtë s.a.v.s. duke thënë:- Tregomëni, nëse rrjedh një lumë aty para derës së njërit prej jush e ku ai lahet pesë herë në ditë, a do të mbetet ndonjë papastërti mbi trupin e tij? Es-habët e tij u përgjigjën:- Jo, nuk do të mbetet kurrfarë papastërtie. Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:- Ashtu është puna me pesë namazet e përditshme. Allahu xh.sh. me anë të këtyre namazeve ia shlyen të gjitha mëkatet atij.

*(Sahih Buhari, Kitab Mavakitus Salat,*

*Bab Es-selavatul khems keffarah, hadithi 528)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Faleni namazin. Faleni namazin, sepse ky është çelësi i të gjitha fatmirësive.”

*(“Izalae auham” f. 829, botimi I, “Ruhani Khazain”, vol. 3. f. 549)*

Ai gjithashtu thotë:

“Thelbi dhe shpirti i namazit është lutja.”

*(“Ejjamus Sulah”, “Ruhani Khazain”, vol. 14, f. 241)*

Ai thotë:

“O të gjithë ju që jeni anëtarë të Xhematit tim, do të quheni të përkushtuar nëse do ta ndiqni rrugën e devotshmërisë (e *takvës*) me përpikëri. Në dobi tuaj është që për hir të Allahut xh.sh. të faleni pesë herë në ditë me frikë e zemër të qëruar. Duke pasur bindje të vërtetë tek Zoti, në mënyrë të ndërgjegjshme mbani Ramazanin. Secili që detyrohet të japë zekat, dhe varësisht nga gjendja ekonomike mendoni të shkoni për Haxhillëk. Veprën e mirë ta bëni me kënaqësi dhe të keqen e braktisni me neveri. Duhet ta dini se çdo veprim i juaj që nuk bëhet me devotshmëri, nuk mund të jetë i pëlqyer nga Zoti. Zanafilla e çdo vepre të mirë është devotshmëria. Vepra që do ta ruajë këtë zanafillë, do të ketë efektin e vet e nuk do të shkojë kot.”

*(“Kishtie Nuh”, “Ruhani Khazain”, vol. 19, f. 15)*

Ai më tutje thotë:

“Ç’është namazi? Namazi është ajo lutje nëpërmjet së cilës me tërë sinqeritetin e zemrës, duke e lavdëruar dhe duke e lartësuar Zotin, dhe duke kërkuar falje dhe duke i dërguar salavat Hazret

Muhammedit [s.a.v.s.] i drejtohemi Allahut. Pra, kur falni namaz, mos thoni vetëm tekstin arabisht, dhe mos u falni në mënyrë të pakujdesshme, sepse një namaz i tillë nuk është diçka pos çukitje pulash dhe nuk e mban në vete shpirtin e namazit. Pra, kur falni namaz, pos recitimit të Kuranit dhe atyre lutjeve që i bëri Profeti i shenjtë [s.a.v.s.], bëni lutje edhe në gjuhën tuaj amtare, në mënyrë që ato lutje të sinqerta të bëjnë efekt në zemrën tuaj."

*("Kishtie Nuh", "Ruhani Khazain", vol. 19, f. 68-69)*

Në një vend tjetër ai thotë:
"Namazi është aq i fuqishëm sa që qielli anohet mbi njeriun. Ai që sillet me drejtësi ndaj namazit ndien se është i vdekur; shpirti i tij është rrëzuar në pragun e Allahut xh.sh., duke u shkrirë ... Shtëpia ku falet namazi në këtë mënyrë nuk do të shkatërrohet kurrë. Është thënë në një hadith se po të ishte namazi në kohën e Hazret Nuhut a.s., ai popull nuk do të shkatërrohej kurrë. Haxhillëku është një detyrim por me disa kushte, po ashtu edhe agjërimi është një detyrim me disa kushte. Në të njëjtën mënyrë edhe *zekati* është një detyrim por me disa kushte. Mirëpo, namazi është i vetmi detyrim që është i pakushtëzuar. Të gjitha detyrimet e tjera kryhen një herë në vit, por namazi detyrohet të falet pesë herë në ditë. Derisa nuk do të kryhet namazi me të gjitha kushtet e tij, nuk do të përfitohen ato bekime që janë të lidhura me namazin, e as një *Bejt* i tillë (pa i kryer këto detyrime) nuk do të ketë ndonjë efekt."

*("Malfuzat", vol. 3, f. 627, Indi, 2003)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Namazi është një detyrim për çdo mysliman. Është thënë në një hadith se disa njerëz që e përqafuan Islamin e lutën Profetin e shenjtë:- O Profet i Allahut [s.a.v.s.]! Na lironi, ju lutemi, nga

detyrimi i namazit, sepse ne jemi tregtarë, ne mbajmë kafshë dhe disa herë nuk jemi të sigurt për pastërtinë e veshmbathjeve tona. Përveç kësaj, ne as kohë nuk kemi për namaz. Profeti i shenjtë s.a.v.s. iu përgjigj:- Dëgjoni me kujdes, aty nuk ka asgjë, nëse nuk ka namaz! Feja pa namaz nuk është fe. Ç'është namazi? T'ia paraqitni dobësitë tuaja Allahut xh.sh., dhe të kërkoni zgjidhje të problemeve tuaja prej Tij. Herë qëndroni drejt para Madhështisë së Tij – të gatshëm për t'i kryer urdhrat e Tij. Herë i bëni sexhde duke iu gjunjëzuar tërësisht Atij. Të kërkoni prej Tij të gjitha nevojat tuaja. Ky është namaz. Si një lypës, që e lavdëron personin e lypur, duke e përmendur madhështinë, bukurinë dhe mëshirën e Tij, duhet të lypni prej Zotit. Ajo fe që nuk ka një namaz të tillë nuk meriton të quhet fe.

Njeriu gjithnjë është në nevojë që të jetë i angazhuar, duke i kërkuar rrugët e kënaqësive e të bekimeve të Zotit. Sepse mund të kryhet gjithçka vetëm me anë të mëshirës së Tij. O Allah, krijo mundësi që të bëhemi tërësisht robërit e Tu, e që të jemi të qëndrueshëm në rrugën e kënaqësisë Sate e kështu të përfitojmë edhe pëlqimin Tënd! Namazi është emri i dashurisë së Zotit, i frikës së Tij dhe të jesh i zhytur në përkujtimin e Tij – dhe kjo është, në realitet, fe.

Pra, ai që dëshiron të lirohet nga detyrimi i namazit nuk kryen punë më shumë se sa kryejnë kafshët – të ngrënit, të pirët e të fjeturit. Në të vërtetë, kjo nuk është fe. Kjo është rruga e mosbesimtarëve. Proverba popullore "Momenti i pakujdesisë është momenti i mosbesimit" pa dyshim është e vërtetë e saktë.

*(Gazeta "El-Hakam", vol. 7, nr. 12, më 31 mars 1903, f. 7-8)*

Si mund të përfitohet përqendrimi e lezeti në namaz? Mesihu i Premtuar a.s. thotë se personi që nuk ndien ndonjë lezet e kënaqësi në namaz duhet të bëjë lutje në oborrin e Allahut me

këto fjalë:

*“O Zoti im! Ti më shikon se sa i verbër dhe me sy pa dritë jam unë, dhe unë, në këtë moment, jam si një i vdekur. Unë e di se pas pak kohe do të më bëhet thirrje dhe unë do të paraqitem para Teje, atëherë s’ka kush që mund të më ndalojë. Por, zemra ime është e verbër dhe është në errësirë. Zbrite në të një flakë drite që mund ta mbushë atë me dashurinë e me devotshmërinë Tënde. Mëshiromë që të mos ringjallem i verbër dhe me sy pa dritë.”*

Kur ai do të bëjë lutje të tilla me durim e për një kohë të gjatë, atëherë ai do të shikojë se do t’i vijë momenti kur gjatë namazit do të zbresë diçka nga qielli që do ta shkrijë zemrën e tij.”

*(“Malfuzat”, vol. 2, f. 616, Indi, 2003)*

# Bëhuni të rregullt në namazin e *tahaxhudit*[1]

Kushti i tretë e ngarkon bejtbërësin që ai të falë rregullisht edhe namazin e *tahaxhudit*. Allahu xh.sh. thotë:

وَ مِنَ الَّيْلِ فَتَهَجَّدْ بِهٖ نَافِلَةً لَّكَ ۖ عَسٰٓى
اَنْ يَّبْعَثَكَ رَبُّكَ مَقَامًا مَّحْمُوْدًا ﴿٨٠﴾

*Dhe recitoje atë (Kuranin) në namazin e tahaxhudit. Kjo është një dhunti e Allahut. Ndoshta me anë të këtij namazi Zoti yt do të të vendosë ty në një vend të lavdërueshëm.*

[1] Namaz vullnetar që falet në pjesën e fundit të natës, para namazit të sabahut (të mëngjesit)

*(Beni Israil (Isra), 17:80)*

Hazret Bilali r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë: -Ju duhet ta falni rregullisht namazin e tahaxhudit, sepse kjo ishte praktika e njerëzve të devotshëm në kohën e kaluar, dhe është mjeti për ta arritur afrinë e Zotit. Ky namaz e ruan njeriun prej mëkateve, ia heq papastërtitë dhe e ruan atë nga sëmundjet fizike.

*(Tirmidhi, Kitabud Da'vat, Bab fi duain Nabij s.a.v.s., hadithi 3549)*

Ka një hadith tjetër:

Hazret Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Në pjesën e fundit të natës Allahu xh.sh. zbret në qiellin më të poshtëm. Kur një e treta pjesë e natës mbetet, Allahu xh.sh. thotë:- A ka ndonjë që Më bën lutje, Unë do ta pranoj lutjen e tij? A ka ndonjë që lyp prej Meje, Unë do t'i dhuroj? A ka ndonjë që kërkon falje prej Meje, Unë do ta fal atë? A ka ndonjë që kërkon bereqet prej Meje, Unë do t'ia fal? A ka ndonjë që bën lutje për largimin e dhembjeve të veta, Unë do t'i largoj? Allahu xh.sh. vazhdon të thotë ashtu deri sa agon mëngjesi.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 2, f. 521, Bejrut)*

Ka shumë njerëz që më shkruajnë që të bëj lutje për ta. Ata duhet të veprojnë sipas këtij hadithi të lartpërmendur, atëherë do të shohin se si bie shiu i bekimeve të Zotit xh.sh.

Hazret Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Allahu xh.sh. thotë se kush bëhet armiku i mikut Tim, Unë do të shpall luftë kundër tij. Robi Im mund të Më afrohet Mua me anë të atyre gjërave që dua Unë, dhe që i bëra të detyrueshme për të. Me anë të *navafilve* (namazeve vullnetare) robi Im mund të Më afrohet aq shumë sa që unë filloj ta dua

atë. Dhe kur e bëj atë një herë mik Timin, Unë bëhem veshë të tij me të cilët ai dëgjon, sy të tij me të cilët ai shikon, duar të tij me të cilat ai punon, dhe këmbë të tij me të cilat ai ecën. Kjo do të thotë, Unë i plotësoj të gjitha dëshirat e tij. Nëse ai lyp diçka prej Meje, Unë ia jap; nëse ai kërkon strehim prej Meje, Unë ia jap.

*(Sahih Buhari, Kitabur Rikak, Babut Tevadu, hadithi 6502)*

Hazret Abu Hurerah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Mëshira e Zotit qoftë mbi atë që zgjohet e falet namaz dhe e zgjon gruan e vet për të njëjtin qëllim. Nëse ajo ngurron të zgjohet, ky stërpik ujë mbi fytyrën e saj që të zgjohet. Po ashtu, mëshira e Allahut qoftë mbi atë grua që zgjohet për namaz dhe e zgjon burrin e vet. Nëse ai ngurron të zgjohet, kjo stërpik ujë mbi fytyrën e tij që të zgjohet.

*(Sunan Abi Daud, Kitabus Salat, Ebuab Kiamul lejl, Bab Kiamul lejl, hadithi 1308)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Anëtarët e Xhematit tim duhet të marrin për detyrë të falin namazin e tahaxhudit. Nëse dikush nuk mund të falet shumë, le të falet vetëm dy *rekate*, sepse në këtë mënyrë ai do të ketë rast të bëjë lutje. Lutjet e bëra në këtë kohë, kanë një ndikim të veçantë, sepse burojnë nga dhimbja e nga etja e vërtetë. Derisa nuk ka një dhimbje të veçantë dhe një gjendje të rëndë shpirtërore në zemër, si mund të zgjohet njeriu nga gjumi i ëmbël? Pra, të zgjuarit në këtë kohë krijon një dhimbje në zemër, e cila krijon një gjendje devotshmërie e ankthi në lutje. Dhe kjo gjendje ankthi e devotshmërie bëhet shkak i pranimit të lutjes. Mirëpo, nëse dikush përton të zgjohet, atëherë vërtetohet se atij i mungon ankthi e ai nuk mban ndonjë dhimbje të veçantë në zemër sepse gjumi e largon atë lloj dhimbje. Por ai që zgjohet, nënkuptohet se ka një dhimbje dhe

mjerim më të madh se gjumi që e zgjon atë.”

*(“Malfuzat”, vol. 2, f. 182, Indi, 2003)*

Ai më tutje thotë:
“Zgjohuni natën dhe bëni lutje që Allahu xh.sh. t’ju tregojë rrugën e Vet. Es-habët e Profetit të shenjtë s.a.v.s. u edukuan hap pas hapi. Si ishin ata më parë? Ata ishin si një farë e mbjellë nga bujku. Profeti i shenjtë e vaditi dhe bëri lutje për të. Meqë fara ishte e cilësisë së lartë dhe toka ishte pjellore, ndaj me anë të vaditjes dha fryte të shkëlqyera. Ata ecnin pas gjurmëve të Profetit të shenjtë s.a.v.s. Ata nuk prisnin natën e as ditën. Pra, ju duhet të bëni pendim të vërtetë me zemër të sinqertë. Zgjohuni për namazin e *tahaxhudit*. Përmirësojini zemrat tuaja. Lërini dobësitë tuaja, dhe fjalët e veprat tuaja t’i rregulloni që të përputhen me pëlqimin e Allahut xh.sh.”

*(“Malfuzat”, vol. 1, f. 28, Indi, 2003)*

# I dërgoni rregullisht *durud (salavat)* Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Po ashtu, nën këtë kusht të tretë, është përmendur se bejtbërësi do të mundohet t’i dërgojë *durud* Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe do të dalë i përpiktë në këtë hobi. Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

إِنَّ اللَّهَ وَمَلَٰٓئِكَتَهُۥ يُصَلُّونَ عَلَى النَّبِيِّ ۚ
يَٰٓأَيُّهَا الَّذِينَ ءَامَنُوا صَلُّوا عَلَيْهِ وَسَلِّمُوا
تَسْلِيمًا ٥٧

*Allahu dhe engjëjt e Tij e bekojnë Profetin. Pra, o ju besimtarë, bekojeni edhe ju dhe kërkoni paqe për të.*

*(El-Ahzab, 33:57)*

Hazret Abdullah bin al-Asi rrëfen se ai e ka dëgjuar Profetin e shenjtë [s.a.v.s.] duke thënë:- Kur ju dëgjoni ezanin (thirrje për namaz), përsëritini ato fjalë që thotë myezini (personi që thërret ezan). Mandej, më dërgoni salavat mua. Atij që do të më dërgojë durud, Allahu xh.sh. do t'ia falë dhjetëfish mëshirën e Vet. Mandej, ai tha:- Kërkoni prej Allahut *vasilën* – njëra ndër gradat e xhenetit – grada e ndërmjetësimit, të cilën Allahu xh.sh. do t'ia falë njërit prej robërve të Vet, dhe unë shpresoj se ai do të jem unë. Pra, kush kërkoi prej Allahut *vasila*, do të bëhet e lejueshme ndërmjetësimi im për të.

*(Sahih Muslim, Kitabus Salat, Bab elkeul mithla kulil muadhini liman samiahu thumma jusalli elan-Nabijji s.a.v.s.)*

Prandaj, të gjithë duhet të kenë parasysh se për ta përfituar pëlqimin e Allahut, për t'iu afruar Zotit, dhe për të çuar lutjet tona në atë nivel ku të pranohen, është e domosdoshme që ne ta përshtasim *vasilën* e Profetit të shenjtë [s.a.v.s.], dhe mjeti më i fuqishëm e më i dobishëm për të arritur këtë qëllim, siç është përmendur në hadith dhe siç ka thënë edhe Hazret Mesihu i Premtuar a.s., është që t'i dërgojmë shumë durud dhe salavat Profetit të shenjtë [s.a.v.s.]

اَللّٰهُمَّ صَلِّ عَلٰى مُحَمَّدٍ وَّعَلٰى آلِ مُحَمَّدٍ كَمَا صَلَّيْتَ عَلٰى اِبْرَاهِيْمَ
وَعَلٰى آلِ اِبْرَاهِيْمَ اِنَّکَ حَمِيْدٌ مَّجِيْدٌ ـ اَللّٰهُمَّ بَارِکْ عَلٰى مُحَمَّدٍ وَّعَلٰى
آلِ مُحَمَّدٍ كَمَا بَارَكْتَ عَلٰى اِبْرَاهِيْمَ وَعَلٰى آلِ اِبْرَاهِيْمَ اِنَّکَ حَمِيْدٌ
مَّجِيْدٌ ـ

[1]

[1]**Përkthimi**: *O Allah, i dhuro Muhammedit dhe pasardhësve të tij bekime mu ashtu siç u dhurove Ibrahimit dhe pasardhësve të tij. Vërtet, Ti je i Lavdërueshëm dhe i Madhërishëm. O Allah, bekoji Muhammedin dhe*

Hazret Amir bin Rabija r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Një mysliman që më dërgon salavat e durud mua, engjëjt e Zotit i dërgojnë durud atij. Ata vazhdojnë t'i dërgojnë durud atij, derisa ai është duke më dërguar durud mua. Le ta shkurtojë kohën, si e do ai, ose ta zgjasë atë.

*(Sunan Ibni Maxha, Kitab Iqamatis selati ves sunnati fiha, Babus selati elan Nabiji s.a.v.s., hadithi 907)*

Hazret Umer bin al-Khattab r.a. thotë se lutja e njeriut mbetet e varur në mes  qiellit e tokës. Derisa ti nuk i ke dërguar durud Profetit të shenjtë s.a.v.s., asnjë pjesë e asaj lutjeje nuk paraqitet në oborrin e Allahut xh.sh.

*(Sunan Tirmidhi, Kitabul vitar, Bab ma xha'a fi fadlis salati alan-Nabijji s.a.v.s.)*

Hazret Abdullah bin Masudi r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Në Ditën e Kiametit, njeriu që do të jetë më afër meje do të jetë ai që do të më dërgojë më shumë durud e salavat.

*(Sunan Tirmidhi, Kitabul vitar, Bab ma xha'a fi fadlis salati alan-Nabijji s.a.v.s.)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. duke e rrëfyer përvojën e tij lidhur me bekimet e durudit, shkruan:

"Ndodhi një herë që unë isha i kredhur për një kohë të gjatë në dërgimin e durudit për Profetin e shenjtë s.a.v.s. sepse isha i mendimit se rrugët që e çojnë njeriun tek Allahu xh.sh. janë shumë të ngushta dhe ato nuk mund të zbulohen pa ndërmjetësinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s. Siç Allahu xh.sh. thotë:

---

*pasardhësit të tij mu ashtu siç bekove Ibrahimin dhe pasardhësit e tij. Vërtet, Ti je i Lavdërueshëm dhe i Madhërishëm.*

وَابْتَغُوا إِلَيْهِ الْوَسِيلَةَ [1]

Pas një periudhe të gjatë pashë në vizion *(keshf)* që dy barkëtarë hynë në shtëpinë time, njëri nga hyrja e brendshme, ndërsa tjetri nga hyrja e jashtme. Ata mbanin mbi supet e veta shakuj të mbushur me dritë dhe thanë:

هٰذَا بِمَا صَلَّيْتَ عَلٰى مُحَمَّدٍ [2]

*("Hakikatul Vehi", f. 128 fusnota, "Ruhani Khazain", vol. 22, f. 131 fusnota)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Me anë të *durudit* (*salavatit)...*, kjo është përvoja ime personale, bekimet e Allahut xh.sh. me ndriçim të çuditshëm nisen në drejtim të Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe aty thithen në gjoksin e Profetit të shenjtë s.a.v.s. e mandej prej aty shpërndahen në rrëke të ndryshme të panumërta dhe arrijnë tek çdo njeri sipas aftësisë të tij. Pa dyshim, asnjë bekim nuk mund të arrijë tek asnjë njeri, pa ndërmjetësinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s. Ç'është *durudi*? Durudi e luhat Fronin e Allahut xh.sh. prej ku burojnë këto rrëke të dritës. Ai që dëshiron të ketë bekimin dhe hirësinë e Allahut xh.sh. duhet të jetë i kredhur në dërgimin e durudit, që bekimi i Allahut xh.sh. të vihet në lëvizje."

*(Gazeta "El-Hakam", nr. 8, vol. 7, më 28 shkurt 1903, f. 7, kolona 1-2)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Njeriu në të vërtetë është rob ose shërbëtor. Detyra e një shërbëtori është t'i pranojë e t'i kryejë të gjitha urdhrat e

[1] *"Dhe kërkoni ndërmjetësinë për t'u afruar"* (El-Maida, 5:36)

[2] *"Ky është rezultat i atyre salavateve dhe i durudit që i dërgove Hazreti Muhammedit s.a.v.s."*

pronarit të vet. Po ashtu, nëse ju dëshironi që t’i thithni hiret e bekimet e Profetit të shenjtë s.a.v.s., është kusht themelor që të bëheni shërbëtor e rob i tij. Allahu xh.sh. në Kuran thotë:

قُلْ يٰعِبَادِيَ الَّذِيْنَ اَسْرَفُوْا عَلٰٓى اَنْفُسِهِمْ [1]

Këtu fjalët *robërit e Mi* do të thonë shërbëtorë të bindur e jo të gjitha krijesat. Për t’u bërë shërbëtorë të Profetit të shenjtë s.a.v.s., është kusht themelor që t’i dërgoni shumë durud atij, dhe mos e kundërshtoni asnjë porosi të tij dhe t’i pranoni praktikisht të gjitha urdhrat e tij.

*(Gazeta “El-Bedër”, vol. 2, nr. 1, 24 prill 1903, f. 9-10, kolona 3)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

*“O Allah! Dërgoji durud, salavat e bekime Profetit të Shenjtë s.a.v.s. dhe familjes së tij aq shumë sa ai ka pasur brenga, pikëllime dhe dhimbje në zemrën e tij për hir të umetit të vet, dhe gjithnjë zbriti mbi të dritat e mëshirave të Tua.”*

*(“Barkatud Dua”, “Ruhani Khazain”, vol. 6, f. 11)*

# Bëni rregullisht *Istigfar*

Po ashtu, kushti i tretë na mëson për *Istigfar*. Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

فَقُلْتُ اسْتَغْفِرُوْا رَبَّكُمْ ۗ اِنَّهٗ كَانَ غَفَّارًا ۝١١

[1] “*Thuaj: O robërit e Mi, të cilët e kanë tepruar ndaj vetes së tyre ...* ” (Az-Zumar, 39:54)

يُّرْسِلِ السَّمَآءَ عَلَيْكُمْ مِّدْرَارًا ﴿١٢﴾
وَّ يُمْدِدْكُمْ بِاَمْوَالٍ وَّ بَنِيْنَ وَيَجْعَلْ
لَّكُمْ جَنّٰتٍ وَّيَجْعَلْ لَّكُمْ اَنْهٰرًا ﴿١٣﴾

*Dhe unë u thashë: Kërkoni faljen e Zotit tuaj, se Ai, me të vërtetë, fal shumë. Ai do t'ju lëshojë nga qielli re shisjellëse. Dhe Ai do t'ju ndihmojë me anë të pasurisë e të fëmijëve, do të mbjellë kopshte dhe do të shpërthejë lumenj për ju.*

*(Nuh, 71: 11-13)*

فَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ وَاسْتَغْفِرْهُ ؕ اِنَّهٗ كَانَ
تَوَّابًا ﴿٤﴾

*Atëherë, madhëroje Zotin tënd duke e lavdëruar dhe kërko falje për lajthitjet e tua. Vërtet, Ai është shumë Pendimpranues.*

*(En-Nasr, 110:4)*

Ka një hadith ku shtjellohet kjo temë:
Hazret Abu Burdah bin abi Musai r.a. transmeton nga i ati se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Për t'ia përcjellë dy amanete umetit tim, Allahu xh.sh. më këshilloi me këtë ajet:

وَمَا كَانَ اللّٰهُ لِيُعَذِّبَهُمْ وَ اَنْتَ فِيْهِمْ ؕ
وَمَا كَانَ اللّٰهُ مُعَذِّبَهُمْ وَ هُمْ
يَسْتَغْفِرُوْنَ ﴿٣٤﴾

*Por Allahu nuk është i tillë që t'i ndëshkojë ata kur ti je në mesin e tyre, Allahu nuk është as i tillë që t'i ndëshkojë, derisa janë duke kërkuar falje (duke bërë istigfar).*

*(El-Anfal, 8:34)*

Pra, kur unë do të ndahem prej tyre, do ta lë *istigfar* në mesin e tyre deri në Ditën e Kiametit.

*(Sunan Tirmidhi, Kitab Tafsiril Kuran, Tefsir sure El-Enfal, hadithi 3084)*

Hazret Ibn Abbasi r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë [s.a.v.s.] ka thënë:- Njeriut që bën istigfar në mënyrë të pandërprerë Allahu xh.sh. ia hap rrugën për t'iu shmangur të gjitha vështirësive, i fal lehtësi në kohën e vuajtjeve, dhe i dhuron mirësi nga ato rrugë të cilat ai as nuk mund të imagjinojë .

*(Sunan Abu Daud, Kitabus salat, Bab tadri',*
*Ebuabul viter, Bab fil istigfar, hadithi 1518)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. shkruan:
"... *Istigfari*, me të cilin përforcohen rrënjët e besimit, është përmendur në Kuran me dy kuptime. Tipi i parë i *istigfarit* është të përforcosh dashurinë e Allahut në zemrën e tënde, dhe ta ndalosh shfaqjen e mëkateve e të mos i pranosh të paraqiten ato në vetmi, duke krijuar marrëdhënie të vërteta me Allahun – dhe të kërkosh ndihmën e Tij, duke u kredhur në Allahun xh.sh. Ky është ai *istigfar* që bëjnë njerëzit e zgjedhur të Zotit, të cilët largimin nga Zoti, qoftë për çastin më të shkurtër, e quajnë shkatërrim fatal për vete. Për këtë arsye, ata bëjnë *istigfar* me qëllim që mëshira e Zotit t'i strehojë gjithmonë nën hijen e dashurisë së Vet. Tipi i dytë i *istigfarit* është të lirohesh nga prangat e mëkateve dhe të vraposh në drejtim të Allahut xh.sh.; të bësh përpjekje që, si një pemë që mbillet në tokë të shëndetshme, zemrat tuaja të bëhen rob e dashurisë së Zotit e të bëhen të devotshëm, që të lulëzojnë me pastërti në mënyrë të pastër e të ruhen nga thatësia e nga animi në drejtim të mëkatit.

Këta dy tipa janë pagëzuar me emrin *istigfar*, sepse *gafara*, prej nga doli fjala *istigfar*, do të thotë *të mbulosh* ose *të shtypësh*. Me fjalë të tjera, *istigfari* do të thotë që Allahu xh.sh. t'i mbajë të mbuluara mëkatet e atij që rri i kredhur në dashurinë e Tij xh.sh., e të mos lejojë që rrënjët e njerëzisë të paraqiten (të mos shfaqen dobësitë e të metat e tij). Por, përkundrazi, Ai duhet t'i japë një vend e strehim nën pelerinën e Shenjtërisë së Vet; dhe nëse për shkak të ndonjë mëkati, lakuriqësohet ndonjë rrënjë e tij, Ai duhet ta mbulojë prapë dhe ta ruajë atë nga të gjitha pasojat e këqija të paraqitjes së lakuriqësisë.

Me që Allahu xh.sh. është burim i të gjitha mirësive, dhe me që drita e Tij gjithnjë është e gatshme t'i zhdukë të gjitha llojet e errësirës, ndaj, për të fituar jetë të pastër e të dëlirë, e vetmja rrugë është që duke u frikësuar nga kjo gjendje e tmerrshme, të shtrijmë duart tona drejt këtij Burimi të Pastërtisë, që ky Burim të rrjedhë furishëm në drejtimin tonë me aq forcë sa që të marrë me rrjedhën e vet të gjitha papastërtitë. Për ta kënaqur Zotin, aty nuk ka ndonjë sakrificë më të madhe se sa kjo që ta përqafojmë vdekjen për hir të Tij e t'ia dorëzojmë Atij qenien tonë."

*("Siraxhudin isai ke çar savalon ka xhevab",*
*"Ruhani Khazain", vol. 12, f. 346-347)*

Mandej thotë:

"... Kur dikush kërkon ndihmë prej Zotit – kjo do të thotë të bëjë *istigfar*, atëherë me ndihmën e me përkrahjen e Shpirtit të Shenjtë mund të shmangen dobësitë e njeriut, mund të ruhet nga mëkatet, siç ruhen të dërguarit e Profetët e Zotit xh.sh. Po nëse ka njerëz që kanë bërë mëkate e janë bërë mëkatarë, *istigfari* do t'i ruajë ata nga pasojat e këqija e nga ndëshkimet e mëkateve të tyre. Sepse aty, ku shkëlqen drita nuk ka më errësirë. Por, ata mëkatarë që nuk bëjnë *istigfar* – nuk kërkojnë

ndihmë prej Zotit, vuajnë nga ndëshkimi dhe nga pasojat e këqija të mëkateve të tyre."

*("Kishtie Nuh", "Ruhani Khazain", vol. 19, f. 34)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. shkruan:

"Ka disa njerëz që janë të vetëdijshëm ndaj mëkateve, ndërsa disa të tjerë jo. Prandaj, Allahu xh.sh. na mëson që në mënyrë të pandërprerë të bëjmë *istigfar*, gjatë gjithë kohës, me qëllim që njeriu të kërkojë mbrojtjen e Allahut xh.sh. nga të gjitha mëkatet - të dukshme e të fshehta, të njohura e të panjohura, të kryera nga duart, këmbët, gjuha, hunda ose nga sytë. Këto ditë duhet të lexoni shumë herë lutjen e Ademit a.s.

قَالَا رَبَّنَا ظَلَمْنَآ أَنفُسَنَا وَإِن لَّمْ
تَغْفِرْ لَنَا وَتَرْحَمْنَا لَنَكُونَنَّ مِنَ الْخَاسِرِينَ ﴿٢٤﴾[1]

Kjo lutje më parë është pranuar. Mos e kaloni jetën tuaj në pakujdesi. Ai që i shmanget jetës së pakujdesshme, mund të them me plot shpresë se nuk do të bëhet pre e fatkeqësive fatale sepse fatkeqësi të tilla nuk shfaqen pa lejen e Zotit xh.sh. Më është diktuar mua kjo lutje e poshtëshënuar:

*O Zoti im, çdo gjë është në shërbimin Tënd. O Zot im, ruajmë, ndihmomë dhe mëshiromë!*"

*("Malfuzat", vol. 2, f. 577, Indi, 2003)*

[1] D.m.th. *"O Zoti ynë, ne kemi bërë keq ndaj vetvetes dhe nëse Ti nuk do të na falësh dhe nuk do të na mëshirosh, ne me siguri do të jemi ndër ata që pësojnë humbje."* (El-Araf, 7:24)

# *Istigfari* dhe pendimi

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

وَ أَنِ اسْتَغْفِرُوْا رَبَّكُمْ ثُمَّ تُوْبُوْا إِلَيْهِ

*Dhe kërkoni falje prej Zotit tuaj dhe mandej t'i bëni teube Allahut*

*(Hud, 11:4)*

Mbani mend se ummetit i janë dhuruar këto dy gjëra – njëra për të përfituar forcën dhe tjetra për ta treguar formën praktike të asaj force të përfituar. *Istigfari* është për të përfituar forcën. Kjo, me fjalë të tjera, quhet të kërkuarit ndihmë. *Sufitë* kanë shkruar se sikur përfitohet fuqia dhe forca fizike me anë të ushtrimeve ashtu në të njëjtën mënyrë dhe *istigfari* është ushtrim shpirtëror. Me anë të kësaj, shpirti përfiton forcën dhe zemra arrin qëndrueshmërinë. Ai që dëshiron të ketë fuqi, le të bëjë *istigfar*.

*Gafara* letrarisht do të thotë mbulim apo shtypje. Me anë të *istigfarit* njeriu përpiqet e mundohet t'i mposhtë e t'i shtypë ato emocione që e largojnë atë prej Zotit. Pra, *istigfari* ka vetëm këtë kuptim që njeriu t'i mposhtë e t'i shtypë ato elemente helmuese që përpiqen ta shkatërrojnë atë, dhe t'i praktikojë porositë e urdhrat e Allahut xh.sh., duke iu shmangur të gjitha pengesave.

Po ashtu, duhet të mbani mend se Allahu xh.sh. ka krijuar dy tipa elementesh në qenien njerëzore. Njëri është element helmues që aktivizohet nga Shejtani. Tjetri është element kurues. Kur

njeriu krenohet, veten e quan diçka, dhe nuk kërkon ndihmë prej burimit kurues, atëherë elementi helmues bëhet mbizotërues. Por kur ai veten e quan asgjë, të parëndësishëm e pavlerë, dhe ndien në vete nevojën për ndihmën e Allahut xh.sh., atëherë Allahu xh.sh. krijon për të një burim ku rrjedh shpirti i tij, duke u shkrirë. Ky është kuptimi i vërtetë i *istigfarit*, që njeriu ta përfitojë atë fuqi e forcë me anën e së cilës ai mund ta shtypë elementin helmues, dhe të dalë mbizotërues."

*("Malfuzat", vol. 1, f. 348-349, Indi, 2003)*

# Gjithnjë lavdërojeni Allahun xh.sh.

Mandej, kushti i tretë gjithashtu përfshin porosinë që gjithnjë ta lavdëroni Allahun xh.sh. Lidhur me këtë Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۝٢

*Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, Zotit të botëve.*

*(El-Fatiha, 1:2)*

اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِيْ لَهٗ مَا فِي السَّمٰوٰتِ
وَمَا فِي الْاَرْضِ وَلَهُ الْحَمْدُ فِي الْاٰخِرَةِ ؕ
وَهُوَ الْحَكِيْمُ الْخَبِيْرُ ۝٢

*Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, të cilit i takon gjithçka që ekziston në qiej e në tokë. Dhe sikurse i takon lavdërimi në këtë botë ashtu Atij i takon lavdërimi edhe në Ahiret; dhe Ai është i Urtë dhe i Ditur.*

*(Saba, 34:2)*

Hazret Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:

-Çdo punë e rëndësishme që fillon të kryhet pa thënë *Bismilah,* është me të meta.

*(El-xhami es-sagir lis-Sujuti, hadithi 6284,*
*el-herfil kaf, Darulkutub El-ilmija, Bejrut, 2004)*

Në një hadith tjetër vijnë këto fjalë: Çdo bisedë që bëhet pa e lavdëruar Allahun xh.sh. mbetet pa bereqet e pa efekt.

*(Sunan Ibn Maxha, Kitabun nikah, Bab Khytbatun nikah, hadithi 1894)*
*(Sunan Abu Daud, Kitabul Edeb, Bab fil mahdi fil kalam, hadithi 4840)*

Në një hadith, Noman bin Bashir rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. duke qëndruar mbi *mimberin* (podium) e vet ka thënë:- Ai që nuk është mirënjohës për favore të vogla, nuk mund të jetë mirënjohës as për ato të mëdhatë. Ai që nuk i falënderon njerëzit, nuk mund ta falënderojë Allahun. Të flasësh për bekimet e për mirësitë e Allahut xh.sh. është gjithashtu mirënjohje, ndërsa mos përkujtimi i mirësive dhe i favoreve të Allahut është mosmirënjohje.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 4, f. 278, Bejrut)*

Hazret Muaz bin Xhebali r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. e kapi atë për dore dhe tha: O Muaz, pasha Zotin, unë të dua ty, dhe unë të këshilloj që të mos e harrosh këtë lutje pas çdo namazi:

اَللّٰهُمَّ اَعِنِّیْ عَلٰی ذِکْرِکَ وَ شُکْرِکَ وَحُسْنِ عِبَادَتِکَ

O Allah, më ndihmo që të Të përkujtoj Ty, që të Të falënderoj Ty dhe që të Të adhuroj Ty në mënyrën më të mirë!

*(Sunan Abu Daud, Kitabus salat, Bab tadri', Ebuabul viter, Bab fil istigfar, hadithi 1522)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Nëse dikush mendon thellë, ai do të realizojë se të gjitha lavdërimet e të gjitha atributet e bukura i takojnë vetëm Allahut xh.sh. Dhe asnjë qenie njerëzore apo ndonjë krijesë tjetër nuk meriton të lavdërohet e të çmohet në mënyrë të vërtetë. Nëse njeriu mendon pa egoizëm, ai me siguri do të zbulojë se vetëm ai që krijon diçka meriton të lavdërohet, në një kohë kur ajo nuk ishte e as madje nuk kishte ndonjë informatë për qenien e saj. Dhe njeriu i tillë meriton të lavdërohet sepse krijoi mjete të nevojshme në kohën kur nuk kishte asgjë, e as madje nuk gjendej ndonjë informatë për kërkesat bazë të krijimit, për jetesën, për shëndetin e mirë e për ruajtjen e jetës. Po ashtu, ai person meriton të lavdërohet që kishte mëshiruar ndonjë krijesë që vuante nga ndonjë fatkeqësi e madhe. Dhe një person i tillë mund të lavdërohet, sepse nuk lejon që mundimi i dikujt të shkojë kot dhe ju jep shpërblim të plotë atyre që bënë mundimin. T'i japësh punëtorit pagën e tij është si t'ia plotësosh të drejtat e tij, dhe njeriu i tillë gjithashtu mund të jetë mirënjohës, sepse i plotëson të drejtat e të tjerëve. Të gjitha këto janë tipare të shkëlqyera që mund ta bëjnë dikë të lavdërohet e të çmohet.

Tani, mendoni thellë se ju do të realizoni të gjitha lavdërimet e cilësitë e bukura që i takojnë vetëm Allahut xh.sh. sepse vetëm Ai i zotëron të gjitha këto cilësi në formë të përkryer; dhe asnjë qenie tjetër nuk i ka ato. ... Shkurt, vetëm Allahu xh.sh. është një qenie e përkryer dhe vetëm Ai meriton të lavdërohet në mënyrën më të shkëlqyer. Në krahasim me Të, askush tjetër

nuk meriton të ketë të drejtën të lavdërohet. Nëse dikush tjetër meriton të lavdërohet, ai mund të lavdërohet në mënyrë të tërthortë e të varur. Edhe kjo është mëshira e Allahut xh.sh. se Ai, megjithëse është Një dhe pa partner, i përfshin disa të tjerë në këto lavdërime në mënyrë të tërthorë.”

*(Ruedade xhelsa dua, Ruhani Khazian, vol. 15, f. 597-602)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. duke e këshilluar përgjithësisht Xhematin e tij thotë:

“Nëse ju dëshironi që engjëjt t’ju lavdërojnë nëpër qiell, atëherë duroni rrahje dhe gëzohuni, dëgjoni sharje dhe falënderojeni Zotin, pësoni dhe dështime, por mos e këputni lidhjen me Zotin. Të jeni të vetëdijshëm se ju jeni Xhemati i fundit i Zotit, prandaj nxirrni në shesh ato vepra të mira, të cilat krijojnë kulmin e përsosmërisë. Nëse dikush prej jush do të bëhet përtac, do të hidhet jashtë si një gjë e papastër nga Xhemati dhe si i tillë ai do të vdesë me dëshirë dhe s’mund t’i bëjë dëm Zotit. Unë me një entuziazëm të madh ju vë në dijeni se Zoti juaj në të vërtetë është dhe ne të gjithë jemi krijesa të tij. Zoti e zgjedh vetëm atë, i cili e zgjedh Zotin. Ai që i afrohet Zotit, do të ketë Zotin pranë; ai që e respekton Zotin, do të ketë respektin e Tij. Pra, ejani në drejtim të Atij Zoti, duke i drejtuar e i çiltëruar zemrat tuaja, duke e pastruar gjuhën, sytë e veshët tuaj, që Ai t’ ju pranojë.”

*(“Kishtie Nuh”, “Ruhani Khazian”, vol. 19, f. 15)*

Ai më tutje thotë:

“Mos mendoni se Zoti do t‘ju shkatërrojë. Ju jeni një farë e dorës së Zotit xh.sh. që është mbjellë në tokë. Allahu xh.sh. thotë se kjo farë do të rritet, do të lulëzohet dhe degët e saj do të shpërndahen në të gjitha anët dhe një ditë do të shndërrohet në një lis të madh. Pra, lum ai që ka besim në fjalën e Zotit xh.sh.

dhe që nuk frikësohet prej atyre sprovave me të cilat ballafaqohet ai në rrugën e Zotit xh.sh., sepse paraqitja e sprovave është e domosdoshme dhe thelbësore, që Allahu xh.sh. t'ju provojë se kush thotë të vërtetën në deklaratën e *Bejtit* dhe kush gënjen. Ai që do të luhatet nga ndonjë provë, nuk do t'i sjellë ndonjë dëm Allahut xh.sh. dhe fatkeqësia e tij do ta çojë atë në xhehenem. Po të mos kishte lindur fare ai, do të ishte mirë për të. Mirëpo, ata të gjithë që do të dalin këmbëngulës e durimtarë deri në fund - do të goditen nga tërmetet e fatkeqësive, do të shkunden nga stuhitë e mynxyrave, kombe e popuj të ndryshëm do t'i përqeshin e do të tallen me ta, dhe bota do të sillet me ta me një urrejtje të ashpër – fundi i fundit do të dalin ngadhënjimtarë e fitimtarë. Dhe dyert e të mirave do të hapen për ta.

Allahu xh.sh. më tha mua, që unë duhet t'i njoftoj Xhematit tim se ata që e pranuan besimin dhe besimi i tyre nuk është i përzierë me pasionet e botës materiale, nuk është i njollosur me hipokrizi e as me burracakëri dhe është në atë nivel ku nuk shfaqet mosbindje e padëgjueshmëri, të tillët janë të zgjedhurit e Zotit xh.sh. Dhe Allahu xh.sh. thotë se të tillë janë ata, hapi i të cilëve është i vërtetë e është vënë në rrugën e Zotit të tyre."

*("Risala El-vesijat", "Ruhani Khazain", vol. 20, f. 309)*

Allahu xh.sh. na mundësoftë t'i pranojmë fuqimisht këto këshilla! Ai na bëftë ahmadi myslimanë të vërtetë e të sinqertë! Allahu xh.sh. na mundësoftë t'u dalim besnikë kushteve të *Bejtit* e t'i praktikojmë këto! Ai na bëftë sinqerisht të bindur para Allahut xh.sh. e Profetit të Tij s.a.v.s.! Mos ndodhtë kurrë që të veprojmë në mënyrë të tillë që e njollos Xhematin e dashur të Hazret Mesihut të Premtuar a.s.! O Zoti ynë, falna gabimet tona, mbuloji lajthitjet tona, dhe na shkruaj ndër të bindurit e ndër besnikët e vërtetë! Na mundësofsh të qëndrojmë fuqimisht mbi kushtet e *Bejtit*! Na numërofsh ndër të zgjedhurit e Tu! I mundësofsh edhe pasardhësit tanë që t'i dalin besnikë zotimit

të *Bejtit*! Mos na largo kurrë prej Vetes! Falna njohjen Tënde të vërtetë! O më i mëshirshmi Zot, mëshirona, dhe pranoji të gjitha lutjet tona! Na bën trashëgimtarë të të gjitha atyre lutjeve që Hazret Mesihu i Premtuar a.s. bëri për Xhematin e vet e për ata që e përqafojnë këtë Xhemat! Amin!

*(Marrë nga fjalimi përmbyllës*
*me rastin e Xhelsa Salanës (Tubimit Vjetor)*
*të Anglisë,më 27 korrik 2003)*

... Kjo është një temë mjaft e rëndësishme dhe nevoja e saj në këtë epokë ndihet më së shumti. Sa më shumë po largohemi nga epoka e Hazret Mesihut të Premtuar a.s., sado që ne krenohemi që jemi pasardhësit e shokëve të Hazret Mesihut të Premtuar a.s., ne nuk i shikojmë sakrificat e baballarëve e të stërgjyshërve tanë. Megjithëse gjaku i tyre është trashëguar nga brezi në brez, nivelet shpirtërore janë rrëzuar. Dhe kjo është një e vërtet e përsosur dhe një fenomen natyror; se sa më shumë largohemi nga epoka e Pejgemberllëkut, disa lajthitje e dobësi mund të shfaqen. Mirëpo, është me rëndësi të shënohet se komunitete përparimtare nuk bëhen përtace e të pakujdesshme, duke e akuzuar kohën dhe ndryshmin e kushteve e të rrethanave. Por, përkundrazi, ato vazhdojnë të bëjnë përpjekje të shumta. Ne jemi shumë të lumtur e fatbardhë se ekzistojnë për ne myzhde e parashikime që ne duke e përqafuar Xhematin e Hazret Mesihut të Premtuar a.s., duhet ta shpërndajmë mësimin e Hazret Muhammedit s.a.v.s. në tërë botën. Ky është dekreti i Hyjnisë dhe që do të realizohet vetëm me kusht që të dalim të paluhatshëm në rrugën e *Teuhidit*. Dhe jo vetëm që ne do t'i zbatojmë këto mësime por duhet të mundohemi që edhe pasardhësit tanë të kenë një besim të tillë të sinqertë. Tani, unë po paraqes një citat nga shkrimet e Hazret Mesihut të Premtuar a.s. që sqaron se ç'kërkonte ai nga ata që bënin *Bejt*.

Ai thotë:
"Të bësh *teube* (pendesë) në dorën time, kërkon një vdekje që ta përfitosh një jetë e një lindje të re. *Bejti*, nëse nuk bëhet me zemër, nuk ka ndikim e do të mbetet pa arritje. Nga *Bejti* im, Zoti kërkon pohimin e zemrës. Pra, ai që më pranon me zemër të sinqertë dhe bën *teube* të vërtetë nga mëkatet e veta, Zoti Mëkatfalës e i Mëshirshëm me siguri i fal mëkatet e tij dhe ai bëhet si ai person që del fill nga barku i nënës; atëherë engjëjt e ruajnë atë."

*("Malfuzat", vol. 3, f. 262, Angli, 1984)*

# KUSHTI IV

*"Ai, në asnjë mënyrë, as me fjalë e as me dorë, nuk do t'i trazojë e t'i shqetësojë krijesat e Allahut në përgjithësi dhe myslimanët në veçanti."*

Siç del qartë nga ky kusht, njeriu nuk duhet t'i sjellë dëm askujt, as me dorë e as me fjalë, duke u bërë pre e zemërimit, nën pretekstin e respektit ose të nderit. Është e qartë se ky është një kusht mjaft i rëndësishëm që bejtbërësi nuk do të trazojë e as nuk do të shqetësojë asnjë mysliman. Ky është një detyrim për ne. Dhe ne duhet patjetër ta realizojmë këtë kusht. Meqë myslimanët e lidhin veten me Profetin e shenjtë [s.a.v.s.], prandaj ne nuk mund të mendojmë për një çast që t'i trazojmë e t'i shqetësojmë ata. Për sa u përket të ashtuquajturve *ulema* që janë bërë njollë mbi faqen e bardhë të Islamit dhe që duke e kundërshtuar dhe armiqësuar Imamin e Kohës, Imam Mahdiun e Mesihun e Premtuar, i kanë kaluar të gjithë kufijtë e moralit, ne duke iu gjunjëzuar e duke iu drejtuar Zotit tonë të Plotfuqishëm që është Pronar i të gjitha fuqive, kërkojmë ndihmë kundër sherrxhinjve të tillë, Atij i drejtohemi me lutje: O Zot, Vetë kapi ata dhe i freno. Lutje të tilla i bëjmë vetëm për shkak se Profeti i shenjtë [s.a.v.s.] vetë i pati deklaruar këta si krijesa më sherrxhinj në tokë. Përndryshe, ne nuk kemi zili e inat të panevojshëm kundër tyre, e as nuk kemi zemërim kundër askujt. Ne jemi duke i respektuar urdhrat e Allahut xh.sh. Dhe Allahu xh.sh. na mëson që ta mposhtim e ta kontrollojmë zemërimin tonë, ashtu sikurse thotë Allahu [xh.sh]. në Kuranin e Shenjtë:

الَّذِيْنَ يُنْفِقُوْنَ فِي السَّرَّآءِ وَ الضَّرَّآءِ
وَالْكٰظِمِيْنَ الْغَيْظَ وَالْعَافِيْنَ عَنِ
النَّاسِ ۗ وَاللّٰهُ يُحِبُّ الْمُحْسِنِيْنَ ۚ

*Dhe që shpenzojnë (në rrugën e Allahut) në begati e në varfëri, dhe e mposhtin zemërimin e tyre dhe ua falin njerëzve (gabimet e tyre). Dhe Allahu i do ata që bëjnë mirë.*

*(Ale Imran, 3:135)*

Në bazë të këtij ajeti, robi (shërbëtori) i Hazret Imam Husejnit r.a. fitoi lirinë. Thuhet se robi i tij derdhi diçka të ngrohtë – ujë të valuar ose diçka tjetër - mbi Hazret Imam Husejnin. Ky e shikoi atë me zemërim. Robi i tij që ishte mjaft i mençur dhe e dinte mirë dhe Kuranin  menjëherë e tha këtë pjesë të ajetit të lartshënuar:

وَالْكٰظِمِيْنَ الْغَيْظَ

*... dhe e mposhtin zemërimin e tyre ...*

Hazret Imam Husejni tha:- Ke të drejtë; unë e mposht dhe e kontrolloj zemërimin tim. Mirëpo, robit i bluante mendja se sado që ai e mposhti zemërimin e vet, kjo ndodhi e padëshirueshme do të ngelet në zemrën e tij, dhe mund të ndodhë që në të ardhmen, për ndonjë gabim tjetër, ai të më ndëshkojë. Prandaj, ai e tha  pjesën e dytë të këtij ajeti:

وَالْعَافِيْنَ عَنِ النَّاسِ

*... dhe ua falin njerëzve (gabimet e tyre) ...*

Hazret Imam Husejni tha:- Unë të fala ty. Mençuria dhe shkathtësia e robit i dha rast ta thoshte pjesën e fundit të këtij ajeti:

وَاللّٰهُ يُحِبُّ الْمُحْسِنِيْنَ

*Dhe Allahu i do ata që bëjnë mirë.*

Hazret Imam Husejni tha:- Unë të liroj ty. Në atë kohë, robërit bliheshin dhe nuk liroheshin aq kollaj. Mençuria dhe shkathtësia e robit i mundësoi të lirohej nga pronari i vet që ishte njeri i devotshëm i Zotit. Pra, ky është mësimi i vërtetë i Islamit.

Për të përfituar cilësi morale e virtyte të larta, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Në grupin e dytë bëjnë pjesë ato morale, të cilat e nxisin njeriun për të bërë vepra të mira. Cilësia e parë e këtij grupi është *afuv* – falja, që do të thotë t’ua falësh të tjerëve gabimet e tyre. Ai që bën një krim ose një gabim apo ai i sjell dikujt ndonjë dëm, meriton një dënim dhe nganjëherë sipas ligjit meriton të ndëshkohet, të burgoset, të gjobitet apo, në disa raste, të rrihet fizikisht prej të dëmtuarit. Po qe se i dëmtuari ia fal gabimin atij, dhe në qoftë se kjo falje shkon në përmirësimin e tij, ai bën një vepër të mirë ndaj fajtorit. Lidhur me këtë Kurani na predikon:

وَالْكٰظِمِيْنَ الْغَيْظَ وَالْعَافِيْنَ عَنِ النَّاسِ [1]

وَجَزٰٓؤُا سَيِّئَةٍ سَيِّئَةٌ مِّثْلُهَا ۚ فَمَنْ عَفَا وَاَصْلَحَ فَاَجْرُهٗ عَلَى اللّٰهِ [2]

---

[1] (Ale Imran, 3:135)
[2] (Esh-Shura, 42:41)

Do të shpërblehen prej Allahut xh.sh. ata që e gëlltisin zemërimin e tyre kur flakërohet ai, dhe njerëzve ua falin gabimin e tyre kur kjo falje shkon në përmirësim të tyre.
Vepra e keqe duhet të shpërblehet me të keqen, por ai që e fal gabimin e fajtorit, kur kjo falje krijon një përmirësim në të, dhe nuk paraqitet ndonjë sherr, d.m.th. ta falësh fajtorin sipas rrethanave, do të shpërblehet prej Allahut xh.sh."

*("Islami usul ki filosfi", "Ruhani Khazain", vol. 10, f. 351)*

Aty ka një hadith shumë të njohur. Shumë prej nesh me siguri e kanë dëgjuar. Profetin e shenjtë s.a.v.s. duke bërë shenjë në drejtim të gjoksit të vet thotë:- Këtu është *Takva* (devotshmëria). Kjo do të thotë se nëse mund të jetë dikund devotshmëria e vërtetë *(takva)*, ajo është vetëm zemra e Profetit të shenjtë s.a.v.s., sepse aty nuk ka asgjë tjetër përveç devotshmërisë.

Pra, o ju njerëz! O bashkësi e besimtarëve! Këshilla e porosia e përhershme për ju është se shembulli të cilin ju duhet ta ndiqni, është shembulli i Hazret Muhammedit s.a.v.s. Pra, pyetni veten. A jeni duke bërë përpjekje që ta mbushni zemrën tuaj me devotshmëri, duke e ndjekur shembullin e Profetit të shenjtë s.a.v.s.? A e keni ju gjithashtu frikën e Allahut dhe dashurinë e Tij në zemrat tuaja? Si rezultat i kësaj, a e ndjeni simpatinë ndaj krijesave, që të silleni mirë ndaj tyre?

Unë tani e them në tërësi hadithin në fjalë.

Hazret Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:- Mos u bëni xhelozë ndaj njëri-tjetrit. Mos u grindni mes jush. Mos i mbani inat e zili njëri-tjetrit. Mos mbani armiqësi kundër njëri-tjetrit. Mos bëni pazarllëk mbi pazarllëkun e njëri-tjetrit. Bëhuni vëllezër mes veti. Një mysliman është vëlla i një myslimani tjetër. Ai nuk e shtyp vëllanë e vet. Ai nuk e

poshtëron atë. Ai nuk e nënçmon atë. Mandej, Profeti i shenjtë s.a.v.s., duke bërë shenjë në drejtim të gjoksit të vet, tri herë tha: Këtu është *takva* (devotshmëria). Mjafton për njeriun të bëhet sherrxhi, nëse e nënçmon vëllanë e tij mysliman. Gjaku, pasuria dhe nderi i një myslimani të gjitha këto janë të palejueshme (haram) për një mysliman tjetër.

*(Sahih Muslim, Kitabul Birri ves-silah, Bab Tahrim zulmil muslimi va khadhlihi...a.l.kh.)*

# Mos trazoni askënd

Në kushtin e katërt është përmendur se njeriu nuk duhet të trazojë e të shqetësojë askënd, as me dorë, as me fjalë e as me ndonjë mjet tjetër. Unë tani e shpjegoj hollësisht këtë kusht të *Bejtit*. Duhet t'ia përqendroni vëmendjen hadithit të lartpërmendur ku Profeti i shenjtë s.a.v.s. thotë: *Mos u bëni xhelozë ndaj njëri-tjetrit*. Xhelozia me të vërtetë është diçka që fundi i fundit shndërrohet në armiqësi. Personi që vuan nga xhelozia për dikë gjithnjë dëshiron e mendon t'i sjellë dëm atij ndaj të cilit ka xhelozi ai. Përveç kësaj, xhelozia është një sëmundje që me anën e saj jo vetëm që i sjell dëm dikujt tjetër, por personi xheloz digjet vetë në këtë zjarr. Ka gjëra shumë të vogla që bëhen shkas për xhelozi. Siç p.sh. përse filani ka tregti të mirë. Përse filani ka aq shumë pasuri. Përse filani ka shtëpi më të mirë se imja ose përse fëmijët e filanit janë më të mençur. Në rastin e grave, nëse ndonjë grua ka bizhuteri të pasur, kjo bëhet xheloze. Edhe në raste fetare – ku vepra të mira duhet të nxiten dhe ku njerëzit duhet të përpiqen të ecin në drejtim të shërbimeve fetare e të bëhen shërbëtorë të fesë, bëhen përpjekje të krijohen pengesa në rrugën e atyre që janë dhënë pas shërbimeve të fesë, duke ngritur akuza kundër tyre që të shmangen nga shërbimi i fesë.

Mandej, në këtë hadith Profeti i shenjtë s.a.v.s. na këshillon se nuk duhet të grindemi me njeri tjetrin. Ne shohim se grindjet fillojnë nganjëherë për shkak të gjërave shumë të vogla e të parëndësishme. P.sh. gjatë tubimit një person organizator qorton një fëmijë që vazhdimisht bën zhurmë e prapësi, me qëllim që ai të korrigjohet. Prindërit e tij, të ulur afër, menjëherë përveshin mëngët për grindje, dhe personi në detyrë sillet në mënyrë shumë poshtëruese. Me anë të këtyre sjelljeve të tyre, ata në një anë e thyejnë zotimin e *Bejtit* dhe i shtrembërojnë normat morale të veta, në anën tjetër e dëbojnë nga zemrat e brezave të tyre pasardhës respektin ndaj organizimit të Xhematit, e shkulin nga truri i tyre aftësinë e të dalluarit në mes së mirës e të keqes.

Mandej, ne jemi këshilluar që të mos mbajmë armiqësi mes veti. Armiqësia fillon për shkak të gjërave të vogla. Zemrat mbushen me inat e me urrejtje. Disa persona gjithnjë rrinë në pritë që të gjejnë ndonjë rast të hakmerren, ndërsa porosia është që të mos armiqësohemi me askënd e as të mos kemi zili për askënd. Rrëfehet në një hadith se Profetit të shenjtë s.a.v.s. i erdhi një shok dhe i tha:- O Profet i Allahut, më jepni një këshillë të shkurtër që të mbetet e paharruar për mua. Ai s.a.v.s. i tha:- Shmangu zemërimit. Mandej herën e dytë i tha:- Shmangu zemërimit.

Pra, kur në çdo kohë do të keni në mend t'i shmangeni zemërimit, atëherë zilia e inati do të zhduken vetvetiu. Përveç kësaj, njerëzit kanë një dukuri tjetër; që bëjnë pazarllëk mbi pazarllëkun e tjetërkujt, që t'ia prishin pazarllëkun e bërë prej tij. Ky hadith na ndalon që të bëjmë kështu. Nganjëherë njeriu paguan më shumë, jo për dobinë e vet por për t'i sjellë dëm tjetërkujt e për t'ia prishur pazarllëkun. Po ashtu, dëshiroj të them se i njëjti mësim zbatohet edhe për çështjen e martesës.

Dikush nuk ka të drejtë të dërgojë mesazhin e fejesës mbi mesazhin e dërguar prej tjetërkujt. Pra, anëtarët e Xhematit Ahmadia duhet t'i shmangen kësaj dukurie.

Mandej, ne jemi të këshilluar që të mos sillemi me mizori ndaj askujt. Të mos nënçmojmë askënd. Të mos poshtërojmë askënd. Njeriu mizor kurrë nuk mund ta fitojë afrinë e Zotit. Pra, si është e mundur që dikush për hir të Zotit të përqafojë Imamin e Kohës në njërën anë, ndërsa në anën tjetër ai dëshiron t'i rrëmbejë mizorisht të drejtat e të tjerëve? Kjo është një praktikë e përgjithshme në fshatrat tona ku vëllezërve dhe motrave nuk u jepen të drejtat, dhe pjesët e pronësisë trashëguese, vetëm se do të martohen e do të shkojnë jashtë familjes, që pronësia të mos dalë jashtë familjes. Ka njerëz të atillë që i shtypin gratë e tyre dhe nuk ua plotësojnë të drejtat. Aty ka shumë çështje të tilla që hyjnë në këtë kategori. Shumë veprime të njerëzve dëshmojnë e vërtetojnë se ata i nënçmojnë dhe i poshtërojnë të tjerët. Si mund të veproni në këtë mënyrë e si mund të bëni aksione të tilla, kur jeni duke bërë *Bejt* e duke bërë zotim e deklaratë se do t'u shmangeni veprimeve dhe veprave të tilla? Porosia e qartë është se është e palejueshme për një mysliman që të mendojë keq për një mysliman tjetër. Po ashtu, gjaku, pasuria e nderi i një myslimani janë të palejueshme për një mysliman tjetër. Pra, duke e përqafuar e duke e pranuar Imamin e Zgjedhur të Kohës, si mund të tolerohen këto vepra nga ana juaj, kur ju pohoni se jeni duke vepruar më së miri, sipas mësimeve të Islamit? Si mund të mbeteni anëtarë të këtij Xhemati të Mesihut të Premtuar a.s., kur jeni duke bërë veprime të tilla?

Unë tani dëshiroj të paraqes disa hadithe që ilustrojnë se si es-habët e Profetit të shenjtë s.a.v.s., duke mos i quajtur këto këshilla si të lehta e të parëndësishme shfaqën në vete ndryshime të mëdha, pasi e përqafuan Islamin.

Hazret Abu Zer Ghaffari r.a. rrëfen se për ujë të pishëm njerëzit shfrytëzonin rezervuarin e tij. Një herë erdhën disa anëtarë të një familjeje. Njëri prej tyre tha:- Cili prej jush do të shkojë tek Abu Zeri e duke e kapur për flokësh të kërkojë llogari prej tij. Njëri prej tyre tha se unë do ta kryejë këtë detyrë. Pra, ai shkoi tek Abu Zeri e filloi ta trazojë atë. Abu Zeri që në atë kohë ishte në këmbë u ul e mandej u shtri. Ai i tha:- O Abu Zer, përse u ule e mandej u shtrive? Ai iu përgjigj:- Profeti i shenjtë s.a.v.s. na mësoi që kur dikujt i hipën zemërimi, ai duhet të ulet, nëse është në këmbë. Dhe nëse zhduket zemërimi, mirë është, përndryshe ai duhet të shtrihet.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 5, f. 152, botuar në Bejrut)*

Në një hadith tjetër, rrëfyesi tregon se ne ishim të ulur me Urvah bin Muhammedin kur erdhi një njeri që filloi të bisedojë në mënyrë që e zemëroi Urvah bin Muhammedin. Rrëfyesi tregon se kur iu shtua shumë zemërimi, ai u ngrit e mori abdes e mandej u kthye në mesin tonë. Ai na tregoi se babai i tij i kishte treguar një hadith, të cilin ai e kishte dëgjuar prej gjyshit tim, se Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:- Zemërimi vjen nga shejtani dhe shejtani është krijuar prej zjarrit, dhe zjarrin mund ta shuajmë me anë të ujit. Pra, kur dikë e kaplon zemërimi, ai duhet të marrë abdes.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 4, f. 226, botuar në Bejrut)*

Hazret Zijad duke e dëgjuar xhaxhanë e vet rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. bënte shpesh këtë lutje:- O Zoti im, unë kërkoj strehimin Tënd kundër veprave të këqija, kundër veprave të shëmtuara dhe kundër dëshirave të mbrapshta!

*(Sunan Tirmidhi, Kitabud Da'vat, Bab dua ummi salamah, hadithi 3591)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Të gjithë anëtarët e Xhematit tim që janë të pranishëm këtu apo janë në vendbanimet e veta duhet të dëgjojnë me kujdes e me vëmendje të plotë këtë këshillë! Qëllimi kryesor për të cilin ata e përqafojnë këtë Xhemat dhe krijojnë e stabilizojnë lidhshmërinë e ndërsjellë me mua si *mësues – nxënës shpirtëror* është që ata duhet të arrijnë përsosmërinë më të lartë të qëndrimeve e të sjelljeve të mira dhe të devotshmërisë. Dhe asnjë punë e mbrapshtë, sherr ose imoralitet nuk duhet bile që t’u afrohet atyre. Ata duhet të falin rregullisht pesë namaze të përditshme, ata nuk duhet të thonë gënjeshtra, e as nuk duhet të trazojnë dikë me anë të fjalës së tyre. Ata nuk duhet të kryejnë ndonjë imoralitet, e as nuk duhet bile që të mendojnë për ndonjë sherr, mizori ose rrëmujë e çrregullim. Ata duhet t’u shmangen të gjitha llojeve të mëkatit, krimeve, veprimeve të papëlqyera, pasioneve dhe sjelljeve të pahijshme. Ata duhet të bëhen robër zemërpastër e të përunjur të Allahut xh.sh., dhe nuk duhet që ndonjë brumë helmues të zërë vend në qeniet e tyre.... Simpatia ndaj të gjithë qenieve njerëzore duhet të jetë principi i tyre, dhe ata duhet t’i frikësohen Allahut xh.sh. Ata duhet t’i ruajnë gjuhët, duart e mendimet e tyre kundër çdo lloj papastërtie, çrregullimi dhe tradhtie. Ata duhet të falen pesë namaze të përditshme, pa mungesë. Ata duhet t’u shmangen çdo lloj keqbërësie, shkeljeje, tradhtie, ryshfeti, kundërvajtjeje dhe anshmërie. Ata nuk duhet të ulen me shoqërues të këqij. Nëse vërtetohet që dikush që ju shoqëron nuk i respekton urdhrat e Allahut xh.sh. ... ose nuk u jep rëndësi e kujdes të drejtave të njerëzve, ose është njeri mizor ose është sherrxhi, ose që ka sjellje të këqija, ose që përpiqet t’i mashtrojë robërit e Allahut xh.sh., duke folur fjalë të ndyra, ose duke abuzuar e shpifur për të tjerët, atëherë është detyra juaj që ta shkulni këtë të keqe nga mesi juaj dhe që të ruheni prej këtij personi se është i rrezikshëm. Ata nuk duhet t’u sjellin dëm ose sherr ithtarëve të ndonjë besimi, ose anëtarëve të ndonjë fisi a grupi. Bëhuni mirëdashës për të gjithë. Pra, keni kujdes që njerëzit

sherrxhinj, të çoroditur, të pabindur dhe të pamoralshëm të mos ju shoqërojnë në asnjë mënyrë, e as nuk duhet që ata të banojnë në vendbanimet tuaja, sepse mund të bëhen shkak për pengimin tuaj.”

Ai tha:

“... Këto janë ato çështje dhe kushte për të cilat jam duke folur që nga fillimi, dhe kjo është detyra e çdo anëtari të Xhematit tim që të punojë e të veprojë sipas këtyre këshillave. Nuk duhet që në kuvendimet tuaja të përdorni fjalë të padenja, tallje ose përqeshje. Ju duhet të ecni nëpër tokë me zemër të pastër, me karakter të shkëlqyer dhe me mendimet e pastra. Dhe duhet të mbani në mend se çdo sherr nuk është që të luftohet kundër tij. Prandaj, zhvillojeni hobinë e faljes dhe të mbulimit të gabimeve të të tjerëve, pastaj duhet të silleni me butësi e të jini të përmbajtur. Nuk duhet ta sulmoni dikë në mënyrë të padrejtë, dhe duhet t’i kontrolloni pasionet tuaj. Nëse merrni pjesë në ndonjë diskutim, ose bëni debat fetar, shprehini pikëpamjet tuaja me fjalë të buta e me sjellje të hijshme. Nëse dikush sillet keq ndaj jush, largohuni menjëherë prej atij kuvendi, duke i përshëndetur. Nëse ju trajtojnë keq, ose ju shajnë ose thuhen fjalë të ndyra për ju, atëherë ju duhet të keni kujdes që të mos i bëni qëndresë budallallëkut me budallallëk, përndryshe ju do të futeni në të njëjtën kategori me kundërshtarët tuaj. Allahu xh.sh. dëshiron që t’ju bëjë një Xhemat të tillë, që të bëheni shembull i bamirësisë e i vërtetësisë për tërë botën. Pra, nxitoni ta shkulni atë person nga mesi juaj, i cili është shembull i së keqes, i sherrit, i provokimit dhe i sjelljeve të padenja. Ai që nuk mund të jetojë në mesin tonë me përulësi, me bamirësi dhe me dëlirësi, dhe që nuk mund të përdorë një gjuhë të butë e që nuk mund të shfaqë sjellje të mira, duhet që sa më shpejt të ndahet prej nesh, sepse Zoti ynë nuk dëshiron që një person i tillë të jetojë në mesin

tonë. Ai do të vdesë mjerueshëm, sepse nuk e përshtati dot rrugën e bamirësisë. Prandaj, tregohuni të kujdesshëm, dhe sinqerisht bëhuni zemërmirë, fisnikë dhe të vërtetë! Ju do të njiheni me anë të namazeve tuaja të përditshme dhe me anë të cilësive tuaja të larta morale. Ai që në natyrën e vet mban farën e keqbërësisë, nuk do të mund t'i përshtatet kësaj këshille."

*("Maxhmua Ishtiharat", vol. 3 f. 46-48, Ishtihar më 29 maj 1898)*

Ai më tutje thotë:-

"Nuk duhet që njeriu të bëhet arrogant e ta shfaqë mendjemadhësinë, pahijshmërinë, e as nuk duhet që ai të sillet keq ndaj qenieve të tjera njerëzore. Përkundrazi, ai duhet të sillet me dashuri e me mirësi, dhe nuk duhet që për shkak të arsyeve personale të ketë zili e inat për dikë tjetër. Ai duhet të veprojë me butësi e me ashpërsi sipas rrethanave e situatave."

*("Malfuzat", vol. 5, f. 609, Indi, 2003)*

# Adaptoni përulësinë e modestinë

Mandej ai lidhur me modestinë e me përulësinë thotë:

"... I bëni *teube* (pendim) Allahut xh.sh. para se të vijë ndëshkimi i Tij e t'ju mbyllet dera e pendesës. Kur njeriu ka aq shumë frikë prej ligjeve të kësaj bote, përse të mos ketë frikë prej ligjeve të Zotit? Kur situata paraqitet me ngatërresa e fatkeqësi, njeriu patjetër e ndjen atë. Pra, duhet që secili prej nesh të bëjë përpjekje që të zgjohet për namazin e *tahaxhudit* e ta thotë *Kunutin*[1] në pesë namaze të përditshme. Njeriu duhet të bëjë pendesë nga çdo gjë që ndjell zemërimin e Allahut xh.sh.

[1] *Kunuti* është ajo lutje që thuhet në namazin e *vitrit*, pas jacisë.

Pendesë do të thotë t’i lësh të gjitha veprat e këqija dhe çdo gjë që shkon kundër dëshirës të Zotit, dhe të krijosh në vete një ndryshim të pastër, e të ecësh përpara, duke e adoptuar devotshmërinë. Edhe këtu është mëshira e Zotit xh.sh. Hobitë tuaja t’i bëni të këndshme e të mira. Kontrollojeni zemërimin, dhe zëvendësojeni atë me fisnikëri, butësi e me modesti. Bashkë me përmirësimin e cilësive morale, ju duhet të jepni dhe lëmosha sipas mundësisë suaj.

وَيُطْعِمُونَ الطَّعَامَ عَلَىٰ حُبِّهِ مِسْكِينًا وَ
يَتِيمًا وَأَسِيرًا ۝ [1]

D.m.th. ata për hir të dashurisë së Zotit, i ushqejnë të varfrit, jetimët dhe të robëruarit ... dhe kështu veprojnë vetëm për ta fituar pëlqimin e Allahut xh.sh. e nga frika e Ditës së tmerrshme.

Shkurt, kërkoni falje prej Zotit xh.sh. dhe paguani lëmoshat, që Allahu xh.sh. të sillet ndaj jush me mëshirë e me mirësi.”

*(“Malfuzat”, vol 1, f. 134-135, Indi, 2003)*

Mandej ai thotë:

“O shokë! Kapeni fuqimisht këtë princip: Silluni me dashamirësi ndaj të gjithë popujve. Me anë të dashamirësisë rritet e zhvillohet inteligjenca, dhe me anë të vetëpërmbajtjes linden ide të thella. Çdokush që nuk e përshtat këtë rrugë nuk është prej nesh. Çdokush nga Xhemati ynë që nuk mund të shfaqë durimin e nuk mund të tregojë mirësjellje përkundër sharjeve e sjelljeve të padenja të kundërshtarëve tanë, ka të

[1] (Ed-Dahr, 76:9)

drejtë të trokasë në derën e gjykatës, por nuk është e hijshme për të që të sillet me ashpërsi e t'i japë përgjigje së keqes me të keqe e kështu të krijojë grindje. Kjo është ajo këshillë që ne i kemi dhënë Xhematit tonë, dhe ne shprehim pakënaqësinë tonë për atë person që nuk i ka parasysh këto këshilla dhe e përjashtojmë atë nga Xhemati ynë."

*("Tablighe Risalet", vol. 6, f. 170, "Maxhmua Ishtiharat", vol. 2, f. 472)*

# KUSHTI V

*“Ai do të jetë besnik i Allahut në çdo situatë pikëllimi ose gëzimi, fatmirësie a fatkeqësie dhe gjithnjë do të pajtohet me pëlqimin e Allahut. Do të jetë i gatshëm në rrugën e Tij për të pranuar çdo poshtërim, mjerim dhe pikëllim. Po të ballafaqohet me ndonjë fatkeqësi, nuk do të largohet prej Tij, por, përkundrazi, do të ecë përpara.”*

Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

وَمِنَ النَّاسِ مَنْ يَّشْرِيْ نَفْسَهُ ابْتِغَآءَ
مَرْضَاتِ اللّٰهِ ۭ وَاللّٰهُ رَءُوْفٌۢ بِالْعِبَادِ ﴿۲۰۸﴾

*Dhe prej njerëzve ka edhe të atillë që e shesin qenien e vet vetëm e vetëm për të kërkuar pëlqimin e Allahut. Dhe Allahu është shumë i Mëshirshëm ndaj robërve të Vet.*

*(El-Bakara, 2:208)*

Në komentim të këtij ajeti, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. shkruan:

“Njerëzit e përsosmërisë më të lartë, prej të gjithë njerëzve janë ata që janë të zhytur në kërkimin e pëlqimit të Allahut xh.sh., dhe që e shesin veten për të fituar kënaqësinë e Zotit. Të tillët janë ata, mbi të cilët zbret mëshira e Allahu xh.sh. Në këtë ajet,

Allahu xh.sh. thotë:- Vetëm ai lirohet prej të gjitha brengave e mjerimeve, i cili e shet qenien e tij në rrugën Time dhe për hir të pëlqimit Tim. Ai me anë të gjendjes së vet vërteton se ai i takon Zotit dhe qenien e vet e quan diçka që është krijuar t'i bindet plotësisht Zotit e t'u bëjë shërbim krijesave të Zotit...."

*("Islami sul ki filosfi", "Ruhani Khazain", vol. 10, f. 385)*

Ai më tutje shkruan:

"Robi i dashur i Zotit e flijon qenien e tij në rrugën e Zotit, ndërsa në kthim ai fiton pëlqimin e Allahut xh.sh. Të tillët janë ata që meritojnë mëshirën e veçantë të Allahut xh.sh...."

*("Islami sul ki filosfi", "Ruhani Khazain", vol. 10, f. 421)*

Mandej ai thotë:

"Aty ka disa njerëz që e shesin qenien e tyre, me qëllim që të fitojnë pëlqimin e kënaqësinë e Allahut xh.sh. ..."

*("Paighame Sulah", "Ruhani Khazain", vol. 23, f. 473)*

Për njerëzit e tillë, Allahu xh.sh. duke dhënë myzhde thotë.

يٰۤاَيَّتُهَا النَّفۡسُ الۡمُطۡمَئِنَّةُ ﴿٢٨﴾
ارۡجِعِىۡۤ اِلٰى رَبِّكِ رَاضِيَةً مَّرۡضِيَّةً ﴿٢٩﴾
فَادۡخُلِىۡ فِىۡ عِبٰدِىۡ ﴿٣٠﴾
وَادۡخُلِىۡ جَنَّتِىۡ ﴿٣١﴾

*O ti shpirt në paqe! Kthehu te Zoti yt shumë i kënaqur dhe Ai (Zoti) është shumë i kënaqur me ty. Hyj në mesin e robërve të Mi të zgjedhur! Dhe hyr në Xhenetin Tim!*

*(El-Faxher, 89:28-31)*

Ata që pajtohen me pëlqimin e Allahut xh.sh., dhe që për hir të Tij i përballojnë të gjitha mundimet e vuajtjet, kurrë nuk mbeten të pashpërblyer nga Allahu xh.sh. Shumëkush prej nesh është personifikim i gabimeve, të lajthitjeve e të të metave të veta. Ne kryejmë shumë mëkate e gabime. Mirëpo, nëse ne jemi të mësuar të rrimë të pajtuar me Allahun xh.sh., dhe gjithnjë jemi të gatshëm që për hir të Tij t'i përballojmë vuajtjet, mundimet e fyerjet, e jo që të vajtojmë për një mundim të vogël, siç vajtojnë gratë e siç ankohen e bëjnë bujë të madhe, atëherë për një durim të tillë Profeti i shenjtë s.a.v.s. jep myzhde.

# Vuajtjet e një myslimani i shlyejnë mëkatet e tij

Hazret Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:- Myslimanit nuk i vjen ndonjë fatkeqësi, vuajtje, mjerim e shqetësim, madje edhe nga të shpuarit e gjembave, por Allahu xh.sh. me anë të tyre i shlyen mëkatet e tij.

*(Sahih Buhari, Kitabul Marda, Bab ma xha'a fi kaffaratil mard, hadithi 5641, 5642)*

Në një hadith tjetër, Hazret Suhejb bin Sannan r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:- Çështja e një besimtari është shumë e çuditshme; aty ka bereqet e mirësi në të gjitha veprat e tij, dhe kjo është vetëm karakteristika e një besimtari. Ai kur ballafaqohet me lumturi, gëzim e me diçka të këndshme, e lavdëron Allahun dhe e falënderon Atë, dhe ky falënderim shkon në favor të tij; dhe kur ai ballafaqohet me vuajtje, mjerime dhe me diçka të pakëndshme, duron dhe kjo shkon gjithashtu në favor të tij, sepse fiton edhe sevapin e durimit.

*(Sahih Muslim Kitabuz Zuhd, Bab El-mumin amruhu kulluhu hair)*

Nganjëherë Allahu xh.sh. e vë robin e Tij në sprovë me anë të fëmijëve të tij. Me rastin e vdekjes së djalit, njeriu vajton shumë, veçanërisht gratë. Falënderimi i qoftë Allahut xh.sh. që ia dhuroi Xhematit Ahmadia ato nëna që dalin durimtare dhe që rrinë të pajtuara me pëlqimin e Allahut xh.sh. Mirëpo, nganjëherë më arrijnë disa lajme të atyre rasteve të rralla ku shfaqen vajtime, veçanërisht nga ato zona ku mungon arsimi e edukimi. Vërtet, unë kam dëgjuar edhe prej njerëzve të arsimuar e të ditur që nxjerrin do fjalë mosmirënjohjeje e ankimi.

Është një hadith se Profeti i shenjtë s.a.v.s. e pranonte *Bejtin* prej grave në bazë të këtij zotimi: Hazret Usejd rrëfen se ai ka dëgjuar prej një gruaje besimtare e cila kishte bërë *Bejt* në dorë të Profetit të shenjtë s.a.v.s. se Profeti i shenjtë s.a.v.s. mori zotim prej bejtbërëseve se ne nuk do të dalim të padëgjueshme ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s., nuk do të vajtojmë e as nuk do ta rrahim fytyrën tonë, as nuk do t'i shqyejmë rrobat tona, as nuk do t'i gafrrojmë e kreshpërojmë flokët tona.

*(Sunan Abu Daud, Kitabul Xhanaiz, Bab fin nauh)*

# Koha e vërtetë për të shprehur durimin është kur ndodh tragjedia

Hazret Anesi r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. njëherë kaloi pranë një gruaje e cila ishte duke qarë buzë një varri. Ai i tha:- Frikësohu prej Allahut xh.sh. dhe bëhu durimtare! Ajo tha:- Largohu dhe ec në rrugën tënde, lërmë vetëm; ti nuk je goditur nga ajo fatkeqësi që më ka goditur mua. Më vonë, dikush i tregoi asaj se ky ishte Profeti i shenjtë s.a.v.s. (me siguri ajo nuk e kishte njohur, përndryshe nuk do të fliste në këtë mënyrë të mbrapshtë), atëherë ajo u shqetësua e shkoi me vrap te shtëpia

e Profetit të shenjtë s.a.v.s. Aty nuk gjeti roje, andaj lirisht hyri brenda dhe Profetit të shenjtë s.a.v.s. i tha:- O Profet i Allahut, unë nuk të kam njohur ty. Ai iu përgjigj:- Durimi i mirëfilltë shfaqet në momentin e goditjes së fatkeqësisë (përndryshe të gjithë njerëzit pas vajtimeve e dënesave të mëdha qetësohen e bëhen durimtarë).

*(Sahih Buhari, Kitabul Xhaniaz, Bab zijaratul kubur)*

Një pikë tjetër mjaft e rëndësishme që është përmendur në kushtin e pestë është që njeriu gjithnjë duhet të jetë i qëndrueshëm e i kënaqur, pavarësisht se sa rrethana të vështira e rrethojnë atë, sa shumë zgjatet periudha e mundimeve, sa shumë shfaqen dëshirat e botës materiale, sa shumë dobi qëndrojnë para syve të tij, sa shumë premtime tërheqëse të kësaj bote e tundojnë dhe ai mendon që nëse unë do ta bëj këtë, do t'i shmangem kësaj apo asaj pune, do të kem dobi e fitime të mëdha. Forcat e botës materiale gjithashtu të ngjallin lakmi se nuk ka asnjë mundësi të bësh këtë apo atë punë, duke qenë anëtar i Xhematit Ahmadia. Pa frikë, zgjidhe këtë profesion apo tjetrin, dhe kështu do t'i shërbesh Xhematit, duke dhënë kontributin financiare. Pra, të gjitha këto janë mashtrime e dredhi të *Dexhalit* që të të largojnë ty nga Xhemati e nga Zoti xh.sh. Për këtë arsye, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. tha:- Nëse ju e keni bërë njëherë *Bejtin*, largohuni prej të gjitha këtyre kurtheve. Mos u mashtroni prej këtyre tërheqjeve mashtruese. Bëhuni besnikë ndaj Allahut xh.sh. Nëse do t'i anoheni Allahut xh.sh., ju do të më takoni mua dhe do të fitoni gjithçka. Lidhur me këtë, unë sjell një hadith ku shënohet një këshillë shumë e bukur e Profetit të shenjtë s.a.v.s.:

Hazret Ibni Abbasi r.a. rrëfen se njëherë ai ishte hipur në deve bashkë me Profetin e shenjtë s.a.v.s. Ai më tha:- O djalosh, unë dëshiroj të të jap disa këshilla: Ti duhet ta mbash mendjen nga Zoti, Ai do të të ruajë. Po ta mbash Zotin në mend, do ta gjesh Atë afër. Kur ke nevojë për diçka, kërkoje vetëm prej Tij; kur

ke nevojë për ndihmë, kërkoje prej Tij. Ta dish se nëse të gjithë njerëzit së bashku dëshirojnë të të sjellin ty ndonjë dobi, ata nuk mund ta realizojnë dëshirën e tyre, përveçse kur Zoti dëshiron e të shkruajë dobi në fatin tënd. Po ashtu, nëse të gjithë ata bashkohen e vendosin të të sjellin ndonjë dëm, ata nuk mund ta bëjmë këtë, përveçse kur Zoti atë e shkruan në fatin tënd. Penat janë vënë mënjanë dhe boja është tharë.

*(Sunan Tirmidhi, Kitab Sifatul Kiamah, Bab 59)*

Në një hadith tjetër, Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:- Ta mbash Zotin në mend, do ta gjesh Atë përpara vetes. Njihe Zotin në kohën e lumturisë e të begatisë, Ai do të të njohë ty në kohën e vështirësive e të varfërisë. Duhet ta dish se çfarë nuk të arriti ty, nuk ishte e urdhëruar për ty; dhe çfarë është shkruar në fatin tënd, pa tjetër do ta gjesh atë. Mbani mend se ndihma e përkrahja e Allahut u takon vetëm atyre që tregohen durimtarë. Çastet e lumturisë e ato të mjerimit janë të përziera, dhe çdo mjerim pasohet me lumturi.

*(Rijadus Salihin lil Imam en-Navevi, Bab el-murakabah, hadithi 62)*

Asnjë vepër e Profetit të shenjtë s.a.v.s. nuk ishte kundër pëlqimit të Allahut xh.sh., e prapë Ai bënte lutje me përkushtueshmëri e me pasion për të fituar pëlqimin e Allahut xh.sh.

Hazret Muhammed bin Ibrahimi transmeton një hadith nga Hazret Aishja r.a. se ajo tha:- Unë isha duke fjetur në krahun e Profetit të shenjtë s.a.v.s. Natën vonë nuk e gjeta atë në vend. Fillova ta kërkoja. Atë kohë, dora ime preku këmbën e tij kur ai ishte në sexhde e bënte këtë lutje: O Allah, unë kërkoj mbrojtjen e pëlqimin Tënd nga zemërimi Yt; dhe kërkoj mbrojtjen e faljen Tënde nga ndëshkimi Yt. Unë nuk mund t’i numëroj rrugët e lavdërimit Tënd. Ti je ashtu si e përshkrove Vetë veten Tënde.

*(Sunan Tirmidhi, Kitabud da’vat, Bab 76/75, hadithi 3493)*

Një hadith tjetër thotë:

Dikush ka dëgjuar prej Abdul Vahab bin Vardit se Hazret Muavija i shkroi Hazrete Aishes, duke ia lutur që ajo t'i japë ndonjë këshillë. Hazrete Aisha iu përgjigj: *As-selamu Alejkum*! Unë kam dëgjuar Profetin e shenjtë s.a.v.s. duke thënë:- Kush e kërkon pëlqimin e Allahut, edhe pse zemërohen disa njerëz, Ai del i mjaftueshëm për të kundër tyre. Mirëpo kush e zemëron Allahun, vetëm se i kënaq disa njerëz, atëherë Allahu xh.sh. ua dorëzon atë njerëzve.

*(Sunan Tirmidhi, Kitabuz zuhd, Bab 64/65, hadithi 2414)*

# Ju jeni Xhemati i fundit themeluar prej Allahut xh.sh.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. për të krijuar lidhje besnikërie me Zotin, e këshillon Xhematin e vet:

"Është e domosdoshme që të provoheni me vuajtje dhe fatkeqësi të ndryshme, ashtu siç janë provuar besimtarët para jush. Toka s'mund të sjellë dëm për ju, po qe se jeni të lidhur ngushtë me qiellin. Nëse do të pësoni dëm, të jeni të bindur se e pësoni nga duart tuaja e jo nga duart e armikut. Nëse nderi juaj shkelet me përdhuni në këtë botë, atëherë Zoti do t'ju japë një nder të përjetshëm në botën qiellore. Shkurt, mos e lëshoni Zotin. Është e natyrshme që në raste përkatëse të përjetoni situata shqetësuese dhe dëshpërim rreth realizimit të dëshirave. Pra, nuk ka nevojë të brengoseni në ato rrethana, sepse Zoti dëshiron t'ju provojë se sa të qëndrueshëm jeni në rrugën e Tij. Nëse dëshironi që në botën qiellore t'ju lavdërojnë edhe engjëjt, atëherë duroni rrahje dhe gëzohuni, dëgjoni sharje dhe falënderojeni Zotin, pësoni dhe dështime, por mos e këputni

lidhjen me Zotin. Të jeni të vetëdijshëm se ju jeni Xhemati i fundit i Zotit, prandaj nxirrni në shesh ato vepra të mira, të cilat krijojnë kulmin e përsosmërisë. Nëse dikush prej jush do të bëhet përtac, do të hidhet jashtë si një gjë e papastër nga Xhemati dhe si i tillë ai do të vdesë me dëshirë dhe s'mund t'i bëjë dëm Zotit. Unë me një entuziazëm të madh ju vë në dijeni se Zoti juaj në të vërtetë është dhe ne të gjithë jemi krijesa të tij. Zoti e zgjedh vetëm atë, i cili e zgjedh Zotin. Ai që i afrohet Zotit, do të ketë Zotin pranë; ai që e respekton Zotin, do të ketë respektin e Tij."

*("Kishtie Nuh", "Ruhani Khazain", vol. 19, f. 15)*

Ai më tutje shkruan:

"Ne duhet që ta kënaqim Zotin. Dhe një qëllim i tillë mund të arrihet vetëm me anë të sinqeritetit, besnikërisë dhe çiltërsisë, por jo që përpjekjet e mundimet tona të kufizohen vetëm me pohime fjalësh. Kur ne e bëjmë Zotin të kënaqur, atëherë edhe Ai na dhuron mirësi dhe i hap për ne dyert e bekimeve e të hirësive të veta ... Këtë derë të ngushtë – dera e besnikërisë dhe e çiltërsisë – nuk është lehtë ta kalosh. Ne nuk mund të krenohemi që kemi filluar të marrim diktime Hyjnore ose të shohim ëndrra të vërteta e të mos punojmë dhe të mos bëjmë përpjekje, duke ndenjur duarkryq. Allahu xh.sh. nuk e pëlqen këtë."

*(Gazeta "El-Bedër", vol. 3, nr. 18-19, 8-16 maj 1904, f. 10, kolona 1-2)*

Ai vazhdon:

"Çdo besimtar i vërtetë kalon në këto situata. Nëse ai bëhet besnikërisht e sinqerisht i Zotit, atëherë Zoti bëhet shoku i tij. Mirëpo, nëse struktura e godinës së besimit është e dobët, aty ka rrezik. Ne nuk kemi dije për fshehtësitë e zemrës së dikujt ... por e dimë se Zoti e ruan atë që tërësisht i takon Zotit.

Megjithëse Ai është Zoti i të gjithëve, por Ai e paraqet veten veçanërisht për ata që veten ia dorëzojnë Zotit. T'ia dorëzosh veten Zotit do të thotë se qenia e njeriut duke u shkrirë duhet të bëhet krejtësisht e Zotit, e asgjë të mos mbetet për vete. Për këtë arsye, unë në mënyrë përsëritëse i them Xhematit tim që të mos krenohen se e kanë bërë *Bejtin*. Nëse zemra nuk është e pastër, atëherë nuk vlen gjë që të vësh dorën mbi dorën time... Por, ai që bën një *Bejt* të sinqertë, atij i shlyhen mëkatet e mëdha dhe i jepet një jetë e re.

*("Malfuzat", vol. 3, f. 65, Indi, 2003)*

# Ata që janë të mitë nuk mund të ndahen prej meje

Ai shkruan:

"Pra, nëse dikush nuk do të më ndjekë, atëherë lë të ndahet prej meje. Si e di unë se sa pyje dhe shkurre me gjemba janë akoma që do t'i kaloj ato. Pse vuajnë me mua ata që i kanë këmbët e brishta? Ata që janë të mitë nuk mund të ndahen prej meje, as për shkak të vuajtjeve ose të përbuzjeve e as për shkak të sprovave qiellore. Dhe ata që nuk janë të mitë, kot po tregojnë miqësi me mua, sepse shpejt do të ndahen prej meje. Gjendja e tyre e pastajme do të jetë më e keqe se ajo e përparme. A mund të frikësohemi nga tërmetet? Në rrugën e Allahut të Lartësuar, a mund të shqetësohemi nga sprovat? A mund të ndahemi me ndonjë sprovë të Zotit tonë të Dashur? Kurrsesi, vetëm me bekimin dhe mëshirën e Tij. Pra le të ndahen ata që janë për t'u ndarë. Për ta është *selami* [përshëndetja] i lamtumirës. Por mbani mend se nëse dikur prapë do të pendoheni, pasi u keqkuptuat dhe u ndatë, atëherë para Zotit nuk mund të fitoni

aq nderim sesa do ta fitojnë njerëzit besnikë. Sepse njolla e keqkuptimit dhe e tradhtisë është shumë e madhe.”

*( “Anvarul Islam”, “Ruhani Khazain”, vol. 9, f. 23-24)*

# Paraqitni shembullin e besnikërisë dhe të qëndrimit të plotë

Gati 100 vjet më parë në jetën e Hazret Mesihut të Premtuar a.s., dy trima të Xhematit e shfaqën shembullin e plotë të besnikërisë dhe të qëndrimit. Ata dolën besnikë ndaj zotimit të *Bejtit*. Atyre u janë ofruar joshje e lakmi të ndryshme, me qëllim që ta prishnin zotimin e *Bejtit*, mirëpo këta princa të qëndrimit nuk ua vunë veshin atyre lakmive e joshjeve dhe i mbetën besnikë zotimit të *Bejtit*. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. u bëri nderim të shkëlqyer. Këta janë Sahibzadeh Sejed Abdul Latif Shahid dhe Abdur Rahman Khan (të dy martirë në Afganistan). Unë tani dëshiroj ta lexoj një paragraf nga shkrimet e Hazret Mesihut të Premtuar a.s. Ai thotë:

“Tani, duhet të mendoni me besim e me drejtësi që nëse një xhemat bazohet tërësisht mbi mashtrim, gënjeshtra e dredhi, a mund të paraqesin anëtarët e tij qëndrim e trimëri të tillë, sa që të pranojnë të shkelen e të shtypen me gurë e të mos mërziten aspak për gratë e për fëmijët e tyre, dhe të flijojnë jetën e tyre me aq trimëri e me burrëri saqë nuk e lëshojnë këtë rrugë, sado që u premtohej liria me kusht që ta prishnin zotimin e *Bejtit*? Po ashtu, në të njëjtën mënyrë është prerë Sheikh Abdur Rahmani në Kabul. Ai nuk bëri asnjë kundërshtim dhe nuk u tha: Liromëni unë do ta prish zotimin e *Bejtit*.

Kjo është e vetmja shenjë e një feje dhe e një Imami të vërtetë. Kur dikush fiton dije të vërtetë dhe kur zemra mbushet e

ngopet me ëmbëlsinë e besimit, atëherë personi i tillë në këtë rrugë nuk i frikësohet vdekjes. Pa dyshim, ata që mbajnë besim të sipërfaqshëm e të përciptë, dhe kur besimi akoma nuk ka depërtuar në gjymtyrët e në damarët e tyre, mund të bëhen *murtedë* (renegatë) si Juda Iskratiu, duke marrë pak para. Aty ka shumë shembuj të renegatëve të tillë në kohën e çdo Profeti. Falënderimi i qoftë Allahut se një xhemat i madh besimtarësh është me mua; secili prej tyre është një shenjë për mua. Kjo është mirësia e Zotit tim.

رَبِّ اِنَّکَ جَنَّتِیْ وَ رَحْمَتُکَ جُنَّتِیْ وَآیَاتُکَ غِذَائِیْ
وَفَضْلُکَ رِدَائِیْ

*(“Hakikatul Vehi”, “Ruhani Khazain”, vol. 22, f. 359-361)*

D.m.th “O Zoti im, Ti je parajsa ime, dhe mëshira Jote është mbrojtje për mua, dhe shenjat e Tua janë ushqimi im dhe hirësia Jote është çarçafi im.”

Historia njëqindvjeçare e Xhematit Ahmadia dëshmon se gjatë kësaj periudhe, janë shfaqur shembuj të tillë të besnikërisë e të qëndrimit. Janë bërë dëme të mëdha pasurish e jetësh, janë bërë martirë. Fëmijët janë vrarë në sy të etërve, dhe etërit në sy të fëmijëve. Mirëpo, a lejoi Allahu xh.sh. që gjaku i tyre të shkonte kot? Jo. Por Ai lëshoi shiun e mëshirës dhe të hirit të Vet mbi brezat e atyre martirëve. Shumë prej jush që jeni të pranishëm këtu ose jeni të vendosur në shumë shtete të ndryshme të botës jeni personalisht dëshmitarë për këtë. Pa dyshim, shumë prej jush janë duke i marrë mirësitë dhe bekimet e Allahut. Ky është rezultat i asaj besnikërie që keni paraqitur ndaj Zotit, duke e plotësuar dhe e vërtetuar zotimin e bërë me Hazret Mesihun e Premtuar a.s. Pra, mos ndodhtë që në kohën e gëzimit e të lumturisë ta harroni këtë zotim të *Bejtit*! Ju gjithnjë dilni

besnikë ndaj Zotit të dashur; që bekimet dhe mirësitë e Tij mund të vazhdojnë të zbresin dhe për brezat tuaja; dhe ju duhet ta përçoni këtë besnikëri edhe në brezat pasardhës.

# KUSHTI VI

*“Ai do të largohet prej të gjitha rrugëve të epshit dhe të zakoneve, dhe do të pranojë vetëm autoritetin e Kuranit të Shenjtë. Do të punojë sipas porosive të Allahut dhe të Profetit të shenjtë, Hazret Muhammedit s.a.v.s.”*

Këtu Hazret Mesihu i Premtuar a.s. po thotë: Ju duhet të më betoheni se nuk do të ecni gjurmëve të zakoneve e të traditave joislamike. Ato zakone e tradita që i keni futur në fe, janë bërë pjesë e asaj shoqërie ku jetoni. Ato ishin zakone të feve të tjera dhe ju i përshtatët. P.sh. aty me rastin e riteve të dasmave ka zakone të kota – siç është p.sh. të treguarit dhe paraqitja e prikës ose e atyre rrobave dasmore që i jepen nuses nga familja e dhëndrit etj. Islami vetëm urdhëron që të shpallet publikisht lidhja e martesës, duke shpallur vetëm *hak meher* (një sasi të hollash që dhëndëri premton se do t’i japë nuses). Të gjitha zakonet e tjera janë të kota. Qëllimi i të treguarit dhe paraqitjes së dhuratave bëhet për të treguar para dasmorëve se ata janë njerëz të pasur, ndërsa në anën tjetër të dëshmohet se ata nuses i japin më shumë se sa krushqit e tyre. Të gjitha këto janë garë e kësaj bote materiale dhe janë vetëm paraqitje të pavlefshme.

Këto ditë, ka shumë prej jush që, pasi janë shpërngulur në këto vende, Allahu xh.sh. u ka dhuruar bekime e mirësi të mëdha (fjala është për ata anëtarë të Xhematit që janë shtypur mizorisht nga qeveritë islamike në vendet e tyre dhe janë shpërngulur në këto vende të Perëndimit). Dhe një ndër ato bekime të shumta është dhe fakti që e keni përqafuar Xhematin

e Hazret Mesihut të Premtuar a.s. Këto bekime me të cilat jeni të pajisur sot, janë rezultat i atyre sakrificave të bëra nga stërgjyshit tuaj dhe janë pasojë të atyre lutjeve që i kanë bërë ata. Por, fatkeqësisht, ka disa sosh që në vend të gjunjëzoheshin para Zotit, duke shpenzuar në rrugën e Tij, janë bërë pre e vetëngazëllimit e vetëreklamimit, duke shpenzuar për zakone të kota me rastin e festave dasmore. Një sasi e madhe ushqimi harxhohet me rastin e *valimës* (gostia që shtrohet nga familja e dhëndrit pas kryerjes së ceremonisë martesore) ku përgatiten gjellëra e ushqime të llojllojshme vetëm për vetëreklamim. Si rezultat i kësaj, ata që janë më pak të pasur fillojnë të marrin hua, që ta përgatisin prikën e nuses e ta paraqesin publikisht. Disa prindër hyjnë në borxh vetëm nga frika e kritikës se mos flasin krushqit  se bija e tyre nuk solli me vete pajë të madhe. Pra, familja e dhëndrit duhet të ketë frikën e Zotit. Mos i lejoni krushqit tuaj të varfër që të lidhen në prangat e borxhit, vetëm për shkak të zakoneve e të traditave dhe për ta krenuar e për të mbiçmuar veten, sepse ju pohoni se jeni anëtarë të Xhematit Ahmadia dhe deklaroni se do t'i zbatoni praktikisht dhjetë kushtet e *Bejtit*.

Unë kam folur shkurtimisht lidhur vetëm me një zakon që i përket martesës. Në qoftë se e hap këtë temë më thellë, atëherë lidhur me ato zakone që i përkasin martesës do të mund të paraqiten shumë shembuj të atillë që krijojnë rezultate të padëshirueshme. Dhe kur shtohen zakone e tradita të tilla, atëherë njeriu bëhet i verbër. Dhe si rezultat i kësaj, hapi i tij vijues e çon atë në grackën e epsheve e të pasioneve, kurse bejtbërësi përbetohet se do ta frenojë veten nga epshet e nga pasionet, dhe për vete do të pranojë në tërësi autoritetin e Zotit e të Profetit të Tij s.a.v.s. Ç'kërkon prej nesh Zoti e Profeti i Tij s.a.v.s.? Vetëm që t'i pranojmë porositë e tyre, duke iu shmangur epsheve e pasioneve. Allahu xh.sh. në Kuran thotë:

فَاِنْ لَّمْ يَسْتَجِيْبُوْا لَكَ فَاعْلَمْ اَنَّمَا
يَتَّبِعُوْنَ اَهْوَآءَهُمْ ؕ وَمَنْ اَضَلُّ مِمَّنِ
اتَّبَعَ هَوٰىهُ بِغَيْرِ هُدًى مِّنَ اللّٰهِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
لَا يَهْدِى الْقَوْمَ الظّٰلِمِيْنَ ۝٥١

*Por, nëse ata s'të japin përgjigje, atëherë ta dish se ata ndjekin vetëm dëshirat e tyre të këqija. Dhe kush është më i humbur se ai që, duke e lënë mbrapa udhëzimin e Allahut, ndjek dëshirat e veta të këqija. Me të vërtetë, Allahu nuk i tregon rrugë të drejtë popullit mizor.*

*(El-Kases, 28:51)*

Në këtë ajet, Allahu xh.sh. jep një vendim shumë të qartë që na bën të ndrojtur se ata që i ndjekin epshet e dëshirat e tyre të kota, nuk do të përudhen kurrë.

Ne në një anë deklarojmë se e kemi njohur dhe e kemi pranuar Imamin e Kohës, ndërsa në anën tjetër, megjithëse kemi bërë zotim e premtim me Imamin se do t'i braktisim zakonet e këqija, nuk e realizojmë premtimin tonë. A, mos vallë, jemi duke ecur së prapthi? Secili prej nesh duhet të analizojë veten. Nëse ne kemi marrë zotim e kemi bërë premtim të vërtetë dhe i frikësohemi Zotit Tonë; dhe nëse qëndrojmë besnikë ndaj zotimit tonë; nëse u shmangemi epsheve e pasioneve tona; nëse ne i drejtohemi Zotit Tonë të Dashur, duke e lavdëruar e duke e madhëruar Atë; atëherë Ai na jep myzhde për xhenetin e Vet, siç thotë:

وَأَمَّا مَنْ خَافَ مَقَامَ رَبِّهِ وَنَهَى النَّفْسَ عَنِ الْهَوَى
فَإِنَّ الْجَنَّةَ هِيَ الْمَأْوَى

*Por, për sa i përket atij, që iu frikësua pozitës së Zotit të tij dhe e frenoi veten prej epsheve; xheneti do të jetë vendstrehimi i tij.*

*(En-Naziat, 79:41-42)*

Unë citoj disa hadithe që u përkasin zakoneve e riteve.

Hazret Aishja r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë: - Nëse dikush krijon ndonjë rit ose zakon të ri në fe, që nuk ka lidhje me çështjen e fesë, duhet hedhur poshtë e nuk duhet pranuar.

*(Sahih Buhari, Kitabus Sulah, Bab idha istalahu ala sulhi xhaur)*

Hazret Xhabiri r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. një herë ka mbajtur një ligjëratë. Gjatë ligjëratës, iu skuqën sytë e iu ngjir zëri, ishte i tronditur sikurse na frikëson një ushtri pushtuese. Ai tha:- Ajo ushtri është gati t'ju sulmojë qoftë në mëngjes ose në mbrëmje. Ai gjithashtu tha:- Unë dhe *Sa'ati* jemi dërguar së bashku, ashtu siç janë këto dy gishta. (Këtu ai i bashkoi dy gishtat e tij – gishtin tregues dhe atë të gjatë - për të sqaruar afërsinë e këtij bashkimi). Po ashtu ai tha:- Tani unë ju tregoj se fjala më e mirë është Libri i Zotit, dhe udhëzimi më i mirë është praktika e Profetit të shenjtë s.a.v.s. Gjëja më e keqe në fe është përtëritja dhe zbatimi i zakoneve të reja që qojnë drejtë gabimit e humbjes.

*(Sahih Muslim, Kitabul Xhuma, Bab takhfifus salat vel khutbah)*

Hazret Amr bin Aufi rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Njeriu që do të ringjallë ndonjë *synet* (praktikë) prej *syneteve* të mia, në mënyrë që edhe të tjerët të fillojnë ta zbatojnë e ta praktikojnë atë, ai do të shpërblehet aq sa do të kenë ata që e praktikojnë atë, kështu që nuk do të zvogëlohet e pakësohet

nga shpërblimet e tyre. Dhe njeriu që do të krijojë ndonjë rit e zakon në mënyrë që edhe njerëzit të fillojnë ta praktikojnë atë, atëherë ky do të ketë një pjesë të mëkateve nga mëkatet e atyre që do ta zbatojnë atë kështu që nuk do të zvogëlohet e as nuk do të pakësohet asgjë nga mëkatet e tyre.

*(Sunan Ibni Maxha,Kitabul mukaddamah Bab Men Ahja Synnah ked umitet)*

# Zakone të reja e ato të ripërtëritura që nuk i përkasin fesë Islame meritojnë të hidhen poshtë

Shkurt, në hadithe të lartpërmendura, Profeti i shenjtë [s.a.v.s.] na tregon se zakone, e rite që nuk i përkasin fesë, e që të çojnë larg saj, dhe që i nënçmojnë porositë e urdhrat e Allahut e të Profetit të Tij, janë për tu hedhur poshtë pa diskutim. Të gjitha ato janë të pavlefshme e të kota. Pra, ruajuni prej tyre. Sepse këto do të pjellin rite e zakone të reja, që dalëngadalë do të zënë vend në fe, e kështu do ta deformojnë e do ta korruptojnë atë. Shihni se si fetë e tjera janë prishur e deformuar, kur në to janë rrënjosur rite e zakone të ndryshme. , Pa dyshim, ashtu do të ndodhte, sepse ashtu ishte shkruar, që në këtë epokë vetëm Islami do të mbetej besim i gjallë. Por, nëse ju hulumtoni me kujdes, do të zbuloni se fe të tjera, si Krishterimi – megjithëse është një fe – kanë krijuar shumë zakone e rite lokale në vende të ndryshme dhe i bënë pjesë të fesë së tyre. Dukuri të tilla shihen edhe në Afrikë. Dhe kur një herë hapet rruga e zakoneve dhe e riteve, atëherë lindin dhe krijohen rite e zakone të reja në fe. Për këtë arsye, Profeti i shenjtë [s.a.v.s.] i dha një rëndësi e theks të veçantë kësaj çështjeje, dhe u dha vërejtje të rrepta atyre që krijojnë rite e zakone në çështjet e fesë. Ai na frikësoi

shumë lidhur me këtë çështje pasi ai ishte shumë i shqetësuar për këtë. Në një hadith rrëfehet, se ai tha:- Unë jam tepër i shqetësuar që të mos shtrembërohet feja e të mos e humbisni rrugën e drejtë, sepse unë ju shoh që po bëheni pre e këtyre zakoneve duke u bërë pre e epsheve e dëshirave të kota.

Këto ditë, ju jeni duke jetuar në këto shoqëri Perëndimore që kanë rite e zakone të shumta, të cilat ju largojnë nga feja juaj dhe ato zakone e rite e nënvlerësojnë mësimin e bukur të Islamit. Sepse shkëlqimi e lustrimi i kësaj bote materiale është shumë veprues, prandaj ka nevojë që çdo hap të bëhet me kujdes. Në vend që t'i përshtatim zakonet e ritet e tyre të gabuara, ne duhet t'i paraqesim e t'i tregojmë mësimet e bukura të Islamit. Çdo ahmadi duhet të ketë një karakter aq të fuqishëm sa që kultura e Perëndimit të mos ketë ndonjë ndikim në jetën e tij. P.sh. sipas mësimeve të Islamit, gratë janë urdhëruar që të mbajnë ferexhenë. Ky mësim është në mbrojtje të ndershmërisë së tyre, sepse me anë të ferexhesë ato fitojnë e gëzojnë një pozitë të dukshme në shoqëri. Kur një grua do vetë që ta mbajë ferexhenë dhe kur do t'u tregojë të tjerëve dobitë e ferexhesë, do të kemi efekte më të dukshme e më të mëdha në krahasim me ata meshkuj që flasin e shpjegojnë dobitë e ferexhesë. Pra, ato gra që mbajnë ferexhenë kanë mundësi më të mëdha të predikojnë e të bëjnë *tabligh* për shkak të kësaj dukurie të vetme. Kjo çështje kërkon vëmendje të posaçme. Po ashtu, në shoqërinë Perëndimore ka dhe shumë shfaqje të padenja shoqërore, të cilat përshtatën prej nesh, vetëm se ne jetojmë në këto shoqëri dhe jemi të shtrënguar t'i përshtatim ato. Kjo është, pa dyshim, një situatë shqetësuese. P.sh. ke një shok që është pijanec, dhe ti shkon me të në ndonjë lokal a bar, duke menduar se ai do të pijë pije alkoolike ndërsa unë do të pi kafe ose lëngje frutash, ky është gjithashtu një gabim. Ka nevojë për një kujdes të veçantë, sepse mund të ndodhë që një ditë duke u ndikuar prej tij, të marrësh një hurbë e mandej do

të fillosh të pish. Zoti na ruajt! Për këtë arsye, duhet të mbani në mend këtë hadith ku Profeti i shenjtë s.a.v.s. tregoi shqetësimin e vet.

Hazret Abu Barzau r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Unë kam frikë se ju do të bëheni pre e dëshirave lakmuese dhe e epsheve seksuale, dhe unë kam frikë se mos e humbisni rrugën e drejtë për shkak të pasojave të këqija të këtyre epsheve e të pasioneve.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 4, f. 423, botuar në Bejrut)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Deri sa njeriu nuk bën përpjekje të vërtetë e nuk punon me mundim, ai nuk mund ta fitojë atë thesar të urtësisë hyjnore që është në Islam, dhe që i sjell një vdekje jetës së tij të njollosur me mëkat. Allahu xh.sh. shumë qartë thotë:

وَأَمَّا مَنْ خَافَ مَقَامَ رَبِّهِ وَنَهَى النَّفْسَ عَنِ الْهَوَى
فَإِنَّ الْجَنَّةَ هِيَ الْمَأْوَى [1]

Është shumë lehtë që dikush të krenohet se ka besim në Zot, por me gjithë këtë pohim, aty nuk shfaqen rezultatet e frytet e besimit të vërtetë. Një pohim i tillë do të jetë vetëm një fjalë e pakuptimtë. Njerëzit e tillë nuk e vlerësojnë Zotin, dhe Zoti nuk mërzitet për ta.”

*(Gazeta “El-Hakam”, vol. 9, nr. 29, 17 gusht 1905, f. 6, kolona 1)*

[1] D.m.th. *“Por, për sa i përket atij, që iu frikësua pozitës së Zotit të tij dhe e frenoi veten prej epsheve. Xheneti do të jetë vendstrehimi i tij.”* (En-Naziat, 79:41-42)

Mandej ai thotë:

"Ai që frikësohet të qëndrojë para Zotit të vet dhe e frenon veten nga epshet e pasionet do të ketë vendin e vet në xhenet. T'i frenosh dëshirat e epshet seksuale është sikurse të flijohesh në rrugën e Zotit. Duke vepruar në këtë mënyrë, njeriu mund ta kënaqë Zotin në këtë botë e mandej siguron vendin e vet në xhenet."

*(Gazeta "El-Bedër", 3 gusht 1905, f. 2, kolona 2)*

# Kurani i Shenjtë është udhërrëfyesi ynë për mësimet islamike

Pra, t'u shmangesh zakoneve, riteve, dëshirave dhe epsheve, është, pa dyshim, një pjesë e mësimeve të Islamit. Për t'i kuptuar mirë këto mësime, Kurani i Shenjtë është udhërrëfyesi ynë. E vërteta qëndron në faktin që nëse një besimtar përshtat Kuranin si burim udhërrëfimi në jetën e tij të përditshme, të gjitha të këqijat fillojnë të zhduken vetvetiu. Zemra e tij nuk do të ketë më dëshira e epshe të këqija, sepse ky është Libri i vërtetë e i pastër që e përsos Sheriatin si burim udhërrëfimi, të cilin Allahu xh.sh. ia shpalli zemrës së pastër të Profetit të shenjtë s.a.v.s., duke i rrethuar të gjitha nevojat e kërkesat e jetës njerëzore, Mandej, ku kishte nevojë për ndonjë sqarim a shpjegim, Profeti i shenjtë s.a.v.s. sqaroi e shpjegoi me anë të praktikës, veprës së tij dhe me anë të të thënave të veta. Për këtë arsye, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë se ne duhet ta pranojmë tërësisht këtë Libër. Lidhur me këtë temë, unë, pra, dëshiroj të citoj disa referenca nga Kurani, hadithe e nga shkrimet e Hazret Mesihut të Premtuar a.s. Allahu xh.sh. thotë:

وَلَقَدْ يَسَّرْنَا الْقُرْآنَ لِلذِّكْرِ فَهَلْ مِنْ
مُّدَّكِرٍ ﴿١٨﴾

*Pa dyshim, për hir të këshillës, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë. Pra, a ka njeri që e pranon këshillën?*

*(El-Kamer, 54:18)*

Ka një hadith:

Hazret Abu Musa al-Ashari rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Besimtari që e lexon Kuranin dhe e zbaton praktikisht, i ngjan qitros, që ka shije të mirë e aromë të këndshme. Dhe besimtari që nuk e lexon Kuranin, por vepron e punon sipas tij, është si hurmë, që ka shije të mirë por nuk ka aromë. Dhe hipokriti që e lexon Kuranin i ngjan borzilokut (krizantemës), që ka aromë të mirë por ka shije të hidhur. Dhe hipokriti që nuk e lexon Kuranin, e as nuk e zbaton atë, i ngjan kolocynthit (kungulli i egër), që ka shije të hidhur e aromë të padurueshme.

*(Sahih Buhari, Kitab Fadailil Kuran, Bab man ra'a bi kir'atil Kuran, au ta'kula bihi au fakhara bihi, hadithi 5059)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"... Kurani është i mbushur me urtësi të thella. Ky ia kalon Biblës në çdo rrugë për të mësuar bamirësi të vërtetë. Në të vërtetë vetëm Kurani është ajo llambë në dritën e së cilës shihet qartë Zoti i Vërtetë dhe i Pandryshueshëm. Allahu xh.sh. e di se sa shumë njerëz do të ishin bërë pre e adhurimit të krijesave, nëse nuk do të kishte zbritur Kuranin. Falënderimi i qoftë Allahut se Njësia e Zotit që ishte zhdukur në botë u rivendos."

*(Tohfa Kaisrija, "Ruhani Khazain", vol. 12, f. 282)*

# Në Kuranin e Shenjtë përqendrohet jeta juaj

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Mos e lini Kuranin e Shenjtë pas shpinës, sepse mu aty përqendrohet jeta juaj. Ata që i japin përparësi Kuranit mbi çdo hadith dhe mbi çdo të thënë, do të kenë përparësi në botën qiellore. Tani në tërë rruzullin tokësor asnjë libër nuk e ka vlerën e Kuranit dhe asnjë Profet e asnjë ndërlidhës tjetër s'ka përpos Hazret Muhammedit s.a.v.s."

*("Kishtie Nuh", "Ruhani Khazain", vol. 19, f. 13)*

Ai në një vend tjetër thotë:

"Kurani i Shenjtë me anë të cilësive të veta shpirtërore e me dritën e vet të vërtetë i tërheq ndjekësit e vet të sinqertë në drejtim të vetes, dhe ndriçon zemrat e tyre, e mandej, duke shfaqur shenja të mëdha e të fuqishme që të krijohet një lidhshmëri aq e fortë me Zotin, e cila nuk mund të këputet e as nuk mund të pritet me as ndonjë shpatë. Ky e hap syrin e zemrës dhe e mbyll pellgun e papastër të mëkatit. Ky ia dhuron njeriut nderin e komunikimit të lezetshëm me Zotin dhe ia fal dituritë e së padukshmes. Ky i informon lutësit për pranimin e lutjeve. Çdokujt që e kundërshton atë person që është ndjekësi i vërtetë i Kuranit, Allahu xh.sh. ia zbulon me anë të shenjave të fuqishme se Ai xh.sh. është me ata robër që e ndjekin Kuranin e Shenjtë."

*("Çeshmae marifet", "Ruhani Khazain", vol. 23, f. 308-309)*

Mandej ai thotë:

"Pra, kini kujdes të mos bëni asnjë hap kundër predikimeve të Zotit dhe kundër udhëzimeve të Kuranit. Unë me të vërtetë ju them se ai njeri që nuk zbaton ndonjë prej 700 urdhrave të Kuranit, me dorën e vet e mbyll derën e shpëtimit. Rrugët e vërteta të shpëtimit të vërtetë e të përsosur, i shënjoi Kurani dhe çdo gjë tjetër është hija e tij. Prandaj, Kuranin ta studioni me vëmendje të posaçme dhe ta doni më shumë se çdo gjë tjetër. Pasi siç më informoi Zoti

اَلْخَيْرُ كُلُّهُ فِى الْقُرْآن

d.m.th *"Të gjitha të mirat janë në Kuran"*, dhe kjo është një e vërtetë e pamohueshme. Mjerë ata që i japin përparësi ndonjë gjëje tjetër pos Kuranit. Burimi qenësor i suksesit dhe i shpëtimit tuaj gjendet në Kuran. Nuk ka asnjë informatë sado e vogël që nuk gjendet në Kuran. Në Ditën e Kiametit, Kurani do të vërtetojë ose do të përgënjeshtrojë besimin tuaj. Ta dini se nën qiell nuk ka asnjë libër që pa ndihmën e Kuranit t'ju tregojë rrugën e drejtë. Duhet ta çmoni si mirësi të madhe që Zoti ju dhuroi një libër siç është Kurani. Ju them të vërtetën se libri që keni në dorë ju, po t'iu jepej të krishterëve, ata nuk do të shpërbëheshin. Po qe se kjo dhuratë e madhe dhe kjo mirësi do t'iu jepej hebrenjve në vend të *Tevratit*, atëherë disa sekte të tyre nuk do të mohonin Kiametin. Prandaj, duhet ta çmoni shumë këtë dhuratë të madhërueshme që ju fituat. Ta dini edhe një herë, se kjo është dhurata më e bukur dhe pasuria më e madhe për ju. Po të mos vinte Kurani, atëherë tërë bota do të mbetej si një copë gjaku. Kurani është ai libër para të cilit të gjitha predikimet e tjera janë të pavlefshme."

*("Kishtie Nuh", "Ruhani Khazain", vol. 19, f. 26-27)*

Pra, secili prej nesh duhet ta analizojë veten se sa shumë e do ai Kuranin, i pranon urdhrat e tij dhe përpiqet e orvatet t'i zbatojë praktikisht në jetën e vet. Aty ka rrugë e mënyra të ndryshme për të shfaqur dashurinë. Më me rëndësi për një ahmadi është që ai ta marrë përsipër si detyrë që për ditë të recitojë rregullisht një pjesë të Kuranit (*disa ruku*). Mandej, duke bërë hapin e dytë, ai duhet ta recitojë Kuranin me përkthim. Me anë të leximit të Kuranit me përkthim për ditë, mësimet e bukura të Kuranit dalëngadalë do të fillojnë të nguliten në trurin e tij në mënyrë të ndërgjegjshme.

Një çështje tjetër që është shtjelluar nga Hazret Mesihu i Premtuar a.s. në kushtin e gjashtë është, që bejtbërësi duhet t'i marrë e t'i pranojë urdhrat e Allahut xh.sh. dhe të Profetit të Tij si kod të jetës në çdo çështje; dhe kurdoherë në rast nevoje, do t'iu drejtohet atyre e do të marrë këshilla prej tyre. Kjo nuk është vetëm një fjalë bosh. Nëse do të mendoni thellë për këtë udhëzim e porosi, do të zbuloni se ky ka një peshë shumë të madhe për jetën e njeriut. Allahu xh.sh. thotë:

يَٰٓأَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوٓا أَطِيعُوا اللّٰهَ وَأَطِيعُوا
الرَّسُولَ وَأُولِي الْأَمْرِ مِنْكُمْ ۚ فَإِنْ
تَنَازَعْتُمْ فِي شَيْءٍ فَرُدُّوهُ إِلَى اللّٰهِ
وَالرَّسُولِ إِنْ كُنْتُمْ تُؤْمِنُونَ بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ
الْآخِرِ ۚ ذَٰلِكَ خَيْرٌ وَأَحْسَنُ تَأْوِيلًا ﴿٦٠﴾

*O ju besimtarë, binduni ndaj Allahut dhe ndaj Profetit të Tij dhe ndaj autoriteteve tuaja. Dhe nëse nuk pajtoheni me ta, lidhur me ndonjë çështje, ia drejtoni Allahut e Profetit të Tij,*

*po qe se besoni në Allah e në Ditën e Fundit. Ky akt është më i mirë e më i lavdërueshëm për nga përfundimi.*

*(En-Nisa, 4:60)*

Mandej thotë:

وَأَطِيعُوا اللَّهَ وَ الرَّسُولَ لَعَلَّكُمْ
تُرْحَمُونَ ﴿١٣٣﴾

*Dhe dëgjojeni Allahun dhe Profetin e Tij që të mëshiroheni.*

*(Ale Imran, 3:133)*

Në një vend tjetër Allahu xh.sh. thotë:

يَسْأَلُونَكَ عَنِ الْأَنْفَالِ ۖ قُلِ الْأَنْفَالُ لِلَّهِ
وَالرَّسُولِ ۖ فَاتَّقُوا اللَّهَ وَأَصْلِحُوا ذَاتَ
بَيْنِكُمْ ۖ وَأَطِيعُوا اللَّهَ وَرَسُولَهُ إِنْ كُنْتُمْ
مُؤْمِنِينَ ﴿٢﴾

*Ata të pyesin ty (o Profet), lidhur me plaçkat (e luftës). Thuaju: Plaçkat e luftës i takojnë Allahut dhe Profetit të Tij. Pra, frikësohuni prej Allahut dhe rregullojini çështjet tuaja mes jush dhe dëgjojeni Allahun dhe Profetin e Tij, nëse jeni besimtarë të vërtetë.*

*(El-Anfal, 8:2)*

Në këto ajete, Allahu xh.sh. na urdhëron që t'i marrim seriozisht e me ngulm porositë e udhëzimet e Tij dhe t'i zbatojmë praktikisht. Ne gjithashtu jemi të këshilluar që të veprojmë e të punojmë sipas sqarimeve e shpjegimeve të dhëna nga Profeti i

shenjtë s.a.v.s. Duhet të jeni të bindur ndaj prijësve e udhëheqësve tuaj dhe organizatës suaj; vetëm në këtë rast mund të thuhet se ju e keni plotësuar besnikërisht të drejtën e *Bejtit*. Lidhur me këtë, dëshiroj t'i paraqes disa hadithe.

Hazret Ubadah bin Samiti rrëfen se ne e kemi bërë solemnisht zotimin e *Bejtit* në dorën e Profetit të shenjtë s.a.v.s. me kusht që t'i dëgjojmë me vëmendje të gjitha urdhrat e porositë e tij qoftë nëse i pëlqejmë ato ose jo.

*(Sahih Buhari, Kitabul Ahkam, Bab kaifa jubajiul imam en-nas)*

Abdur Rahman bin Amr Salma dhe Huxhr bin Huxhr rrëfejnë se ne shkuam te Urbad bin Sariah i cili tha:- Një ditë Profeti i Allahut na udhëhoqi namazin e mëngjesit, mandej na këshilloi në mënyrë shumë bindëse e me mbresa të thella sa që sytë e njerëzve filluan të lotonin dhe t'iu dridhen zemrat. Njëri prej të pranishmëve i tha:- O Profet i Allahut! Siç duket kjo është ligjërata e lamtumirës. Pra, çfarë këshillash na jepni? Ai s.a.v.s. tha:- Unë ju këshilloj që t'i frikësoheni Allahut xh.sh. Dëgjoni e binduni, edhe nëse *Amiri* (prijësi) juaj është një skllav zezak, sepse së shpejti do të vijë koha kur ata që do të mbeten të gjallë pas meje, do të shohin ndryshime e mospajtime të mëdha. Ju duhet, pra, të më ndiqni mua dhe kalifat e mi të përudhur. Kapini fuqimisht dhe qëndroni të palëkundur. Ju duhet të shmangeni e të largoheni nga krijimi i risive të reja në fe, sepse çdo risi që krijohet në emër të fesë është *bid'at (*zakon i ri), dhe çdo *zakon i ri* është paudhësi.

*(Sunan Tirmidhi, Kitabul Ilm, Bab ma xha'a fil akhdhi bissuna, hadithi 2676; Sunan Abu Daud, Kitabus Sunna, Bab fi luzumis sunna, hadithi 4607)*

Ne, anëtarët e Xhematit Ahmadia, që pohojmë se e respektojmë Profetin e shenjtë s.a.v.s. dhe atij i bindemi, dhe që deklarojmë besnikërinë tonë të plotë, duhet ta mbajmë gjithnjë në mend këtë këshillë e këtë hadith të lartpërmendur.

Hazret Anesi r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Kush i zotëron këto tri cilësi, shijon ëmbëlsinë e besimit: **Së pari**, Allahu xh.sh. dhe Profeti i Tij të jenë më të dashur ndaj tij se çdo gjë tjetër. **Së dyti**, ai ta dojë dikë vetëm për hir të Allahut xh.sh. **Së treti**, ai ta urrejë kthimin e vet në mosbesim, ashtu siç i frikësohet hedhjes në zjarr.

*(Sahih Buhari, Kitabul Iman, Bab halavatil iman)*

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:
“Shihni se Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

قُلْ إِنْ كُنْتُمْ تُحِبُّونَ اللّٰهَ فَاتَّبِعُونِي يُحْبِبْكُمُ اللّٰهُ [1]

Ka vetëm një rrugë për t’u bërë i dashuri i Zotit, që të bindesh plotësisht ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s.; dhe përveç kësaj rruge, nuk ka asnjë rrugë tjetër që mund të të lidhë ty me Zotin. Qëllimi i vetëm dhe më i lartë i njeriut duhet gjithnjë të jetë kërkimi i Zotit Një. Ai duhet të jetë larg *shirkut* e zakoneve të reja. Ai nuk duhet të bëhet pre e dëshirave, pasioneve, zakoneve dhe epsheve. Dëgjoni se unë edhe një herë ju them se njeriu nuk mund të arrijë sukses me anë të ndonjë rruge tjetër, përveç rrugës së vërtetë të Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Ne kemi vetëm një Profet s.a.v.s.; dhe vetëm një Kuran të Shenjtë që i është zbritur atij. Dhe duke e ndjekur atë, ne mund ta gjejmë Zotin. “Zbulime” e zakone të reja të zbuluara prej hermetikëve e oshënarëve të sotëm, mënyra të ndryshme të mevludit e të hamajlive, të gjitha këto janë ato mjete që e çojnë njeriun larg rrugës së drejtë. Pra, ju duhet t’u shmangeni. Këta janë ata njerëz që tentuan ta thyenin Vulën e Profetëve, dhe

[1] D.m.th. “*Thuaj: Nëse e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua. Kështu edhe Allahu do t’ju dojë...*”(Ale Imran, 3:32)

gjoja kanë formuar një Sheriat tjetër. Ju duhet të mbani mend se aty, përveç bindjes së plotë ndaj Kuranit e të Profetit të shenjtë s.a.v.s. e përveç namazit e agjërimit sipas synetit të Profetit të shenjtë, nuk ka ndonjë çelës tjetër që mund t'i hapë dyert e mirësive e të bekimeve të Allahut xh.sh. I humbur është ai që përshtat rrugë të tjera të reja, duke i lënë anash këto rrugë. Njeriu që nuk bindet ndaj Allahut e Profetit të Tij dhe që mundohet të gjejë Zotin me anë të rrugëve të tjera, përveç rrugës së Profetit të shenjtë s.a.v.s., do të vdesë si i dështuar."

*("Malfuzat", vol. 3, f. 102-103, Indi, 2003)*

Mesihu i Premtuar a.s. më tutje thotë:

"Allahu xh.sh. në Kuran thotë:

قُلْ إِنْ كُنْتُمْ تُحِبُّونَ اللَّهَ فَاتَّبِعُونِي يُحْبِبْكُمُ اللَّهُ [1]

Rruga e vetme për ta kënaqur Zotin është që të bindemi plotësisht e sinqerisht ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. Ne kemi vërejtur se njerëzit janë bërë skllevër të riteve e të zakoneve të llojllojshme. Kur dikush vdes, njerëzit kryejnë ceremoni e zakone të llojllojshme, në vend që të bëhen lutje për të vdekurin. Risi, rite e zakone të tilla jo vetëm që janë kundër mësimeve të qarta të Profetit të shenjtë s.a.v.s. por e nënçmojnë dhe atë, sepse sipas tyre nuk mjafton fjala e Profetit të shenjtë s.a.v.s. Përndryshe, nuk ka qenë nevoja të krijoheshin këto rite e zakone."

*("Malfuzat", vol. 3, f. 316, Indi, 2003)*

Ai në një vend tjetër thotë:
"Kësaj bote të përkohshme do t'i vijë fundi një ditë – qoftë në situata të ngushta apo në çaste të rehatisë. Por, çështja e jetës së

[1] D.m.th. *"Thuaj: Nëse e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua. Kështu edhe Allahu do t'ju dojë..."*(Ale Imran, 3:32)

Ahiretit është shumë e rëndësishme. Ai është një vendbanim i përhershëm dhe i pafund. Nëse njeriu hyn në atë vend në një gjendje ku i kishte pastruar marrëdhëniet e veta me Allahun, dhe në zemrën e vet kishte frikën e Allahut dhe që e ruante veten prej mëkateve të cilat Zoti i deklaroi mëkate, duke bërë pendesë, atëherë mirësia e Zotit do ta drejtojë atë. Ai do të rrijë në atë pozitë ku Zoti do të jetë i kënaqur me të e ai me Zotin e vet. Po nëse dikush nuk vepron në këtë mënyrë dhe këtë jetë e kalon me pakujdesi, do të ketë një përfundim të rrezikshëm. Prandaj, në kohën e *Bejtit*, njeriu duhet të marrë një vendim të prerë se çfarë qëllimi ka Bejti dhe çfarë dobi do të burojnë prej tij. Nëse *Bejti* bëhet vetëm për qëllime të botës, është i kot dhe i padobishëm. Por, nëse *Bejti* bëhet për hir të Zotit e të fesë, atëherë ai është bekimdhënës dhe mbart me vete qëllimet e synimet e vërteta. Mund të shpresohet se një *Bejt* i tillë do të sjellë ato dobi që fitohen e burojnë nga *Bejti* i vërtetë.”

*(“Malfuzat”, vol. 6, f. 142, Angli, 1984)*

Allahu xh.sh. na mundësoftë që nga thellësia e zemrës ta pranojmë Hazreti Mesihun e Premtuar a.s. si Imam të Kohës! Ai dëshironte me mish e me shpirt të krijonte e të përgatiste një Xhemat për të vendosur Mbretërinë e Zotit e të Profetit të Vet, dhe na këshilloi me angështi e me dhimbje të zemrës. Allahu xh.sh. na bëftë ashtu siç priste ai prej nesh! Allahu xh.sh. na mundësoftë t’i plotësojmë të gjitha kushtet e *Bejtit*! Ai na mundësoftë që të punojmë sipas tyre dhe t’i mbajmë gjithnjë para syve tanë! Asnjë akt yni nuk duhet të na bëjë fajtor, duke i kundërshtuar mësimet e Hazreti Mesihut të Premtuar a.s., dhe ne duhet gjithnjë ta analizojmë veten! Zoti xh.sh. na ndihmoftë! Sot, pas lutjes, ky tubim vjetor me ndihmën e me mirësinë e Allahut xh.sh. do të marrë fund. Dëshiroj që ne, gjatë vitit, bile gjatë tërë jetës, të kënaqemi nga bekimet e mirësitë e këtij tubimi! Allahu xh.sh. gjithashtu e kultivoftë dhe e mbajt në brezat tona pasardhëse lidhshmërinë e dashurisë ndaj Allahut

xh.sh. e të Profetit të Tij, ndaj Hazreti Mesihut të Premtuar a.s. e ndaj institucionit të *Kalifatit*! Po ashtu, Allahu xh.sh. na faltë, duke i mbuluar gabimet e mëkatet tona të së kaluarës! Ai na mëshiroftë! Ai me anë të mëshirës e të hirit të Vet, na pranoftë ndër robërit e Vet të dashur! O Zot, Ti je i Mëshirshëm e Mëkatfalës, falna mëkatet tona, mëshirona, na mbështill në çarçafin Tënd të mëshirës e mos lejo të ndahemi prej Teje! *Amin, ja Rabbil Alamin!*

*(Marrë nga Ligjërata përfundimtare*
*e mbajtur më 24 gusht, të vitit 2003, në tubimin vjetor*
*të Xhematit Mysliman Ahmadia të Gjermanisë)*

# KUSHTI VII

*“Ai (bejtbërësi) do të largohet e do të shmanget prej egoizmit, krenarisë e arrogancës, dhe jetën do ta kalojë me modesti, me përulësi, me zemërbardhësi, me vetëpërmbajtje dhe me butësi.”*

## Pas shirkut, nuk ka bela më të madhe se arroganca

Pasi e shfaqi arrogancën e vet, Shejtani, që në fillim kishte vendosur që të përpiqet me të gjitha forcat e veta e të mundohet maksimalisht për të krijuar pengesa në rrugën e njerëzve, që të mos bëhen robër të vërtetë të Allahut të Mëshirshëm. Ai gjithashtu e kishte marrë përsipër këtë detyrë se do t’u ngrejë kurthe robërve të Zotit me anë të dredhive të ndryshme. Po nëse njeriu do të bëjë disa punë të mira e bamirësi të mëdha, ai do të fillojë të mburret e do të vetëlavdërohet. Dhe dalëngadalë kjo mendjemadhësi e mburrje e tij e çon atë në drejtim të arrogancës, dhe fundi i fundit kjo arrogancë e heq atë nga sevapi i veprave të tij të mira. Për shkak të arrogancës së vet, Shejtani shfaqi mosbindjen e tij ndaj urdhrit të Zotit xh.sh. Prandaj, nga dita e parë ai ka vendosur se do t’i shmangë njerëzit nga rruga e drejtë. Dhe për këtë arsye, ai në mënyra të ndryshme e shfrytëzon këtë metodë (metodën e arrogancës), për t’i sulmuar njerëzit, që të kthehen nga rruga e drejtë. Vetëm robërit e vërtetë të Zotit të Mëshirshëm, që janë robërit e Tij të

veçantë e që rrinë të angazhuar në adhurimin e Tij, ruhen përgjithësisht nga sulmet e Shejtanit, e mbeten të padëmtuar. Përndryshe, ai është kurthi i arrogancës me anën e të cilit shejtani përgjithësisht arrin sukses e i fut njerëzit në grackën e vet.

Ky është ai fakt, të cilin njeriu nuk duhet ta nënvleftësojë, se ne në kohën e bërjes së *Bejtit* e pranuam kushtin se nuk do të bëhemi arrogantë e mendjemëdhenj, dhe do t'i largohemi tërësisht arrogancës e krenarisë. Mirëpo, kjo nuk është një punë e lehtë. Arroganca ka forma e lloje të ndryshme. Shejtani e sulmon njeriun me anë të metodave të ndryshme. Kjo është një gjendje mjaft e tmerrshme! Me të vërtetë, njeriu mund t'i shpëtojë kësaj dukurie vetëm me anë të Mëshirës së Zotit. Prandaj, në kushtin e shtatë, Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. e paraqiti një rrugë për të fituar Mëshirën e Allahut xh.sh. Ai thotë se nëse ne i shmangemi arrogancës, e mandej nuk do ta mbushim atë boshllëk që krijohet në këtë rast, me modesti dhe me përulësi, atëherë arroganca do të na sulmojë prapë. Për këtë arsye, përvetësojeni përulësinë e modestinë, sepse kjo është e vetmja rrugë të cilën e do Zoti. Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. e tregoi vetë modestinë e përulësinë në atë shkallë ku ai mbeti i pakrahasueshëm. Për këtë arsye, Allahu xh.sh. duke u kënaqur i tha:

*"Atij (Zotit) i pëlqeu rruga jote e përulësisë."*

*("Tatimma Hakikatul Vehi", f. 84 fusnota,*
*"Ruhani Khazain", vol. 22, f. 520 fusnota)*

Ne deklarojmë se e kemi bërë *Bejtin* me dorën e Mesihut të Premtuar a.s., dhe e kemi pranuar atë si Imam të Kohës. Prandaj, është shumë me rëndësi për ne ta përvetësojmë këtë cilësi morale. Njeriut nuk i ka hije të shfaqë arrogancën e kryelartësinë. Në Kuran Allahu xh.sh. thotë:

وَلَا تَمْشِ فِي الْأَرْضِ مَرَحًا ۚ إِنَّكَ لَنْ
تَخْرِقَ الْأَرْضَ وَلَنْ تَبْلُغَ الْجِبَالَ
طُوْلًا ﴿٣٨﴾

*Dhe mos ec krenar në tokë, sepse ti as nuk mund ta çash tokën, e as nuk mund t'i kalosh lartësitë e maleve.*

*(Beni Israil (Isra), 17:38)*

Ky ajet flet qartë se njeriu nuk ka ndonjë pozitë që të krenohet e të mburret. Ka disa njerëz që mendojnë se janë mbretër të kohës. Ata nuk dëshirojnë të dalin jashtë rrethit të vet të kufizuar. Duke jetuar e duke mbetur në rrethin e tyre, ata mendojnë për vete se janë diçka e madhëruar. Këtë ai e ilustroi me anë të një rrethi të vogël që është rrethi juaj shtëpiak. Ka disa meshkuj që sillen ndaj grave e fëmijëve të tyre me aq brutalitet e me ashpërsi aq të madhe saqë dridhet shpirti i njeriut. Disa vajza më shkruajnë se ato arritën moshën e pubertetit, por qysh nga mosha fëmijënore ato dëshmojnë për sjelljet e vrazhda e mizore që kanë treguar etërit e tyre ndaj nënave e ndaj vetë atyre. Mirëpo, ne nuk mund të lejojmë më. Ato fshihen në dhomat e tyre sa hyn brenda në shtëpi babai i tyre. Nëse ndodh që nëna ose njëra prej tyre flet diçka që nuk i pëlqen atij, i ati bëhet aq agresiv sa që fillon t'i rrahë. Kjo është vetëm arroganca që e bën të atin të sillet në mënyrë barbare e të bëhet ekstremist. Shumica prej tyre tregojnë sjellje shumë të mira, kur janë jashtë familjes, dhe njerëzit mendojnë se nuk ka njeri më të sjellshëm se këta. Pra, paraqitja e jashtme shkon në favor të tyre. Por ka disa njerëz që tregojnë sjellje të njëjta arrogance brenda e jashtë familjes, dhe gjendja e tyre është e njohur qartë prej të gjithëve. Si rezultat i kësaj, fëmijët e njerëzve të tillë mizorë e arrogantë, veçanërisht djemtë, kur rriten, tregojnë kundërshtimin e tyre ndaj sjelljeve të vrazhda e mizore që etërit e tyre treguan ndaj nënave, motrave e kundër

vetë atyre. Ata fillojnë të përballen me etërit e tyre, dhe kur vjen koha që etërit e tyre arrijnë moshën e pleqërisë e të dobësisë, ata fillojnë të hakmerren. Ka disa rrathë të ndryshëm në shoqëri, rrethi shtëpiak është vetëm njëri prej tyre. Nëse do të bëni një hulumtim, ju do të zbuloni vazhdimisht shembuj të tillë të arrogancës në të gjithë rrathët.

Forma dhe trajta më ekstreme e arrogancës shihet qartë në atë rreth ku disa popuj, disa shtete e disa qeveri për shkak të arrogancës së tyre e nënçmojnë çdo popull e çdo shtet tjetër. Këta i përbuzin e i shpërfillin popujt e shtetet e varfra. Prandaj, ky është sot shkaku më i madh i çrregullimeve e i turbullirave në botë. Po nëse zhduket dhe eliminohet  arroganca, atëherë do të zhduken dhe do të hiqen vetvetiu të gjitha këto çrregullime e turbullira. Mirëpo, këto shtete dhe qeveri arrogante nuk e mendojnë se Allahu xh.sh. ua thyen kokën arrogante e kryelartë, por edhe i zhduk njëherë e përgjithmonë nga sipërfaqja e dheut. Allahu xh.sh. në Kuran thotë:

وَلَا تُصَعِّرْ خَدَّكَ لِلنَّاسِ وَلَا تَمْشِ فِي
الْأَرْضِ مَرَحًا ۖ إِنَّ اللَّهَ لَا يُحِبُّ كُلَّ مُخْتَالٍ
فَخُورٍ ﴿١٩﴾

*Dhe mos i fry faqet e tua me zemërim para njerëzve, as mos ec në tokë kryelartë, vërtet Allahu nuk e do njeriun arrogant e vetëlavdëronjës.*

*(Lukman, 31:19)*

Siç është venë në dukje nga ky ajet, Allahu xh.sh. na këshillon që të mos ecim në tokë duke shfaqur arrogancë e kryelartësi.

Njerëzit arrogantë kanë një stil të tyre të veçantë. Allahu xh. sh. nuk e do atë person që ecën me qafë të ngrirë e të papërkulshme. Disa njerëz qëndrojnë kryelartë e arrogantë para njerëzve më të dobët se ata, por tregojnë bindjen e përulësinë para atyre që janë më të mëdhenj se ata. Dukuria e hipokrizisë vihet re qartë në persona të tillë. Pra, vesi i arrogancës pjell shumë sëmundje të tjera morale e vese të tjera të këqija, e kështu dalëngadalë e gradualisht mbyllen plotësisht të gjitha shtigjet e bamirësisë. Persona të tillë, mandej, largohen prej fesë e prej nizamit të Xhematit (sistemi i organizimit të Xhematit). Sa më shumë rritet arroganca e tyre, aq më shumë ata i largohen Zotit e Profetit të Tij, dhe zhvishen nga bekimet e mirësitë e Allahut xh.sh. Është shkruar në një hadith:

Hazreti Xhabar r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Në Ditën e Kiametit, njerëzit më të dashur e më afër meje do të jenë nga njerëzit tuaj që do të kenë cilësi morale e virtyte më të larta. Dhe më të neveritshëm e larg meje do të jenë po nga njerëzit tuaj që do të jenë *therthare* që do të jenë gojështhurur e lerashë; *mutashedikë* që flasin me fytyra të ndryshme; dhe *mutafahikë* që shfaqin arrogancë. Es-habët e tij e pyetën, O Profet i Allahut, ne e dimë se cilët janë *therthare* e *mutashedikë*, por nuk e dimë kuptimin e fjalës *mutafahik*? Ai iu përgjigj: *Mutafahik* është ai që flet me arrogancë e mendjemadhësi.

*(Sunan Tirmidhi, Kitabul Birri ves-silah, Bab ma xha'a fil ma'ali vel ikhlak, hadithi 2018)*

Hazreti Ibne Masudi r.e. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Tri veti janë rrënja e çdo mëkati, duhet të ruhuni prej tyre, ruhuni prej arrogancës, sepse arroganca e shtyu shejtanin që të mos i bëjë sexhde Ademit. Ruajuni lakmisë sepse lakmia e nxiti Ademin ta hante *pemën e ndaluar*. Ruajuni xhelozisë,

sepse për shkak të xhelozisë njëri prej bijve të Ademit e vrau vëllanë e tij.

*(Risala Kashirija, Babul hased, f. 79, mekteba Muti Mustafa Elbabi ve auladuhu, Misar, Botimi i parë, 1940)*

Hazreti Abdullah bin Masudi r.e. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Atë që do të ketë një grimcë arrogance në zemrën e vet, Allahu xh.sh. nuk do ta lejojë të hyjë në xhenet. Njëri tha:- O Profet i Allahut xh.sh., nganjëherë njeriu dëshiron të ketë rroba të bukura, këpucë të mira, e dëshiron që të duket i pashëm e hijshëm. Ai tha:- Kjo nuk është arrogancë. Ai shtoi: Allahu xh.sh. është i bukur dhe e do bukurinë. Arroganca e vërtetë shfaqet kur njeriu kërkon që ta mohojë të vërtetën, do që t'i përbuzë njerëzit, t'i nënçmojë e t'i poshtërojë ata e të sillet padrejtësisht ndaj tyre.

Në një hadith, Hazreti Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Xhehenemi e xheneti patën një diskutim. Xhehenemi tha:- Njerëzit më mizorë e arrogantë hyjnë tek unë. Xheneti tha:- Njerëzit e varfër e modestë hyjnë tek unë. Në këtë rast, Zoti xhehenemit i tha:- Ti je manifestimi i ndëshkimit Tim. Nëpërmjet teje e dënoj atë që dua Unë. Dhe xhenetit i tha:- Ti je manifestimi i mëshirës Sime. Nëpërmjet teje e mëshiroj atë që dua Unë. Dhe ju të dy do të keni pjesën tuaj të plotë që ju takon.

*(Sahih Muslim, Kitabul xheneti ve sifati naimiha ve ehliha, Bab En-nari jedkhuluhal xheb-barun vel Xheneti jedkhuluhad duafau)*

Allahu xh.sh. e bëftë të mundur që çdo ahmadi të ketë shikimin e mëshirës së Allahut, duke ecur rrugëve të përulësisë, modestisë dhe të cilësive të larta morale, dhe të fitojë xhenetin e Allahut xh.sh., dhe çdo shtëpi të jetë e pastër nga mëkati i arrogancës!

Në një hadith, Abu Said Khudri e Abu Hurerah r.a. rrëfejnë se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Nderi është veshmbathja e Allahut xh.sh. dhe krenaria është çarçafi i Tij. Allahu xh.sh. thotë se kush do të përpiqet që të ma rrëmbejë çarçafin, Unë do ta ndëshkoj atë.

*(Sahih Muslim, Kitabul Bir ves-silah,*
*Bab tehrimil kibr, hadithi 6575)*

# Njeriu arrogant nuk do të hyjë kurrsesi në Xhenet

Pra, arroganca, fundi i fundit, e nxit njeriun t'i kundërvihet Zotit. Kur Allahu xh.sh. ka urdhëruar se nuk do ta falë atë person që i vë Allahut partner, atëherë si mund të falet ai që e deklaron veten se është Zot? Kjo ishte arroganca që kohë pas kohe polli njerëz si Faraoni. Mandej, ju keni lexuar rreth përfundimit të faraonëve të tillë, dhe ju e dini përfundimin e njerëzve të tillë dhe në këtë epokë. Pa dyshim, kjo e trishton zemrën e njeriut. Çdo ahmadi duhet të përpiqet t'i shmanget arrogancës më të vogël. Sepse kjo dalëngadalë duke u përhapur e kaplon dhe e gllabëron tërë qenien e njeriut. Allahu xh.sh. na dha këtë vërejtje dhe na sqaroi se kjo (arroganca) është pelerina Ime; Unë jam Zot i botërave; krenaria Më takon Mua, përvetësojeni përulësinë dhe tregoni e shfaqeni modestinë. Nëse do të përpiqeni t'i tejkaloni këta kufij, ju do të ndëshkoheni. Po nëse do të keni arrogancë sa një grimcë, ndëshkimi do të jetë fati juaj. Krahas kësaj vërejtjeje, aty është dhënë dhe një myzhde. Allahu xh.sh. thotë:- Unë do t'ju shpëtoj nga tortura e nga ndëshkimi i Zjarrit, nëse ju do të keni një grimcë besimi, siç është përmendur në një hadith:

Hazreti Abdullah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Kush do të ketë në zemrën e tij një grimcë arrogance, nuk do të hyjë në xhenet; dhe kush do të ketë në zemrën e tij një grimcë besimi, nuk do të hyjë në xhehenem.

*(Sunan Ibn Maxha, Kitabul Mukedemah, Bab fil iman, hadithi 59)*

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Unë me të vërtetë ju them se në Ditën e Kiametit, pas shirkut, nuk do të ketë bela më të madhe se arroganca. Kjo është një bela që e poshtëron njeriun në të dyja botët. Mëshira Hyjnore ndreq dhe mbulon çdo besimtar që ka besim në Njësinë e Zotit, por jo njeriun arrogant. Shejtani, gjithashtu, pohonte se kishte besim në Njësinë e Zotit; mirëpo, ai meqë ishte arrogant, e përbuzi Ademin që ishte i dashuri i Zotit. Shejtani e kritikoi atë, e kështu ai u shkatërrua, dhe është vënë zgjedha e mallkimit në qafën e tij. Pra, mëkati i parë për shkak të cilit një person është shkatërruar përgjithmonë ishte, pa dyshim, arroganca."

*("Aina Kamalat-e-Islam", "Ruhani Khazain", vol. 5, f. 598)*

Ai më tutje thotë:

"Nëse aty në ndonjë anë tuaj ka një element arrogance, kryelartësie, vetëlavdërimi ose përtacie, atëherë ju nuk jeni të denjë që të pranoheni. Mos ndodhtë që ju ta mashtroni veten me disa gjëra, duke menduar se e keni mbërritur atë që duhej mbërritur, sepse Zoti dëshiron që e tërë qenia juaj të kalojë përmes një revolucioni të plotë. Ai prej jush kërkon një vdekje, pas së cilës do t'ju ringjallë."

*("Kishtie Nuh", "Ruhani Khazain", vol. 19, f. 12)*

# Lidhja e ngushtë midis arrogancës dhe shejtanit

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Pa dyshim, janë disa njerëz që, ndonëse janë qindra e mijëra shkallë më poshtë se profetët e Zotit, fillojnë të mburren e të shfaqin arrogancën, pasi kanë falur disa ditë namaz. Po ashtu, në vend që të çiltërohen e të pastrohen me anë të haxhillëkut e të agjërimit, ata fillojnë të krenohen e mburren për këtë. Mbani mend, arroganca vjen prej shejtanit dhe ajo njeriun e bën shejtan. Derisa njeriu nuk i largohet dhe nuk i shmanget asaj, ajo bëhet pengesë në rrugën e pranimit të së vërtetës në rrugën e bekimeve Hyjnore. Pra, asnjë formë të arrogancës nuk duhet kurrsesi ta pranojmë, as lidhur me dituri, as me pasuri, as me pozitë ose me shtresë shoqërore, as me familje, as me racë, as me prejardhje ose as me stërgjyshër. Sepse këto janë ato shkaqe të zakonshme me anën e të cilave lind arroganca. Derisa njeriu nuk e pastron veten nga këto mburrje e kryelartësi, ai nuk mund të dalë i dëlirë dhe i çiltër në sy të Zotit. Dhe atij nuk i dhurohet ajo dije që i djeg elementet e emocioneve të pavlefshme, sepse kjo dukuri (e shëmtuar) i takon vetëm shejtanit, dhe Allahu xh.sh. nuk e do fare atë....”

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. flet qartë se aty ka disa veprimtari themelore që duhet të hiqen. Ka disa sosh që falen katër pesë ditë e mandej fillojnë të mendojnë për vete se janë bërë të dëlirë e të zgjedhur; ata paraqiten me një pamje mjaft serioze ku pasqyrohet edhe një nuancë arrogance. Ju me siguri keni vërejtur që disa njerëz me xhybe të gjata e me një *tesbih* në dorë duke dalë jashtë nga xhamia. Krenaria e arroganca pasqyrohet qartë në qëndrimet e tyre. Falënderimi i qoftë

Allahut se Xhemati Ahmadia është i pastër nga njerëzit e tillë xhybeveshur. Mandej, kur kthehen nga Haxhillëku, bëhet një propagandë aq e madhe, sa që nuk mund të përshkruhet. Njerëzit e tillë, madje, agjërojnë dhe bëjnë haxhillëk vetëm për t'u dukur e për sy e faqe të botës e me shtirje. Kjo gjithçka bëhet vetëm me qëllim që njerëzit të flasin se filani është shumë i dëlirë e i çiltër. Ai agjëron shumë, është haxhi, është shumë bamirës. Si rezultat i kësaj, të gjitha këto reklamime dhe vepra të kryera për sy e faqe të botës e për t'u dukur shndërrohen në arrogancë e vetëmburrje. Ai mandej thotë se disa njerëz krenohen për shkak të racës apo të familjes së tyre. Ata mendojnë se rrjedhin prej familjeve të larta, dhe flasin për të tjerët se ata u takojnë shtresave të ulëta e si mund të barazohen me ne! Pra, Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë se arroganca është disa llojesh që ju çojnë larg oborrit e afërsisë së Zotit, e mandej dalëngadalë e hedhin njeriun në prehrin e shejtanit.

Pastaj ai thotë:

"Pra, sipas pikëpamjes sime, kjo është rruga më e përshtatshme për t'u pastruar. Është e pa mundur që njeriu mund të gjejë ndonjë rrugë tjetër më të mirë e më të vlefshme se kjo që ai ta braktisë arrogancën e mburrjen – për shkak të diturisë, pasurisë e të familjes. Kur Allahu xh.sh. i dhuron dikujt syrin e mendjemprehtësisë, atëherë ai mund të shikojë se çdo dritë që mund ta shpëtojë njeriun prej të gjitha këtyre errësirave zbret nga qielli. Dhe njeriu gjithnjë ka nevojë për këtë dritë qiellore. Madje, syri i njeriut nuk mund të shohë asgjë derisa nuk zbret drita e diellit që zbret prej qiellit. Po ashtu, në të njëjtën mënyrë, drita e brendshme që e zhduk çdo lloj errësire e në vend të saj krijon dritën e devotshmërisë e të dëlirësisë zbret gjithashtu prej qiellit. Unë me të vërtetë them se devotshmëria, besimi, *ibadeti*, pastërtia e dëlirësia e njeriut - të gjitha këto

zbresin prej qiellit. Dhe gjithçka nga këto varen prej mëshirës së Zotit. Nëse do Ai, e mban atë; e nëse do Ai, e zhduk dhe e largon.

Pra, urtësia e vërtetë, pa dyshim, qëndron në faktin që njeriu ta konsiderojë veten si diçka të pavlefshëm e të përulur thellë, dhe ai duhet të kërkojë mëshirën e Allahut xh.sh. me anë të modestisë, të përulësisë, duke iu gjunjëzuar e duke i bërë sexhde në prag të oborrit të Tij.

Ai duhet të lypë prej Zotit dritën e asaj dije dhe urtësie që i djeg pasionet e epshet dhe që krijon brenda një dritë që nxit fuqinë e ngrohtësinë për të bërë vepra të shkëlqyera. Mandej, nëse me mëshirën e Allahut xh.sh. ai e gjen këtë pjesë dhe nëse dikur ai fiton një mendjemprehtësi ose bindje të fuqishme, ai nuk duhet të mburret e të krenohet. Por, përkundrazi, duhet t'i shtohet e t'i zhvillohet përulësia e modestia, sepse sa më shumë ai do ta konsiderojë veten të pavlefshëm e të përulur aq më shumë do të ketë përjetimet dhe aq më shumë do t'i zbresin dritat prej Allahut xh.sh. që do t'i japin dritë e fuqi të madhe. Unë shpresoj se nëse njeriu e mban fuqimisht këtë besim, atëherë gjendja e tij morale do të përmirësohet, me anë të mëshirës së Allahut xh.sh. Ta konsiderosh veten diçka në botë është gjithashtu arrogancë që krijon rezultate të atilla, që njeriu arrin në atë gjendje ku ai fillon t'i mallkojë të tjerët e t'i nënçmojë ata."

*("Malfuzat", vol. 4, f. 212-213, Indi, 2003)*

Ai mandej thotë:

"Arroganca është një sëmundje mjaft e rrezikshme. Tek ai që zhvillohet kjo sëmundje, ai përqafon vdekjen shpirtërore. Unë me të vërtetë e di se kjo sëmundje është më e rrezikshme e më e keqe se vrasja. Njeriu arrogant bëhet vëlla i shejtanit, sepse vetëm arroganca ishte ajo që e poshtëroi shejtanin. Prandaj, ky

është kusht i parë për një besimtar që ai të mos jetë arrogant, por, përkundrazi, ai duhet të ketë përulësi, modesti e butësi. Kjo është karakteristika e të zgjedhurve të Zotit se ata pajisen me përulësi e me bindje të plotë. Më së miri kjo dukuri shihej qartë në personalitetin e Profetit të shenjtë s.a.v.s. Një shërbëtor i tij është pyetur se si sillej ai ndaj tij? Ai u përgjigj:- Faktikisht, ai më shërbente më shumë se sa unë atij.”

( اللّٰهمّ صلّ علىٰ محمدٍ وّعلىٰ اٰل محمّدٍ وّ بارک وسلّم ) [1]

*(“Malfuzat”, vol. 4, f. 437-438, Indi, 2003)*

# Arroganca është shumë e neveritshme në sy të Zotit xh.sh.

Prapë, Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“...Unë e këshilloj Xhematin tim që ta braktisë arrogancën, sepse arroganca është më e neveritshme në sy të Allahut xh.sh. Mirëpo, ju ndoshta nuk do të mund të kuptoni se ç’është arroganca? Pra, mësoni prej meje se unë flas me shpirtin e Zotit xh.sh.

Çdo njeri që e nënçmon vëllanë e vet sepse ai veten e quan më të ditur, më të mençur ose më të përkryer dijeni se ai është arrogant. Ai është arrogant për shkak se veten e konsideron diçka, e nuk e konsideron Zotin si burim kryesor të urtësisë e të diturisë. A nuk ka Zoti fuqi që ta bëjë atë të çmendur, dhe vëllait të tij, të cilin ai e nënçmonte, t’i dhurojë mendje, mençuri e shkathtësi më shumë  se atij? Po ashtu, edhe ai është

[1] *O Zot, dhuro e beko Muhammedin dhe pasardhësit e tij!*

arrogant që krenohet për shkak të pasurisë së vet apo të pozitës së vet të lartë, duke e nënçmuar vëllanë e vet, sepse ai ka harruar faktin se këto pasuri e pozitë atij ia ka dhuruar Zoti xh.sh. Ai është i verbër dhe nuk e di se Zoti xh.sh. ka fuqi të plotë ta kthejë atë papritmas në një gjendje më të ulët dhe shumë poshtë; dhe prapë Ai ka fuqi të plotë t'i dhurojë vëllait të tij, të cilin ai e nënçmonte, një pasuri e përparim më të madh se atij. Po ashtu, është arrogant edhe ai që mburret e krenohet për trupin e tij të shëndoshë, për bukurinë e për fuqinë e vet, dhe i ngjit vëllait të tij emra përqeshës e përbuzës, dhe u tregon njerëzve të metat e trupit të tij, sepse ai është i pavetëdijshëm ndaj atij Zoti që ka fuqi t'i sjellë befas disa të meta trupore që e bëjnë atë më keq se vëllai i tij; dhe t'i dhurojë vëllait të tij atë shëndet e fuqi që nuk pakësohet e nuk dobësohet, sepse Ai bën, ç'dëshiron Ai vetë. Në të njëjtën mënyrë, arrogant është edhe ai që është përtac në bërjen e lutjes, duke u krenuar e duke u mbështetur me fuqitë e veta, sepse e konsideron veten diçka, dhe harron burimin e vërtetë të të gjitha fuqive (Zotin).

Prandaj, o ju të dashur! Duhet t'i mbani mend të gjitha këto këshilla, që të mos ndodhë që të paraqiteni si arrogantë në sy të Zotit xh.sh., e të mbeteni të pavetëdijshëm ndaj kësaj gjendjeje. Një njeri që e korrigjon me arrogancë një fjalë të vëllait të vet ka marrë pjesë nga arroganca. Njeriu që nuk dëshiron ta dëgjojë me modesti e me mirësjellje bisedën e vëllait të vet dhe i shmanget atij, ka marrë pjesë nga arroganca. Ai që neveritet nga vëllai i tij i varfër që ulet në krahun e tij dhe, për shkak të atij, i ngjall krup, ka marrë pjesë nga arroganca. Një njeri që e përqesh dhe e përbuz atë që bën lutje, edhe ai ka marrë pjesë nga arroganca. Dhe ai që nuk dëshiron t'u bindet plotësisht profetëve e të dërguarve të Zotit ka marrë pjesë nga arroganca. Po ashtu, ai që nuk i dëgjon me vëmendje të plotë fjalët e profetëve e të dërguarve të Zotit, as nuk i lexon me kujdes shkrimet e tyre gjithashtu ka marrë pjesë nga

arroganca. Prandaj, përpiquni ta braktisni e ta shmangni arrogancën, që të mos shkatërroheni, e që të shpëtoni me gjithë anëtarët e familjes suaj. Drejtojuni dhe anohuni nga Zoti xh.sh., dhe dashurojeni Atë aq sa është e mundur të dashurohet dikush në këtë botë, dhe frikësojuni Atij aq sa mund t'i frikësoheni dikujt në botë. Bëhuni me zemër të çiltër, qëllimmirë, të gjunjëzuar, të bindur e të pasherr, që të mëshiroheni!"

*("Nuzulul Masih", "Ruhani Khazain", vol. 18, f. 402-403)*

Një gjë tjetër që është përmendur në këtë kusht është se ai (bejtbërësi) do të kalojë jetën me përulësi, përvuajturi, me sjellje të mira, me përmbajtje e me butësi. Siç kam thënë më parë, nëse ju do të përpiqeni ta lironi zemrën e mendjen tuaj nga prangat e arrogancës, përpiquni të bëni kështu, atëherë ju duhet të arrini cilësi morale të larta, një karakter të shkëlqyer e një cilësi të bukur në vete, përndryshe shejtani do t'ju sulmojë ashpër, sepse ai gjithnjë rri në pritë, që të mos ju lerë vetëm. Ato cilësi e ai karakter është përulësia e përvuajtësia. Është e pamundur që njeriu modest, i përulur të jetë edhe arrogant. Arrogantët gjithnjë i përqeshin e i tallin njerëz të tillë të përulur e të përvuajtur që janë robërit e Zotit të Mëshirshëm. Kur keni mosmarrëveshje me njerëzit e tillë, ju nuk duhet t'i praktikoni sjelljet e tyre, por, përkundrazi, duhet të veproni sipas kësaj porosie të Allahut xh.sh.:

وَعِبَادُ الرَّحْمٰنِ الَّذِيْنَ يَمْشُوْنَ عَلَى
الْاَرْضِ هَوْنًا وَّ اِذَا خَاطَبَهُمُ الْجٰهِلُوْنَ
قَالُوْا سَلٰمًا ﴿٦٤﴾

*Dhe robërit e vërtetë të Zotit të Mëshirshëm janë ata që ecin në tokë të përvuajtur dhe kur të paditurit u drejtohen atyre (me*

*fjalë të ndyta) nuk grinden, por kalojnë të qetë duke thënë: Paçit selam (paqe)!*

*(El-Furkan, 25:64)*

Hazreti Abu Said Khudri r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Kush ka përvetësuar një shkallë përulësie, Allahu xh.sh. do ta ngrejë lart pozitën e tij në atë shkallë ku Ai do të vendoset në *illijin* (vendi më i lartë). Dhe kush tregon një shkallë arrogance karshi Allahut xh.sh., Allahu xh.sh. do ta degradojë në një shkallë më poshtë ku ai do të bjerë thellë.

*(Musnad Ahmad bin Hanmbal, vol. 3 f. 76, botuar në Bejrut)*

Është më mirë dhe më sigurt për ju që të çoheni nga kuvendi me njerëz të tillë, e të largoheni, duke u përshëndetur. Kjo është më mirë për ju, sepse kështu shtohen e zmadhohen gradat tuaja shpirtërore, dhe kundërshtarët tuaj bien shumë thellë, me anë të këtyre gjesteve të tyre.

Aty ka një hadith tjetër:

Hazreti Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Pasuria juaj nuk zvogëlohet e as pakësohet, duke dhënë lëmoshë. Sa më shumë njeriu i fal gabimet e të tjerëve, aq më shumë Allahu xh.sh. shton nderin e tij. Sa më shumë njeriu tregon përulësi e modesti, aq më shumë Allahu xh.sh. e ngre lart pozitën e tij.

*(Muslim, Kitabul Birri ves silah, Bab istihbabul afui vet tevadu)*

Vëllai i Ijazit bin Himar al-Muxhashit rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Allahu xh.sh. më diktoi e më shpalli se ju duhet ta përvetësoni përulësinë në atë masë që askush nuk duhet të shfaqë krenarinë ndaj tjetërkujt, e as nuk duhet të sillet me mizori.

*(Sahih Muslim, Kitabul Xhannah ve sifati naimiha ve ehliha, Bab es-sifatil-lati jurafu biha fid dunia ahlul xheneti ve ahlun nari, hadithi 7210)*

Mandej, ka edhe një hadith tjetër, të cilin ne duhet ta mbajmë në mend, lidhur me çështjet e me marrëdhëniet tona të ndërsjella.

Hazreti Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Pasuria e njeriut nuk pakësohet e nuk zvogëlohet kur ai shpenzon në rrugën e Allahut xh.sh. Sa më shumë njeriu i fal të tjerët, aq më shumë Allahu xh.sh. e shton nderin e tij. Dhe sa më shumë njeriu tregon përulësi e modesti, aq më shumë Allahu xh.sh. e ngre atë lart në pozitë.

*(Muslim, Kitabul Birri ves silah, Bab istihbabul afui vet tevadu)*

Pra, anëtarët e Xhematit Ahmadia duhet ta praktikojnë këtë veprimtari të dashur që të falin njëri-tjetrin. Me anë të këtij gjesti, do të keni shkallë të larta nderi në botën e Ahiretit, dhe Zoti do t’ju shtojë në respekt e nder, sepse Allahu xh.sh. nuk lejon që ndonjë vepër, e kryer për hir të Tij, të shkojë kot e të mos jepet shpërblimi i saj.

# Pozita e të përulurve në sy të Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Sa e lartë ishte pozita e njerëzve të përulur në sy të Profetit të shenjtë s.a.v.s., pasqyrohet nga ky hadith:

Hazreti Abu Said Khudri r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- T’i doni njerëzit e përvuajtur! Ai thotë se unë kam dëgjuar Profetin e shenjtë s.a.v.s., duke bërë këtë lutje:

اَللّٰهُمَّ اَحْيِنِیْ مِسْكِیْنًا وَاَمِتْنِیْ مِسْكِیْنًا وَاحْشُرْنِیْ فِیْ زُمْرَةِ الْمَسَاكِیْنِ ـ

*O Zoti im, më lejo të jetoj me përulësi e me përvuajtje, më jep vdekje në këtë gjendje përulësie e më ringjall nga grupi i njerëzve të përvuajtur!*

*(Sunan Ibni Maxhah, Kitabuz zuhd, Bab muxhalasatil fukara)*

Pra, çdo ahmadi duhet ta pranojë atë rrugë e duhet të eci gjurmëve të atyre shtigjeve ku ecën Profeti e udhërrëfyesi ynë i dashur s.a.v.s. Çdo ahmadi duhet të përpiqet që të radhitet ndër të përvuajturit, sepse ky është betimi i *Bejtit* se do të kalojë jetën me modesti e me përvuajtje.

Është përmendur në një hadith:

Hazreti abu Hurerah r.a. rrëfen se Xhafir bin Abi Talib i donte shumë njerëzit e përvuajtur, ulej në kuvendimet e tyre, bisedonte me ta e ata bisedonin me të. Për këtë arsye, Profeti i shenjtë s.a.v.s. e thërriste Hazreti Xhafirin me titull *Abul Masakin* babai i të përvuajturve.

*(Sunan Ibni Maxhah, Kitabuz zuhd, Bab muxhalasatil fukara)*

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:
"Nëse ju dëshironi ta gjeni Allahun xh.sh., atëherë kërkojeni Atë në zemrën e njerëzve të përvuajtur. Për këtë arsye, Profetët e Zotit e pranuan përulësinë e përvuajtjen. Po ashtu, nuk duhet që popujt e mëdhenj t'i përqeshin popujt e vegjël, e as nuk duhet të thotë dikush se unë i takoj një familjeje të madhe. Allahu xh.sh. thotë se kur ju do të vini tek Unë, Unë nuk do t'ju pyes për kombin tuaj, por do t'ju pyes vetëm për veprat tuaja. Po ashtu, Profeti i shenjtë s.a.v.s. bijës së vet Hazreti Fatimes i ka thënë:- O Fatime, Allahu xh.sh. nuk do të pyesë për fisin, racën e për familjen e askujt. Nëse ti do të bësh një vepër të keqe, Allahu

xh.sh. nuk do të të falë ty se je bija e Profetit të shenjtë [s.a.v.s.] Pra, duhet të keni kujdes kur të kryeni ndonjë vepër!”

*(“Malfuzat”, vol. 3, f. 370, Indi, 2003)*

Ai më tutje thotë:

“Ishte një kërkesë thelbësore për njerëzit e devotshëm që ata të kalonin jetën e tyre me përvuajtje e me modesti. Kjo është një degë e devotshmërisë me anën e së cilës ne duhet ta frenojmë zemërimin e pabazë. Qëndrimi i fundit e më kritik i njerëzve të dëlirë e të devotshëm është që të ruhen prej zemërimit. Arroganca e mendjemadhësia lindin nga zemërimi, dhe nganjëherë zemërimi vetë bëhet shkak i arrogancës e i mendjemadhësisë. Sepse zemërimi merr flakë kur njeriu veten e vlerëson më lart se të tjerët.”

*(“Raport Xhalsa Salana” 1897, f. 49)*

Ai në një vend thotë:

“Nëse dëshironi që Zoti në qiell të gëzohet me ju, atëherë bëhuni me njëri-tjetrin si dy vëllezër të lindur prej një barku. Më i ndershëm nga të gjithë është ai, që është në gjendje t’ia falë gabimet vëllait të vet, ndërkaq i mjerë është ai, i cili ngulmon dhe nuk ia fal ato. Ky i fundit të dihet qartë se nuk ka afërsi me mua.”

*(“Kishtie Nuh”, “Ruhani Khazain”, vol. 19, f. 12-13)*

# KUSHTI VIII

*“Ai, fenë, nderin e fesë dhe simpatinë ndaj Islamit, do t’i konsiderojë më të ndershme dhe më të dashura se jetën, familjen, pasurinë, fëmijët, nderin e vet dhe çdo farefisi të vet.”*

Zotimi se do t’i japë epërsi fesë në krahasim me çështjet e botës materiale është ai zotim të cilin çdo anëtar i Xhematit, që ka lidhje të pakëputshme me të dhe që merr pjesë vazhdimisht në tubimet e në programet e tij, e përsërit në mënyrë të herëpashershme. Gjatë tubimeve e mbledhjeve të ndryshme, aty paraqiten afishe me shkronja të mëdha ku shkruhet se unë do t’i jap epërsi fesë në krahasim me botën materiale. Përse, pra, i jepet një rëndësi aq e madhe? Sepse, pa të, feja nuk mund të jetë. Kjo nuk është ndonjë punë e lehtë që të veprosh sipas saj. Prandaj, për të arritur këtë qëllim, ne në çdo moment duhet të kërkojmë vazhdimisht ndihmën e Allahut xh.sh. Kjo pozitë e lartë mund të fitohet vetëm me mëshirën e me përkrahjen e Allahut xh.sh. Pra, për ne që kemi bërë *Bejt* në dorën e Hazretit Mesihut të Premtuar a.s. mjafton porosia e Allahut xh.sh. që është përmendur në Kuran:

وَمَآ أُمِرُوٓا إِلَّا لِيَعْبُدُوا اللّٰهَ مُخْلِصِيْنَ
لَهُ الدِّيْنَ ۙ حُنَفَآءَ وَيُقِيْمُوا الصَّلٰوةَ وَيُؤْتُوا
الزَّكٰوةَ وَذٰلِكَ دِيْنُ الْقَيِّمَةِ ۝٦

*Kurse u urdhëruan vetëm që ta adhurojnë Allahun duke ia kushtuar vetëm Atij adhurimin, e duke u treguar këmbëngulës në prirjet e veta të mira, dhe që të falin namazin e të japin zekatin. Dhe kjo është ajo fe e vetme që qëndron mbi bazat e vërtetësisë.*

*(El-Bejjinah, 98:6)*

Pra, me anë të namazeve, d.m.th. me anë të atyre namazeve që falen me Xhemat e në kohën e tyre, duke shpenzuar në rrugën e Tij, dhe duke u dhënë ndihmë të varfërve, ne mund të qëndrojmë në fenë e vërtetë. Kështu ne mund t'i bëjmë këto mësime pjesë të jetës sonë, dhe mund t'i zbatojmë në jetë. Kur ne do ta adhurojmë Allahun e do t'i zbatojmë mësimet e Tij, atëherë Ai xh.sh. do të na ndihmojë e do të na forcojë besimin tonë aq shumë sa që qenia jonë, dëshirat tona, fëmijët tanë do të na duken të pavlefshëm në krahasim me fenë. Dhe kur njeriu me sinqeritet e me vërtetësi të plotë i përkushtohet Allahut, e kur asgjë nuk i mbetet më atij, atëherë Allahu xh.sh. nuk i shkatërron njerëzit e tillë. Në këtë rast, Ai e ruan nderin e tyre, i ruan fëmijët e tyre dhe i bekon ata, ua shton pasurinë, dhe i mbulon në çarçafin e Vet të mëshirës e të bekimit dhe ua largon përgjithmonë frikën e tyre, siç Ai thotë:

بَلَىٰ مَنْ أَسْلَمَ وَجْهَهُ لِلَّهِ وَهُوَ مُحْسِنٌ
فَلَهُ أَجْرُهُ عِنْدَ رَبِّهِ وَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ
وَلَا هُمْ يَحْزَنُونَ ۝١١٣

*Dhe tregoni se përse njerëzit e tjerë nuk do të hyjnë në xhenet? Cili ia dorëzon veten Allahut dhe bën bamirësi të shumta, do të*

*ketë shpërblimin e vet tek Allahu i tij, dhe njerëzit e tillë nuk do të kenë as frikë e as nuk do të pikëllohen.*

*(El-Bakara, 2:113)*

# Thelbi i mësimeve të Islamit

Mandej, Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

وَمَنْ أَحْسَنُ دِينًا مِّمَّنْ أَسْلَمَ وَجْهَهُ لِلَّهِ
وَهُوَ مُحْسِنٌ وَّاتَّبَعَ مِلَّةَ إِبْرٰهِيمَ حَنِيفًا ۗ
وَاتَّخَذَ اللَّهُ إِبْرٰهِيمَ خَلِيلًا ﴿١٢٦﴾

*Dhe në fe, kush mund të jetë më i mirë se ai që ia dedikojnë tërë qenien e tij Allahut, që bën vepra të mira, dhe që e ndjek fenë e Ibrahimit, të drejtë? Dhe Ibrahimin Allahu e bëri mik të tij të ngushtë.*

*(En-Nisa, 4:126)*

Në këtë ajet, është përmendur thelbi e mësimeve të Islamit. Njeriu duhet t’i bindet plotësisht Allahut xh.sh., dhe me të gjitha forcat e veta, ai duhet të zbatojë vetëm porositë e urdhrat e Allahut xh.sh., ai duhet ta dedikojmë jetën e tij për hir të fesë së Allahut xh.sh. dhe duhet të jetë i sjellshëm e mirënjohës. Ai, që bën mirënjohje vetëm për hir të Allahut, nuk duhet të ketë frikë se duke i shërbyer fesë ose duke sakrifikuar jetën e tij për hir të fesë, do t’i dëmtohet pasuria apo fëmijët e tij. Jo, por, përkundrazi, Allahu xh.sh. që është shpërblyesi më i madh Vetë do t’i japë atij shpërblimin për këtë sakrificë të tij. Siç është përmendur më parë Ai vetë do t’ia ruajë nderin, pasurinë dhe

jetën e tij. Jo vetëm kaq por Allahu xh.sh nuk i shkatërron edhe brezat e tyre pasardhëse.

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

بَلٰى مَنْ أَسْلَمَ وَجْهَهُ لِلّٰهِ وَهُوَ مُحْسِنٌ
فَلَهُ أَجْرُهُ عِنْدَ رَبِّهِ وَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ
[1] وَلَا هُمْ يَحْزَنُونَ

D.m.th. ai që ia dorëzon veten Allahut, ia përkushton jetën e tij rrugës së Tij, dhe del i zellshëm e i gatshëm të bëjë vepra të mira do të ketë shpërblimin e vet nga burimi i afërsisë së Zotit. Njerëzit e tillë nuk do të kenë as frikë e as nuk do të pikëllohen. Me një fjalë, ai që i sakrifikon të gjitha aftësitë e forcat e veta në rrugën e Allahut xh.sh., dhe kur çdo fjalë, vepër, lëvizje e qëndrim i tij do të mbeten e do të kryhen vetëm për hir të Tij xh.sh. dhe kur e tërë jeta e tij do të angazhohet për të bërë bamirësi, atëherë Allahu xh.sh. vetë do t’i japë shpërblim e do ta shpëtojë nga çdo frikë e pikëllim.”

*(“Siraxhudin isai ke çar savalon ke xhevab”,*
*“Ruhani Khazain”, vol. 12, f. 344)*

Është rrëfyer në një hadith:

Muavia bin Hejdah Kushejri r.a. duke e përmendur ngjarjen e përqafimit të vet të Islamit, thotë:- Unë erdha te Profeti i shenjtë s.a.v.s. dhe e pyeta:- Me çfarë mesazhi Zoti të dërgoi ty e çfarë feje na solle? Ai s.a.v.s. m’u përgjigj:- Zoti më dërgoi mua me fenë Islame. Unë e pyeta:- Ç’është feja Islame? Profeti i shenjtë s.a.v.s. m’u përgjigj:- Islam do të thotë që ti t’ia dorëzosh

[1] (Al-Bakara, 2:113)

tërë qenien tënde Allahut xh.sh., dhe të braktisësh idhujt e tjerë, të falësh namazin e të paguash zekatin.

*(Kenzul ummal, vol. 1 f. 152, hadithet 1378-1379, Kitabul Iman vel Islam min kismil ef'al – El-babul Eual, El-fesluth-thani fi hakikatil Islam, Darulkutub El-ilmija, Bejrut 2004)*

*(Shuabul iman lil Baihaki, vol. 12, hadithi 8931, Es-sadis ves sittun min shuabil iman ve hua bab fi muba'ada el-kuffar vel mufsidun, vel gildha alaihim, Mektaba Er-Rreshid, Rijad, 2004)*

Në një hadith tregohet se Hazreti Sufjan r.a. rrëfen: Unë një herë i thashë Profetit të shenjtë s.a.v.s. që të më tregonte diçka për Islamin që të mos kem nevojë më të pyes dikë e që të më mbushet mendja. Profeti i shenjtë s.a.v.s. u përgjigj:- Thuaj: unë e besoj Allahun xh.sh., mandej përqendrohu fuqimisht mbi këtë besim dhe të dalësh i paluhatshëm lidhur me këtë besim.

*(Sahih Muslim, Kitabul Iman, Bab xhami ausafil Islam)*

Çfarë ishte praktika e es-habëve të Profetit të shenjtë s.a.v.s.? Lidhur me këtë është ruajtur një ngjarje e poshtëshënuar. Në fillim të Islamit, kur akoma nuk ishte bërë haram alkooli, es-habët e Profetit të shenjtë s.a.v.s. gjithashtu pinin verë e nga një herë deheshin. Mirëpo, edhe në këtë situatë, feja dhe nderi i fesë sundonte në mendjen e tyre. Ata ishin të bindur se feja ka epërsi në krahasim me të gjitha gjërat e tjera. Dhe kur zbriti urdhri i ndalimit të përdorimit të verës, disa prej tyre ishin të ulur në një tubim e pinin verë, e disa prej tyre ishin të dehur. Mirëpo, kur e dëgjuan urdhrin që ndalonte përdorimin e verës, ata u bindën aty për aty dhe e pranuan këtë urdhër.

Hazreti Anas bin Malik rrëfen:

Unë isha duke u dhënë verë hurmash Abu Talha Ansariut, Abu Ubejdah bin Xherrahaut dhe Abi bin Kabit, kur dikush erdhi e na tregoi se kishte zbritur urdhri që ndalonte përdorimin verës. Me të dëgjuar këtë, Abu Talha tha:- O Anas, çohu dhe thyeji

butet e verës. Anasi thotë:- Unë u ngrita dhe me një guri i theva të gjitha butet e verës.

*(Sahih Buhari, Kitab Akhbarul ahad,*
*Bab ma xha'a fi ixhazati khabaril vahidis suduk)*

# Ringjallja e Islamit kërkon prej nesh një shpërblesë

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Ringjallja e Islamit kërkon prej nesh një shpërblesë. Çfarë është ajo? Që të vdesim në rrugën e tij. Kjo është ajo vdekje mbi të cilën varet jeta e Islamit, jeta e myslimanëve dhe manifestimi i Zotit të Gjallë. Kjo është ajo gjë, e cila me fjalë të tjera quhet *Islam*. Një Islam të tillë, Allahu xh.sh. dëshiron ta ringjallë tani. Pra, për të realizuar këtë plan të madhërishëm, ishte thelbësore dhe e nevojshme që vetë nga dora e Tij të vendosej një ndërmarrje madhështore dhe vepruese në çdo aspekt. Prandaj, Ai Zot i Urtë e i Plotfuqishëm ashtu bëri, duke më dërguar mua për përmirësimin e njerëzimit."

*("Fat'he Islam", "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 10-12)*

Ai më tutje thotë:

"Derisa njeriu nuk bëhet rob i Zotit me sinqeritet e me dëlirësi, është e pamundur të fitohet ndonjë pozitë. Allahu xh.sh. jep dëshmi për Hazret Ibrahimin a.s.

وَاِبْرٰهِيْمَ الَّذِىْ وَفّٰۤى [1]

[1] "Dhe të Ibrahimit, i cili plotësoi urdhrat." (En-Nexhm, 53:38)

Se Ibrahimi është njeri që e plotësoi fjalën e vet. Të pastrosh zemrën tënde në këtë mënyrë, e ta mbushësh atë me dashurinë e Zotit, duke e zbrazur nga dashuria e të tjerëve, të jesh rob i bindur i Allahut xh.sh., dëshirat e tua të kenë një harmoni të plotë me dëshirat e Allahut xh.sh., siç i bindet hija origjinalit, të gjitha këto arrihen vetëm me anë të lutjeve. Qëllimi i namazit është që ti në çdo hap të jetës të bësh lutje. Por, nëse dikush fal namaz në gjendje përgjumësh e që nuk e di thelbin e tij, atëherë namazi i tij nuk është namaz i vërtetë. ... Pra, duhet që njeriu të mos përtojë në kryerjen e namazit, e as të mos dalë i pakujdesshëm ndaj tij. Nëse komuniteti ynë dëshiron të bëhet një Xhemat, ai duhet të pranojë një vdekje. Ai duhet t'u shmanget epsheve, dëshirave e motivacioneve egoiste, dhe t'i japë epërsi Allahut xh.sh. në krahasim me çdo gjë tjetër.

*("Malfuzat", vol. 3, f. 457-458, Indi, 2003)*

# Besimi i plotë është e vetmja rrugë për të shpëtuar nga mëkatet

Mandej Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"O kërkimtarët e Zotit! Hapini veshët dhe dëgjoni se s'ka asgjë si besimi. Ai është që na largon prej mëkateve dhe që na jep fuqi për të bërë të mirën. Besimi është që na bën adhuruesit e Zotit. A mund ta lini mëkatin pa besimin e plotë? A mund të largoheni prej epsheve pa dritën e besimit? A mund të gjeni ndonjë qetësim pa të? A mund të krijoni ndonjë ndryshim pa besim? A ka nën qiell ndonjë dëmshpërblim që mund t'ju largojë nga mëkatet? I biri i Merjemes – Isai a.s.- a është në gjendje që gjaku i tij i rrejshëm t'ju largojë nga mëkatet? O të krishterë, mos gënjeni në atë mënyrë që edhe toka të bëhet

copë-copë. Krishti për qenien e tij ishte nevojtar i besimit për shpëtimin e vet. Ai besoi dhe shpëtoi, por ata të krishterë që, duke thënë se e fituan shpëtimin nga gjaku i Krishtit, i mashtrojnë njerëzit. Kurse ata vetë janë të zhytur në mëkat nga këmbët gjerë në kokë. Ata nuk e dinë se kush është Zoti i tyre. Jeta e tyre është plot pakujdesi, dehja e verës është në trurin e tyre, janë larg asaj dehjeje të shenjtë që zbret nga qielli dhe larg asaj jete që është me Zotin dhe larg nga arritjet e jetës së pastër. ... Pra, mbani mend se pa besimin e plotë ju s’mund të dilni jashtë nga jeta e errët e as nuk do të keni përkrahjen e Shpirtit të Shenjtë. Të lumtur janë ata, të cilët janë larg dyshimeve, sepse vetëm ata do të shpëtojnë nga mëkatet. Të lumtur jeni kur t’ju jepet pasuria e besimit, sepse pas kësaj do të zhduket mëkati juaj. Mëkati dhe besimi nuk mund të bashkohen në një vend. A mund ta fusni dorën në atë vrimë në të cilën jeni duke shikuar gjarprin helmues? A mund të qëndroni në atë vend, ku po bien gurë nga mali vullkanik? Apo atje ku bie rrufeja, apo ku sulmon luani? Ose në një vend ku murtaja është duke shfarosur njerëzimin? Pra, nëse ju e besoni Zotin siç e besoni gjarprin, rrufenë apo murtajën, atëherë nuk është e mundur që ta kundërshtoni Zotin, të merrni rrugën e ndëshkimit a ta ndërprisni rrugën e besnikërisë në Të.”

*(“Kishtie Nuh”, “Ruhani Khazain”, vol. 19, f. 66-67)*

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. në një vend tjetër thotë:

“Dija e përkryer është rrënja e vërtetë e frikës, e dashurisë dhe e vlerësimit. Kujt i është dhuruar dija e përkryer, atij i është dhuruar gjithashtu edhe frika e dashuria e përkryer. Dhe kujt i dhurohet frika e dashuria e përsosur, atij i jepet lirimi e shpëtimi nga çdo mëkat që lind nga çdo pakujdesi e nga çdo kokëçarje. Pra, për një shpëtim të tillë, ne nuk varemi prej ndonjë gjaku, as prej ndonjë Kryqi, e as nuk kemi nevojë për ndonjë dëmshpërblim. Por, përkundrazi, ne kemi nevojë vetëm

për një sakrificë, sakrificën e qenies sonë. Nevoja e së cilës ndjehet nga ndërgjegjja jonë. Një sakrificë e tillë, me fjalë të tjera, pagëzohet me emrin Islam. Islam do të thotë që t'i shtrijmë qafat tona për kurban, që të flijohemi. Me një fjalë, ta shtrijmë me plotë kënaqësi e gatishmëri shpirtin tonë pranë oborrit të Zotit xh.sh. Ky emër i bukur e mahnitës është shpirti i tërë Sheriatit dhe thelbi i të gjitha urdhëresave. Që ta shtrish qafën për flijim e kurban me tërë kënaqësinë e zemrës, kërkon një dashuri të përsosur dhe një devotshmëri të plotë. Dhe dashuria e përsosur kërkon dijen e përsosur. Pra, fjala Islam tregon qartë se për sakrificën e vërtetë lind nevoja për dijen e përsosur dhe për dashurinë e përsosur, e jo për diçka tjetër."

*("Lekçer Lahor", f. 5-6, "Ruhani Khazain", vol. 20, f. 151-152)*

Zoti na mundësoftë që të veprojmë sipas të gjithë këtyre udhëzimeve. Amin

*(Marrë nga fjalimi i së premtes të mbajtur*
*më 29 gusht 2003 në Frankfurt, Gjermani.)*

Mësimi i Islamit është një mësim i bukur që nuk e ka lënë ndonjë aspekt të jetës njerëzore, pa e përmendur, dhe që të krijojë përshtypje se aty ka ndonjë mangësi. Është një mësim i përkryer, pa të meta. Pra, mëshira e mirënjohja e Zotit kërkon prej nesh që këtë mësim, të zbritur mbi Profetin e Tij të dashur s.a.v.s., ta përvetësojmë dhe ta bëjmë pjesë të pandashme të jetës sonë. Po ashtu, më së shumti detyrohemi ne, që, duke e njohur Imamin e Kohës, i dashuri i vërtetë dhe shërbëtori i sinqertë i Profetit të shenjtë s.a.v.s., e përqafuam Xhematin e tij, t'i zbatojmë të gjitha këto mësime të bukura të Islamit. Pra, Allahu xh.sh. në një anë na tërhoqi vërejtje t'u japim rëndësi të drejtave të Zotit, në anën tjetër, Ai duke na kujtuar të drejtat e njerëzve, na urdhëron t'i plotësojmë të drejtat e farefiseve të ndryshme dhe të marrëdhënieve të ndryshme. Për këtë arsye, Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. në kushtin e nëntë të *Bejtit* e përmend se ai (bejtbërësi) do të angazhohet për hir të Zotit për mirëqenien e njerëzve dhe do t'i plotësojë të drejtat e tyre.

# KUSHTI IX

*“Ai, për hir të Allahut, do të angazhohet për mirëqenien e njerëzve, me sa të ketë mundësi, me anë të aftësive dhe të bekimeve të fituara prej Allahut, do t’iu sjellë dobi të gjithë njerëzve e krijesave të Allahut xh.sh.”*

Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

وَاعْبُدُوا اللّٰهَ وَ لَا تُشْرِكُوْا بِهٖ شَيْـًٔا
وَّ بِالْوَالِدَيْنِ اِحْسَانًا وَّ بِذِي الْقُرْبٰى
وَالْيَتٰمٰى وَالْمَسٰكِيْنِ وَالْجَارِ ذِي الْقُرْبٰى
وَالْجَارِ الْجُنُبِ وَالصَّاحِبِ بِالْجَنْۢبِ
وَابْنِ السَّبِيْلِ ۙ وَمَا مَلَكَتْ اَيْمَانُكُمْ ؕ اِنَّ
اللّٰهَ لَا يُحِبُّ مَنْ كَانَ مُخْتَالًا فَخُوْرَا ۙ﴿۳۷﴾

*Dhe adhurojeni Allahun dhe asgjë të mos e barazoni me Të! Dhe duhet të jeni të butë ndaj prindërve, dhe ndaj të afërmve; dhe ndaj jetimëve dhe nevojtarëve; ndaj fqinjit që është farefis, dhe ndaj fqinjit që është i huaj; ndaj shokëve të afërm, dhe ndaj udhëtarëve dhe ndaj atyre që janë në mbikëqyrjen tuaj. Vërtet, Allahu nuk i do arrogantët dhe vetëlavdëruesit.*

*(En-Nisa, 4:37)*

# Sjellje të mira ndaj të gjithëve

Në këtë ajet, Allahu xh.sh. thotë se ju duhet të silleni mirë jo vetëm ndaj vëllezërve, farefiseve, ndaj shokëve, ndaj fqinjëve, dhe t'i ndihmoni ata, kur kanë nevojë për ndihmën tuaj dhe t'u sillni dobi, sa keni mundësi; por silluni mirë edhe ndaj atyre njerëzve, ndaj atyre fqinjëve, të cilët ju nuk i njihni e ata nuk janë as farefis me ju, dhe t'i ndihmoni edhe ata që ju takoni rastësisht dhe që kanë nevojë për ndihmën tuaj, duhet patjetër t'u sillni dobi, sa të kini mundësi. Me anë të këtyre sjelljeve, do të krijohet një shoqëri e bukur e Islamit. Ju duhet të krijoni në vetvete vetinë thelbësore dhe vetinë e dhembshurisë ndaj të gjitha krijesave të Zotit, duke u bindur e duke kuptuar mirë se bamirësi e tillë hyn në kategorinë e mirënjohjes. Dhe mirënjohja nuk bëhet me qëllim që do të kem ndonjë shpërblim. Por, përkundrazi, mirënjohja bëhet vetëm për hir të Zotit. Po nëse do të veprojmë në këtë mënyrë, do të krijohet një shoqëri aq e bukur, ku nuk do të ketë grindje midis burrit e gruas, midis vjehrrës e nuses, midis vëllezërve e as midis fqinjëve. Çdo person do të sillet mirë ndaj personit tjetër, dhe do të mundohet t'i respektojë të drejtat e tij, me dashuri e me kujdes. Secili do të veprojë kështu vetëm për të fituar pëlqimin e dashurinë e Allahut xh.sh. Në shoqëritë tona të sotme, ka nevojë më së shumti që ta ndjekim këtë rrugë, dhe është me rëndësi të veprojmë sipas saj. Allahu xh.sh. thotë se nëse ju nuk do ta ndiqni këtë rrugë e nuk do të veproni kështu, atëherë ju do të numëroheni ndër arrogantët. Dhe Allahu xh.sh. nuk i do arrogantët. Arroganca është një sëmundje nga e cila burojnë të gjitha të këqijat e prapësitë. ... Në kushtin e shtatë, unë kam folur gjerë e gjatë, prandaj nuk e ndiej të nevojshme të flas prapë për arrogancën.

Shkurt, ju duhet të silleni mirë ndaj krijesave të Zotit, dhe të keni simpati ndaj tyre, që të bëheni të dashur në sy të Zotit e të fitoni shpërblimin e të dyja botëve. Dhe kur shfaqni mirënjohje ndaj dikujt, bëjeni këtë vetëm për hir të dashurisë, e jo për sy e faqe të botës e as për të pritur ndonjë shpërblim prej njerëzve. Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

وَ يُطْعِمُوْنَ الطَّعَامَ عَلٰى حُبِّهٖ مِسْكِيْنًا وَّ
يَتِيْمًا وَّ اَسِيْرًا۝

*Ata, për hir të dashurisë së Zotit, i ushqejnë të varfrit, jetimët dhe të robëruarit.*

*(Ed-Dahrr, 76:9)*

Një kuptim i këtij ajeti është se ata pavarësisht nga nevojat e veta tregojnë kujdes ndaj nevojtarëve, vetëm e vetëm për hir të Allahut [xh.sh], dhe ata vetë mbeten të uritur, por i ushqejnë të urituritt. Ata nuk tregojnë koprraci në këtë sakrificë të tyre, duke u dhënë nevojtarëve aq sa që nuk ua plotëson tërësisht kërkesën e tyre, dhe nuk mund t'ua zhdukë urinë. Përkundrazi, ata u japin ndihmë aq sa kanë mundësi. Ata veprojnë kështu, vetëm që të bëjnë bamirësi, e për hir të pëlqimit të Allahut xh.sh., e jo për të pritur ndonjë falënderim a shpërblim. Ata nevojtarëve u japin ato gjëra, që i përdorin vetë, duke i mbajtur në mend udhëzimet e Allahut xh.sh. Ata nuk u japin ndihmë për t'u dukur. Fatkeqësisht, aty ka disa sosh që u japin të tjerëve do dhurata nga gjërat e tyre të përdorura apo nga rrobat e vjetra. Njerëzit e tillë duhet të kenë kujdes ndaj nderit e ndaj dinjitetit të vëllezërve e të motrave të tyre. Nëse nuk keni mundësi t'u dhuroni diçka të varfërve, atëherë është më mirë që të mos u jepni asnjë dhuratë, ose t'ua jepni duke i sqaruar se: këto janë gjërat e mia të përdoruara, nëse doni mund t'i pranoni.

Nganjëherë njerëzit më shkruajnë se dëshirojnë t'u japin vajzave të varfra me rastin e martesës së tyre rroba të bukura e të mira që i kanë përdorur vetëm një apo dy herë e mandej nuk i kanë përdorur se janë bërë të shkurtra ose për ndonjë arsye tjetër. Lidhur me këtë, duhet të keni të qartë se këto rroba e dhurata që jepen nga organizata e grave (*Laxhna Imaillah*) apo e të rinjve (*Khuddamul Ahmadia*) apo jepen nga individët, duhet të mblidhen e të jepen vetëm me kusht që të jenë në gjendje të mirë e të përshtatshme. Nuk duhet që të mblidhen ato rroba që janë të grisura, të njollosura, të arnuara e prej të cilave vjen era e keqe e djersës. Sepse edhe njeriu i varfër ka një sedër,  për të cilin ne duhet të kemi kujdes. Po nëse keni ndërmend të dhuroni rroba të vjetra që janë në gjendje shumë të mirë, atëherë i jepni ato duke i larë e duke i rregulluar. Mandej, nën-organizatat tona të Xhematit kur t'ua japin këto rroba e dhurata të varfërve, duhet t'u japin një sqarim duke u thënë se këto janë rroba të përdorura, nëse doni mund t'i pranoni. Sepse secili ka sedër, ne duhet të kemi kujdes ndaj tij.

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. duke e shpjeguar ajetin

وَيُطْعِمُوْنَ الطَّعَامَ عَلٰى حُبِّهٖ مِسْكِيْنًا وَّ
يَتِيْمًا وَّ اَسِيْرًا

*[Ata, për hir të dashurisë së Zotit, i ushqejnë të varfrit, jetimët dhe të robëruarit.* (Ed-Dahrr, 76:9)]

thotë:

"... Mbani mend se Allahu xh.sh. e do shumë bamirësinë. Dhe Ai dëshiron që të keni simpati ndaj krijesave të Tij. Sepse nëse Atij do t'i pëlqente keqbërësja, Ai na urdhëronte për këtë, mirëpo Allahu xh.sh. është i Madhëruar dhe është larg kësaj të

mete. ... Pra, ju të gjithë që keni krijuar një lidhshmëri me mua mbani mend se duhet të silleni mirë ndaj çdo njeriu, pa marrë parasysh se cilës fe i takon ai, dhe duhet të bëni bamirësi ndaj çdo njeriu, sepse ky është mësimi i Kuranit të Shenjtë:

وَيُطْعِمُونَ الطَّعَامَ عَلَىٰ حُبِّهِ مِسْكِينًا وَ
يَتِيمًا وَّ أَسِيرًا ⑨ [1]

Ata skllevër e robër (në kohën e Profetit të shenjtë [s.a.v.s.]) më së shumti ishin mosbesimtarë. Tani, ju mund të shihni se sa e madhe dhe e përkushtuar në Islam është simpatia ndaj njerëzve. Sipas mendimit tim, mësimi i përsosur moral nuk është askund përveç në Islam. Kur unë të shërohem e të përmirësohet shëndeti im, unë *Inshallah* (në dashtë Zoti) do të shkruaj një traktat rreth mësimeve morale sepse dëshiroj t'i sqaroj qartazi qëllimet e mia, ndërkohë ky traktat do të jetë një mësim e udhëzim i kuptueshëm për Xhematin tim, dhe t'i paraqes e t'i nënvizoj rrugët e pëlqimeve të Allahut xh.sh. Unë pikëllohem thellë kur shikoj ose dëgjoj se filani bën këtë apo atë punë që nuk u përshtatet mësimeve të Islamit. Unë nuk kënaqem me këto gjëra. Unë akoma e shoh Xhematin tim si një foshnjë që bën dy hapa e rrëzohet katër herë. Mirëpo, unë kam besim e *jekin* se Allahu xh.sh. këtë Xhemat do ta bëjë të përsosur. Prandaj, duhet që edhe ju të bëni përpjekje, të mundoheni e të rrini të angazhuar në lutje që Allahu xh.sh. të tregojë mëshirën e Vet, sepse asgjë nuk është e mundur pa mëshirën e Tij. Kur Ai mëshiron, hapen të gjitha rrugët.

*("Malfuzat", vol. 4, f. 218-219, Indi, 2003)*

[1] *"Ata, për hir të dashurisë së Zotit, i ushqejnë të varfrit, jetimët dhe të robëruarit."* (Ed-Dahrr, 76:9)

Me ndihmën e me mëshirën e Allahut xh.sh. e me ndikimin e pastër të Mesihut të Premtuar a.s. dhe duke e zbatuar e duke e ndjekur mësimin e tij, shumë sëmundje, për të cilat ai ishte i shqetësuar në atë kohë, janë zhdukur nga Xhemati. Me mëshirën e Allahut xh.sh., një pjesë e madhe e Xhematit u pastrua tërësisht e u shërua nga ato sëmundje, dhe i tillë është edhe sot. Mirëpo, sa më shumë po largohemi nga ajo kohë e ajo epokë, shejtani vazhdimisht na sulmon me sëmundje shoqërore. Prandaj, në bazë të këshillave të Mesihut të Premtuar a.s., ne duhet të përpiqemi të largohemi prej atyre sëmundjeve me anë të orvatjeve e të lutjeve tona. Ne duhet t'i bëjmë lutje Allahut xh.sh. që ta ruajë Xhematin e tij nga sëmundjet shoqërore e ta bëjë atë të përsosur. Unë tani po citoj disa hadithe:

Hazreti Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:

Vërtet, Allahu xh.sh. në Ditën e Kiametit do të thotë:- O biri i Ademit, unë isha i sëmurë dhe ti nuk më vizitove? Robi do të thotë:- O Zoti im, si të të vizitoja Ty, kur Ti je Zot i të gjitha botërave? Allahu xh.sh. do të thotë:- A nuk e ke ditur se filan robi Im është i sëmurë, përse nuk i bëre vizitë? A nuk e di ti se po t'i kishe bërë vizitë atij, do të Më kishe gjetur Mua aty afër tij. O biri i Ademit, Unë kam kërkuar prej teje ushqim, por ti nuk më ke dhënë! Robi do të thotë:- O Zoti im, si do të të jepja ushqim, kur ti je Zoti i të gjitha botërave? Allahu xh.sh. do të thotë:- A nuk e ke ditur se filan robi Im të ka lypur ushqim, por ti nuk i ke dhënë! A nuk e ke ditur se po ta ushqeje atë, do ta kishe marrë shpërblimin tënd prej Meje?
O biri i Ademit, unë të kam kërkuar ujë, por ti nuk më ke dhënë! Robi do të thotë:- O Zoti im, si do të të kisha dhënë Ty ujë, kur Ti je Zot i të gjitha botërave? Allahu xh.sh. do të thotë:- A nuk e ke ditur se filani robi Im të ka kërkuar ujë, por ti nuk i

ke dhënë! Nëse do t'i kishe dhënë ujë ti do ta kishe marrë shpërblimin tënd prej Meje!

*(Sahih Muslim, Kitabul Birri ves silah, Bab fadlu ijadatil marid)*

Hazreti Abdullah bin Masudi r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Të gjitha krijesat e Mia janë familja Ime. Pra, Allahu e do atë njeri prej krijesave të Veta që sillet mirë ndaj familjes (krijesave) së Tij dhe ua plotëson nevojat e kërkesat e tyre.

*(Mishkatul Mesabih, vol. 2, f. 217, Kitabul aadab, Bab esh-shefkah, ver-rehmah alal khelk, El-fesluth-thalith, hadithi 4998, Darul kutub El-ilmija, Bejrut, 2003)*

*(El-Xhami lishuabil iman, vol. 9, f. 523, hadithi 7048, Eth-thamin vel arbaun min shuabil iman, makamul euzai ma'al Mansur eidhah ijjahu, Mekteba Er-Rreshid, Rijad, 2004)*

Hazreti Ali r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Një mysliman ndaj myslimanit tjetër ka gjashtë detyra:

1. Kur të takon, thuaji selam.
2. Kur ai teshtin, thuaji Zoti të mëshiroftë.
3. Kur sëmuret ai, t'i bësh vizitë. (Disa njerëz kanë këtë hobi të mirë se vetë shkojnë nëpër spitale dhe u bëjnë vizitë të sëmurëve, edhe në qoftë se i njohin apo jo).
4. Kur të thërret për gosti, ta pranosh ftesën e tij.
5. Kur vdes ai, përcille xhenazen e tij.
6. Ç'të pëlqen për vete, pëlqeje edhe për vëllanë tënd mysliman, dhe në mungesë të tij, e kërko të mirën e tij.

*(Sunan Ed-Darmi, Kitabul Istidhan, Bab fi hak-kil muslim alal muslim, hadithi 2636)*

Hazreti Ebu Hurejra r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:

Mos kini xhelozi ndaj njëri-tjetrit. Mos u grindni mes jush. Mos i mbani inat e zili njëri-tjetrit. Mos i ktheni kurrizin njëri tjetrit e mos jini indiferent me një njëri tjetrin. Mos bëni pazarllëk mbi pazarllëkun e njëri-tjetirt. Bëhuni vëllezër mes jush. Një mysliman është vëlla i një myslimani tjetër. Ai nuk e shtyp vëllain e vet. Ai nuk e poshtëron atë. Ai nuk e nënçmon atë. Mandej, Profeti i shenjtë s.a.v.s., duke bërë shenjë në drejtim të gjoksit të vet, tri herë ka thënë:- Këtu është *takva* (devotshmëria). Një njeriu i mjafton të bëhet sherrxhi, nëse e nënçmon vëllain e tij mysliman. Gjaku, pasuria dhe nderi i një myslimani janë të palejueshme (haram) për një mysliman tjetër.

*(Sahih Muslim, Kitabul Birri ves silah,*
*Bab tahrim zulmil muslim ve khadhlihi)*

Hazreti Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:

Kush e largon vështirësinë e dhimbjen e vëllait mysliman në këtë botë, Allahu xh.sh. do t'ia largojë atij vështirësitë e dhimbjen në Ditën e Kiametit. Kush ia lehtëson dikujt një barrë e i sjell lehtësi, Allahu xh.sh. do t'ia lehtësojë barrën e tij në Ahiret dhe do t'i sjellë lehtësira. Kush e mbuloi gabimin e një myslimani, Allahu xh.sh. do t'ia mbulojë atij gabimet e tij në Ahiret. Allahu xh.sh. është i gatshëm ta ndihmojë atë që është i gatshëm ta ndihmojë vëllanë e vet. Allahu xh.sh. ia bën të lehtë rrugën e xhenetit atij që del në kërkim të diturisë. Ata që, duke u ulur në një ndër shtëpitë e Allahut xh.sh., angazhohen në leximin e librit të Allahut xh.sh. dhe merren me lexim e dëgjim të librit, Allahu xh.sh. zbret mbi ta kënaqësinë e mëshirën e Vet. Mëshira e Allahut xh.sh. i mbulon njerëzit e tillë, engjëjt e Zotit i rrethojnë, Allahu xh.sh. i përmend e i numëron këta ndër të dashurit e Vet. Ai që përton për të vepruar, familja nuk mund

ta bëjnë të shkathtë. Një njeri i tillë nuk mund të hyjë në xhenet me ndihmën e familjes së vet.

*(Sahih Muslim, Kitabudh dhikr, Bab fadlul ixhtima ala tilavatil Kuran ve ala dhikrihi)*

Ç'është përmendur në fillim është ajo që t'i respektojmë të drejtat e të tjerëve, dhe t'i ndihmojmë ata në kohën e vështirësive. Nëse do të vepronit në këtë mënyrë, Allahu xh.sh., në Ditën e Kiametit, do të sillet me ju në të njëjtën mënyrë dhe do t'jua largojë vështirësitë dhe vuajtjet tuaja. Kjo është mirënjohja e Profetit të shenjtë [s.a.v.s.] ndaj nesh. Ai ka thënë:- Nëse ju dëshironi që Allahu xh.sh. t'ju mbulojë në çarçafin e mëshirës së Vet, atëherë duhet që t'i ndihmoni nevojtarët dhe t'u sillni rehati e lehtësi njerëzve të vuajtur. Nëse mësoni për ndonjë gabim të vëllait tënd musliman, mbulojeni e mos flisni me zë për të. Mos u mundoni t'i gjeni mëkatet e gabimet e të tjerëve e t'i përhapni ato. Ju nuk e dini se sa mëkate e gabime bëni ju, për të cilat do të jepni llogari në Ditën e Kiametit. Pra, nëse do t'i mbuloni gabimet e vëllezërve tuaj në këtë botë, e do të bëni përpjekje t'i korrigjoni gabimet e tyre, duke shfaqur simpati ndaj tyre, e duke mos i përhapur ato ndër njerëzit, atëherë edhe Allahu xh.sh. do të sillet me ju me mëshirë e do t'i mbulojë gabimet tuaja. Pra, këto janë të drejtat e njerëzve. Nëse do t'i plotësoni, ju do të jeni trashëgimtarë të mëshirës e të bekimeve të Allahut.

Mandej, aty ka një hadith tjetër:

Hazreti Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë [s.a.v.s.] ka thënë:- Me anë të lëmoshës (*sadaka*), nuk pakësohet pasuria e njeriut. Ai që fal gabimin e dikujt, Allahu xh.sh. i fal atij më shumë respekt e nder. Njeriu nuk nënçmohet kur ai fal gabimin e dikujt.

*(Musnad Ahmad bin Hanbal, vol. 2, f. 235)*

Hazreti Abdullah bin Amr r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Allahu xh.sh. do t'i mëshirojë ata që mëshirojnë. I mëshironi banorët e tokës, Ai në qiell do t'ju mëshirojë.

*(Sunan Abu Daud, Kitabul Adab, Bab fir rrahmah)*

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Mbani mend se janë dy urdhra të Allahut xh.sh. Së pari, mos i vini Allahut ndonjë partner, as në qenien e Tij e as në atributet e Tij. Së dyti, silluni mirë e me dashamirësi ndaj krijesave të Allahut xh.sh. Të jesh mirënjohës, nuk do të thotë që ti të sillesh mirë e me mirënjohje vetëm ndaj vëllezërve e ndaj pjesëtarëve të farefisit tënd, por të sillesh me mirënjohje ndaj çdokujt prej krijesave të Allahut xh.sh. Mos mendoni se ai është hindu apo i krishterë. Unë me të vërtetë ju them se Allahu xh.sh. e mori përsipër vetes përgjegjësinë që t'ju sigurojë drejtësinë; Ai nuk dëshiron që ju ta mbani atë. Sa më butë të silleni e sa më shumë të shfaqni përulësi, aq më shumë do të gëzohet Allahu xh.sh. me ju. Armiqtë tuaj ia dorëzoni Allahut xh.sh. Dita e Kiametit është afër. Ju nuk duhet të brengoseni për shkak të atyre dhimbjeve e vuajtjeve që ju sjellin armiqtë tuaj. Unë shoh dhe perceptoj se ju do të ballafaqoheni më shumë me vështirësi e me vuajtje nga duart e tyre, sepse gjuha e atyre që dalin jashtë rrethit të civilizimit e të edukimit punon aq egërsisht sikurse çahet ndonjë digë nga ku rrjedh ujë furishëm. Njeriu i dëlirë e i pastër duhet t'i kontrollojë fjalët e tij."

*("Malfuzat", vol. 9, f. 164-165, Angli, 1984)*

Ai më tutje thotë:

"Mbani mend se aty ka dy kategori të drejtash. Të drejtat e Allahut xh.sh. (*Hukukullah*) dhe të drejtat e njerëzve të Zotit (*Hukukul Ibad*). Lidhur me të drejtat e Allahut xh.sh., pasanikët

zakonisht ndeshen me vështirësi, sepse vetëmburrja e arroganca ua heqin të drejtën dhe bëhen pengesë në rrugën e tyre. P.sh. ata nuk dëshirojnë të qëndrojnë në namaz pranë një të varfëri dhe nuk dëshirojnë t'i ulin ata pranë vetes. Kështu që ata nuk janë në gjendje t'i plotësojnë të drejtat e Allahut xh.sh. Pa dyshim, xhamitë janë vendbanimi i njerëzve të varfër, e të pasurit nuk dëshirojnë të shkojnë në xhami, për shkak të pozitës së tyre të lartë. Po ashtu, këta nuk marrin pjesë në veprimtari të veçanta lidhur me të drejtat e njerëzve. I varfëri gjithnjë është i gatshëm të marrë pjesë në shërbime të ndryshme. Ai mund t'ju bëjë masazh këmbëve tuaja, mund t'ju sjellë ujë, mund të lajë teshat dhe nuk ngurron aspak nëse i del nevoja ta largojë fekalet e njeriut. Ndërsa, pasanikët jo vetëm që nuk pranojnë të kryejnë veprimtari të tilla, por mendojnë se me anë të këtyre veprimtarive nënçmohen e poshtërohen. Prandaj, pasuria dhe mbarësia mund t'ju pengojë të kryeni bamirësi e veprimtari të ndryshme të mira. Për këtë arsye, është përmendur në hadith se njeriu i varfër do të hyjë në xhenet 500 vjet më herët."

*("Malfuzat", vol. 3, f. 368, Indi, 2003)*

Ai vazhdon të thotë:

"Pra, simpatia ndaj krijesave të Zotit është një gjë e tillë, të cilën nëse njeriu e braktis dhe largohet prej asaj, atëherë ai dalëngadalë bëhet shtazë e egër. Këtë e kërkon njerëzillëku i tij, dhe ai mund të quhet njeri derisa sillet mirë, me simpati e me mirënjohje ndaj vëllait të vet. Aty nuk ka dallim në këtë çështje. Siç ka thënë Sadiu:

*Qeniet njerëzore janë si organe të një trupi.*

Mbani mend, rrethi i simpatisë, sipas meje, është një rreth shumë i madh. Njeriu nuk duhet të përjashtojë asnjë popull e asnjë individ nga ky rreth. Unë nuk dëshiroj të them, siç thonë

të padituri e kësaj kohe, që ju ta veçoni e ta kufizoni simpatinë tuaj vetëm për myslimanët. Jo, por unë ju them që të silleni mirë e me simpati ndaj të gjithë njerëzve të Zotit, edhe në qoftë se ai është hindu ose mysliman apo i takon ndonjë feje tjetër. Unë nuk e vlerësoj fjalën e atyre njerëzve që dëshirojnë ta kufizojnë simpatinë e tyre vetëm për popullin e vet."

*("Malfuzat", vol. 4, f. 216-217, Indi, 2003)*

Ai në një vend tjetër thotë:

"Shkurt, të sillesh mirë ndaj njerëzve të Zotit, e t'i duash është adhurim i madh që i bëhet Zotit. Dhe ky gjithashtu është një mjet i fuqishëm për të fituar pëlqimin e kënaqësinë e Allahut xh.sh. Mirëpo, unë shoh një dobësi, mungesë e papërsosuri lidhur me këtë çështje. Njerëzit nënçmohen. Ata përqeshen e tallen në vend që të përkujdesen e të ndihmohen në kohën e vështirësive e të fatkeqësive. Ata që nuk sillen mirë e me dashuri ndaj njerëzve të varfër, por, përkundrazi, i nënçmojnë ata; unë kam frikë se mos ata vetë bëhen pre e këtyre fatkeqësive. Ata, të cilët Allahu xh.sh. i bekoi shumë dhe i pasuroi, mund t'i dalin mirënjohës Allahut xh.sh. kur do të sillen mirë e me dashuri ndaj krijesave të Tij. Ata nuk duhet të mburren e të krenohen për shkak të këtyre bekimeve e të pasurive të Zotit; ata nuk duhet t'i shtypin e t'i shkelin të varfrit, si bisha të egra."

*("Malfuzat", vol. 4, f. 438-439, Indi, 2003)*

Ai thotë:

"Hollësirat rreth të drejtave të prindërve, fëmijëve, farefiseve e të varfërve që janë përmendur në Kuran, nuk mendoj se janë përmendur me aq hollësi në ndonjë libër tjetër. Allahu xh.sh. në Kuranin e Shenjtë thotë:

وَاعْبُدُوا اللّٰهَ وَ لَا تُشْرِكُوْا بِهٖ شَيْـًٔا
وَّ بِالْوَالِدَيْنِ اِحْسَانًا وَّ بِذِى الْقُرْبٰى
وَالْيَتٰمٰى وَالْمَسٰكِيْنِ وَالْجَارِ ذِى الْقُرْبٰى
وَالْجَارِ الْجُنُبِ وَالصَّاحِبِ بِالْجَنْۢبِ
وَابْنِ السَّبِيْلِ ۙ وَمَا مَلَكَتْ اَيْمَانُكُمْ ؕ اِنَّ
اللّٰهَ لَا يُحِبُّ مَنْ كَانَ مُخْتَالًا فَخُوْرَا ۙ﴿۳۷﴾ [1]

Dhe adhurojeni Allahun dhe asgjë mos e trajtoni të barabartë me Të! Dhe duhet të jeni të butë ndaj prindërve e ndaj të afërmve (këtu përfshin fëmijë, vëllezër e të gjithë farefisin) dhe ndaj jetimëve dhe ndaj nevojtarëve, ndaj fqinjit që është farefis, ndaj fqinjit që është i huaj, ndaj shokëve të afërm (që ju shoqërojnë në ndonjë punë, udhëtim, në namaz apo bashkëstudiues), ndaj udhëtarëve dhe ndaj atyre që janë në dispozicionin tuaj. Vërtet, Allahu nuk i do arrogantët dhe vetëlavdëruesit."

*("Çëshmae Marifet", "Ruhani Khazain", vol. 23, f. 208-209)*

Lidhur me këtë, Hazreti *Khalifatul Masih I* thotë:

"Qëllimi dhe synimi i njeriut duhet të përputhet me këtë ajet të Kuranit:

اِنَّا نَخَافُ مِنْ رَّبِّنَا يَوْمًا عَبُوْسًا قَمْطَرِيْرًا [2]

[1] (En-Nisa, 4:37)
[2] ( Ed-Dahrr, 76:11)

*Vërtet, ne i frikësohemi Zotit tonë nga dita kur fytyrat e njerëzve do të jenë të zymta dhe të mrrolura*

*Abus* do të thotë *ngushtësi*, *zymtësi* e *shtrëngim*. Dhe *kamtarir* do të thotë *e gjatë*. Kjo do të thotë se Dita e Kiametit do të jetë e gjatë dhe me ngushtësi. Pra, kur njeriu i ushqen të varfrit e i ndihmon, atëherë Allahu xh.sh. e shpëton njeriun nga gjatësia, zymtësia e nga ngushtësia e asaj Dite. Si rezultat i kësaj:

فَوَقٰهُمُ اللّٰهُ شَرَّ ذٰلِكَ الْيَوْمِ وَلَقّٰهُمْ نَضْرَةً
وَّسُرُوْرًا ﴿۱۲﴾ [1]

Allahu xh.sh. i ruan dhe i shpëton ata nga sherri i asaj Dite, dhe ky shpëtim e kjo ruajtje varet nga gëzimi e nga freskia e personit.

Unë edhe një herë them se nëse do t'i ushqeni sot të varfrit e nevojtarët, do të shpëtoni nga ngushtësia në ditët e thatësirave. Allahu xh.sh. më mundësoftë mua dhe juve që të bëjmë përpjekje për shkëlqimin e për rehatinë e asaj jete të amshueshme të Ahiretit, siç bëjmë përpjekje për shkëlqim e për nder në këtë botë. Amin!"

*(Hakaikul Furkan, vol. 4, f. 290-291)*

Ky është një tipar dallues i Xhematit Ahmadia që merr pjesë në veprimtari të ndryshme shoqërore e mbarëvajtjeje aq shumë sa ka mundësi, duke i shfrytëzuar ato mjete që ka në disponim. Ky rri i angazhuar në shërbim të njerëzimit, individualisht ose

[1] *"Pra, Allahu i shpëtoi ata nga sherri i asaj Dite dhe u dhuroi shkëlqim e lumturi."* (Ed-Dahrr, 76:12)

kolektivisht. Anëtarët e Xhematit Ahmadia, sa kanë mundësi, luftojnë që ta zhdukin urinë, t'i mjekojnë të varfrit, t'i ndihmojnë të tjerët në fushën e arsimit, t'i ndihmojnë të varfrit për martesat e tyre dhe marrin pjesë në shumë programe mirëmbajtëse e shoqërore, duke qenë nën mbrojtjen e Xhematit. Me anë të këtyre veprimtarive që zhvillojnë, ata e plotësojnë zotimin e *Bejtit* ashtu siç duhet. Allahu xh.sh. na ruajt që të bëhemi si ata popuj e qeveri që i shkatërrojnë tepricat e të mbjellave të tyre dhe nuk u japin njerëzve e popujve të vuajtur e të uritur, vetëm se me këta popuj nuk kanë qëllime politike e ndonjë dobi tjetër, ose ata nuk janë të gatshëm t'u binden atyre apo t'i pranojnë diktimet e tyre. Ata mendojnë se popujt e varfër nuk i pranojnë udhëzimet e diktimet e tyre ndaj popuj të tillë, mbahen prej tyre të uritur e fukarenj për ndëshkim. Allahu xh.sh. e mundësoftë Xhematin Mysliman Ahmadia që t'i shërbejë njerëzimit më shumë se sa më parë.

Këtu, dëshiroj të them se shërbimi i njerëzimit kryhet nga Xhemati sipas mundësisë së vet. Allahu xh.sh. u mundëson anëtarëve të devotshëm e të sinqertë të Xhematit që t'i shërbejnë njerëzimit. Këta japin sasi të mëdha të hollash që shpenzohen për shërbim të njerëzimit. Me mëshirën e Allahut xh.sh., aty ka mjekë e mësues që janë duke bërë një shërbim të papërshkrueshëm në Afrikë, Rabvah (Pakistan) dhe në Kadian (Indi). Unë i lutem e i bëj thirrje çdo mjeku ahmadi, çdo mësuesi ahmadi, çdo avokati ahmadi dhe çdo anëtari ahmadi, që, sipas profesionit të vet, është në gjendje t'u japë ndihmë nevojtarëve e të varfërve, që patjetër të ngrihen për t'u dhënë atyre ndihmë e përkrahje, me sa kanë mundësi. Si rezultat i kësaj, Allahu xh.sh. do t'jua shtojë pasurinë dhe do ta bekojë jetën tuaj, *inshallah*. Nëse do t'i kryeni këto shërbime vetëm për shkak se keni bërë zotim të *Bejtit* në dorën e Imamit të Kohës, plotësimi i të cilit është detyra jonë, atëherë ju do të

shikoni se si do të bjerë shiu i bekimeve e i mirësive të Allahut xh.sh. të cilat ju nuk do të mund t'i mbani; *inshallah*.

# Hazret Mesihu i Premtuar a.s. dhe simpatia e tij ndaj njerëzimit

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. duke këshilluar për simpatinë ndaj njerëzimit, veçanërisht për simpatinë e për ndihmën e vëllezërve tuaj, ka thënë:

“Gjendja ime është e tillë se nëse dikush vuan nga ndonjë dhimbje, edhe pse jam duke kryer namaz, dhe dëgjoj zërin e klithjeve të tij, unë e lë të pakryer namazin tim dhe i drejtohem atij, që ta ndihmoj, ndoshta ndihma ime i sjell dobi. Unë do ta shfaq dashurinë time aq sa do të kem mundësi. Nuk është e moralshme që njeriu të mos i japë ndihmë vëllait të vet, kur ky është në gjendje mjerimi e fatkeqësie. Nëse ju nuk mund të bëni diçka për të, më së paku duhet të bëni lutje për të. Të njëjtat qëndrime morale mund të mbani edhe për të huajt e për hindu, pa i kufizuar vetëm për vëllezërit muslimanë. Ju duhet të shfaqni dashamirësinë ndaj të gjithë njerëzve. Njeriu nuk duhet të sillet i pakujdesshëm e indiferent.

Një herë isha duke shëtitur me Abdul Karimin. Ai ecte pak përpara e unë mbrapa. Rrugës ne u takuam me një plakë 70 apo 75 vjeçare. Ajo i dha atij një letër që ta lexonte, por ai e qortoi dhe e mënjanoi atë.

Ky gjest i tij më brengosi mjaft. Mandej, ajo u drejtua nga unë dhe ma dha letrën. Unë u ndala dhe si e mora letrën, ia lexova mirë e mirë. Abdul Karimi u turpërua mjaft, sepse ai u detyrua

të ndalej për shkakun tim, e në anën tjetër u shmang edhe nga një bamirësi.”

*(“Malfuzat”, vol. 4, f. 82-83, Indi, 2003)*

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Mëshirojini robërit e Allahut xh.sh. sepse të gjithë janë krijesat e Tij, dhe mos i trazoni e i shtypni ata, as me fjalë, as me dorë e as me ndonjë mjet tjetër. Nuk duhet që të mburreni, të krenoheni e t’i nënçmoni të tjerët, edhe në qoftë se ata janë nëpunësit tuaj. Mos shani askënd, edhe pse ai të shan ty. Bëhuni të butë, qëllimmirë dhe simpatizues të njerëzimit, që të pranoheni në oborrin e Allahut xh.sh. ... Nëse jeni të mëdhenj, atëherë mëshirojini të vegjlit e ata që nuk janë të aftë, e jo t’i nënçmoni e t’i përbuzni ata. Nëse jeni të ditur e intelektualë, i këshilloni të padituritt. Mos i nënçmoni e i poshtëroni ata se janë të paditur, duke u krenuar për diturinë tuaj. Nëse jeni të pasur, u jepni ndihmë të varfërve, e jo t’i fyeni e të tregoheni mendjemëdhenj e kryelartë. Ruajuni e frikësojuni rrugëve të shkatërrimit!”

*(“Kishtie Nuh”, “Ruhani Khazain”, vol. 19, f. 11-12)*

Mandej thotë:

“Njerëzit do t’ju shqetësojnë e do t’ju trazojnë me çfarëdo mënyre, por anëtarët e Xhematit tim nuk duhet të nxiten. Mos përdorni fjalë fyese nga rrëmbimi emocional, sepse Allahu xh.sh. nuk i do njerëz të tillë. Përkundrazi, Allahu xh.sh. dëshiron që Xhematin tonë ta bëjë një shembull për të tjerët.”

Ai më tutje thotë:

“Allahu xh.sh. e do *muttakin* (njeriun e devotshëm). Ju gjithnjë qëndroni nën frikën e madhështisë se Allahut xh.sh. Mos harroni

se të gjithë janë krijesat e Allahut xh.sh. Mos bëni mizori ndaj askujt, as mos u tregoni shumë të flaktë dhe askënd mos përbuzni. Nëse ndodhet një njeri i keq në Xhemat, ai i prish e i njollos të gjithë të tjerët. Nëse qëndrimi juaj shndërrohet në zemërim, atëherë ju duhet ta kontrolloni me kujdes zemrën tuaj se nga ku buron ky zemërim. Ky është një aspekt mjaft kritik.”

*(“Malfuzat”, vol. 1, f. 8-9, Angli, 1984)*

Ai prapë thotë:

“Bëhuni të tillë që sinqeriteti, besnikëria, ndjeshmëria e prekshmëria juaj të arrijnë në qiell. Allahu xh.sh. e ruan atë person dhe ia dhuron bekimet e Veta atij, të cilin Ai e sheh se zemra e tij është e mbushur me sinqeritet e me besnikëri. Ai i shikon zemrat tuaja dhe shikon në to, e jo fjalën tuaj. Kur Ai sheh një zemër të pastër e të dëlirë, Ai zbret aty dhe aty e ndërton shtëpinë e Vet.”

*(“Malfuzat”, vol. 3, f. 181, Indi, 2003)*

Ai thotë:

“Unë edhe njëherë them se ata që janë të dobishëm dhe janë të përsosur për nga besimi, sinqeriteti e besnikëria do të shpëtohen patjetër. Pra, krijojini këto cilësi në qeniet tuaja.”

*(“Malfuzat”, vol. 4, f. 184, Indi, 2003)*

Ai vazhdon të thotë:

“Prandaj, nuk mund të pranoheni në altarin e Tij po qe se nuk mund të harmonizoni në mënyrë të njëanshme formën me përmbajtjen. Nëse jeni të mëdhenj, keni mëshirë ndaj të vegjëlve, e jo t’i përbuzni ata. Nëse jeni të ditur, u jepni këshillë të paditurve, e jo t’i nënçmoni ata. Nëse jeni të pasur, u jepni ndihmë të varfërve, e jo t’i fyeni ata. Frikësohuni

gjithmonë nga rrugët që ju çojnë në humnerë dhe gjithmonë tregohuni të devotshëm. ... Sa i mjerë dhe fatkeq është ai që nuk i përfill këto predikime që kanë dalë nga goja e Zotit dhe që janë interpretuar nga unë. Nëse dëshironi që Zoti të gëzohet me ju në qiell, atëherë bëhuni mes jush si dy vëllezër të lindur prej një barku. Më i ndershëm nga të gjithë ju është ai që më së shumti i fal gabimet e të tjerëve. ... Ndërkaq më i mjerë është ai që këmbëngul dhe nuk ia fal.”

*(“Kishtie Nuh”, “Ruhani Khazain”, vol. 19, f. 12-13)*

Në një vend tjetër ai thotë:

“T’i duash krijesat e Allahut xh.sh. është një punë shumë e lavdërueshme dhe e meritueshme, dhe Allahu xh.sh. këtë e do shumë. Çfarë mund të jetë më e vlefshme se Allahu xh.sh. të sillet me dashuri ndaj një personi të tillë? Ashtu ndodh edhe në çështje të botës. Nëse nëpunësi i një pronari shkon te shoku i tij, por shoku i tij nuk tregon asnjë kujdes ndaj tij, a do të gëzohet pronari i nëpunësit me shokun e vet? Kurrsesi jo, edhe pse ai nuk u soll keq drejtpërsëdrejti ndaj shokut të vet. Po të sillej mirë ndaj nëpunësit, kjo do të thoshte se ai është sjellë mirë me shokun e vet. Në të njëjtën mënyrë, Allahu xh.sh. nuk dëshiron që dikush të sillet ndaj krijesave të Tij me ftohtësi e të tregohet indiferent ndaj tyre, sepse Allahu xh.sh. i do shumë krijesat e Veta. Pra, kush sillet mirë e me dashuri ndaj krijesave të Allahut xh.sh. ai e kënaq Zotin e vet.”

*(“Malfuzat”, vol. 4, f. 215-216, Indi, 2003)*

Allahu xh.sh. na mundësoftë neve që t’i zbatojmë e t’i praktikojmë këshillat e Hazretit Mesihut të Premtuar a.s., dhe ta plotësojmë atë zotim të *Bejtit* që kemi bërë me të! Amin.

*(Marrë nga fjalimi i së premtes të mbajtur*
*më 12 shtator 2003 në xhaminë Fadl, të Londrës)*

# KUSHTI X

*“Ai, vetëm për hir të Allahut, do të ketë lidhshmëri vëllazërore me mua duke m’u bindur në të gjitha urdhrat e drejta dhe deri në vdekje do të qëndrojë besnik ndaj kësaj lidhshmërie dhe do të dalë aq i shkëlqyer në këtë lidhje, saqë nuk do të gjejmë shembull të tillë në ndonjë lidhje tjetër miqësore e farefisnore në këtë botë.”*

## Është e domosdoshme që të krijosh lidhshmëri vëllazërore me Hazret Mesihun e Premtuar a.s. dhe me Kalifin e tij

Në këtë kusht, Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. është duke marrë prej nesh një zotim që duke e përqafuar këtë Xhemat krijojmë një lidhshmëri me të. Një musliman është vëlla i një muslimani tjetër. Mirëpo, lidhshmëria e dashuria vëllazërore që krijohet këtu, nuk është një lidhshmëri e zakonshme, por ne këtë lidhshmëri e krijojmë vetëm për shkak se Allahu xh.sh. dhe Profeti i Tij s.a.v.s. na urdhërojnë që ta pranojmë atë Mesih të Premtuar, ardhja e të cilit është paralajmëruar. Prandaj, kjo lidhshmëri është duke u krijuar vetëm për hir të Allahut xh.sh., për të ngritur lart fenë e Allahut xh.sh. dhe për të përhapur Islamin në të gjitha skajet e botës. Kjo lidhshmëri mund të

arrijë sukses vetëm atëherë, kur do të zotohemi se do t'i bindemi plotësisht çdo porosie të vlefshme, dhe kur do të jemi besnikë ndaj këtij zotimi deri në vdekje. Po ashtu, duhet të mbani mend se kjo lidhshmëri nuk duhet të jetë mosvepruese e të qëndrojë në një nivel, por duhet që kjo të përforcohet e të shtohet dita më ditë. Kjo duhet të jetë aq e fuqishme dhe standardi i tij duhet të jetë aq lartë sa që nuk vlejnë, në krahasim me të, lidhshmëritë e tjera miqësore, farefisnore të kësaj bote. Kjo lidhshmëri duhet të jetë e pashoqe dhe e fuqishme sa që në krahasim me të, të gjitha lidhshmëritë e tjera të mbeten të pavlefshme e të paqëllimta.

Mandej, ai thotë se njeriu mund të mendojë se në lidhjet farefisnore e miqësore zbatohet ligji *merr – jep,* e nga një herë ti i bind e i dëgjon të tjerët. Mirëpo, këtu është ndryshe. Këtu, kjo lidhshmëri është si një lidhshmëri e një skllavi dhe e një shërbëtori. Por, pa dyshim, kjo duhet të jetë më e madhe se ajo. Ju duhet të bindeni pa ndonjë kundërshtim. Ju nuk keni të drejtë që të thoni se këtë nuk mund ta bëjmë tani ose kjo nuk mund të kryhet. Kur e keni bërë një herë *Bejtin* e Mesihu të Premtuar a.s. dhe e keni përqafuar Xhematin, ju Hazreti Mesihut të Premtuar a.s. ia keni dhuruar gjithçka që ju përket juve Tani, ju duhet t'i dëgjoni e t'i zbatoni porositë e tij e duhet ta ndiqni mësimin e tij. Meqë pas vdekjes së tij ka arritur qëndrueshmëria e sistemit të Kalifatit, ju duhet t'i dëgjoni e t'i zbatoni këshillat e porositë e Kalifit të tij. Mos mendoni se shërbëtori e nëpunësi është i detyruar ta dëgjojë pronarin, sepse kjo është detyra e tij që t'i shërbejë pronarit. Edhe shërbëtori nga një herë kundërshton. Prandaj, gjithnjë mbani mend se edhe këtu është një gjendje shërbimi, por është një gjendje më e madhe se ajo, sepse kjo është një lidhshmëri vëllazërore që është krijuar për hir të Allahut xh.sh. dhe është një zotim i bërë për hir të bindjes që pasohet me zotimin e sakrificës. Vërtet, sevapi dhe shpërblimi i sakrificës fitohet vetëm atëherë kur

njeriu bën sakrifica me kënaqësinë e zemrës. Ky është ai kusht, të cilin sa më thellë që ta studioni aq më shumë do të kridheni në dashurinë e Hazreti Mesihut të Premtuar a.s., dhe aq më shumë njeriu do ta gjejë veten të lidhur fort me *nizamin* (sistemin) e Xhematit. Allahu xh.sh. në Kuran thotë:

يٰۤاَيُّهَا النَّبِيُّ اِذَا جَآءَكَ الْمُؤْمِنٰتُ
يُبَايِعْنَكَ عَلٰۤى اَنْ لَّا يُشْرِكْنَ بِاللّٰهِ شَيْـًٔا وَّلَا
يَسْرِقْنَ وَلَا يَزْنِيْنَ وَلَا يَقْتُلْنَ اَوْلَادَهُنَّ
وَلَا يَاْتِيْنَ بِبُهْتَانٍ يَّفْتَرِيْنَهٗ بَيْنَ اَيْدِيْهِنَّ
وَاَرْجُلِهِنَّ وَلَا يَعْصِيْنَكَ فِيْ مَعْرُوْفٍ
فَبَايِعْهُنَّ وَاسْتَغْفِرْ لَهُنَّ اللّٰهَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿١٣﴾

*O Profet, kur të vijnë tek ti besimtar dhe të shprehin dëshirë për të bërë Bejtin se nuk do t’i shoqërojnë Allahut asnjë send (nuk do të bëjnë shirk); se nuk do të vjedhin; se nuk do të bëjnë kurvëri; se nuk do t’i mbysin fëmijët e tyre; se nuk do të shpifin ndaj askujt; se nuk do t’i kundërshtojnë urdhrat e tua të drejta, pranoje Bejtin e tyre dhe kërko falje për ta. Vërtet, Allahu është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.*

*(El-Mumtahina, 60:13)*

Në këtë kusht, gratë këshillohen që të zotohen se nuk do të bëjnë *shirk* , nuk do të vjedhin, nuk do të bëjnë kurvëri, nuk do t’i mbysin fëmijët (do të kenë kujdes ndaj edukimit të fëmijëve të tyre), nuk do të shpifin kundër askujt e as nuk do të jenë të

padëgjueshme në urdhra të drejtë (*maruf*). Këtu mund të shtrohet pyetja se a mund të japë Profeti i Allahut urdhra të padrejtë (*ghero maruf*). Nëse Profeti mund të japë, atëherë edhe Kalifi mund të japë urdhra të tilla që nuk kanë vlerë. Pra, duhet të dini se Profeti kurrsesi nuk mund të japë urdhra të padrejtë. Çfarë urdhrash do të japë Profeti, do të japë vetëm urdhra me vlerë. Prandaj, në shumë vende në Kuran, Allahu xh.sh. thotë se ju duhet t'i dëgjoni urdhrat e Allahut e të Profetit e duhet t'i zbatoni ato. Në asnjë vend nuk është shkruar se ju duhet t'i pranoni vetëm urdhrat me vlerë. Me të vërtetë, këto nuk janë dy urdhra të kundërta. Ka disa sosh që nuk e kanë kuptuar mirë këtë çështje. Pra, siç kam thënë më parë, të gjitha urdhrat që jep Profeti janë të drejtë. Profeti kurrë nuk mund të japë ato urdhra që janë kundër urdhrave të Allahut xh.sh. ose kundër urdhrave të *Sheriatit*. Ai është i dërguar prej Allahut, vetëm që t'i vërë në jetë urdhrat e Allahut, pra si është e mundur që ai vetë t'i kundërshtojë ato urdhra? Kjo është një myzhde për ju që, duke e pranuar Profetin e të dërguarin e Allahut xh.sh. e duke e përqafuar Xhematin e tij, jeni të ruajtur sepse, tani, nuk do t'ju jepet ndonjë urdhër jo i drejtë. Çdo urdhër që do t'ju jepet, do të ketë mbështetjen dhe mbrojtjen e Allahut xh.sh.

## Përkufizimi i *Marufit* dhe i *Ghero Marufit*

Nganjëherë ndodh që disa anëtarë largohen vetë prej sistemit të Xhematit dhe largojnë edhe të tjerët, e mandej krijojnë probleme në rrethin e tyre, duke u ngatërruar në çështjen e urdhrave të drejta e jo të drejta. Këta duhet që të mos ngatërrohen në këtë çështje, duke e përkufizuar vetë *marufin* e jo *marufin*. Lidhur me këtë, Hazreti *Khalifatul Masih I* thotë:

"Aty ka edhe një gabim, me të cilin zakonisht hasen njerëzit, se ata mendojnë e thonë se nuk detyrohemi t'i dëgjojmë ato urdhra që, sipas mendimit të tyre, nuk hyjnë në emërtimin e *marufit* (urdhëresave të drejta). Kjo fjalë është përdorur edhe për Profetin e shenjtë s.a.v.s.

وَلَا يَعْصِينَكَ فِي مَعْرُوفٍ [1]

Tani, ç'mendojnë këta? A kanë bërë ndonjë listë ku janë shënuar të metat e Profetit të shenjtë s.a.v.s.? Në të njëjtën mënyrë, edhe Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. në kushtet e *Bejtit* e ka përdorur fjalën *Maruf*. Këtu është fshehur një urtësi. Unë nuk dyshoj për askënd prej jush. Unë i kam shpjeguar hollësisht këto çështje, që të mos mashtrohet njeri."

*("Khutbate Nur", f. 420-421)*

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. duke i komentuar këto fjalë të Kuranit *ata i urdhërojnë për të mirën*, shkruan:
"Profeti urdhëron vetëm për ato çështje që nuk i kundërvihen arsyes së njeriut. Dhe ai ju ndalon ato gjëra, të cilat i ndalon dhe logjika e njeriut. Ai ju lejon t'i përdorni gjëra të pastra e të lejueshme (*hallall*) e jua ndalon ato të papastrat (*haram*). Dhe ai e largon nga mendja e popujve atë barrë nën të cilën ata janë të varrosur. Ai i liron ata nga ato zgjedhat e qafave të cilat nuk i lënë qafat e tyre të drejtohen. Pra, ata që do ta pranojnë atë, do t'i japin përkrahje e ndihmë, e do ta ndjekin atë dritë që është zbritur bashkë me të do të shpëtojnë nga vështirësitë e kësaj bote e asaj të Ahiretit."

*("Barahine Ahmadia", vol. 5, "Ruhani Khazain", vol. 21, f. 420)*

Pra, siç nuk u shmanget Profeti urdhrave të Allahut xh. sh.,

[1] *"... se nuk do të të kundërshtojnë ty në urdhrat e drejta"* (El-Mumtahina, 60:13)

ashtu edhe Kalifi që nga urdhri i Allahut xh.sh. zgjidhet prej një grupi besimtarësh e përjetëson të njëjtin mësim, të njëjtat urdhrat që Allahu xh.sh. na dha nëpërmjet Profetit të shenjtë s.a.v.s. Në këtë epokë, ato mësime e urdhra janë shpjeguar për ne nga Mesihu i Premtuar a.s., sipas parashikimeve të Profetit të shenjtë s.a.v.s. Pra tani, ky sistem i Kalifatit ka arritur në Xhemat me ardhjen e Mesihut të Premtuar a.s., sipas profecive të Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe ky do të vazhdojë, *inshallah*, deri në Ditën e Kiametit. Me anë të këtij sistemi të Kalifatit, janë marrë vendime sipas *Sheriatit* e sipas urtësisë dhe në këtë mënyrë do të veprohet, *inshallah*. Këto janë vendime e gjykime të drejta (*maruf*). Nëse ndodh që Kalifi për shkak të keqkuptimit a të gabimit merr ndonjë vendim a gjykim që mund të sjellë ndonjë dëm, atëherë Allahu xh.sh. krijon do rrethana të atilla që të mos shfaqen pasoja të këqija të atyre gjykimeve. Lidhur me këtë, Hazreti *Khalifatul Masih II* r.a. thotë:

"Është e mundur që Kalifi të bëjë ndonjë gabim në çështje personale, por për sa u përket atyre çështjeve mbi të cilat bazohet zhvillimi fizik e shpirtëror i Xhematit, nëse bëhet ndonjë gabim, atëherë Allahu xh.sh. e ruan Xhematin e Vet nga pasojat e këqija të atij gabimi, dhe në njëfarë mënyre e vë në dijeni Kalifin për atë gabim. Në terminologjinë e sufijve, kjo quhet *Ismate Sugra* (Shenjtëri e vogël). Meqë Profetëve u jepet *Ismete Kubra* (Shenjtëri e madhe), Kalifëve u jepet *Ismeti Sugra*, dhe Allahu xh.sh. nuk lejon që ata të bëjnë ndonjë gabim aq të madh që mund t'i sjellë dëm e shkatërrim interesit të Xhematit. Vendimet e gjykimet e tyre mund të kenë gabime të lehta e të pjesshme, mirëpo duhet të keni të qartë se, fundi i fundit, Islami do të fitojë, ndërsa armiqtë e tij do të pësojnë humbje. Megjithëkëtë fakt që Kalifët gëzojnë *Ismetin Sugra,* prapëseprapë planet e tyre do të burojnë prej Allahut xh.sh. Pa dyshim, ata do të flasin, gjuha e tyre do të funksionojë, duart e tyre do të bëjnë lëvizje, truri i tyre do të punojë, mirëpo mbas

këtyre do të jetë vetë dora e Allahut xh.sh. kështu që ata mund të bëjnë vetëm gabime të pjesshme. Nganjëherë këshilltarët e tyre mund t'u japin këshilla jo të drejta, por fundi i fundit ata do të dalin fitimtarë e do të triumfojnë, duke i kapërcyer të gjitha pengesat e ndërmjetme. Dhe kur do të bashkohen të gjitha hallkat, do të formohet ai zinxhir që do të jetë i drejtë e aq i fortë sa që asnjë fuqi nuk do të mund ta copëtojë atë."

*("Tafsir Kebir", vol. 6, f. 376-377)*

Pra, nga kjo del qartë se *Gair Maruf* (jo i drejtë) do të thotë se ka të bëjë me ato urdhra që u kundërvihen qartazi urdhrave të Allahut xh.sh. dhe kundër mësimeve të Sheriatit, siç vihet në dukje nga ky hadith:

Hazreti Aliu r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. dërgoi një ushtri dhe në krye të saj caktoi një prijës që luftëtarët ta dëgjojnë e t'i binden. Ai ndezi një zjarr dhe i urdhëroi ata që të hidhen në të. Disa prej tyre nuk iu bindën atij dhe thanë se ne kemi përqafuar Islamin për të shpëtuar nga zjarri, ndërsa disa u bënë gati të hidhen në zjarr. Kur Profeti i shenjtë s.a.v.s. mësoi për këtë, ai tha:- Po të hidheshin në zjarr, ata do të mbeteshin përgjithmonë në të. Ai gjithashtu tha:- Nuk detyrohet njeriu t'i pranojë ato urdhra që janë kundër porosive të Allahut xh.sh. Bindja është e domosdoshme vetëm për urdhra të drejta.

*(Sunan Abu Daud, Kitabul Xhihad, Bab fit ta'a)*

Shpjegimi i këtij hadithi gjendet në hadithin e Hazretit Abu Said Khudriut r.a. ku ai rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s dërgoi Alkamah bin Muxhezzit në krye të një ekspedite. Kur ata arritën në vend apo akoma ishin në rrugë, një pjesë e ushtarëve kërkoi lejen që të marshojnë veçmas. Ai u dha lejen dhe caktoi Abdullah bin Huzafa bin Kejs As-Sahmiun prijës i tyre. Unë gjithashtu isha me ata që u nisën me të. Gjatë udhëtimit, ata ndezën zjarrin për t'u ngrohur apo për të përgatitur ushqim.

Abdullah bin Huzafa (që ishte një natyrë me humor) tha:- A nuk jeni të detyruar të më dëgjoni mua? Ata thanë:- Përse jo? Abdullah bin Huzafa tha:- A do të më dëgjoni, nëse ju urdhëroj për diçka? Ata thanë:- Po do të të dëgjojmë. Abdullah bin Huzafa tha:- Hidhuni në këtë zjarr! Duke dëgjuar këtë, disa u bënë gati të hidheshin në zjarr. Kur Abdullahu vërejti se ata me të vërtetë ishin të gatshëm të hidheshin në zjarr, u tha:- Ndaleni e frenojeni veten të hidheni në zjarr! Mandej, kur u kthyen nga ekspedita, *es-habët* ia rrëfyen Profetit të shenjtë s.a.v.s. këtë ngjarje. Profeti i shenjtë s.a.v.s., pasi e dëgjoi këtë ndodhi tha:- Nëse dikush prej prijësve tuaj ju urdhëron të shkelni urdhrin e Allahut xh.sh., mos e dëgjoni fare!

*(Sunan Ibni Maxha, Kitabul Xhihad, Bab lita'ati fi ma'sijatillah)*

Është e dukshme nga ky hadith se vendimi për të mos e dëgjuar atë nuk ishte i një individi. Aty ishin disa sosh që u bënë gati të hidheshin në zjarr, për shkak se ata ishin të mendimit që duhet ta dëgjonin prijësin e tyre në të gjitha rrethanat. Ata kishin dëgjuar dhe kanë qenë të mendimit se ky është mësimi i Islamit që ta dëgjojnë prijësin e tyre gjithnjë e padiskutim. Por disa *es-habë* që kishin njohuri e dije më të thellë të urdhrave të Allahut xh.sh., dhe që kishin marrë më shumë frymëzim nga shoqëria e Profetit të shenjtë s.a.v.s., kundërshtuan ta dëgjonin atë. Ata nuk vepruan ashtu sepse kjo ishte vetëvrasje, dhe vetëvrasja kategorikisht është haram në Islam. Në anën tjetër, edhe Abdullah bin Huzafa që ishte prijës i tyre, kur e pa sinqeritetin e disa njerëzve, u shqetësua dhe i ndaloi të vepronin kështu duke thënë se kjo ishte vetëm një shaka. Pas kësaj ndodhie, Profeti i shenjtë s.a.v.s. e shpjegoi mirë përkufizimin e *Marufit* (urdhra të drejta) e të *Gejro Marufit* (urdhra jo të drejta). Duhet të keni të qartë se Profeti apo Kalifi kurrë nuk jep urdhra me shaka. Prandaj, Allahu xh.sh. thotë se nëse vëreni se prijësi juaj bën a urdhëron gjëra kundër porosisë së qartë të Allahut xh.sh., atëherë ju duhet t'i drejtoheni Allahut e Profetit të Tij s.a.v.s.

Tani në këtë epokë, sistemi i drejtë i Kalifatit është stabilizuar pas Mesihut të Premtuar a.s. Prandaj, ju duhet t'i drejtoheni atij. Gjykimi dhe vendimi i tij gjithnjë do të jetë i drejtë e sipas porosive e të mësimeve të Allahut xh.sh. dhe të Profetit të Tij s.a.v.s. Për këtë arsye, siç ju thashë edhe më parë: kjo është myzhde për ju që tani ju jeni nën hijen e urdhrave të drejta.

Këto ditë, po ashtu flitet se filani që ishte duke punuar mirë, përse është zëvendësuar me një punonjës tjetër? Kalifi apo administrata e Xhematit s'ka marrë një vendim të drejtë. Ata mendojnë se ky zëvendësim hyn në kategorinë e urdhrave jo të drejta, (ata vetë e trilluan përkufizimin e kësaj) andaj mendojnë se kanë të drejtë të flasin kundër këtij vendimi e ta kritikojnë atë. Së pari, duhet ta dini se askush nuk ka drejtë të flasë poshtë e lartë kundër sistemit të Xhematit. Unë edhe më parë kam folur hollësisht për këtë temë. Detyra juaj është vetëm të bindeni e të dëgjoni. Ç'është masa e bindjes? Allahu xh.sh. në Kuran thotë:

وَأَقْسَمُوا بِاللَّهِ جَهْدَ أَيْمَانِهِمْ لَئِنْ
أَمَرْتَهُمْ لَيَخْرُجُنَّ ۖ قُلْ لَا تُقْسِمُوا ۖ طَاعَةٌ
مَعْرُوفَةٌ ۚ إِنَّ اللَّهَ خَبِيرٌ بِمَا تَعْمَلُونَ ۝

*Dhe ata në emër të Allahut u betuan me betime të forta që nëse ti i urdhëron, ata do të dalin nga shtëpitë e tyre për luftë. Thuaju: Mos u betoni! Çka kërkohet prej jush është bindja e sinqertë. Vërtet, Allahu është i vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.*

*(En-Nur, 24:54)*

Tema e bindjes është diskutuar dhe në ajetet e mëparshme. Besimtarët gjithnjë thonë se ne dëgjuam e u bindëm. Për shkak të kësaj dëlirësie, atyre u dhurohet afria e Allahut xh.sh., dhe ata

gjithnjë dalin ngadhënjimtarë. Po ashtu, edhe në këtë ajet na është këshilluar që të ndjekim rrugën *dëgjo e bindu*, siç e ndjekin besimtarët e vërtetë. Mos u përbetoni se do të bëni këtë e atë. Hazret *Musleh Maudi* r.a. në komentim të këtij ajeti shkruan: Edhe hipokritët bëjnë pohime e deklarata të tilla. Mirëpo, udha më e drejtë është që praktikisht të jesh i bindur. Pra, Allahu xh.sh. na urdhëron që ta zbatojmë bindjen praktikisht e sipas standardit të duhur. Tregohuni të bindur sipas traditës së duhur. Mbani mend se Profeti nuk ju urdhëron kundër mësimeve të *Sheriatit* e as kundër logjikës së përgjithshme. Si p.sh. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë se kur ju më keni pranuar, ju duhet të faleni pesë namaze të përditshme, mos gënjeni, shmanguni arrogancës, mos ua rrëmbeni të drejtat njerëzve, silluni me butësi e me dashuri ndaj njëri-tjetrit. Të gjitha këto porosi hyjnë në kategorinë e *marufit* (urdhra të drejta). Ka disa sosh që nuk veprojnë sipas këtyre porosive, por që sillen e flasin duke u betuar se do ta dëgjojnë çdo urdhër që do t'u jepet. Në të njëjtën mënyrë, kohë pas kohe ka disa iniciativa të ndryshme nga Kalifi për zhvillimin shpirtëror të anëtarëve të Xhematit, siç p.sh. këshillohet që të popullohen xhamitë, të edukohen mirë fëmijët, të kenë tolerancën, nxitjen, dhe t'i ftojmë njerëzit në drejtim të Allahut xh.sh., apo të marrim pjesë në sakrifica të ndryshme financiare. Këto janë ato çështje që duhet të zbatohen dhe ku njeriu duhet të tregojë bindjen e tij të plotë. Me fjalë të tjera, këto porosi hyjnë në kategorinë e bindjes së plotë, e që quhen çështje të drejta (*maruf*). Profeti apo Kalifi nuk ju urdhëron të veproni kundër mësimeve të Allahut xh.sh. e kundër logjikës. Ata nuk ju urdhërojnë që të hidheni në zjarr ose në det. Ata gjithnjë ju udhëzojnë e ju urdhërojnë sipas *Sheriatit*.

# Shembulli i shkëlqyer i bindjes

Ne gjejmë një shembull shumë të shkëlqyer të bindjes ndër muslimanët e shekujve të parë, kur Hazreti Ymer r.a. në një betejë ia hoqi komandën Hazretit Khalid bin Validit r.a. e ia dha atë Hazretit Abu Ubejdahut r.a. Hazreti Abu Ubejdah r.a. nuk e mori komandën prej Khalid bin Validit, duke menduar se ai është duke i kryer mirë detyrat e veta. Mirëpo, kur Khalid bin Validi mësoi për këtë, ai shkoi vetë te Abu Ubejdah dhe i tha:- Meqë Kalifi i kohës urdhëron për këtë, ju duhet ta zbatoni menjëherë porosinë e tij, dhe unë do të vazhdoj të punoj shumë nën komandën tuaj, ashtu siç kam punuar si komandant.

*(Marrë nga Tarikh Et-Tibri, vol. 4, "Thumma dakhalat sanah sab'ata ashar" dhiar khabri azli Halid bin Velid, f. 242, Darul Fikr, Bejrut, 2002, Botimi i dytë)*

Ky është modeli i lartë i bindjes. Ndonjë person budalla mund të thotë se vendimi i Hazretit Ymerit r.a. nuk ishte i drejtë (*maruf*). Ky është një nocion i gabuar. Ne nuk i dimë ato rrethana, se përse Hazreti Ymer r.a. e mori këtë vendim. Ai i dinte të gjitha më mirë. Mirëpo, ne e dimë mirë se në atë urdhër nuk kishte asgjë që i kundërvihej *Sheriatit*. Pra, shikoni se si Allahu xh.sh. e vlerësoi dhe e respektoi vendimin e Hazretit Ymer r.a., dhe beteja u fitua. Beteja është fituar në kushte e në rrethana shumë të vështira, kur në disa raste luftonin qindra ushtarë të armikut kundrejt vetëm një muslimani.

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. fitoi gradën e një arbitri dhe një gjyqtari, duke e kaluar jetën e tij në shërbim të Mësuesit të vet (Hazreti Muhammedit s.a.v.s.) – një shërbim i pashoq. Prandaj, në këtë epokë, pohimi i bindjes e i dashurisë ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. mund të realizohet vetëm atëherë kur i bindemi Hazretit Mesihut të Premtuar a.s. (Imami i kësaj kohe, ardhja e

të cilit ishte paralajmëruar nga Profeti i shenjtë s.a.v.s.) dhe duke e dashur atë; dhe pohimi i dashurisë ndaj Allahut xh.sh. mund të realizohet vetëm atëherë kur i bindemi sinqerisht Profetit të shenjtë s.a.v.s. e duke e dashur atë. Sikundër Allahu xh.sh. thotë:

قُلْ إِنْ كُنْتُمْ تُحِبُّوْنَ اللّٰهَ فَاتَّبِعُوْنِيْ
يُحْبِبْكُمُ اللّٰهُ وَيَغْفِرْلَكُمْ ذُنُوْبَكُمْ ۭ وَاللّٰهُ
غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ۝٣٢

*Thuaj:Nëse e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua. Kështu edhe Allahu do t'ju dojë dhe do t'i falë mëkatet tuaja. Dhe Allahu është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.*

*(Ale Imran, 3:32)*

# Ajo që arriti Mesihu i Premtuar a.s. u mundësua vetëm nga ndjekja e Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

Unë vetëm me anë të mëshirës së Allahut xh.sh., e jo në bazë të aftësive të mia, kam fituar një pjesë të atyre bekimeve që u janë dhuruar Profetëve e të dërguarve të mëparshëm të Allahut xh.sh. Ishte e pamundur për mua ta fitoja këtë bekim e dhuratë, po të mos ecja pas gjurmëve të Mësuesit e Zotërisë tim, nder i tërë Profetëve dhe më i miri prej të gjithëve, Hazret Muhammedit *Mustafa* s.a.v.s. Pra, gjithçka që kam fituar, e kam fituar vetëm duke e ndjekur atë. Unë, në bazë të dijes e të njohjes sime të vërtetë e të përsosur e di se asnjë njeri nuk mund të arrijë deri tek Allahu xh.sh., pa e ndjekur këtë Profet s.a.v.s., e as nuk mund të fitojë urtësinë e përsosur. Këtu unë dëshiroj t'ju tregoj se çfarë

është ajo gjë që së pari zhvillohet në zemër si rezultat i ndjekjes së vërtetë e të përsosur të Profetit të shenjtë s.a.v.s., pra ta dini se ajo është zemra e dëlirë dhe e qëruar. Kjo do të thotë se dashuria e botës materiale ndahet e këputet nga zemra, dhe zemra e njeriut kërkon e dëshiron një kënaqësi të amshueshme dhe të pasosur. Mandej, si rezultat i kësaj zemre të dëlirë, përfitohet një dashuri e përsosur dhe e pastër Hyjnore. Dhe të gjitha këto bekime e dhurata fitohen si pasojë e ndjekjes së vazhdueshme e Profetit të shenjtë s.a.v.s., siç Allahu xh.sh. thotë:

قُلْ إِنْ كُنْتُمْ تُحِبُّونَ اللَّهَ فَاتَّبِعُونِي يُحْبِبْكُمُ اللَّهُ [1]

*Thuaj: Nëse e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua. Kështu edhe Allahu do t'ju dojë.*

Pa dyshim, pohimi i njëanshëm i dashurisë është tërësisht i gabuar. Kur njeriu e dashuron Allahun me sinqeritet të plotë, atëherë edhe Allahu xh.sh. e do atë, dhe e përhap pranimin e tij në tokë, e krijohet për të një dashuri e vërtetë në mijëra e mijëra zemra; atij i dhurohet një forcë joshëse, dhe atij i jepet një *nur* (dritë) që rri përherë me të. Kur një person e dashuron Allahun xh.sh. me zemër të sinqertë dhe që e zgjedh dhe e pranon Atë xh.sh. mbi çdo gjë në botë, atëherë nuk mbetet në zemrën e tij madhështia e dinjiteti i tjetërkujt, përveç Allahut xh.sh., jo vetëm kaq por ai i konsideron të gjithë të tjerët më të këqij e më të dobët se një insekt i ngordhur, atëherë Allahu xh.sh. që e sheh zemrën e tij, zbret në të me një manifestim të vërtetë. Ashtu, siç një pasqyrë e pastër që i vihet përballë diellit merr pasqyrimin e përsosur të tij, të cilin, figurativisht e metaforikisht, mund ta quajmë se i njëjti diell që është në qiell është dhe në pasqyrë. Në të njëjtën mënyrë Allahu xh.sh. zbret në

[1] (Ale Imran, 3:32)

zemrën e tillë dhe atë e bën Fronin e Vet. Ky është ai qëllim për të cilin është krijuar njeriu.

*("Hakikatul Vehi", "Ruhani Khazain", vol. 22, f. 64-65)*

Pra, për shkak të kësaj dashurie dhe respekti që Mesihu i Premtuar a.s. ushqente ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s., Allahu xh.sh. zemrën e Mesihu të Premtuar a.s. e bëri Fron të Vet. Allahu xh.sh. edhe në të ardhmen do të vazhdojë të zbresë në zemrat e njerëzve, sipas pozitës së tyre përkatëse. Mirëpo, tani pohimi i dashurisë për Profetin e shenjtë s.a.v.s., pohimi i bindjes së përsosur ndaj tij, do të vërtetohet vetëm atëherë kur do të krijohet e do të forcohet e të përqendrohet lidhshmëria e dashurisë dhe e bindjes me birin e tij shpirtëror (Mesihun e Premtuar a.s.). Për këtë arsye, Mesihu i Premtuar a.s. thotë se ju duhet të krijoni një lidhshmëri dashurie e bindjeje me mua, përmbi të gjitha lidhjet e tjera. Sepse vetëm kështu njeriu mund të ndjekë Profetin e shenjtë s.a.v.s., dhe pastaj do ta fitojë dhe dashurinë e Allahut xh.sh. Ai këtë nuk e thotë me mendjelehtësi, por, përkundrazi, vetë Profeti i shenjët s.a.v.s. na pati thënë: Nëse gjeni kohën e Mesihut e të Mahdiut, ju duhet të shkoni tek ai dhe ia përcillni atij *selamin* tim (përshëndetjet e mia), edhe po qe se do t'iu duhet të ecni gjunjas. Çfarë mesazhi i rëndësishëm është ky, për realizimin e të cilit ai e fut njeriun në mundim aq të madh! Çfarë urtësie e sekreti është fshehur mbas kësaj porosie?! Profeti i shenjtë s.a.v.s. këtu nënvizon se ai (Mesihu e Imam Mahdiu) është i dashuri im dhe unë jam i dashuri i tij. Dhe ky është një princip se ju mundëson të arrini tek i dashuri juaj me anë të të dashurve të tij. Prandaj, ai thotë që nëse ju dëshironi të bëheni ithtarët e ndjekësit e mi, atëherë duhet që ta ndiqni Mesihun e Premtuar, pranojeni atë si Imam dhe futuni në Xhematin e tij. Prandaj, është thënë në një hadith:

Keni kujdes! Nuk ka asnjë Profet ose Resul midis meje e Isait birit të Merjemes (Mesihu i Premtuar). Dëgjoni me kujdes se ai

do të jetë Kalifi im në ummetin tim. Ai me të vërtetë do ta vrasë *Daxhxhalin*, ai do ta thyejë *Kryqin* (kjo do të thotë se ai do t'i prishë doktrinat e Krishterimit), dhe ai do ta shfuqizojë *xhizjen* (taksa për sigurimin e njeriut, në kohën e Mesihut të Premtuar ky zakon do të zhduket, sepse në kohën e tij nuk do të zhvillohen luftëra fetare). Mbani mend, cilido prej jush që nderohet me takimin e tij, ai duhet pa tjetër t'ia përcjellë atij *Selamin* tim!

*(El-Mu'xhamul eusat, lit-Tibrani, vol. 3, hadithi 4898, f. 383-384, Darul Fikr uman, Urdun, Teba' Euual 1999)*
*(El-Muxhamus sagir, lit-Tibrani, man ismuhu Isa, xhuz euual, f. 256-257, Darul Kutub El-ilmija, Bejrut, 1983)*

Mirëpo, në vend që të mendoheshin mirë për këtë hadith, dhe në vend që ta dëgjonin ata, që e kanë kuptuar mirë këtë hadith dhe kanë arritur në thellësinë e tij, dijetarët e sotëm, të ashtuquajturit *ulema* (dijetarët e fesë), shkuan mbas kuptimeve të dukshme të këtij hadithi dhe i çuan muslimanët naivë dhe mendjelehtë në rrugë të gabuar dhe kanë bërë një dëm që nuk mund të llogaritet. Ne kërkojmë mbrojtjen e Allahut xh.sh. nga sherri i tyre, dhe Ai me të vërtetë është duke u marrë me ta dhe do të merret me ta edhe në të ardhmen, *inshallah.* Është e qartë nga ky hadith se Mesihu i Premtuar do të jetë një sundimtar i drejtë që nuk do të bëjë asgjë kundër drejtësisë, dhe ai do të jetë një Imam i tillë që do ta forcojë drejtësinë e barazinë në botë. Prandaj, ju duhet të lidheni e të takoheni me të, ndiqni urdhrat e tij dhe veproni sipas mësimeve të tij, sepse ai do t'ju mësojë për drejtësinë e për barazinë, pasi këto nuk janë gjë tjetër, përveçse mësimet e Kuranit. Njerëzit e kësaj kohe janë të mendimit se Mesihu i Premtuar do të paraqitet me çekiç në dorë dhe do ta thyejë  Kryqin. Ky është absurditeti i madh. Është mjaftë e qartë se Mesihu i Premtuar, duke ndjekur Mësuesin e vet (Hazreti Muhammedin s.a.v.s.) dhe rrugën e tij, do t'i bindë të tjerët me anë të argumenteve – me anë të

argumenteve të atilla që do t'i asgjësojnë e do t'i shfuqizojnë doktrinat e Krishterimit, dhe këto do t'i bëjë hapur. Çfarë kuptimi ka se ai do ta vrasë *Dexhalin*? Kjo do të thotë se ai do ta ruajë *umetin* (popullin, besimtaret) nga sherri e nga *fitnet* e *Dexhalit*. Mandej, me që nuk do të zhvillohen luftëra fetare, do të zhduket sistemi i *xhizjes*. Përveç kësaj, aty, në këtë hadith gjendet një porosi që duhet t'i përcillet selami i Profetit të shenjtë s.a.v.s. Mesihut e Imam Mahdiut, por, fatkeqësisht, muslimanët e sotëm, në vend që t'ia përcjellin atij selamin e Profetit të shenjtë s.a.v.s., i janë kushtuar armiqësisë së tij. Allahu xh.sh. u dhëntë mend!

Po ka dhe një hadith tjetër që hedh dritë mbi pozitën e Mesihut të Premtuar a.s. dhe që na tregon qartë se përse ne duhet të lidhemi me të e t'i bindemi atij? Hazreti Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Derisa nuk vjen Isai, biri i Merjemes, që do të jetë një sundimtar i drejtë dhe Imam gjyqtar, nuk do të bëhet Kiameti. Kur ai do të paraqitet, do të thyejë Kryqin, do ta mbysë derrin, do t'i jap fund sistemit të *xhizjes*, dhe do të shpërndajë pasuri të atilla, të cilat njerëzit nuk do t'i pranojnë.

*(Sunan Ibni Maxha, Kitabul Fiten, Bab fitnatud Dexhal ve khuruxh Isa ibni Merjem ve khuruxh ja'xhuxh ve ma'xhuxh)*

Meqë ky hadith kishte nevojë të interpretohej, njerëzit mendjetrashë nuk mundën ta kuptonin, dhe për këtë arsye ata shkuan mbas kuptimeve të mirëfillta, duke dhënë interpretime mjaft qesharake. Është mjaft e qartë se mbytja e derrit do të thotë se ai do t'i zhdukë ata njerëz që do të kenë karakter derri. Të metat e derrit, në krahasim me ato të shtazëve të tjera, sot janë shumë të njohura. Po ashtu, nëse të njëjtat sëmundje krijohen në qeniet njerëzore, atëherë lind nevoja për përmirësimin e shërimin e tyre. Më tutje, në këtë hadith, është thënë se ai (Mesihu i Premtuar) do të shpërndajë thesare

pasurish, por njerëzit nuk do t'i pranojnë ato. Prapë njerëzit nuk e kanë kuptuar realitetin e kësaj të thëne. Pak ditë më parë, disa dijetarë (*ulema*) në Pakistan mbajtën një tubim, ku ata mbajtën ligjërata duke përdorur një gjuhë fyese e fjalë banale, duke mbajtur fjalime plot me sharje kundër Mesihut të Premtuar a.s. e kundër Xhematit të tij, dhe ku e ngritën këtë pyetje se Mesihu i Premtuar me ardhjen e vet do shpërndante thesare pasurish, e jo që të lypte prej njerëzve! Shihni se si Xhemati Ahmadia (ata thonë Kadiani) kërkon prej anëtarëve të vet kontribute dhe ndihma (*çenda*), gjë që dëshmon se ata janë gënjeshtarë. Tani është vështirë që ndonjë njeri i mençur t'i bindë ata se ato thesare pasurish që ishte dashur t'i shpërndante Mesihu i Premtuar kanë karakter shpirtëror, të cilat ata kundërshtuan t'i pranojnë. E vërteta qëndron në faktin se ata kanë vetëm një sy të kësaj bote dhe ata nuk mund të shikojnë matanë. Ky është roli i tyre. Lejojini të luajnë atë rol. Ahmaditë e Pakistanit nuk kanë nevojë të shqetësohen fare. Duke dëgjuar fjalë banale dhe absurde prej këtyre hoxhallarëve, ne duhet t'u shmangemi me dinjitet, me durim e me vetëpërmbajtje. Ne haptazi deklarojmë se e pranojmë humbjen tonë, përkundër banalizimit e sharjeve të tyre të rëndomta. Ne nuk mund të konkurrojmë e të rivalizojmë me ata në fushën e sharjeve dhe të absurditeteve. Mirëpo, dëshiroj të sqaroj një fakt se kur njeriu nuk flet, atëherë në vend të tij flet Allahu xh.sh., dhe kur Allahu xh.sh. flet, ne i kemi parë gjymtyrët e armikut, të shpërndara në ajër, dhe do të ndodhë që pamje të tilla do të shohim dhe në të ardhmen, *inshallah*. Prandaj, është e nevojshme që anëtarët e Xhematit Ahmadia të kenë lidhje të sinqerta me Mesihun e Premtuar a.s. dhe duhet t'u kushtojmë kujdes të veçantë lutjeve. Ata gjithnjë duhet të jenë të angazhuar në lutje.

Këto hadithe gjithashtu vërtetojnë se Mesihu vijues do të jetë Imam. Ai do të jetë *Hakam* (arbitër). Ai do të jetë princ i

drejtësisë e i vërtetësisë. Ju pa tjetër duhet të krijoni një lidhshmëri me të, dhe është detyra juaj që t'i bindeni atij si *Hakam* e *Imam*. Këto mësime e këshilla janë për dobinë e për edukimin tuaj. Ju duhet të punoni sipas këtyre, që të bëheni ndër të dashurit e Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe ndër ata që e fituan afrinë e Allahut xh.sh.

# Bindja është e domosdoshme në çdo rrethanë

Lidhur me temën e bindjes, unë paraqes disa hadithe që hedhin dritë mbi rëndësinë e saj.

Hazreti Abu Hurejrah r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë:- Ti je i detyruar ta dëgjosh udhëheqësin e kohës e t'i bindesh si në çastet e varfërisë e të mirëqenies, në çastet e lumturisë e të pikëllimit, në çastet e padrejtësisë e në ato të anësisë e të favorizimit.

*(Sahih Muslim, Kitabul Amarah, Bab vuxhub ta'atil umarai fi ma'sijah ve tahrimiha fil ma'sijah)*

Hazreti Ibn Abbasi r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka thënë: -Kush sheh diçka të urrejtshme nga prijësi i vet, le të durojë, sepse ai që largohet një pëllëmbë nga Xhemati do të vdesë si injorant.

*(Sahih Buhari, Kitabul Fitan, Bab keulun Nabijji "Sa terauna ba'di umuran tunkirunaha")*

Hazreti Arfaxhah r.a. rrëfen se ka dëgjuar Profetin e shenjtë duke thënë:- Kur ju bashkoheni në një dorë dhe keni një udhëheqës, mandej vjen dikush dhe përpiqet ta përçajë bashkësinë tuaj dhe e krijon atë në mes jush, ju duhet ta vrisni atë. Kjo do të thotë se ju duhet të ndërprisni çdo marrëdhënie

me të dhe të mos e dëgjoni fare (mos ua vini vesh këshillave e porosive të tij).

*(Sahih Muslim, Kitabul Amarah, Bab Hukm man farraka amral muslimin ve hua muxhtami')*

Hazreti Ubadah bin Sameti r.a. rrëfen se kemi bërë *Bejt* në dorën e Profetit të shenjtë s.a.v.s. me kusht që do ta dëgjojmë e do t'i bindemi, qoftë kur e pëlqejmë apo jo. Dhe kudo që të jemi ne, nuk do të grindemi me persona të autorizuar, ne do të qëndrojmë besnikë mbi të vërtetën ose gjithnjë do të flasim të vërtetën, dhe nuk do të frikësohemi nga mallkimet e dikujt në lidhje me çështjet e Allahut xh.sh.

*(Sahih Muslim, Kitabul Amarah, Bab vuxhub ta'atil umarai fi ma'sijah ve tahrimiha fil ma'sijah)*

Hazreti ibn Umer r.a. rrëfen se ka dëgjuar Profetin e shenjtë s.a.v.s. duke thënë:- Kush e tërheq dorën e vet drejt dëgjueshmërisë, do ta takojë Allahun xh.sh. në Ditën e Kiametit duke mos pasur as ndonjë provë e as shkas. Kush vdes pa e bërë *Bejtin* e Imamit të Kohës, do të vdesë si injorant dhe i paudhë.

*(Sahih Muslim, Kitabul imarah, Bab el-emri biluzumil xhema'ah inda zuhuril muslimin, hadithi 4686)*

Pra, ju jeni të lumtur e fatbardhë se e keni pranuar Imamin e Kohës dhe keni bërë *Bejtin* e tij. Tani, ju duhet t'i bindeni atij vetëm për hir të Allahut xh.sh. dhe duhet t'i dëgjoni të gjitha urdhrat e tij, përndryshe do të largoheni nga bindja e Allahut xh.sh. Allahu xh.sh. e mundësoftë çdo anëtar të Xhematit që të paraqesë pozitën e shkëlqyer të bindjes. Si mund të paraqiten nivele të shkëlqyera të bindjes? Këto mund të paraqiten, duke ndjekur mësimin e Mesihut të Premtuar a.s.

# Kush hyn në Xhemat

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s thotë:

“Vetëm ai që e praktikon mësimin tim si kod të jetës së vet dhe e praktikon këtë sipas mundësisë dhe aftësisë së vet mund të hyjë në Xhematin tim. Mirëpo, ai që vetëm e regjistron emrin e tij, por nuk i praktikon këto mësime, duhet ta dijë se Allahu xh.sh. ka vendosur që këtë Xhemat ta bëjë një Xhemat të veçantë, dhe kushdo që nuk i takon sinqerisht këtij Xhemati, nuk do të llogaritet anëtar i këtij Xhemati edhe pse e ka regjistruar thjeshtë emrin e vet. Do të vijë për të një kohë kur ai vetë do të ndahet prej këtij Xhemati. Prandaj, sa kini mundësi, veproni sipas këtyre mësimeve që ju jepen.”

Çfarë janë ato mësime? Ai thotë:
“Mos fusni ngatërresa, mos bëni sherr, shfaqni durim, kur ju shan dikush, mos u përballni me të. Nëse dikush përballet me ju, silluni me të me butësi e me sjellje të mira. Paraqitni shembull të shkëlqyer të të folurit butë. Dëgjojeni me sinqeritet e me besnikëri çdo porosi, që të kënaqet Allahu xh.sh. me ju, dhe në anën tjetër të dëshmojë dhe armiku se ju nuk mbetët më ata persona siç ishit në të kaluarën. Jepni dëshmi të vërteta në proceset gjyqësore. Çdokush që hyn në këtë Xhemat duhet ta përvetësojë ndershmërinë e vërtetësinë me gjithë zemër, me tërë vendosmërinë dhe me gjithë fuqinë. Bota është afër fundit.”

*(“Malfuzat”, vol. 3, f. 620-621, Indi, 2003)*

Këtu, ai thotë se mos fusni ngatërresa. Ka disa sosh që kanë dëshirë të merren me thashetheme. Këto mbajnë rrezik të shkaktojnë çrregullime e ngatërresa. Njerëzit kanë temperamente të ndryshme. Nëse dikush flet keq për një person

që nuk është i pranishëm aty, ai natyrisht do të krijojë përshtypje jo të mirë për atë person dhe do të zemërohet me atë. Mirëpo, unë mendoj se nuk ka nevojë për zemërim e për të krijuar përshtypje jo të mirë, aty ka një rrugë për t'i penguar këto vepra të këqija, dhe ajo është që njeriu duhet të ketë takim drejtpërsëdrejti me atë person, për të cilin është folur keq, e ta pyesë atë: A ke folur për mua në këtë mënyrë apo jo, sepse unë kam dëgjuar kështu? Kjo metodë do ta sqarojë tërë çështjen dhe do të japë ndihmë në përmirësimin e njerëzve të tillë. Nganjëherë ndodh që persona të tillë krijojnë përçarje në mes të familjeve dhe i fusin ato në sherr me njëra-tjetrën. Ruajuni prej veprave të tilla e prej njerëzve të tillë ngatërrestarë. Dhe, nëse keni mundësi, përpiquni t'i korrigjoni e t'i përmirësoni ata. Pastaj, një sherr ose grindje mund të zhvillohet me anë të përballjes së drejtpërdrejtë ashtu dhe me anë të sharjeve. Mesihu i Premtuar a.s. na tregon: Nëse jeni të lidhur me mua dhe pohoni se do të më bindeni, atëherë duhet t'iu shmangeni e t'u largoheni bisedave të tilla që krijojnë sherr e ngatërresa. Përveç kësaj, ju duhet të keni aq shumë durim e vetëpërmbajtje sa që nëse dikush ju fyen, ju duhet të shfaqni durim. Dora e shpëtimit do të shtrihet për ju, kur ju do të veproni sipas këtyre mësimeve. Ju do të bashkoheni me ata që e fituan afërsinë e Allahut xh.sh. Nuk duhet të përballeni për asnjë çështje. Sado që jeni të vërtetë, shfaqni përulësi si ai që është në gabim. Pa marrë parasysh ç'thonë njerëzit, ju duhet të silleni me dashuri e me ndershmëri. Gjuha juaj duhet të jetë aq e pastër, të folurit tuaj duhet të jetë aq e ëmbël, dhe cilësitë e larta morale duhet të burojnë nga ju natyrshëm, që njerëzit të tërhiqen vetvetiu në drejtim tuaj. Atëherë çdo kush duhet ta realizojë se ju jeni anëtarë të Xhematit Ahmadia. Nuk pritet prej tyre më pak se cilësi morale të larta e shëmbëlltyra të shkëlqyera. Shkurt, moralet tuaja të larta e virtytet tuaja të shkëlqyera do të jenë burim që do të tërheqin vëmendjen e të tjerëve.

Disa sosh japin dëshmi të rreme për hir të interesave të tyre personale. Ata i paraqesin paditë e tyre të gënjeshtra. Mesihu i Premtuar a.s. thotë se interesat tuaja personale nuk duhet t'ju pengojnë të jepni dëshmi të vërteta. Ka disa njerëz në këtë vend dhe në vende të ndryshme që japin dokumente false për të fituar azil. Pra, ju duhet të ruheni prej këtyre gjesteve të shëmtuara. Ju keni të drejtë ta paraqitni dosjen tuaj për azil me fakte e me të dhëna të vërteta, dhe nëse pranohet, mirë është, përndryshe ju duhet të ktheheni mbrapsht. Sa herë ka ndodhur që kërkesa për azil, e bazuar mbi të dhënat jo të vërteta e të sakta, është hedhur poshtë; pra ju duhet të provoni të kërkoni azil duke treguar të vërtetën, *Inshallah*, dhe do të keni dobi e sukses. Po nëse refuzohet e hidhet poshtë kërkesa juaj, ju më së paku nuk do të fitoni zemërimin e Allahut xh.sh.

# Zhvillojeni vëllazërimin e dashurinë midis jush dhe një lidhshmëri të vërtetë me Allahun xh.sh.

Duke këshilluar për dashurinë e vëllazërimin me njëri tjetrin, Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Zhvillojeni vëllazërimin e dashurinë midis jush, dhe largojuni egërsisë e grindjes. Largohuni tërësisht nga çdo lloj përbuzjeje, talljeje e përqeshjeje, sepse këto do t'ju largojnë nga e vërteta dhe do t'ju çojnë larg. Silluni me respekt me njëri-tjetrin. Çdokush duhet t'i japë epërsi rehatisë së vëllait të vet. Krijoni një pajtim të sinqertë me Allahun xh.sh. dhe kthehuni në drejtim të bindjes së Tij. ... Shmangini e largojini çdo lloj grindjeje, armiqësie e inati midis jush sepse ka ardhur koha që ju t'iu shmangeni çështjeve të vogla e të imëta, dhe të angazhoheni në qëllime të rëndësishme e madhështore."

*("Malfuzat", vol. 1, f. 266-268, Angli, 1984)*

Ai thotë:

“Xhemati ynë duhet të ketë një lidhshmëri të sinqertë me Allahun xh.sh., dhe anëtarët e Xhematit duhet të tregohen mirënjohës ndaj Allahut xh.sh. se Ai nuk i ka braktisur, por, përkundrazi, Ai ka shfaqur qindra shenja (mrekulli) të fuqisë së Vet, me qëllim që të përforcohen e të zmadhohen aftësitë e tyre të besimit deri në nivelin e bindjes së plotë. A ka ndonjë prej jush që mund të thotë se nuk ka parë asnjë shenjë? Unë deklaroj qartë se nuk ka njeri që ka pasur rast të qëndronte në shoqërinë time e prapë nuk pati mundësi të shikonte ndonjë shenjë të freskët të Allahut xh.sh.

Pra, ka nevojë që besimi i anëtarëve të Xhematit tonë të shtohet e të zmadhohet, ata duhet të kenë besim e bindje të sinqertë e të vërtetë tek Allahun xh.sh., ata nuk duhet të përtojnë për kryerjen e veprave të mira. Nëse do të përtojnë, atëherë edhe marrja e abdesit do të bëhet shumë e rëndë për ta. Mandej si mund të falin namazin e *tahaxhudit*. Nëse nuk zhvillohet e nuk krijohet fuqia për të kryer vepra të mira, dhe nëse nuk buron pasioni për të paraprirë me bamirësi, atëherë është kot të lidheni me mua.”

*(“Malfuzat”, vol. 2, f. 710-711, Indi, 2003)*

Në këtë kushtin e dhjetë të Be’atit, Mesihu i Premtuar a.s. i ka dhënë theks të veçantë një lidhshmërie me të, shembulli i së cilës nuk është në asnjë lidhshmëri tjetër të kësaj bote. E vetmja arsye e kësaj qëndron në faktin se ai ushqen simpati ndaj nesh. Këtë ai e tha që të na shpëtojë nga shkatërrimi, sepse Islami i vërtetë mund të fitohet atëherë kur e pranojmë atë. Nëse ne dëshirojmë ta shpëtojmë veten nga mbytja atëherë pa tjetër duhet të hipim në barkën e Mesihut të Premtuar a.s.

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Tani vraponi në drejtimin tim sepse kjo është ajo kohë kur duhet të vraponi drejt meje e të hipni në anije tamam në kohën e stuhisë. Por ai që nuk më pranon mua, unë e shoh që ai e hedh veten në stuhi e nuk ka asndonjë mjet shpëtimi. Ndërmjetësuesi i vërtetë jam unë se unë jam hija dhe pasqyrimi i atij ndërmjetësuesi madhështor, të cilin të verbrit e kësaj kohe nuk e pranuan dhe që ata e nënçmuan e poshtëruan shumë, fjala është për Hazretin Muhammedin s.a.v.s.„

*(“Dafiul Bela”, “Ruhani Khazain”, vol. 18, f. 233)*

Ai këtë e thotë sepse pohimi i Mesihut të Premtuar a.s. është në bazë të profecive të Profetit të shenjtë s.a.v.s.

# Dy dobi të *Bejtit* në dorën e Hazret Mesihut të Premtuar a.s.

Mandej ai thotë:

“Pra, ka dy dobi që fitohen nga *Bejti* që bëhet në dorën time. Së pari, falen e shlyhen mëkatet e njeriut, dhe njeriu, sipas premtimit të Allahut xh.sh. meriton faljen. Së dyti, duke bërë *teube* (pendesë) në praninë e të dërguarit të Allahut xh.sh., njeriut i jepet aftësi e fuqi që të shpëtojë nga sulmet e shejtanit. Mbani mend se bota nuk duhet të jetë qëllimi juaj kur ju hyjni në këtë Xhemat, por qëllimi juaj duhet të jetë që të fitoni pëlqimin e Allahut xh.sh., sepse bota është një vend kalimtar që një ditë do t’i vijë fundi.

شب تنور گزشت و شب سمور گزشت [1]

[1] D.m.th. *“Nata e gëzimit apo e hidhërimit, pa tjetër do të kalojë një ditë.”*

Mbajeni anash qëllimin e synimit e kësaj bote. Mos i ngatërroni e përzieni ato me fenë, sepse kjo botë do të zhduket e do të rrënohet, ndërsa feja dhe shpërblimet e saj do të mbeten përgjithmonë.”

*(“Malfuzat”, v. 6, f. 145, Angli, 1984)*

# Mesihu i Premtuar a.s. është kështjella e fortë e kësaj epoke

Hazreti Mesihu i Premtuar a.s. thotë:
“O ju të dashurit e mi! O ju degët e lulëzuara të lisit të trupit tim, që me mëshirën e Allahut xh.sh. e fituat, e keni përqafuar Xhematin tim dhe jeni duke i kushtuar jetën, rehatinë dhe pasurinë tuaj  kësaj rrugë, dëgjoni: Unë jam i vetëdijshëm se ju do ta quani atë që do t’ju them si fatmirësi për vete, dhe do ta zbatoni atë me tërë mundësinë tuaj. Por unë nuk dëshiroj t’ju ngarkoj e t’ju detyroj me diçka nga ana ime, që shërbimet tuaja të mos bazohen mbi porositë e mia, por ato duhet të burojnë nga vetë vullneti juaj. Kush është shoku im? Kush është i dashuri im? Vetëm ai që më njeh mua. Vetëm ai që beson se unë jam i dërguar, dhe më pranon mua ashtu siç pranohen ata që janë dërguar më parë. Bota nuk mund të më pranojë mua, sepse unë nuk jam nga bota. Por ata, natyrës së të cilëve u është dhuruar një pjesë e kësaj bote, më pranojnë mua dhe do të më pranojnë. Dhe ai që më braktis e shmanget prej meje, e braktis Atë (Zot) që më dërgoi mua. Dhe ai që lidhet e bën marrëveshje me mua, e lidh veten me Atë nga i cili kam ardhur unë. Unë mbaj një kandil në dorën time. Ai që do të më afrohet mua, do të ketë dritën e tij, por ai që, në bazë të keqkuptimit, do të shmanget e largohet prej meje, do të mbetet në errësirë. Unë jam kështjella e fortë dhe e sigurt e kësaj epoke. Ai që hyn në këtë, do të shpëtojë nga hajdutët, kusarët e nga bishat e egra.

Mirëpo, ai që dëshiron të rrijë larg mureve të mia, do të rrethohet me vdekje nga të katër anët, bile nuk do të shpëtojë as kufoma e tij. Kush hyn në kështjellën time? Vetëm ai që e braktis keqbërësin dhe e përvetëson bamirësinë; vetëm ai që e braktis dredhinë e shtrembësinë dhe e përvetëson rrugën e vërtetë; vetëm ai që veten e liron nga prangat e nga robëria e shejtanit dhe bëhet rob i sinqertë e i bindur i Allahut xh.sh. Çdokush që vepron në këtë mënyrë është tek unë dhe unë jam tek ai. Por vetëm ai, të cilit Allahu xh.sh. i dhuron një shpirt të pastër ka fuqi ta arrijë këtë. Mandej, Allahu xh.sh. e vë këmbën e Vet në xhehenemin e qenies së tij dhe ai bëhet aq i ftohtë, sikurse nuk ekzistonte në të ndonjë zjarr më parë. Atëherë, ai arrin sukses pas suksesi dhe ecën përpara, derisa vendoset në të shpirti i Allahut xh.sh., dhe me një manifestim të veçantë Allahu xh.sh. zbret në zemrën e tij (Allahu xh.sh. krijon *Arshin* (Fronin) e Tij në zemrën e tij), atëherë mendësia e tij e vjetër digjet e atij i jepet një mendësi e re dhe e pastër. Po ashtu, edhe Allahu xh.sh. krijon një lidhje të veçantë me të, duke u bërë Zot i ri, dhe atij i dhurohen tamam në këtë botë të gjitha mjetet që janë të përshtatshme e të nevojshme për jetën parajsore."

*("Fat'he Islam", "Ruhani Khzain", vol. 3, f. 34-35)*

Allahu xh.sh. na mundësoftë që t'i plotësojmë të gjitha betimet e bëra me Hazreti Mesihun e Premtuar a.s., dhe që të qëndrojmë besnikë ndaj të gjitha kushteve të *Bejtit*; që jetën tonë ta bëjmë jetën parajsore, duke e praktikuar mësimin e tij e të bëhemi trashëgimtarë të parajsave të Ahiretit. Allahu xh.sh. na ndihmoftë! Amin!

*(Marrë nga fjalimi i së xhumasë, i mbajtur më 9 shtator, 2003, në xhaminë Fadl të Londrës)*

# PJESA II

## RRËFIMI I NDRYSHIMEVE SHPIRTËRORE TË SHFAQURA PAS *BEJTIT* TË HAZRET MESIHUT TË PREMTUAR a.s.

(Tri predikime të së premtes)

# Keni myzhde që tani ju jeni nën hijen e urdhrave të drejta

يٰٓاَيُّهَا النَّبِيُّ اِذَا جَآءَكَ الْمُؤْمِنٰتُ
يُبَايِعْنَكَ عَلٰٓى اَنْ لَّا يُشْرِكْنَ بِاللّٰهِ شَيْـًٔا وَّلَا
يَسْرِقْنَ وَلَا يَزْنِيْنَ وَلَا يَقْتُلْنَ اَوْلَادَهُنَّ
وَلَا يَاْتِيْنَ بِبُهْتَانٍ يَّفْتَرِيْنَهٗ بَيْنَ اَيْدِيْهِنَّ
وَاَرْجُلِهِنَّ وَلَا يَعْصِيْنَكَ فِيْ مَعْرُوْفٍ
فَبَايِعْهُنَّ وَاسْتَغْفِرْ لَهُنَّ اللّٰهَ ۭ اِنَّ اللّٰهَ
غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿۱۳﴾ [1]

Në predikimin e së *xhumasë* (të premtes) së kaluar, unë kam shpjeguar kushtin e fundit, kushtin e dhjetë, mirëpo aty ka nevojë për një sqarim të mëtejshëm lidhur me bindjen ndaj urdhrave të drejta.

[1] *"O Profet, kur të vijnë tek ti besimtar dhe të shprehin dëshirë për të bërë Bejtin se nuk do t'i shoqërojnë Allahut asnjë send (nuk do të bëjnë shirk); se nuk do të vjedhin; se nuk do të bëjnë kurvëri; se nuk do t'i mbysin fëmijët e tyre; se nuk do të shpifin ndaj askujt; se nuk do të të kundërshtojnë në urdhrat e tua të drejta, pranoje Bejtin e tyre dhe kërko falje për ta. Vërtet, Allahu është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.*" (El-Mumtahina, 60:13)

# Sqarimi i bindjes ndaj *marufit* (urdhra të drejta)

Në këtë ajet që kam recituar tani, gratë këshillohen që të zotohen se nuk do të bëjnë *shirk;* nuk do të vjedhin; nuk do të bëjnë kurvëri; nuk do t'i mbysin fëmijët (do të kenë kujdes ndaj edukimit të fëmijëve të tyre); nuk do të shpifin për askënd e as nuk do t'i kundërshtojnë urdhrat e drejta (*maruf*). Këtu mund të shtrohet pyetja se: A mund të japë Profeti i Allahut urdhra jo të drejta (*ghero maruf*)? Nëse Profeti mund të japë, atëherë edhe Kalifi mund të japë urdhra të tilla që nuk janë të drejta. Pra, duhet ta dini se Profeti kurrsesi nuk mund të japë asi urdhrash jo të drejta. Çfarë urdhrash do të japë Profeti? Ai do të japë vetëm urdhra të drejta. Prandaj, në shumë vende në Kuran, Allahu [xh.sh]. thotë se ju duhet t'i dëgjoni urdhrat e Allahut e të Profetit e duhet t'i zbatoni ato. Në asnjë vend nuk është shkruar se ju vetëm duhet t'i pranoni urdhrat e drejta. Me të vërtetë, këto nuk janë dy urdhra të kundërta. Ka disa sosh që nuk e kanë kuptuar mirë këtë çështje. Pra, siç kam thënë më parë, të gjitha urdhrat që jep Profeti janë të drejta. Profeti kurrë nuk mund të japë nga ato urdhra që janë kundër urdhrave të Allahut [xh.sh]. ose kundër urdhrave të *Sheriatit*. Ai është i dërguar prej Allahut, vetëm që t'i vërë në jetë urdhrat e Allahut, prandaj si është e mundur që ai vetë t'i kundërshtojë ato urdhra? Kjo është një myzhde për ju, që ju duke e pranuar Profetin e të dërguarin e Allahut [xh.sh] dhe duke e përqafuar Xhematin e tij, jeni të ruajtur sepse, tani, nuk do t'ju jepet ndonjë urdhër i padrejtë. Çdo urdhër që do t'ju jepet, do të ketë edhe pëlqimin e Allahut [xh.sh].

Hazret *Khalifatul Masih I*, duke e shpjeguar këtë, thotë:

"Aty ka një gabim, me të cilin zakonisht hasen njerëzit, pasi

ata mendojnë se nuk detyrohemi t’i dëgjojmë ato urdhra që, sipas mendimit të tyre, nuk përfshihen në emërtimin e *marufit*. Kjo fjalë është përdorur edhe për Profetin e shenjtë s.a.v.s.

وَلَا يَعْصِينَكَ فِي مَعْرُوفٍ

*se nuk do të të kundërshtojnë ty në urdhra të drejta*

*(El-Mumtahina, 60:13)*

Tani, ç’mendojnë këta? A kanë bërë ndonjë listë ku janë shënuar të metat e Profetit të shenjtë s.a.v.s.? Në të njëjtën mënyrë, edhe Hazret Mesihu i Premtuar a.s. në kushtet e *Bejtit* e ka përdorur fjalën *Maruf*. Këtu është fshehur një urtësi. Unë nuk dyshoj për askënd prej jush. Unë i kam shpjeguar hollësisht këto çështje, që të mos mashtrohet askush.”

*(Hytba Eidul-Fiter, 15 tetor 1909,*
*“Khutbaat-e-Nur”, f. 421-422, Rabvah)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. duke i komentuar këto fjalë të Kuranit

وَيَأْمُرُونَ بِالْمَعْرُوفِ

*ata i urdhërojnë për të mirat*, shkruan:

“Profeti urdhëron vetëm për ato çështje që nuk i kundërvihen gjykimit të njeriut. Dhe ai ju ndalon ato gjëra, të cilat i ndalon dhe logjika e njeriut. Ai ju lejon t’i përdorni gjërat e pastra e të lejueshme (hallall) e jua ndalon përdorimin e gjërave të papastra (haram). Dhe ai e largon nga mendja e popujve atë barrë nën të cilën ata janë të varrosur. Ai i liron ata nga ato zgjedha të qafave të cilat nuk i lënë qafat e tyre të drejtohen. Pra, ata që do ta pranojnë atë, dhe që do t’i japin përkrahje e

ndihmë e do ta ndjekin atë dritë që ka zbritur bashkë me të, do të shpëtojnë nga vështirësitë e kësaj bote dhe asaj të Ahiretit.”

*(“Barahine Ahmadia”, vol. 5, “Ruhani Khazain”, 21, f. 420)*

Pra, siç u bindet Profeti urdhrave të Allahut xh. sh. dhe jep po ata urdhra që janë të drejta, ashtu edhe Kalifi, që sipas urdhëresës së Allahut xh.sh. zgjidhet prej një grupi besimtarësh, e përjetëson të njëjtin mësim, të njëjtat urdhrat që Allahu xh.sh na dha nëpërmjet Profetit të shenjtë s.a.v.s.. Në këtë epokë, ato mësime e urdhra janë shpjeguar për ne nga Mesihu i Premtuar a.s., sipas parashikimeve të Profetit të shenjtë s.a.v.s. Pra, tani, ky sistem i Kalifatit është stabilizuar në Xhemat me ardhjen e Mesihut të Premtuar a.s., sipas profecive të Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe ky do të vazhdojë, *inshallah*, deri në Ditën e Kiametit. Me anë të këtij sistemi të Kalifatit, janë marrë vendime sipas *Sheriatit* e sipas urtësisë dhe në këtë mënyrë do të veprohet. *inshallah*. Këto janë vendime e gjykime të drejta (*maruf*). Nëse ndodh që Kalifi për shkak të keqkuptimit ose të gabimit merr ndonjë vendim a gjykim që mund të sjellë ndonjë dëm, atëherë Allahu xh.sh. krijon do rrethana të tilla që të mos shfaqen pasoja të këqija të atyre gjykimeve.

Lidhur me këtë, Hazret *Muslih Maudi* r.a. (Biri i Premtuar) thotë:

“Është e mundur që Kalifi të bëjë ndonjë gabim në çështje personale, por për sa u përket atyre çështjeve mbi të cilat bazohet zhvillimi e përparimi fizik e shpirtëror i Xhematit, nëse bëhet ndonjë gabim, atëherë Allahu xh.sh. e ruan Xhematin e vet nga pasojat e këqija të atij gabimi, dhe në njëfarë mënyre e vë në dijeni Kalifin për atë gabim. Në terminologjinë e sufistëve, kjo quhet *Ismate Sugra* (shenjtëri e vogël). Meqë Profetëve u jepet *Ismate Kubra* (shenjtëri e madhe), Kalifëve u jepet *Ismate Sugra*, dhe Allahu xh.sh. nuk lejon që ata të bëjnë ndonjë gabim

aq të madh që mund t'u sjellë dëm e shkatërrim interesave të Xhematit. Vendimet e gjykimet e tyre mund të kenë gabime të lehta e të pjesshme, mirëpo duhet të keni të qartë se, fundi i fundit, Islami do të triumfojë, ndërsa armiqtë e tij do të pësojnë humbjen. Megjithëkëtë fakt se Kalifët gëzojnë *Ismatin Sugra*, prapëseprapë planet e tyre do të burojnë prej Allahut [xh.sh]. Pa dyshim, ata do të flasin, gjuha e tyre do të funksionojë, duart e tyre do të bëjnë lëvizje, truri i tyre do të punojë, mirëpo mbas këtyre do të jetë vetë dora e Allahut [xh.sh]. Ata mund të bëjnë gabime të pjesshme. Nganjëherë këshilltarët e tyre mund t'u japin këshilla jo të drejta, por fundi i fundit ata do të korrin sukses e do të fitojnë, duke i kapërcyer të gjitha pengesat. Dhe kur do të bashkohen të gjitha hallkat, do të formohet ai zinxhir që do të jetë aq i drejtë e i fortë saqë asnjë fuqi nuk do të mund ta copëtojë atë."

*("Tefsir-e-Kebir", vol. 6, f. 376-377, Rabvah)*

Allahu [xh.sh]. në Kuranin e Shenjtë thotë:

وَاَقْسَمُوْا بِاللّٰهِ جَهْدَ اَيْمَانِهِمْ لَئِنْ
اَمَرْتَهُمْ لَيَخْرُجُنَّ ؕ قُلْ لَّا تُقْسِمُوْا ۚ طَاعَةٌ
مَّعْرُوْفَةٌ ؕ اِنَّ اللّٰهَ خَبِيْرٌۢ بِمَا تَعْمَلُوْنَ ۝٥٤

*Dhe ata u betuan me betime të forta në emër të Allahut që nëse ti i urdhëron, ata do të dalin nga shtëpitë e tyre për luftë. Thuaju: Mos u betoni! Çka kërkohet prej jush është bindja e sinqertë. Vërtet, Allahu është i vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.*

*(En-Nur, 24:54)*

Tema e bindjes është diskutuar dhe në ajetet e mëparshme.

Besimtarët gjithnjë thonë se ne dëgjuam e u bindëm. Për shkak të kësaj dëlirësie të tyre, atyre u dhurohet afria e Allahut xh.sh., dhe ata gjithnjë dalin ngadhënjimtarë. Po ashtu, edhe në këtë ajet na është këshilluar që ta përvetësojmë rrugën *dëgjo e bindu*, siç e përvetësojnë besimtarët e vërtetë. Mos u përbetoni se do të bëjmë këtë e atë. Hazret *Musleh Maudi* r.a. (Biri i Premtuar, Kalifi i dytë) në komentim të këtij ajeti shkruan:

"Edhe hipokritët bëjnë pohime e deklarata të tilla. Mirëpo, udha më e drejtë është që praktikisht të dalësh i bindur."

*("Tefsir-e-Kebir", vol. 6, f. 365-366, Rabvah)*

Pra, Allahu xh.sh. na urdhëron që ta adoptojmë bindjen në formë praktike e sipas nivelit të duhur. Dilni të bindur sipas traditës së duhur. Mbani mend se Profeti nuk ju urdhëron kundër mësimeve të *Sheriatit* e as kundër logjikës së përgjithshme. Si p.sh. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë se kur ju më keni pranuar, ju duhet të faleni pesë namaze të përditshme, lëreni gënjeshtrën, shmanguni arrogancës, mos ua rrëmbeni të drejtat njerëzve, e silluni me butësi e me dashuri ndaj njëri-tjetrit. Të gjitha këto porosi hyjnë nën kategorinë e *marufit* (urdhra të drejta). Ka disa sosh që nuk veprojnë sipas kësaj, por që sillen aty-këtu e flasin duke u përbetuar se do të dëgjojnë çdo urdhër që do t'u jepet. Në të njëjtën mënyrë, aty kohë pas kohe ka disa iniciativa të ndryshme nga Kalifi për zhvillimin shpirtëror të anëtarëve të Xhematit, siç p.sh. këshillohet që të popullohen xhamitë, të edukohen mirë fëmijët, të kenë tolerancën, kurajën, dhe t'i ftojmë njerëzit në drejtim të Allahut xh.sh., apo të marrim pjesë në sakrifica të ndryshme financiare. Këto janë ato çështje që duhet të përvetësohen, e ku njeriu duhet të tregojë bindjen e tij të plotë. Me fjalë të tjera, këto porosi hyjnë në kategorinë e bindjes së plotë, e që quhen çështje të drejta (*maruf*). Profeti apo Kalifi nuk ju urdhëron të veproni kundër mësimeve të Allahut xh.sh. e kundër logjikës. Ata nuk ju urdhërojnë që të

hidheni në zjarr ose në det. Ata gjithnjë ju udhëzojnë e ju urdhërojnë sipas *Sheriatit*.

Hazret Abu Said Khudriu r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s e dërgoi Alkamah bin Muxhezzin në krye të një ekspedite. Kur ata arritën në vend apo akoma ishin në rrugë, një kontingjent ushtarësh kërkoi lejen që të marshojnë veçmas. Ai u dha lejen dhe e caktoi Abdullah bin Huzafa bin Kejs As-Sahmiun prijës të tyre. Unë gjithashtu isha me ata që u nisën me të. Gjatë udhëtimit, ata ndezën zjarrin për t'u ngrohur apo për të përgatitur ushqim. Abdullah bin Huzafa (që kishte një natyrë me humor) tha:- A nuk jeni të detyruar të më dëgjoni mua? Ata thanë:- Përse jo? Abdullah bin Huzafa tha:- A do të më dëgjoni, nëse ju urdhëroj për diçka? Ata thanë:- Po, pa dyshim, do të të dëgjojmë. Abdullah bin Huzafa tha:- Hidhuni në këtë zjarr! Duke dëgjuar këtë, disa u bënë gati të hidheshin në zjarr. Kur Abdullahu vërejti se ata me të vërtetë ishin të gatshëm të hidheshin në zjarr, u tha:- Ndaleni e frenojeni veten, mos u hidhni në zjarr! Mandej, kur u kthyen nga ekspedita, es-habët ia rrëfyen Profetit të shenjtë [s.a.v.s.] këtë ndodhi. Profeti i shenjtë [s.a.v.s.], pasi që e dëgjoi këtë ngjarje, tha:- Nëse dikush prej prijësve tuaj ju urdhëron të shkelni urdhrin e Allahut [xh.sh]., mos e dëgjoni fare!

*(Sunan Ibni Maxha, Kitabul Xhihad, Bab la ta'atun fi ma'sijatillah)*

Duhet të keni të qartë se Profeti apo Kalifi kurrë nuk jep urdhra të tilla as për shaka. Prandaj, Allahu [xh.sh]. thotë se nëse vëreni se prijësi juaj vepron a urdhëron kundër porosisë së qartë të Allahut [xh.sh]., atëherë ju duhet t'i drejtoheni Allahut e Profetit të Tij [s.a.v.s.] Tani në këtë epokë, sistemi i drejtë i Kalifatit është stabilizuar pas Mesihut të Premtuar a.s. Andaj, ju duhet t'i drejtoheni atij. Gjykimi dhe vendimi i tij gjithnjë do të jetë i drejtë e sipas porosive e të mësimeve të Allahut [xh.sh]. dhe të

Profetit të Tij [s.a.v.s.] Për këtë arsye, siç ju thashë edhe më parë, ju e keni myzhde se tani jeni nën hijen e urdhrave të drejta.

# Ndryshime shpirtërore në qeniet e bejtbërësve

Pas kësaj, unë dëshiroj të jap një pasqyrë të atyre ndryshimeve shpirtërore që janë shfaqur në qeniet e atyre bejtbërësve, të cilët e përqafuan Xhematin e Hazret Mesihut të Premtuar a.s., dhe që e bënë *Bejtin* në dorën e tij, duke u zotuar se do t'i zbatojnë praktikisht dhjetë kushtet e *Bejtit*, që e realizuan këtë zotim dhe treguan një bindje të vërtetë, dhe nuk e bënë *Bejtin* vetëm se dhanë fjalën. Pra, dëshiroj të jap disa shembuj që flasin qartë se çfarë ndryshimesh të thella shpirtërore janë shfaqur në qeniet e bejtbërësve, të cilat shihen qartë në jetën e Hazret Mesihut të Premtuar a.s. dhe pas tij.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Unë duke u betuar në emër të Allahut [xh.sh]. them se në Xhematin tim ka së paku njëqindmijë anëtarë që më besojnë mua me tërë sinqeritetin e zemrës, dhe që bëjnë vepra të mira, ata duke dëgjuar predikimet e mia derdhin aq shumë lotë saqë prehëri i tyre bëhet qull."

*("Siratul Mahdi", vol. 1, f. 165, botimi i dytë, 1935)*

# Të shmangurit nga *shirku*

Pra, një ndër kushtet e *Bejtit* ishte që ata do t'i shmangen *Shirkut* dhe ta braktisin atë. Lidhur me këtë, jo vetëm meshkujt tanë por edhe gratë tona kanë mbajtur qëndrime aq të larta shembullore saqë duke i parë ato qëndrime dinjitoze të tyre zemra e njeriut mbushet me mirënjohjen për e Allahun [xh.sh]., dhe mandej kridhet në lutje për Hazret Mesihun e Premtuar a.s. Ja, unë këtu do përmend një ngjarje të nënës së Hazret Çoudri Muhammad Zafrullah Khanit se si ajo ushqente një urrejtje ndaj *Shirkut.* Thuhet se asaj i vdisnin fëmijët. Një herë u sëmurë një fëmijë i saj, Zafari. I bënë ilaçe të ndryshme. Një njeri përgatiti për të një hajmali dhe një grua u përpoq ta vërë atë në qafën e tij, por nëna e tij e rrëmbeu hajmalinë dhe e hodhi atë në zjarr, duke thënë se mbështetja ime për shërimin e djalit është vetëm te Allahu [xh.sh]. që është Krijuesi dhe Pronari im. Unë nuk do t'iu jap asnjë rëndësi këtyre hajmalive. Kur fëmija u bë dy muajsh, ajo grua erdhi prapë. Ajo e puthi djalin dhe kërkoi do veshmbathje e ushqim gjë që dëshmonte qartë se ajo këtë ndihmë e kërkonte vetëm që të largohet e keqja nga Zafari. Nëna e djalit iu përgjigj:- Ti je një grua e varfër dhe një vejushë, nëse këto gjëra i kërkon si lëmoshë, unë jam gati që të të jap ty, sipas mundësisë sime. Mirëpo unë nuk kam besim as tek magjistarët e as tek shtrigat. Unë besoj vetëm Allahun, pronar të jetës e të vdekjes, dhe nuk besoj se dikush tjetër ka ndonjë rol në këtë çështje. Këto besime, sipas meje, hyjnë në kategorinë e *shirkut* dhe për këtë arsye i urrej shumë. Pra, në bazë të kësaj bindjeje, unë nuk të jap ty asgjë. Ajo grua i tha:- Mendohu mirë. Nëse ti dëshiron jetën e djalit, atëherë ti patjetër duhet të ma plotësosh kërkesën time.

Pas disa ditësh, kur kjo nënë po e lante djalin, erdhi prapë ajo grua dhe duke bërë me shenjë në drejtim të djalit, tha:- Ky qenka ai djalë? Po ky është ai djalë, iu përgjigj e ëma. Ajo grua

kërkoi prapë ato gjëra, ndërsa nëna i dha të njëjtën përgjigje që i kishte dhënë herën e parë. Gruaja u zemërua dhe i tha:- Po e çove djalin shëndosh e mirë në shtëpi, dije se unë them gënjeshtra. Nëna i tha:- Mirë, si do të dëshirojë Zoti, ashtu do të ndodhë. Ajo grua akoma nuk kishte dalë nga shtëpia, kur djalit që po lahej i plasi një vjellje gjaku dhe njëkohësisht një hemorragji gjaku nga organet e jashtëqitjes dhe pas disa orësh ai vdiq. Nëna bëri një lutje në oborrin e Allahut, duke i thënë:- O Allah, Ti ma kishe falur e Ti ma more. Unë i bindem me durim vendimit Tënd. Ti duhet të ma forcosh durimin. Mandej, ajo u kthye në Daska (qytet në Pakistan) me prehër bosh."

*("Es-habe Ahmad", vol. 11, f. 15-16, botuar me 1962)*

Shihni se, pas kësaj, Allahu [xh.sh]. e bekoi me dhurata e me bekime të shumta, dhe i fali një djalë si Çohdri Zafrullah Khan, që jetoi shumë gjatë, 93 vjet e fitoi një famë e nam të madh në botë.

# Ruajtja nga epshet

Po ashtu, pasi kanë bërë *Bejt*, njerëzit janë ruajtur nga epshet e nga pasionet e këqija. Unë po jap disa shembuj, jo të kohës së largët por të kohës sonë, dhe të popujve të Afrikës. Populli pagan i Afrikës ka shumë tradita e zakone të këqija. Mirëpo, fill pas përqafimit të Xhematit Ahmadia, ata i braktisën këto tradita e zakone, dhe në vetvete krijuan një ndryshim të pastër, sikur ato sëmundje e vese të këqija të mos i kishin pasur kurrë . Kam marrë disa njoftime ku thuhet se pijaneci i madh filloi ta urrejë verën. Ky ndryshim krijoi përshtypje shumë të mira edhe për njerëzit e tjerë. Kur u përmenden këto ndodhi e ngjarje hoxhallarëve, ata thonë se Xhemati Ahmadia i magjepsi ata, prandaj ata u larguan nga përdorimi i verës.

Mandej, më kujtohet një ndodhi. Një *murabbi* (misionar) më tregoi se një njeri në Gana që i kishte të gjitha veset e këqija e përqafoi Xhematin Ahmadia, Pinte verë, bënte kurvëri etj. Aty

njerëzit, për shkak të varfërisë, marrin nga një dhomë me qira e jetojnë. Edhe ky njeri jetonte në një mjedis të tillë. Kishte shoqëri me femra. Por, kur e përqafoi Xhematin Ahmadia, të gjitha femrave u tha:- Mos ejani më tek unë për ndonjë qëllim të keq. Mirëpo, ishte një femër që nuk donte të largohej prej tij. Ai zgjodhi një metodë për t'u larguar prej saj. Kur e shikonte atë që po vinte, ai e mbyllte derën dhe fillonte të falte namaz ose të lexonte Kuranin. Kështu ai e ruajti veten. Pra, këto janë ato ndryshime e revolucione që i paraqiti Xhemati Ahmadia në botë.

Një misionar tjetër yni, Maulana Bashir Ahmad Kamar, rrëfen:- Njëherë, pas namazit të Bajramit, bashkë me disa anëtarë të Xhematit Ahmadia, të Ganës shkova të takohesha me Kryeshefin e rajonit. Ai me të gjithë personalitetet e shquar ishte duke na pritur. Kur ne hymë brenda, anëtarët ahmadi filluan të këndonin me një gëzim të madh. Këtij grupi i printe një plak Ahmadi që qëndronte përpara Kryeshefit, dhe duke valëvitur shkopin e tij këndonte; dhe përafërsisht 300 anëtarë të tjerë këndonin pas tij. Unë e pyeta përkthyesin se ç'këndojnë këta? Ai m'u përgjigj:- Këta janë duke i shprehur mirënjohje Allahut dhe bekimet e Xhematit Ahmadia. Këta po këndojnë se ne më parë ishim idhujtarë e *mushrikë*; ne nuk e dallonim dot hallallin prej haramit e as të mirën prej së keqes; ne jetonim si shtazë; ne kemi qenë bisha të egra, dhe ne e përdornim verën si ujë. Ishte Xhemati Ahmadia që na përudhi në rrugën e drejtë. Tani, jemi larg prej të gjitha veseve të këqija dhe jemi bërë njerëz. Prandaj, këta sot para Kryeshefit të tyre që e dinte mirë gjendjen e mëparshme dhe traditat dhe veset e tyre të këqija, flisnin me guxim për ndryshimin e tyre, të cilin ata e paraqisnin si provë për vërtetësinë e Xhematit Ahmadia."

*(Përmbledhur nga Revista "Ansarullah", janar 1984, f. 30-31)*

# Rregullsia në namazet e përditshme e veçanërisht entuziazmi i tyre në namazin e *tahaxhudit*

Mandej, në kushtet e *Bejtit* përmendet urdhri i kryerjes së namazeve e të *tahaxhudit*. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Unë e shoh se tek ata që më bëjnë *Bejt* po rritet e zhvillohet aftësia dhe devotshmëria. Dhe pas ditëve të *Mubahalës*[1] është krijuar një gjendje tjetër në Xhematin tonë. Unë shpesh i shoh anëtarët e Xhematit tim duke derdhur lot në sexhde dhe qajnë me dënesë në namazin e *Tahaxhudit* Njerëzit e ligj këta i quajnë qafirë (mosbesimtar), po në të vërtetë këta janë mëlçia dhe zemra e Islamit.”

*(“Damima Enxhame At’hem”, “Ruhani Khazain”, vol. 11, f. 315, fusnota)*

Po ashtu, dëshiroj që këtu të jap dhe një shembull tjetër nga Gana,ku besimtarët, pasi përqafuan Xhematin Ahmadia pësuan ndryshime të tilla për të cilat unë vetë jam dëshmitar. Disa prej tyre arritën natën vonë, aty pasi kryen një udhëtim të gjatë. Ishte mesnatë kur ata ranë për të fjetur, Ishte ora dy pas mesnatës kur më doli gjumi, pashë se ata ishin në xhami e falnin namazin e *Tahaxhudit*.

Po ashtu, kemi dhe një rast tjetër ku Hazret Munshi Muhammed Ismaili r.a. rrëfen:- Më kujtohet mirë se unë nuk munda të falja vetëm një namaz me xhemat (që kurse e përqafoi Xhematin Ahmadia, përkthyesi), dhe atë e humba

[1] *Mubahala* është një lutje duele ku nëpërmjet lutjeve dy palë kundërshtare i kërkojnë Zotit që të ndëshkojë palën gënjeshtare dhe të shfaqë vërtetësinë e fesë së Tij.

vetëm se më doli një nevojë urgjente e për shkak të së cilës u detyrova të kthehesha nga xhamia.

*("Es-habe Ahmad", vol. 1, f. 196, botuar në 1951)*

Gjithashtu për Hazret Munshi Muhammed Ismailin r.a. rrëfehet se kur ai u kthye në qytetin e vet, Sialkot, pasi bëri *Bejt* në dorën e Hazret Mesihut të Premtuar a.s., bashkëvendësit e tij u habitën shumë kur e panë atë që i kishte braktisur tërësisht veset e këqija të mëparshme, siç p.sh. luajtjen bixhoz, fjalët e kota që thoshte në pazar bile kishte arritur deri aty sa që ai falte namazin e *Tahaxhudit*. Duke vërejtur një ndryshim aq të madh e të jashtëzakonshëm në qenien e tij, të gjithë bashkëvendësit e tij u çuditën pamasë.

*(Përmbledhur nga "Es-habe Ahmad", vol. 1, f. 200, botuar në 1951)*

Lidhur me namazet e përditshme e me namazin e *Tahaxhudit* në Kadian, Hazret Navab Muhammed Ali Khani rrëfen:

"Isha i pranishëm në namaz, gjatë eklipsit të diellit aty. Molvi Muhammad Ahsen Amrohi e udhëhiqte namazin dhe namazxhinjtë qanin me dënesë. Gjatë atij muaji të Ramazanit, në orën dy të mesnatës shiheshin lëvizjet e shpeshta të njerëzve në udhëkryqin *Ahmadia*. Njerëzit fillonin të tuboheshin nëpër shtëpi dhe në xhaminë *Mubarak* për namazin e *Tahaxhudit*, hanin syfyr dhe falnin namazin e Sabahut në kohën e tij të parë, e më pas recitonin Kuranin. Në orën tetë Hazret Mesihu i Premtuar a.s. dilte për shëtitje i shoqëruar me të gjithë. Të gjithë e shoqëronin atë në këtë shëtitje. Këto veprimtari kryheshin deri në orën 11. Pastaj, thirrej ezani i drekës dhe ata falnin namazin e drekës që kryhej deri në ora një. Mandej, falej namazi i iqindisë në kohën e tij të parë. Aty bëhej një pushim i shkurtër midis namazit të iqindisë e atij të akshamit. Pas namazit të akshamit, hanin darkën e mandej falnin namazin e jacisë që kryhej deri në orën 8:30. Pas kësaj, qyteti zhytej në një qetësi aq të thellë thua se nuk banon njeri në të. Mirëpo, në

ora 2 të mesnatës zgjoheshin të gjithë dhe gjithkund shiheshin lëvizje të njerëzve.”

*(“Es-habe Ahmad”, vol. 2, f. 77, botuar në 1952)*

Hazret *Khalifatul Masih* IV rrëfen për Navab Muhammed Abdullah Khanin se ai ushqente një dëshirë të rrallë për namaz, veçanërisht prirja e përpjekja e tij për namazin me xhemat ishte për të shënuar. Ai falte rregullisht pesë namaze të përditshme me xhemat në xhami. Kur u sëmurë nga zemra e u shtri në shtrat, e dëgjonte ezanin me shumë dashuri, siç i dashuruari dëgjon zërin e dashnoreve të tij. Dhe kur ai u përmirësua dhe rifitoi pak forcë, e urdhëronte ndonjë të ri që ta udhëheqë namazin, me qëllim që ta plotësonte dëshirën e zemrës së vet për namazin me xhemat. Ngandonjëherë e merrte karrigen e vet në dhomën e namazit, në shtëpinë e Ratan Bagit, që të falte namaz me xhemat. Kur ai e ndërroi banesën dhe u vendos në lagjen *Model Town*, siguroi një vend apostafat për pesë namaze të përditshme e kështu e shndërroi shtëpinë e vet në xhami. E thërriste ezanin për pesë namaze të përditshme. Sipas motit, shtronte çarçafë në oborrin apo në kopshtin e shtëpisë, ose brenda saj. Shpesh dilte i pari e i priste namaz-falësit e tjerë. Të pranosh njerëzit e rëndomtë që të vijnë pesë herë në ditë në shtëpinë tënde nuk është ndonjë virtyt i zakonshëm. Mirëpo, ky virtyt bëhet mjaft i rëndësishëm dhe kuptimplotë, kur pronari i shtëpisë ka një nivel shumë të lartë jetësor e kur rrethi i tij shoqëror është shumë i gjerë.

*(“Es-habe Ahmad”, vol. 12, f. 152-153, botuar në 1965)*

Lidhur me zellin e këmbënguljen e Shejkh Hamid Aliut r.a. që ai tregonte ndaj pesë namazeve të përditshme, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Shejkh Hamid Ali (të cilin e dua për hir të Allahut) është një djalosh i përkushtuar që i takon një familjeje të devotshme. Ai prej shtatë-tetë vitesh është në shërbimin tim. Unë e di se ai

është një i ri i sinqertë dhe më do mua. Të arrish e të kapësh hollësitë e devotshmërisë është një punë e detyrë e njerëzve të ditur e të dëlirë, mirëpo për sa i përket këtij të riu, ai përpiqet e mundohet me aq sa ka mundësi ta ndjekë *synetin*, dhe është i angazhuar t'i të ecë në hapat e njerëzve të devotshëm. Unë e kam parë atë, kur ishte tepër i sëmurë, gati për të vdekur, dhe ishte ligështuar aq shumë sa që dukej si një kufomë, por me gjithë këtë gjendje shëndetësore ai falte rregullisht pesë namaze të përditshme. Ai e falte namazin në situata edhe më të rënda e kritike se kaq. Unë e di se për të njohur gjendjen e devotshmërisë së një personi mjafton të dimë se sa i përpiktë e i rregullt është ai në kryerjen e detyrës ndaj namazit. Unë jam i vetëdijshëm dhe jam i sigurt se ai person që fal me kujdes namazin, dhe nuk e pengojnë gjendje të ndryshme frike, sëmundjeje apo çrregullime, që të falë çdo namaz, pa dyshim ka një besim të vërtetë tek Zoti. Dhe ky besim u është dhuruar vetëm të varfërve. Pasi janë pak ata të pasur që gëzojnë një besim të tillë."

*("Izalae Auham", "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 540)*

Lidhur me këtë kusht të *Bejtit*, se bejtbërësi, sipas urdhrit të Allahut [xh.sh]. e të Profetit të shenjtë [s.a.v.s.], duhet t'i falë rregullisht pesë namaze të përditshme; një njeri i moshuar, Molvi Fazal Ilahi tregonte shembullin e Hazret Mirza Ajub Begut r.a.:

"Mesihu i Premtuar a.s. ushqente një dashuri të rrallë ndaj Mirza Ajub Begut r.a. Një ditë e fala namazin tim të akshamit në shtëpinë e Mirza Ajub Begut r.a. Aty ishte i pranishëm edhe Hazret Mufti Muhammed Sadiku r.a. Namazi i Mirza Ajub Begut ishte paraqitje e vërtetë i *"Es-selatu mirraxhul muminin"*

الصلاة معراج المومن

*Namazi është ngritja e një besimtari drejtë qiellit*

Kur ai falte namazin, rrinte tërësisht i shkëputur nga mendimet e kësaj bote dhe sytë e tij lotonin. Një ditë ai në mënyrë të jashtëzakonshme e zgjati shumë namazin e tij. Pas namazit, kur të gjithë u tubuan, atë e pyetën se përse e zgjati aq shumë namazin. Në fillim ai ngurroi të jepte përgjigje por kur njerëzit këmbëngulën dhe e shtrënguan të japë përgjigje, ai tha:- Kur unë fillova të recitoja *Durudin*, e pashë në *keshf* (vizion) se Hazret Muhammedi [s.a.v.s.] po ecte në një platformë dhe po bënte lutje. Mirza Ajubi na tregoi fjalët arabishte të lutjes dhe përkthimin e tyre. Përkthimi i asaj lutjeje ishte: O Zot, ruaje ummetin tim nga paudhësia! Ndërsa unë isha duke thënë *Amin*! Mandej, e pashë edhe Hazret Mesihun e Premtuar a.s. që lutej: O Zot, pranoji lutjet e Hazret Muhammedit [s.a.v.s.] dhe ruaje ummetin e tij nga humnera e poshtërimit! Kur Hazret Mesihu i Premtuar a.s. mbaroi së bëri lutje, dhe unë e mbarova namazin."

*("Es-habe Ahmad", vol. 1, pj. I, f. 194-195, botimi i tretë, 1997)*

Ky është ndryshim rrënjësor që njeriu e sheh Hazret Profetin Muhammed [s.a.v.s.] në *keshf* (vizion) kur ai është tërësisht i zgjuar.

Çfarë ndikimi është shfaqur mbi Hazret dr. Mirza Jakub Begun e Hazret Mirza Ajub Begun kur e bënë *Bejtin* në dorën e Hazret Mesihut të Premtuar a.s.? Lidhur me këtë, ata vetë thonë se babai i tyre i tregoi një shoku të tij: Kur të dy djemtë e mi erdhën tek unë gjatë pushimeve verore te viteve 1892 dhe 1893, u çudita pamasë, pasi pashë një ndryshim jashtëzakonisht të madh tek ta. Unë i çuditur i thosha Zotit:- O Zot, ku qëndrojnë ato shkaqe e forca që krijuan një ndryshim kaq të

madh në zemrat e tyre sa që janë bërë *nur mbi nur* (dritë mbi dritë). Këta i falin të gjitha namazet në kohën e tyre të caktuar dhe me një ëndje e me përkushtim të madh, dhe me shkrirje të zemrës e me rënkime e dënesë. Shpesh i shoh fytyrat e tyre të njomura nga lotët, dhe shenjat e frikës së Zotit shihen qartë në fytyrat e tyre. Atëherë këta fëmijë ishin të vegjël. Mjekra e tyre sapo kishte dalë. Unë duke e vërejtur një ndryshim të tillë, nuk lodhesha së bëri sexhde Allahut [xh.sh]. në shenjë falënderimi. Të gjitha brengat e shqetësimet që kisha në zemrën time, lidhur me gjendjen e tyre të dobët shpirtërore, janë larguar. Mandej, babai i tregoi shokut të tij se sekreti i këtij shndërrimi të tyre shpirtëror ishte bërë një pikëpyetje për mua. Unë nuk dija se nga e morën ata këtë ndryshim e transformim në këtë moshë të re. Pas pak kohe, u zbulua sekreti se ata e morën këtë bekim e shndërrim nga se e bënë *Bejtin* në dorën e Hazret Mesihut të Premtuar a.s. Më vonë, për shkak të këtij zbulimi, edhe babai tyre e bëri *Bejtin* në dorën e Imamit të kohës, sepse një ndryshim i dukshëm shpirtëror e moral që e vërejti tek djemtë e tij, ia solli rastin që ta gjykonte dëlirësinë dhe pastërtinë shpirtërore të Mesihut të Premtuar a.s.

*(“Es-habe Ahmad”, vol. 1, f. 186, botuar në 1997)*

Shembulli i Çodri Nasrullah Khanit, babai i Çodri Zafrullah Khanit, është përshkruar nga djali i tij si vijon:

“Unë nga mosha fëminore kisha përshtypje se babai im (Çodri Nasrullah Khani) ishte shumë i përpiktë e i rregullt në pesë namazet e përditshme dhe në namazin e *Tahaxhudit*. Ai namazin e falte me përkushtim e me kënaqësi. Unë shpesh e shoh përfytyrimin e babanë tim, duke u falur namaz ose duke e recituar Kuranin. Pasi e bëri *Bejtin*, ai namazin e sabahut falte me xhemat në xhaminë që ishte larg nga shtëpia jonë. Prandaj ne dilnim nga shtëpia shumë herët kur ende ishte errësirë.”

*(“Es-habe Ahmad”, vol. 11, f. 163, botuar në 1962)*

Po ashtu, për faljen e pesë namazeve të përditshme rregullisht, po ju tregoj shembullin e Babu Fakir Aliut r.a. Ai gjithnjë ka vepruar sipas proverbës: *Zemra me Zotin, dora në punë.* M. Bashir Ahmadi rrëfen se ato ditë kur njerëzit ishin të frikësuar shumë nga sunduesit anglezë, një oficer anglez iu drejtua Babu Fakir Aliut (drejtues i trenit) me këto fjalë:- O hoxhë, ti do të na shkaktosh ndonjë fatkeqësi pasi gjithnjë je i angazhuar me faljen e namazeve. Ai u bezdis shumë nga biseda e tij. Një ditë si e mbylli derën dhe dritaren e zyrës, iu afrua oficerit anglez për të biseduar me të. Oficeri u frikësua se mos ndoshta ai e sulmonte. Por Fakir Aliu i tha:- Mos u shqetëso. Unë dua të bisedoj me ty vetëm për vetëm. Ti, vetë, harxhon kohën për të kryer nevojat e tua; për të pirë duhan e çaj; atëherë përse më kritikon mua? Ai iu përgjigj se këto janë nevojat natyrore. Babu Fakir Aliu i tha:- Unë jam nëpunësi yt dhe unë do të të bindem ty vetëm për ato urdhra që i përkasin detyrës. Unë nuk detyrohem të të bindem ty për çështje të tjera. Prandaj, unë nuk mund të pengohem për të falë namaz. Nëse ndodh ndonjë fatkeqësi ose vonohet treni nga pakujdesia ime, atëherë ke të drejtë të më qortosh e të më dënosh. Pasi foli me të në këtë mënyrë, e hapi derën dhe dritaren. Kjo bisedë mes tyre, i ngjalli aq shumë frikë e respekt oficerit, sa që kur Babu Fakir Aliu merrte ujë për abdes, ai i thoshte:- Fale namazin me përkushtim, ndërkohë për detyrat e tua do të kujdesem unë. Në një rast tjetër, kur ai e pa ushqimin e varfër të Fakir Aliut, u ndikua shumë nga thjeshtësia e tij.

*("Es-habe Ahmad", vol. 3, f. 61, botimi i dytë, Kadian, Indi)*

Këtu në Angli, z. Bilal Daniel Hawker Nuttali kur e përqafoi xhematin Ahmadia, për vete zgjodhi emrin Bilal. Mandej, duke ecur gjurmëve të Hazret Bilalit r.a., u bë myezin i famshëm. Ai kishte një dëshirë të madh që t'i thërriste të tjerët për namaz.

*(Përmbledhur nga revista "Ansarullah", qershor 1965, f. 36)*

# Mposhtja e impulseve të pasionit

Mandej, lidhur me kushtin që të mposhtësh pasionet, mund të përmenden disa shembuj. Në një mbledhje me hindu shpërtheu një grindje. Anëtarët e Xhematit Ahmadia treguan disiplinë dhe vetëpërmbajtje. Duke e çmuar këtë sjellje dhe duke e vlerësua këtë cilësi të anëtarëve të Xhematit të vet, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. shkruan:

"Nëse myslimanët me ndërgjegje të pastër nuk do të kishin parasysh vlerat e larta të moralit, sipas mësimeve të Islamit, dhe nëse nuk do të tregonin durimin e duhur dhe nuk do ta mposhtnin e nuk do ta frenonin zemërimin e tyre, në atë mbledhje do të derdhej shumë gjak, sepse pjesëmarrësit kishin ardhur për qëllime të mbrapshta. Xhemati ynë meriton mijëra falënderime se tregoi një shembull të mirë të durimit e të vetëpërmbajtjes. Ata heshtën edhe pse dëgjonin fyerje të prekshme që ishin më lënduese se plumbat e pushkës.

*("Çeshmae Marifet", "Ruhani Khazain", vol. 23, f.10)*

Ai gjithashtu shkruan:

"Po të mos i kisha këshilluar ata për durim e po të mos e kisha përgatitur Xhematin tim që gjithnjë të tregoheshin të durueshëm ndaj abuzimeve e sharjeve, atëherë vendi i mbledhjes do të ishte mbushur me gjak! Mirëpo, ky durim ua mundësoi ta frenonin zemërimin e tyre."

*("Çeshmae Marifet", "Ruhani Khazain", vol. 23, f.8)*

Po ashtu, një ngjarje tjetër e mposhtjes së pasioneve i përket Hazret Sajed Abdus Settar Shah Sahibit. Ç'shembull i jashtëzakonshëm është ky që po tregojmë:

"Një ditë Hazret Shah Sahibi shkoi në një xhami të afërt për të kryer faljen e namazit. Në të njëjtën kohë, një armik i ashpër i Xhematit Ahmadia, Çodri Rahim Baksh, që kishte një brokë në dorë për të marrë abdes, duke e parë Hazret Shah Sahibin (që ishte mjek në një spital të shtetit), filloi të bëjë një debat fetar me të. Me provat e dhëna nga Shah Sahibi, Rahim Bakshi u zemërua aq shumë sa që e qëlloi Shah Sahibin me brokë në ballë. Goditja ishte aq e fortë saqë broka u thye dhe u bë copë-copë. Nga goditja, iu thye ashti i ballit e filloi t'i rridhte gjak me furi. Rrobat e tij u bënë gjithë gjak. Ai pasi e vuri dorën mbi plagën menjëherë shkoi drejt spitalit për mjekim. Çodri Rahim Bakshi u shqetësua e u frikësua për këtë veprim që bëri. Duke e ditur faktin se dr. Shah Sahibi është mjek shtetëror, ai u frikësua se oficerët do ta dëgjojnë ankesën e tij e do ta përkrahin Shah Sahibin, ndërsa atë do ta dënojnë ashpër. Ai nuk dinte ç'të bënte e ku të fshihej! Me këto ndjenja të frikës ai u struk në një qoshe të xhamisë. Ndërsa, dr. Shah Sahibi pasi mori mjekim të nevojshëm, dhe i ndërroi rrobat e veta erdhi në xhami për namaz. Kur ai hyri në xhami, dhe pa Rahim Bakshin aty, iu drejtua atij me buzëqeshje dhe i tha:- O Rahim Baksh, a je qetësuar apo jo? Duke dëgjuar këto fjalë, Rahim Bakshi u pendua dhe u prek mjaft. Ai duke i fërkuar duart, i kërkoi falje e ndjesë dhe i tha:- Shah Sahib, të lutem shkruani letër për *Bejtin* tim. Pa dyshim, shembulli i shkëlqyer i këtij durimi, butësie dhe faljeje nuk mund të shfaqet prej askujt, përveç anëtarëve të një Xhemati Hyjnor. Pra, Çodri Rahim Bakshi e përqafoi Xhematin dhe u bë ahmadi. Po ashtu, pas disa ditësh, të gjithë anëtarët e familjes së tij e përqafuan këtë Xhemat."

*("Hazret Dr. Abdus Sattar Shah Sahib", f. 63, e përmbledhur nga Ahmad Tahir Mirza,botuar nga Maxhlis Khuddamul Ahmadia, Pakistan)*

Këta janë disa shembuj që i paraqita para jush, e që kanë të bëjnë me tre apo katër kushtet e para të *Bejtit*. Unë do të mundohem, *inshallah*, që të paraqes disa shembuj të tjerë që do

të flasin për ndryshime revolucionare të shfaqura tek ata njerëz që e përqafuan këtë Xhemat, duke bërë *Bejt* në dorën e Imamit të kohës, me qëllim që anëtarët e Xhematit dhe brezat e rinj të mundohen të krijojnë në vete ndryshime të tilla shpirtërore dhe që të mos kenë kurrë frikën e *Dexhalit* (mashtruesi më i madh). Amin!

*[Marrë nga predikimi i së xhumasë*
*i mbajtur më 26 shtator, 2003,*
*në xhaminë e Fadl-it, të Londrës]*

Në predikimin e mëparshëm të së xhumasë, unë kam folur për ato ndryshime që janë shfaqur në ndërgjegjen e anëtarëve të Xhematit, pasi e përqafuan Xhematin e Mesihut të Premtuar a.s., duke u zotuar se do të veprojnë sipas dhjetë kushteve të *Bejtit*. Disa shembuj të atyre ndryshimeve i pata përmendur, ndërsa disa do t'i përmend sot.

# Pajtueshmëria me Allahun [xh.sh.] në të gjitha kushtet e vështirësive e të rehatisë

Në kushtin e pestë të *Bejtit*, Mesihu i Premtuar a.s. mori zotim prej bejtbërësit se ai do t'i qëndrojë besnik Allahut në çdo situatë pikëllimi ose gëzimi, fatmirësie dhe fatkeqësie, dhe gjithnjë do të pajtohet me pëlqimin e Allahut, do të jetë i gatshëm në rrugën e Tij për të bërë çdo sakrificë e për të pranuar çdo poshtërim, mjerim dhe pikëllim.

Po ashtu, nuk duhet të ankohemi kundër Allahut [xh.sh].,  por duhet të qëndrojmë besnikë ndaj Tij e të gëzuar me Të, duke i bërë lutje Atij. Këtu po paraqes disa shembuj që kanë të bëjnë me këtë kusht:

Së pari dhe shumë i rëndësishëm është shembulli i Hazret *Khalifatul Masihut I* [r.a.]. Në gusht të vitit 1905, djali i tij, Abdul Kejumi, vdiq pasi vuajti disa ditë nga sëmundja e fruthit. Ai ishte afërsisht dy vjeçar. Shembulli i Hazret *Khalifatul Masihut I* ishte në përputhje të plotë me synetin e Profetit të shenjtë [s.a.v.s.], Ai kur iu mbushën sytë me lot e puthi djalin dhe tha:

"Unë e zbulova fytyrën e tim biri jo se isha i shqetësuar, por vetëm për të ndjekur synetin e Profetit të shenjtë [s.a.v.s.] Kur djali i profetit të shenjtë [s.a.v.s.], Ibrahimi, vdiq, ai e puthi atë në fytyrë dhe vetë filloi të qante. Ai e lavdëroi Allahun [xh.sh]. e tha:-

Megjithëse ndarja është e rëndë dhe e dhimbshme, sado që të jetë e papëlqyeshme për disa ditë, unë jam i kënaqur me dëshirën e Allahut [xh.sh]. Për ta realizuar këtë synet të Profetit të shenjtë [s.a.v.s.], unë e zbulova fytyrën e djalit tim dhe e putha atë. Jam i lumtur që mëshira e Allahut [xh.sh]. më mundësoi mua ta plotësoja praktikën e Profetit të shenjtë [s.a.v.s.] "

Ky është gjesti i atij personi për të cilin Mesihu i Premtuar pati thënë:

*"Ah, sa mirë do të ishte, sikur çdo anëtar në Xhematin tim do të bëhej si Nurudini[1].*
*Kjo mund të realizohet vetëm atëherë kur çdo zemër të jetë e mbushur me dritën e besimit."*

Një shembull tjetër është i Hazret Çodri Nasrullah Khanit. Djali i tij, Çodri Zafrullah Khani, shkruan:

"Ne kemi pasur një vëlla që quhej Hamidullah Khan. Ai ishte më i vogël se i ndjeri Çodri Shukrullah Khanit, dhe më i madh se Çodri Abdullah Khanit. Ai vdiq në moshën 9 vjeçare pas një sëmundjeje disa ditëshe. Ai vdiq në të aguar. Babai im, që natën e kishte kaluar pranë shtratit të tij, pasi e lau kufomën dhe e varrosi atë, shkoi në gjyq ku punonte si avokat. Kur u hap gjyqi, as klientët e as bashkëpunëtorët e tij nuk e morën vesh se ai kishte ardhur në punë, pasi e kishte varrosur djalin e tij të dashur, duke u pajtuar me pëlqimin e Allahut [xh.sh.]".

*("Es-habe Ahmad", vol. 11, f. 165-166, botuar në 1962)*

Hazret Kadi Ziaudini shkruan:

"Me rastin e vdekjes së bashkëshortes sime dhe të tre djemve të mi, kundërshtarët nisën të talleshin më shumë. Ata nuk lanë gur

[1] Emri *Nurudin* do të thotë *drita e besimit*.

pa luajtur për të më poshtëruar e për të më dëmtuar ekonomikisht. Ata u përpoqën të më vidhnin shtëpinë. Të gjitha këto rrethana e situata të vuajtjes e të mjerimit tim e paraqisnin si një pikturë të qartë angështin, vuajtjet e pikëllimin tim. Të gjitha këto turbullira e vuajtje ishin një sprovë prej Allahut [xh.sh]. për të cilën Mesihu i Premtuar a.s. më kishte lajmëruar më herët. Gjatë kësaj kohe të sprovës, Mesihu i Premtuar a.s. më dërgoi një letër ngushëllimi ku bënte një parashikim që u plotësua e po plotësohet. Ai shkruan se ti je sprovuar me një provë të rëndë. Mbani mend se ky është syneti i Allahut [xh.sh]. që Ai i provon robërit e Tij që të shfaqen para botës këmbëngulja e besnikëria e tyre, dhe që t'u japë atyre durimtarëve shpërblime të mëdha. Allahu [xh.sh]. do të të lirojë ty nga prangat e të gjitha këtyre vuajtjeve. Armiqtë do të poshtërohen, ashtu siç ndodhi në kohën e shokëve të Profetit të shenjtë [s.a.v.s.], kur Allahu [xh.sh]. e shpëtoi varkën e tyre që po fundosej. Ashtu do të ndodhë tani. Veprat e tyre të këqija do të kthehen mbi ta. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut [xh.sh.]. Vërtet ashtu ngjau siç më kishte shkruar ai. Ky njeri i përulur, vazhdoi të forcohet në durim e në këmbëngulje në të gjitha rrethanat."

*("Es-habe Ahmad", vol. 6, f. 12-13)*

# Shembulli i Hazret Molvi Burhan-ud-Dinit
## [siç na e rrëfen djali i tij]

Kur Hazret Mesihu i Premtuar a.s. arriti në Sialkot (qytet në Indi, që tani gjendet në Pakistan), ai në ditët e para udhëtonte me disa shokë për të mbajtur ligjëratën e tij. Kur kalonte në një rrugicë, dikush hodhi nga lart një kosh të mbushur me hi. Me mëshirën e Allahut [xh.sh]. Mesihu i Premtuar a.s. shpëtoi, pasi ai e kishte kaluar vendin ku ra hiri. Mirëpo, koshi i mbushur me hi ra mbi kokën e babait tim, dhe njeriun plak flokëthinjur

filluan ta përqeshin njerëzit. Me që e donte marrëzisht Hazret Mesihun e Premtuar a.s., ai qëndroi aty dhe me një entuziazëm e me një gëzim të madh tha:- O grua, eja dhe hidh më shumë hi mbi mua, eja dhe hidhmë akoma hi! Ai i thoshte këto fjalë, sepse këtë e quante si një favor të Allahut [xh.sh]. se për hir të Mesihut të Premtuar a.s. ai e fitoi këtë bekim.

Kur Hazret Mesihu i Premtuar a.s. u kthye nga Sialkoti, disa të rinj ktheheshin për në shtëpitë e tyre, pasi e përcollën atë në stacionin e trenit. Mirëpo, Molvi Burhan-ud-Dini, për disa shkaqe, mbeti mbrapa, dhe kundërshtarët e zunë atë, e poshtëruan dhe u sollën aq keq ndaj tij sa që ia mbushën gojën me bajga lope. Mirëpo, me gjithë këtë poshtërim, babai im ndiente një kënaqësi e gëzim, dhe vetëm thoshte:- O Burhan, si meritove ti këto bekime! Kjo është fatbardhësia e njeriut që për hir të fesë ai ballafaqohet me këto vuajtje e poshtërime.

*(Revista "Ansarullah", shtator 1977, f. 14-15, Rabvah)*

Hazret Abdul Mugni rrëfen më tutje për babanë e vet, Molvi Burha-ud-Din:

"Pasi e përqafuam Xhematin Ahmadia, gjendja jonë ekonomike ishte aq e vështirë sa që në kohën kur jetesa ishte e lirë, ne anëtarët e familjes, për muaj me radhë nuk kemi pasur një lugë gjalpi. Në vend që të blinim dru, ne përdornim gjethet e thata të pemëve. Me që gjethet e thata nuk na ndihmonin për të gatuar ushqim, ne fasulen e zienim e mandej e bluanim. Në një tenxhere vlonim ujë me kripë e me piper e mandej ndiznim gjethe. Kur vlonte uji, fasulen e përzienim në të. Kjo ishte gjella jonë, që ne e hanim me bukë meli ose misri, e rrallë herë me bukë gruri. Në vend që të përdornim gjalpë, përdornim vaj susami. Në vend të spinaqit, zienim bulëzat e degëve të lisave. Mbante veshmbathje shumë të thjeshta, e jo nga ato të hoxhallarëve."

Ai shton:

“Babai ynë ushqente një dashuri të rrallë ndaj Hazret Mesihut të Premtuar a.s., prandaj, duke u kredhur në atë dashuri, pasion e kaplim, e kishte harruar kënaqësinë, rehatinë e ushqimin e vet. Ai kishte vetëm një dëshirë dhe ishte i kapluar aq shumë në dashurinë e tij sa që donte të ndizte edhe në zemrat e njerëzve të tjerë të njëjtën flakë dashurie që ai kishte për Allahun [xh.sh]., për Profetin e Tij, Hazret Muhammedin [s.a.v.s.], dhe për Mesihun e Premtuar a.s. Tërë kohën ai mendonte me ngazëllim, pasion, vëmendje e me shqetësim të madh se si mund të përhapet mesazhi i Ahmadiatit. Ai nuk mërzitej për ushqim, pije e as për veshmbathje. Allahu [xh.sh]. e di shumë mirë se si unë e nëna ime e kemi përballuar atë jetesë. Me gjithë varfërinë e me gjithë gjendjen e rëndë ekonomike, ai ishte një shkëmb i patundshëm qëndrese, sedre, durimi e vendosmërie. Ai ushqente një respekt aq të madh ndaj fesë sa që asnjë lakmi, miqësi ose lidhje farefisnore nuk e pengonte në rrugën e tij. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut [xh.sh].! Ne u rritëm dhe u edukuam në një mjedis të tillë, ku bota e të mirat materiale nuk kishin ndonjë vlerë për ne. Duke e shikuar këtë gjendje vetëmjaftueshmërie, njerëzit filluan të thoshin se Mirza Sahibi ia jep babait tim një rrogë.

*(Revista mujore “Ansarullah”, shtator 1977, f. 14-15, Rabvah)*

# Një shembull i pashoq i durimit

Durimi shembullor i Hazret *Ummul Mumininit* (gruaja e Hazret Mesihut të Premtuar a.s.) ishte i pashoq. Në momentet e fundit të jetës së Mesihut të Premtuar a.s., bashkëshortja e tij, nuk bëri si gratë e tjera që qajnë me klithma, shkulin flokët e që thonë lloj lloj fjalësh nga padurimi; ajo paraqiti një shembull të pastër

e të vërtetë të bindjes para Allahut xh.sh., duke i bërë Atij sexhde përuljeje, e duke bërë lutje në oborrin e Tij.
Kur për herë të fundit i ishte recituar Sure Ja-Sinë, dhe kur shpirti i shenjtë i Mesihut të Premtuar u nda nga trupi i tij dhe shkoi pranë Allahut xh.sh., *Ummul Momenini* vetëm tha:

إِنَّا لِلّٰهِ وَإِنَّا إِلَيْهِ رٰجِعُوْنَ[1]

dhe heshti. Ajo nuk vajtoi e as nuk qau me zë. Në një dhomë disa gra filluan të qanin, por ajo i qortoi ashpër e i këshilloi të mos veprojnë në këtë mënyrë, duke iu thënë:- Ky ishte bashkëshorti im, kur unë nuk qaj për vdekjen e tij, atëherë përse po qani ju! Ky shembull durimi e vetëpërmbajtjeje i një gruaje që jetën e saj e kishte kaluar në hijeshi; bashkëshorti i së cilës ishte një mbret shpirtëror që kujdesej për atë kurdoherë, është një mrekulli e jashtëzakonshme. Jo vetëm kaq, por i këshillonte dhe fëmijët e saj se mos mendoni se babai juaj nuk la për ju ndonjë pasuri, ai, në të vërtetë, la një trashëgimi shumë të madhe lutjesh që gjithnjë do t'ju hyjnë në punë.

*("Tarikh-e-Ahmadiat", vol. 2, f. 547, botimi i ri)*

Ajo i këshillonte fëmijët që nuk duhet të mendonin që babai i tyre nuk u ka lënë ndonjë gjë si trashëgim, por për ta ai bëri shumë lutje që do t'i përcjellin fëmijët dhe do t'u leverdisin në kohën e nevojave.

# Urrejtje ndaj traditave të këqija

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. dëshironte që çdo anëtar i Xhematit të tij duhet të veprojë sipas urdhrave të Kuranit të Shenjtë, ose më së paku të bëjë përpjekje të veprojë sipas tyre. Ithtari i tij i vërtetë është ai që ka një besim të plotë të

[1] D.m.th. *Ne i takojmë Allahut, dhe tek Ai do të kthehemi.*

paluhatshëm në Kuran. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë se nëse dikush nuk e praktikon qoftë edhe vetëm një urdhër të Kuranit, ai nuk ka lidhje me mua. Kjo ishte dëshira e tij e flaktë, që ithtarët e tij duhet të jenë larg lakmive të botës materiale e duhet të ruhen e të mos bien pre e këtyre lakmive. Ata duhet të veprojnë ashtu siç na urdhëron Allahu [xh.sh]. e Profeti i Tij, H. Muhammedi [s.a.v.s.] Pa dyshim, Profeti i Tij na ka urdhëruar vetëm atë që Allahu [xh.sh]. ka urdhëruar në Kuran. Për këtë arsye, kur dikush e pyeti Hazret Aishen për vetitë e për cilësitë fisnike të moralit të Profetit të shenjtë [s.a.v.s.], ajo iu përgjigj:- A nuk e lexon ti Kuranin? cilësitë e larta morale e fisnike që janë përmendur në Kuran, kanë qenë vetitë morale të Profetit të shenjtë [s.a.v.s.] Prandaj, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. ka thënë se ai e ndjek rrugën e Mësuesit të vet, Hazret Muhammedi [s.a.v.s.], dhe çdo urdhër të Kuranit e konsideroj synim të jetës. Nëse ju do të mundoheni të veproni në të njëjtën mënyrë, vetëm atëherë do të llogariteni në Xhematin tim.

Vërtet, kur anëtarët e Xhematit të tij një herë e bënë *Bejt*, ata treguan shembuj të tillë.

Së pari, unë dëshiroj të paraqes shembullin e një gruaje ahmadie, nëna e Hazret Çodri Zafrullah Khanit. Kjo ngjarje tregon qartë se sa shumë i urrente ajo zakonet e traditat e reja që e largonin nga feja. Ngjarja ka të bëjë me dasmën e Çodri Bashir Ahmedit, nipit të saj. Çodri Bashir Ahmedi rrëfen se pas ceremonisë së *nikahut* (lidhje martesore), ai u ftua të hynte në mesin e grave. Ai tregon se aty ka parë dy karrige të vëna përballë njëra-tjetrës, siç është zakon nëpër fshatra. Në njërën karrige do të ulesha unë, ndërsa në tjetrën do të ulej nusja, dhe do të kryenin disa ceremoni. Ai thotë:

“Unë isha nervoz e nuk desha në atë kohë të fjalosesha me gratë, pasi mendoja se kjo nuk është koha e përshtatshme për

këtë veprim. Fundi i fundit u ula në karrigen time dhe zgjata dorën në drejtim të atyre gjërave që ishin vënë aty për ceremoni(që do të kryheshin). Menjëherë, halla ime, nëna e Çodri Zafrullah Khanit, e kapi me forcë kyçin e dorës sime dhe më shtyri mbrapa, duke më thënë:- O biri im, këto janë çështje të *Shirkut*, shmangu prej tyre! Me të dëgjuar këto fjalë të saj, mora guxim dhe i largova të gjitha ato gjëra që kisha para vetes për ceremoni të ndryshme. U ngrita në këmbë dhe thashë:- Unë nuk do të marr pjesë në këto ceremoni e zakone. Dhe kështu shpëtova."

*("Es-habe Ahmad", vol 11, f. 172, botuar në 1962)*

Pra, duhet që gratë tona t'i mbajnë mend edhe sot këto gjëra. Ato nuk duhet t'i ndjekin verbërisht zakone e ceremoni të zonës ose vendit të tyre. Nëse ato shohin se në ato zakone e ceremoni ka një fije shirku, ato duhet të ruhen prej tyre. I mundësoftë Allahu [xh.sh]. të gjitha gratë e Xhematit Ahmadia që ta edukojnë veten me këtë zell, e njëkohësisht t'i edukojnë brezat që vijnë.

Në vendet tona, Pakistan e Indi, myslimanët ndjekin një traditë, sipas së cilës bijave të tyre kur martohen nuk u jepet pjesa e plotë e trashëgimisë. Nëpër fshatra sidomos nga pronat e tokave jo vetëm që s'ju jepet pjesa e plotë e trashëgimisë por nuk u jepet asgjë prej saj. Lidhur me këtë, paraqes shembullin e mirë të Çodri Nasrullah Khanit. Ai shkruan se:Me rastin e martesës së motrës sonë, babai im i dhuroi asaj një prikë të madhe, sipas traditave të atëhershme. Përveç kësaj, në testamentin e bërë ai kishte shkruar se trashëgimia e tij duhet të ndahej, sipas Sheriatit islamik, në mes të bijve e të bijave. Pas vdekjes së tij, e bija e mori pjesën e saj të plotë nga trashëgimia e babait.

# Shembuj të pashoq të bindjes

## Pasoja të këqija të duhanit

Lidhur me këtë, dëshiroj të paraqes një ndodhi. Kur Hazret Mesihu i Premtuar a.s. shkoi në Xhalender, më 1892, ai qëndroi në katin e sipërm të një shtëpie. Një shërbëtore e përgatiti *hukken* (nargjilenë) dhe e vuri atë në shtëpi. Fatkeqësisht, disa copa prushi ranë poshtë nga nargjileja, dhe dogjën disa pjesë të dyshemesë. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. nuk e pëlqeu përdorimin e nargjilesë. Aty ishin dhe shumë anëtarë të Xhematit që gjithashtu përdornin nargjilenë, dhe nargjiletë e tyre ishin po në atë shtëpi. Mirëpo, kur ata mësuan se Hazret Mesihu i Premtuar a.s. e shfaqi mospëlqimin e vet ndaj përdorimit të nargjilesë, i thyen menjëherë ato, duke mos i përdorur më nargjiletë. Po ashtu, brenda disa ditësh kur ky lajm u përhap tek anëtarët e Xhematit se Mesihu i Premtuar a.s. nuk e pëlqeu nargjilenë, shumë anëtarë guximtarë i dhanë fund përdorimit të nargjilesë.

*(“Es-habe Ahmad”, vol. 10, f. 157-158, botuar në 1985)*

Mirza Ahmed Begu, nga Sahivali, rrëfen se si Hazret Muslih Maudi (Biri i Premtuar) një herë dajës tim, Mirza Ghulamullah, i tha:- Ju lutem që t’i këshilloni anëtarët e Xhematit që mos ta përdorimin më nargjilenë. Ai iu përgjigj:- Shumë mirë. Dhe me t’u kthyer në shtëpi e theu nargjilenë e tij që ishte pranë murit. Halla ime mendoi se ai u zemërua ngase nargjileja e tij ishte lënë në diell, prandaj dhe e theu atë nga zemërimi. Por kur daja im nuk i tha askujt asnjë fjalë, atëherë halla ime e pyeti se përse zemërimin tënd ia shkarkove nargjilesë? Ai iu përgjigj:- Hazret Sahibi më porositi e më urdhëroi që t’ua ndaloj të tjerëve përdorin e nargjilesë; mirëpo kur unë vetë e përdorja atë si mund t’i këshilloja të tjerët që të mos e përdorin atë më,

prandaj së pari e theva nargjilenë time, që të jem në gjendje t'i këshilloj të tjerët. Sa ishte gjallë ai, nuk e përdori më nargjilenë, dhe vazhdoi t'u thoshte të tjerëve që të mos e përdorin atë.

*(Marrë nga "Sawaneh-Fadl-e-Umar", vol. 2, f. 34)*

Këto ditë, përdorimi i nargjilesë ka marrë një formë tjetër. Atë të përdorimit të duhanit. Pra, ata që pinë duhan, duhet të largohen prej kësaj dukurie mjaft të dëmshme. Pirja e duhanit në moshën rinore e çon njeriun drejt përdorimit të formave të ndryshme të duhanit ku përdoren edhe narkotikë. Ky është një hap në drejtim të shkatërrimit të jetës. Ky është kurthi i kurdisur nga *Dexhali*. Mjerisht e fatkeqësisht, edhe shtete islamike janë të përziera në këtë. Pra, i këshilloj të rinjtë tanë që të përpiqen t'i japin fund pirjes së duhanit.

# Lotaria nuk është e lejuar

Hazret Munshi Berket Ali Khani, një *sahabi* (shok) i Mesihut të Premtuar a.s., ishte punësuar në Shimla. Para se të bëhej anëtar i Xhematit Ahmadia, ai kishte blerë një lotari që më vonë me të fitoi 7500 rupi. Kur e pyeti Hazret Mesihun e Premtuar a.s. për këtë fitim, Ai iu përgjigj:- Ky është bixhoz dhe këto para nuk duhen përdorur për nevojat e tua. Munshi Sahebi ato para ua dha të varfërve e nevojtarëve.

*(I përmbledhur nga "Es-habe Ahmad", vol. 3, f. 33, botuar në 1957)*

Këto ditë në Evropë e në Perëndim është bërë modë të luash lotari. Ata që blejnë lotari e mandej fitojnë duhet ta dinë se fitimi nuk është i lejuar për ta, ndaj është haram. Po ashtu, fitimi në bixhoz është haram. Së pari, nuk duhet që të blihet lotaria, por nëse fiton, ky fitim nuk është i lejueshëm për vete.

Një ngjarje të ndodhur këtu, në Angli, po e përmend tani. Është fjala për Bashir Arçardin (një anglez që e përqafoi fenë Islame dhe u bë anëtar i Xhematit Ahmadia, pas një studimi të gjerë e të thellë) që pësoi ndryshme të mëdha në qenien e vet, pasi e përqafoi Xhematin Ahmadia. Pas të gjitha këtyre ndryshimeve, ai ia përkushtoi jetën e tij fesë. Ai u anëtarësua në Xhemat në vitin 1944 dhe pastaj mori disa mësime fetare në Kadian, Indi, dhe siç ju thashë, ia dedikoi jetën e tij fesë. Në atë kohë, në formimin e tij ndodhi një ndryshim i madh . Ai fitoi një dashuri, pasion e zell për adhurim e për lutje. Fryti i parë i vizitës së tij në Kadian ishte që i tha lamtumirë përdorimit të alkoolit. Më parë ai pinte shumë, por ai e kuptoi gabimin dhe u pendua e i tha lamtumirë përgjithmonë përdorimit të alkoolit e luajtjes së bixhozit.

*(Përmbledhur nga Gazeta "Al-Fazl", 10 janar 1978, f. 3, marrë nga "Azim Zindagi" f. 7-8)*

# Ndalimi i alkoolit

Disa vjet më parë, disa anëtarë të Xhematit në Angli, Gjermani e në shtete të tjera, merreshin me tregti, ose punonin në restorante e hotele ku shërbeheshin pije alkoolike. Sipas një hadithi, ata që prodhojnë pije alkoolike, që e shërbejnë, e shesin dhe që e rezervojnë atë, të gjithë këta do të jenë banorë të xhehenemit. Për këtë arsye, Hazret *Khalifatul Masih IV* shpalli se ata anëtarë që merren me biznese të tilla menjëherë duhet t'i lënë, përndryshe kundër tyre do të merren masa të rrepta. Ai vetë tregonte se me mëshirën e Allahut [xh.sh]. shumë anëtarë aty për aty e lanë këtë biznes. Disa prej tyre filluan të merreshin me biznese më të mira se ky, ndërsa disa mbetën në sprovë për një kohë të gjatë pasi nuk e gjetën ndonjë biznes të mirë e të përshtatshme. Mirëpo, ata, me gjithë këtë sprovë, dolën të qëndrueshëm në vendimin e tyre dhe kurrë më nuk u morën me një biznes të ndyrë.

# Dashuri ndaj Kuranit të Shenjtë

Mian Muhammed Aslam nga Amritsari, njeri jo-ahmadi, në vitin 1913, erdhi në Kadian dhe për *Khalifatul Masih I* ai shkruan:

"Molvi Nur-ud-Dini, duke qenë *Khalifatul Masih I*, është prijës i Xhematit Ahmadia. Unë kam qëndruar dy ditë me të. Duke dëgjuar predikimin e tij për Kuranin e shenjtë, kam arritur në përfundim se ai është një njeri me shpirt të pastër dhe që punon me tërë sinqeritetin e me devotshmërinë e zemrës për hir të Allahut [xh.sh]. Sepse sjelljet e Molvi Sahibit janë larg hipokrizisë dhe nuk i bën sa për sy e faqe; zemra e tij është e mbushur me një dashuri të rrallë që ai e ushqen ndaj vërtetësisë së Islamit. Kjo dashuri buron nga zemra e tij e pastër si ujë që gufon nga burimi i kristaltë; burim që e pasqyron njohjen e Njëjësisë së Allahut [xh.sh]. Kjo manifestohet me anë të *tefsirit* (komentimit) të ajeteve të Kuranit të Shenjtë që bën ai për dobinë e atyre që janë të etur për të fituar urtësinë e mprehtësinë shpirtërore. Nëse Islami i vërtetë është Kurani, atëherë unë nuk e kam parë një dashuri aq të fortë për Kuranin tek ndonjë person tjetër sa e kam parë tek Molvi Sahibi. Nuk mund të thuhet se ai është i shtrënguar apo i detyruar të veprojë në këtë mënyrë. Jo, kurrsesi jo! Por, përkundrazi, ai është një person i pajisur me njohuri filozofike që me anë të kritikës së pabesueshme e të arsyeshme që bën i është përkushtuar me dashuri Kuranit të Shenjtë. Unë kam dëgjuar ligjëratat e tij për Kuranin, dhe mënyra e çuditshme filozofike e të komentuarit të Kuranit të Shenjtë më bind mua të pohoj se sot në botë mund të ketë vetëm disa persona që zotërojnë një aftësi e cilësi të thellë që të veprojnë në këtë mënyrë."

*(Gazeta "Badr", 13 mars 1913, "Hajate Nur", f. 611-616)*

Në një testament që lë Dr. Abdus Sattari për fëmijët e vet, ai shkruan:

"Bëjeni Kuranin *modus operandi* (mënyrë veprimi) për vete; me bindje të plotë praktikojeni synetin; rrini të angazhuar për përhapjen e Islamit e për përparimin e Ahmadiatit, dhe i përgatisni brezat tuaja pasardhës që edhe ata t'i zbatojnë këto porosi."

*("Hazret Dr. Abdus Sattar Sahib", f. 193, botimi I,*
*nga Mexhlis Khudamul Ahmadija, Pakistan)*

Çdo anëtar i Xhematit gjithmonë duhet ta mbajë në mend këtë këshillë.
Autori i librit *"Es-habe Ahmad"* për Hazret Molana Bakshin shkruan:

"Ai kishte një pasion të veçantë për Kuranin e Shenjtë. Me gjithë sëmundjen e dobësinë e shëndetit të vet, ai ishte i vendosur që të dëgjonte vërtetësitë e urtësitë e Kuranit të Shenjtë. Për shumë kohë, disa muaj me radhë gjatë dimrit, ai e la xhaminë e lagjes së vet, shkonte larg, në xhaminë e lagjes *Darur Rahmat* për namazin e Sabahut, vetëm se në atë xhami Molana Gulam Rasul Raxheki Sahib mbante *dersul Kuran* (ligjërata për Kuranin e Shenjtë), dhe ky dëshironte ta dëgjonte atë e të kënaqej, duke dëgjuar komentimet e urtësitë e Kuranit të Shenjtë. Përveç kësaj, ai në muajin e Ramazanit shkonte në xhaminë *Aksa*, ku mbahej rregullisht *dersul Kuran*.... Ai e lexonte Kuranin me shumë vëmendje dhe ku gjente diçka të dobishme ua tregonte dhe të tjerëve. Në vitet e fundit të jetës, ai lexonte Kuran disa herë në ditë. Ai mbante me vete një fletore e një laps. Kur gjente ndonjë komentim të mirë të ndonjë ajeti, e shënonte dhe më vonë ua shpjegonte anëtarëve të familjes." "Kur ai ua lexonte ato anëtarëve të familjes,

tiparet e fytyrës së tij tregonin qartë se ai kishte një dëshirë të përzemërt që edhe fëmijët e tij të kishin një pasion e dashuri të tillë ndaj Kuranit të Shenjtë.”

*(“Es-habe Ahmad”, vol. 1, f. 151-152, botuar në 1951)*

Kur një i krishterë e përqafoi Ahmadiatin, nëna e tij filloi ta kundërshtojë atë. Në fillim ai e duronte, por kur një ditë nëna filloi ta poshtërojë Kuranin e Shenjtë, atëherë ai e braktisi shtëpinë e tij dhe nuk u kthye kurrë më në atë shtëpi.

*(Zamima revista “Ansarullah”, shtator 1987, f. 6)*

Pra, edhe në kohë të sotme, në vendet e largëta të Afrikës, janë duke u shfaqur mrekulli të tilla.

Sipas Islamit, njeriu ka të drejtë të martohet me katër gra. Mirëpo, disa njerëz këtë leje e konsiderojnë si urdhër të Allahut [xh.sh]. Sidoqoftë, është një leje. Në Afrikë është një traditë tek disa fise, ku njeriu me pozitë të lartë, i pasur, bosi i ndonjë fisi, martohet nganjëherë me më shumë se katër gra, deri në nëntë ose dhjetë gra. Kur z. Ali Roxheri nga Sierra Leone, e përqafoi Xhematin Ahmadia, ai ishte i ri dhe kishte 12 gra. Misionari i Xhematit Ahmadia, Molana Nezir Ahmad Aliu, i tha se tani që ti je bërë anëtar i Xhematit Ahmadia, sipas mësimeve të Kuranit, ke të drejtë të martohesh vetëm me katër gra. Ti tani duhet t’u japësh divorc grave të tjera dhe t’i përcjellësh ato, duke u dhënë mjete jetese. Ai, menjëherë veproi sipas kësaj këshille, duke i mbajtur katër gratë e para, ndërsa ato të rejat i lejoi të shkojnë. Ky ishte një ndryshim i madh.

Një misionar tjetër, Junus Khaledi, shkruan:

“V.V. Kahlu, në bazë të një ëndrre, e pranoi Xhematin Ahmadia, në kohën e misionarit tonë, Molan Muhammed Siddik Amritsari. Më vonë, z. V.V. u bë president i Xhematit

Ahmadia në Sierra Leone. Para se ta përqafonte Xhematin Ahmadia, ai bënte një jetë liberale. Ai ishte aq shumë liberal saqë edhe me profesion ishte valltar. Megjithëkëtë, fill pas *Bejtit*, ai pësoi në vete ndryshme të mëdha. Për një kohë të shkurtër, ai arriti në një pozitë shumë të lartë të devotshmërisë, të pastërtisë, të dëlirësisë, të adhurimit e të frikës së Allahut xh.sh. Pa dyshim, Allahu xh.sh. i mundësoi arritje të larta. Ai, po ashtu, ishte prijës i lartë i zonës së vet, ku ka pasur shumë xehe diamanti. Prijësi i atyre zonave zotëron një fuqi të madhe ekonomike. Nëse dëshironte, do të mund t'i shfrytëzonte për vete një sasi të madhe pasurish. Mirëpo, për shkak të mësimeve të bukura e të vyera të Ahmadiatit, atë pasuri e quajti haram për vete, dhe e ka kaluar jetën me modesti e me thjeshtësi. Personalitetet e shquara të shtetit e dinin mirë se z. V.V. Kahlu është një prijës shumë i ndershëm; ai nuk jep ryshfet, as nuk e pranon atë për vete e as nuk i lejonte nëpunësit e vet të merrnin ryshfet.

Një ditë, kur ai ishte i sëmur, unë shkova t'i bëja vizitë. Ai më thirri e tha:- Junus, unë vazhdimisht shoh para syve të mi *Kalima* (deklaratë e besimit) të shkruara në një letër jeshile. Çfarë kuptimi ka kjo? Unë iu përgjigja:- Prijës, ky është rezultat i asaj dashurie e admirimi që ushqeni ju ndaj Allahut xh.sh. e ndaj Profetit të Tij, Hazret Muhammedit s.a.v.s. Dy muaj me radhë unë shkoja tek ai, dhe ai të njëjtën bisedë më bënte se shihte para syve të tij *Kalima* të shkruara në një letër jeshile. Kur ai u shtrua në spital dhe ishte në grahmat e fundit, një shok i tij ahmadi, z. Koxhi, e mbajti në krah dhe i tha atij:- O prijës, thuaj:



*La ilaha illallah* (S'ka Zot tjetër përveç Allahut)

Të cilën ai e shqiptoi; mandej z. Koxhi i tha: Thuaj:



*Muhammedur Resulullah* (Muhammedi është i dërguari i Tij)

Sa e shqiptoi këtë, shpirti i fluturoi nga trupi i tij.”

# Përulësi dhe sjellje të mira

Kushti i shtatë i *Bejtit* kërkonte prej nesh që të sillemi me butësi ndaj të tjerëve, e jetën ta kalojmë me përulësi e me modesti. Ata që i pranojnë profetët e Allahut xh.sh. janë zakonisht njerëz të varfër e të përulur. Sado që ata nuk zotërojnë pasuri të mëdha materiale, kanë një zemërgjerësi e guxim më të madh se pasanikët. Jo vetëm kaq, por ata nuk ngurrojnë të sakrifikojnë dhe jetën e tyre. Ata kurrë nuk janë vetëlavdërues, mendjemëdhenj e arrogantë, por janë të përulur, modestë e më të sjellshëm ndaj të gjithëve. Po ashtu, krijojnë nivele të larta të përulësisë e të modestisë. Sekreti i suksesit të xhematëve hyjnorë qëndron në faktin se sa më shumë i shfaqin e i paraqesin shembuj të tillë të modestisë e të përulësisë, aq më shumë e aq më me shpejtësi arrijnë suksese, dhe xhematë të tillë ecin drejt përparimit. Pra, siç thashë më parë njerëzit e tillë janë ata që e përqafojnë ndonjë Profet të Allahut xh.sh. Dhe, në anën tjetër, kur zemrat e tilla takohen me Profetët e Allahut xh.sh., ato ndriçohen e shkëlqehen më shumë. Nëse ata që janë të përulur e ndiejnë të nevojshme t’ua lëshojnë vendin e tyre të tjerëve, e të ulen vetë në një vend më të ulët si: pranë këpucëve,

ata e preferojnë këtë. Mirëpo, Njerëzit hyjnorë kanë intuitë e mendjemprehtësi aq të madhe sa që i njohin ata. Për t'i dhënë shpërblim kësaj përulësie e për ta edukuar Xhematin e vet, ata dëshmojnë se anëtarët e përulur e modestë kanë pozitën më të lartë në Xhematin e tyre, dhe duke i ngritur njerëzit e tillë nga vendi i ulët, u japin atyre nder e respekt dhe në kohën e ngrënies i ulin pranë vetes dhe hanë me ta në një pjatë. Profetët i vlerësojnë ata në këtë mënyrë, sepse ata për shkak të përulësisë së tyre e pranojnë besimin më shpejtë dhe i praktikojnë plotësisht të gjitha mësimet fetare.

Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Të varfrit nuk janë arrogantë. Ata e përqafojnë të vërtetën me tërë përulësinë. Unë ju them të vërtetën se janë pak ata pasanikë që e fitojnë pjesën më të vogël të atij bekimi të cilin e fitojnë plotësisht të varfrit."

*("Izalae Auham", "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 537)*

Për këtë arsye, ai (Themeluesi i Xhematit Musliman Ahmadia) deklaron se për të hyrë në Xhematin e tij, përulësia është kushti i domosdoshëm, me qëllim që njeriu ta kuptojë mirë fenë e të punojë sipas këshillave e urdhrave të saj. Se si janë shfaqur këto ndryshime, unë po jap disa shembuj:

"Hazret Sajed Sarvar Shah Sahibi ishte një dijetar i shquar dhe nga një familje e pasur. Megjithëkëtë fakt, dëlirësia, përulësia e modestia e tij ishte shembullore. Sa e përqafoi Mesihun e Premtuar a.s. dhe iu nënshtrua bindjes së tij, ai i shkuli nga zemra e vet të gjitha dëshirat e kësaj bote. Gjatë tërë kohës së punësimit si arsimtar në Medresenë Ahmadia, ai ka jetuar në një shtëpi shumë të vogël që nuk vlente as për ndonjë shërbëtor. Kur i thuhet njëherë lamtumirë botës materiale, duke

iu bindur robërisë së Mesihut të Premtuar a.s., atëherë nuk ka nevojë të diskutohet çështja e rehatisë së gjërave materiale.”

*(“Es-habe Ahmad”, vol. 5, pj. III, f. 9, botuar në 1964)*

Po jap një shembull tjetër të modestisë e përulësisë që i takon Molvi Burhan-ud- Dinit:

“Një herë ai erdhi tek Hazret Mesihu i Premtuar a.s. Allahu [xh.sh]. e di se çfarë i ra në mend që filloi të qajë. Hazret me dhembshuri të madhe e pyeti:- Është gjithçka në rregull? Ai duke qarë iu përgjigj:- Hazret, unë së pari u bëra Koti (një sekt që i takonte Koti Vala Pirit), mandej Baoli, mandej Gazni e tani jam bërë *mirzai*. Sado që e gjeta të vërtetën (pas një kërkimi të gjatë) në fundin e moshës së jetës, prapëseprapë mbeta injorant. (Kjo ishte përulësia e tij). Duke dëgjuar këtë, Hazret u soll ndaj tij me dashuri e me dhembshuri, dhe duke e ngushëlluar i tha:- Molvi Sahib, mos u shqetëso; ti e ke arritur fatin tënd! Tani nuk ka nevojë të shqetësohesh! Duke dëgjuar këtë, ai u qetësua.”

*(Revista “Ansarullah”, shtator 1977, f 14, Rabvah)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Sajed Fazal Shah Sahibi (të cilin e dua vetëm për hir të Allahut [xh.sh]) që vjen nga Xhamu (Kashmir) është njeri me zemër shumë të pastër dhe i pajisur me dashuri e me sinqeritet. Ai e zotëron dritën e besimit të përsosur dhe gjithnjë është i gatshëm të sakrifikojë jetën e pasurinë e tij. Respekti e mendimi i pastër që është kushti i nevojshëm në këtë rrugë shfaqen tek ai në mënyrë mjaftë modeste. Ai ka një besim të përsosur, të pastër e të vërtetë tek unë, dhe për hir të Allahut [xh.sh]. ai ushqen një dashuri të rrallë ndaj meje. Vetia e sinqeritetit dhe e besnikërisë janë shumë të dukshme në qenien e tij. Po ashtu, vëllai i tij, Nasir Shah Sahib, bëri *Bejt* në dorën

time, dhe njëkohësisht dhe daja e tij, Munshi Karam Ilahi është ndër shokët e mi të sinqertë.”

*(“Izalae Auham”, f. 798, “Ruhani Khazain”, Vol. 3, f. 532)*

Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Munshi Rustem Ali, zëvendës inspektor policor i hekurudhës (të cilin e dua për hir të Allahut [xh.sh].), është një i ri shumë i devotshëm, fisnik dhe njëri ndër shokët e mi më të sinqertë (në vendet tona departamenti i policisë është me nam të keq, pra në këtë sfond është vlerësuar karakteri i tij). Fytyra e tij paraqet shenja të qarta të përulësisë, të vetëmohimit e të sinqeritetit. Unë nuk kam vërejtur ndonjë shenjë të luhatjes gjatë kohës së turbullirave. Nga dita kur m‘u drejtua e më përqafoi mua me sinqeritet të plotë, nuk është shfaqur ndonjë luhatje, por, përkundrazi, çdo ditë ai ecën përpara në këtë drejtim.”

*(“Izalae Auham”, f. 806-807, “Ruhani Khazain”, vol. 3, f. 536)*

# Ruaju prej arrogancës

Po kështu, kushti i përmendur më lartë shtron si domosdoshmëri që ne të ruhemi nga arroganca. Lidhur me këtë, unë po paraqes shembullin e Sajed Muhammed Server Shah Sahibit:

“Megjithëse ai kishte një pozitë të lartë në njohjen akademike të çështjeve të fesë, përkundër dijetarëve të ashtuquajtur *ulema*, veten e tregonte shumë të përulur, modest e të gjunjëzuar saqë nëse ndonjë fëmijë donte të bisedonte me të, ai bisedonte lirisht dhe pa ngurrim me të. Ai e dëgjonte me kujdes e me dashuri fjalën e tij dhe ia jepte përgjigjen në mënyrë shumë të këndshme. Molvi Muhammed Hafiz Bekapuri rrëfen një ngjarje që i përkiste kohës së fëmijërisë së tij. Një farefisi të tij

të afërt i kishte lindur një djalë. Kur e mori këtë lajm me anë të letrës, vendosi të shkonte te Molvi Sahibi që ta pagëzonte djalin. Ai, sa mbaj mend unë, shkonte ose kthehej nga xhamia *Aksa* për të mbajtur *dersul Kuran* (ligjërata për Kuranin e Shenjtë). Unë u nisa në drejtim të tij. Duke më parë mua, u ndal dhe me një dashuri të madhe m'u drejtua. Unë iu luta që ta pagëzonte djalin. Ai e pagëzoi dhe e bekoi atë me lutje."

*("Es-habe Ahmad", vol. 5, pj. III, f. 35)*

Lidhur me këtë, dëshiroj ta paraqes një ngjarje të Molvi Burhan-ud-Dinit. Nga shembujt e paraqitur del se ai nuk ishte njeri që mburrej dhe nuk kishte dëshirë për t'u dukur dhe për formalitete. Po ashtu, ai nuk krenohej fare për atë dituri e njohje që kishte, edhe pse ishte dijetar i shquar. Gjatë qëndrimit të tij në Kadian, nëse dikush e thërriste duke i thënë:- Molvi Sahib, ai menjëherë e korrigjonte atë duke i thënë:- Mos më thuaj Molvi, se unë tani sapo kam filluar të mësoj ABC- në nga Mesihu i Premtuar a.s.

*(Revista "Ansarullah", shtator 1977, f. 12, Rabvah)*

Një model i shkëlqyer i modestisë e i përulësisë; është modeli më i shkëlqyer i të gjithë modeleve të tjera dhe që Mesihu i Premtuar a.s. për Sahibzada Sajed Abdul Latif Shahidin shkruan:

"Ai kishte arritur në një shkallë aq të lartë të përulësisë e të vetëmohimit, të cilën njeriu nuk mund ta arrijë kurrë deri sa ai të mos shkrihet në dashurinë e Allahut [xh.sh]. Çdo person deri diku ndikohet me anë të famës e të diturisë dhe fillon ta konsiderojë veten diçka, dhe ajo dituri e famë bëhet pengesë në rrugën e pranimit të vërtetësisë. Mirëpo, ky njeri ishte aq vetëmohues, saqë megjithëkëtë fakt ai ishte një model i virtyteve e i meritave të larta, pozita e tij e lartë e njohjes, e shembullit dhe e prejardhjes familjare nuk mundi ta pengonte

atë që ta pranonte të vërtetën. Pa dyshim, ai e sakrifikoi jetën e tij për hir të së vërtetës, dhe la një shembull shumë të bukur për Xhematin tonë që në realitet është qëllimi i vërtetë i Allahut xh.sh „.

*("Tedhkiratush Shahadatain", f. 45, "Ruhani Khazain", vol. 20, f. 47)*

# Niveli i lartë i sakrificës

Kushti i tetë përfshin më vete se *bejtbërësi* do t'i japë epërsi fesë në krahasim me çështjet materiale. Kjo do të thotë se njeriu do ta sakrifikojë jetën, pasurinë e nderin për hir të fesë. Me mëshirën e Allahut xh.sh. ne shohim pamje të tilla në Xhematin tonë ku fesë i jepet përparësi në krahasim me çështjet e botës materiale. Nënat i flijojnë fëmijët e tyre, duke ecur gjurmëve të Hazret Ibrahimit a.s. Prindërit i sjellin tek ne fëmijët e tyre se ata tani këta i takojnë Xhematit, dhe Xhemati mund t'i përdorë për shërbime të ndryshme. Në anën tjetër, edhe fëmijët e ofrojnë veten me dëshirën e vet, duke thënë se janë të gatshëm ta dedikojnë jetën e tyre, siç e dedikoi jetën e vet Hazret Ismaili a.s.

Shembuj të tillë janë shfaqur në të kaluarën por shfaqen edhe sot. Unë jap një shembull:

Në vitin 1923 kur hindu-të filluan fushatën e tyre të *Shudit* (për t'i kthyer myslimanët në fenë e tyre), për ta bllokuar këtë fushatë, fëmijët e Xhematit Ahmadia, nuk mbetën mbrapa të mëdhenjve në shërbimet e tyre, bile dhe fëmijët pesë vjeçar ishin të gatshëm që të shkonin në zonat e Malkanës e në periferi të tyre. Një fëmijë 12 vjeçar i shkroi babit të tij se t'i shërbesh fesë së vërtetë nuk është vetëm detyra e të mëdhenjve, por është edhe e të rinjve! Ai e luti babanë e tij se nëse ai nuk mund të shkojë për *tablig* (përhapjen e fesë), ai patjetër të dërgojë të birin.

*(Përmbledhur nga "Tarikhe Ahmadiat", vol. 5, f. 336, botuar në 1964)*

Këto ngjarje nuk janë vetëm tregime të së kaluarës; por siç thashë edhe më parë ngjarje të tilla të sakrificave ne i shohim edhe sot. Kur fëmijët *Vakefin Nau* (ata fëmijë që jetën e tyre ia kanë dedikuar fesë) vijnë tek unë, dhe kur unë i pyes ata se ç'do të bëhen kur do të rriten, përgjigja e tyre është se do të bëhen siç do të vendos unë për ta, dhe thonë:- Xhemati le të na tregojë vetë se ç'do të bëhemi. Ky është pasioni dhe zelli i fëmijëve të Xhematit Ahmadia. Derisa do të jetë ky pasion i tyre (*inshallah* do të ekzistojë deri në Ditën e Kiametit), askush s'mund t'i sjellë dëmin më të vogël Xhematit.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Tani, ka një numër shumë të madh në Xhematin tim që i kanë dhënë epërsi fesë në krahasim me çështjet e tjera të kësaj bote, dhe janë bërë *dervishë* (eremit, oshënar). Ata kanë braktisur vendlindjen, farefisin dhe shokët e tyre të ngushtë, dhe janë vendosur përgjithmonë pranë meje."

*("Es-habe Ahmad", vol. 5, pj. III, f. 130, botuar në 1964)*

Lidhur me Hakim Molvi Nur-ud Dinin nga Bhera, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Unë nuk mund të paraqes ndonjë shembull tjetër të ndihmës kolosale financiare që më ofroi mua Molvi Hakim Nur-ud-Dini. Unë kam zbuluar se ai është një person që është i kredhur me tërë sinqeritetin e zemrës, me prirjen natyrore e me devotshmëri të plotë për shërbim të fesë së vërtetë. Meqë në jetën e tij të përditshme është i përkushtuar në këtë rrugë, ai jo vetëm që në të gjitha aspektet është shërbyesi i devotshëm i Islamit e i myslimanëve, por vërtetoi se është ndihmëtar i parë në mesin e anëtarëve të Xhematit."

*("Izalae Auham", f. 777, "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 520)*

Për Molvi Abdul Karimin ai në një vend shkruan:

"Ai tërë jetën e kaloi në pafajësi dhe nuk shijoi ëmbëlsinë e kësaj bote. Ai e la punën e tij sepse sipas tij aty nënçmohej feja. Para pak kohe, atij iu ofrua një vend pune me një pagesë shumë të majme (200 rupi të asaj kohe), mirëpo ai e hodhi poshtë edhe këtë ofertë. Jetën e kaloi me një thjeshtësi të papërshkrueshme, duke lexuar libra arabisht e duke mbrojtur Islamin nga sulmet e brendshme e të jashtme. Me gjithë shëndetin e vet të ligshtë e me sëmundje të ndryshme, ai vazhdoi të shkruante."

*("Sirat (Jetëshkrimi) Hazret Molvi Abdul Karim Sialkoti"*
*nga Mahmud Muxhib Asgar, f. 108)*

Hazret Navab Muhammed Ali Khani, Prijësi i Maler Kotit, i dërgoi një letër vëllait të tij ku shkruante:

"Unë deklaroj qartë se arsyeja, për të cilën kam vendosur të banoj në Kadian, është se gjatë këtyre 12 vjetëve që kur kam bërë *Bejt* në dorën e Mesihut të Premtuar a.s., fatkeqësisht 11 vjet i kam kaluar në shtëpi dhe kam qëndruar larg Kadianit. Unë vija këtu (në Kadian) vetëm për disa ditë e mandej kthehesha prapë aty, duke e kaluar kot jetën time e duke u ngatërruar në çështjet e botës materiale. Në fund, kur u mendova pak, mësova se jeta ime kishte fluturuar e unë nuk kisha fituar asgjë, as nga feja e as nga bota materiale. Erdha këtu (në Kadian) me qëllim që të qëndroj gjashtë muaj; por kur mendova për gjendjen time, zemra ime më urdhëroi se bota materiale mund të fitohet duke ecur gjurmëve të fesë. Por kur njeriu ecën pas botës materiale, ai jo vetëm që nuk e arrin dot, por, në anën tjetër, shkatërrohet dhe feja. Unë u mendova thellë dhe u binda se gjatë këtyre 11 viteve nuk pata mundësi të

mbledh diçka për vete e as vëllezërit e mi nuk mundën të bënin diçka për vete. Me kalimin e çdo dite, gjatë kësaj situate dëshpëruese, vë re se jemi duke e shkatërruar fenë tonë. Fundi i fundit, duke menduar se çështjet e botës materiale nuk kanë fund, unë i thashë lamtumirë Maler Kotles, dhe vendosa me gjithë zemër që të emigroj. Pra, të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut [xh.sh]., unë me një gëzim të madh deklaroj se migrova nga Maler Kotla, dhe, sipas Sheriatit, mërgimtari nuk kthehet më në vendin e vet, përveçse kur vjen e bën ndonjë vizitë, prandaj unë kam vendosur të mos kthehem më në vendlindjen time. Tani, unë jam mirë dhe shumë i lumtur. Si mund të ndahemi ne nga përqendrimi ynë i dashurisë e i devotshmërisë.

Vëllezërit e mi shumë të dashur! Unë kam ardhur këtu për hir të Allahut [xh.sh]., dhe miqësia e dashuria ime gjithashtu është për hir të Allahut [xh.sh]. Unë jam larguar nga Kotla, por gjendja e mjerueshme e Kotles më brengos shumë mua. Allahu [xh.sh]. i bekoftë të gjithë anëtarët e familjes sonë dhe banorëve të Kotles u dhëntë mençuri e urtësi që të gjithë angazhohen në shërbim të fesë Islame, dhe jeta e vdekja jonë të jetë vetëm për hir të Allahut [xh.sh]. Ne duhet t'i dalim myslimanë plotësisht të bindur Allahut [xh.sh]. Po ashtu, në kushtet e *Bejtit* është përmendur që ne duhet t'i japim epërsi fesë në krahasim me botën materiale dhe t'i dalim besnikë e mirënjohës qeverisë sonë të mëshirshme. Kjo është arsyeja që më mban mua këtu. Dhe sa më shumë po rritet e zhvillohet besimi im aq më shumë më duket e pavlefshme bota materiale, ndërsa feja merr rëndësi e epërsi në sy të mi. Përveç kësaj, njeriu fillon më shumë ta falënderojë Allahun [xh.sh]. dhe njëkohësisht falënderon dhe qenien njerëzore. Po ashtu, ndjena e bindjes dhe e mirënjohjes ndaj qeverisë zuri vend në zemrën time."

*("Es-habe Ahmad", vol. 2, f. 126-129, botuar në 1952)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s., lidhur me mirëkuptimin që Hakim Fazel Dini shprehu ndaj Islamit, shkruan:

"I dashuri im Hakim Fazel Dini nga Bhera, që e dua për hir të Allahut xh.sh., është ndër shokët e Molvi Hakim Nur-ud-Dinit, dhe që është i pajisur me cilësitë morale e virtyte shumë të larta, është një person tepër i sinqertë. Unë e di se ai e dashuron sinqerisht Allahun dhe Profetin e Tij. Për këtë arsye, ai duke më gjetur mua të kredhur në shërbim të fesë Islame, e plotëson dhe e realizon kushtin e dashurisë për hir të Allahut xh.sh. Sa duket, ai gëzon një pjesë të madhe të asaj dëshire të përflakët që ka vëllai im i dashur Molvi Hakim Nur-ud-Dini për të përhapur mesazhin e Islamit. Ai paraqiti mendime mjaft të sinqerta lidhur me harxhimet e Xhematit. Ai gjithnjë mendon se si mund ta rregullojë e ta renditë ndihmën financiare që mblidhet me anë të kontributeve e ndihmesave."

*("Izalae Auham", f. 781, "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 522)*

Në vitin 1923 kur fushata e Shudit kishte marrë një hov të madh, *murrabitë* (misionarët) e Xhematit Ahmadia udhëtonin për ditë me këmbë, disa milje, në një vapë përvëluese. Ata disa herë jo vetëm që nuk kishin ushqim por nuk kishin as ujë për të pirë. Shpesh ushqeheshin me bukë bajate ose me qiqra të thekura e më pas pinin ujë. Disa herë ata mbanin me vete elb të shtypur që e përdornin për ushqim. Sufi Abdul Nadiri rrëfen se ata shkonin në 40 fshatra, duke udhëtuar 16 milje në ditë.

*("Tarikhe Ahmadiat", vol. 4, f. 343, botuar në 1964)*

Një zotëri që ishte muzikant i madh në SHBA e përqafoi Xhematin Ahmadia. Në atë kohë, ai përparonte me një shpejtësi të madhe në profesionin e tij dhe shpejt fitoi shumë famë në tërë vendin e vet. Ekspertët e specialistët mendonin se një ditë ai do të bëhej muzikant i shkëlqyer që do të përkujtohej si muzikant i kohës. Mirëpo, kur e përqafoi Xhematin Ahmadia, ai nuk mendoi më as për muzikën e as për ato të ardhura të majme, që do të kishte fituar me anë të profesionit të

vet. Ai i dha fund gjithçkaje dhe filloi të bënte një jetë të thjeshtë, duke falur rregullisht namazin e *Tahaxhudit*, duke e përkujtuar Profetin e shenjtë [s.a.v.s.] me lot në sy.

*(Revista "Khalid", janar 1988, f. 40)*

Hazret *Khalifatul Masih I*, duke përmendur një ngjarje të ndodhur para Kalifatit të tij, shkruan:

"Përse kam ardhur këtu (në Kadian)? Shikoni, unë kam pasur një shtëpi me tulla në Bhera, ndërsa këtu kam ndërtuar një shtëpi prej qerpiçi. Unë do të kisha rehati më të madhe aty se këtu. Mirëpo, unë kam vërejtur se jam i sëmurë e shumë i sëmurë, jam nevojtar e shumë nevojtar dhe jam i papërkrahur e shumë i papërkrahur. Pra, unë kam ardhur këtu që të zhduken të gjitha këto vuajtje të mia. Nëse dikush vjen në Kadian me qëllim që ta shikojë modelin tim ose duke qëndruar disa ditë ankohet kundër disa personave të këtij vendbanimi, atëherë ai gabohet dhe sytë e tij e mashtrojnë atë, dhe njerëzit e sëmurë ai i quan të shëndoshë dhe i vë në sprovë. Miqësia e lidhshmëria këtu, ardhja e shkuarja në këtë vend, qëndrimi e banimi në të, të gjitha këto duhet t'i nënshtrohen lutjes *La ilahe illal-Llah-ut* (Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut). Përndryshe, nëse vini këtu që të ushqeheni e të shtriheni, atëherë dëgjoni: shumica juaj i kanë këto kushte më të mira në shtëpitë e tyre se sa këtu, përse, pra, po vini këtu? Ju mund të ndani drejtësinë ndaj zotimit të *Bejtit*, vetëm atëherë kur të vini këtu vetëm për hir të Allahut [xh.sh] ".

*(Fjalimi i së premtes, i mbajtur më 22 janar 1904,*
*"Khutbate Nur", f. 160, botimi i ri)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. lidhur me Hazret Sahibzada Abdul Latif Shahidin shkruan:

"Një cilësi më të lakmueshme me të cilën ishte i pajisur personaliteti i këtij të ndjeri ishte se ai gjithnjë i jepte epërsi fesë ndaj botës materiale. Ai në të vërtetë ishte njeri ndër ata që nga frika e Allahut xh.sh. e çojnë deri në kulm bindjen e devotshmërinë e tyre. Ata për ta kënaqur Allahun xh.sh. dhe për të fituar pëlqimin e Tij janë të gatshëm që flijojnë e të sakrifikojnë jetën, nderin dhe pasurinë e tyre si diçka të pavlefshme. Fuqia e besimit të tij ishte aq e zhvilluar dhe e fortë sa që nëse atë e krahasoj me një mal të lartë, kam frikë se krahasimi im do të jetë me të meta dhe i papërshtatshëm. Ka shumë sosh që megjithëse i kanë bërë *Bejt* dhe e kanë vërtetuar pohimin tim akoma nuk mund të lirohen nga fara e helmuar për shkak të së cilës ata i japin epërsi botës materiale ndaj asaj të fesë, sepse një pjesë e këtij helmi mbetet në qeniet e tyre. Një koprraci e fshehur – qoftë lidhur me jetën, me nderin, me pasurinë ose me gjendjen morale – është në shpirtrat e tyre të papërsosur. Për këtë arsye, unë nuk dëshiroj t'i ngarkoj me ndonjë detyrë lidhur me shërbimin fetar, sepse gjithnjë ndiej një farë frike që të mos futen në ndonjë sprovë, dhe të mos i thonë lamtumirë *Bejtit*, duke e konsideruar atë shërbim një barrë për vete. Mirëpo, unë nuk i gjej ato fjalë me të cilat mund ta lavdëroj këtë njeri të devotshëm i cili duke më ndjekur mua e hodhi poshtë pasurinë, nderin dhe jetën e vet, ashtu siç hidhen mbeturinat. Unë vërej se shumë njerëzve u mungon këmbëngulja dhe qëndrueshmëria, dhe ata nuk të mund të jenë besnik deri në fund. Ata rrëzohen e pengohen nga ndonjë sprovë e vogël, nga ndonjë sulm i Shejtanit ose nga ndikimi i një shoqërie të keqe. Pra, nuk kam fjalë që ta lavdëroj atë fisnik të ndjerë që në çdo hap të jetës eci përpara në dritën e besimit!"

*("Tadhkiratush Shahadatain", f. 8, "Ruhani Khazain", vol. 20. f. 10)*

Ai më tutje shkruan:

"Ky martir [Sahibzada Abdul Latifi] e paraqiti një shembull për Xhematin tim, duke e flijuar jetën e vet. Me të vërtetë, Xhemati im ka pasur nevojë për një model të tillë të madh. Aty në Xhematin tim ka akoma të atillë, që kur bëjnë ndonjë shërbim të vogël, mendojnë se kanë kryer ndonjë detyrë shumë të madhe, dhe mendojnë se kanë bërë veprim mirënjohje të madhe ndaj meje. Ndërsa, në realitet, kjo është mirënjohja e Allahut [xh.sh]. që Ai e bëri ndaj tij, duke u dhënë rast e mundësi të kryenin ndonjë shërbim. Ka disa të atillë që janë pa ndonjë zell e sinqeritet, megjithëse deklarojnë se kanë një besnikëri e besim të sinqertë, mirëpo ata akoma janë të paaftë ta mbajnë të gjallë këtë deri në fund. Ata e humbasin fenë e besimin e tyre për shkak të lakmisë ndaj botës materiale, dhe nuk mund ta përballojnë qoftë edhe ndonjë sprovë të vogël. Duke hyrë në Xhematin e Allahut [xh.sh]., dashuria e tyre që e ushqejnë ndaj botës materiale nuk zhduket e as nuk zvogëlohet. Mirëpo, në anën tjetër, e falënderoj mijëra e mijëra herë Allahun [xh.sh]. se aty ka shumë të atillë që besojnë dhe që e adoptuan këtë rrugë me tërë sinqeritetin e zemrës. Ata janë të gatshëm të përballojnë çdo turbullirë në këtë rrugë. Mirëpo, fuqitë e paraqitjes së atij modeli që e paraqiti ky njeri kreshnik e trim janë të fshehura në Xhematin tim. Allahu [xh.sh]. krijoftë besim e qëndrueshmëri të tillë në zemrat e të gjithë anëtarëve të Xhematit, modelin e të cilëve e vuri para nesh ky martir! Kjo jetë e kësaj bote, e përzier me sulmet e Shejtanit, e pengon njeriun të bëhet i përsosur në besimin e tij. Shumë do ta përqafojnë këtë Xhemat, por medet do të jenë pak ata që do ta arrijnë këtë model!

*("Tadhkiratush Shahadatain", f. 55-56,*
*"Ruhani Khazain", vol. 20. f. 57-58)*

Në një vend tjetër, ai shkruan:
"Martirizimi që ishte i shkruar në fatin e Sahibzada Abdul Latif Sahibit u realizua. Tani, të shohim se kur realizohet e shfaqet dënimi i tiranit!

إِنَّهُۥ مَن يَأْتِ رَبَّهُۥ مُجْرِمًا فَإِنَّ لَهُۥ جَهَنَّمَ
لَا يَمُوتُ فِيهَا وَلَا يَحْيَىٰ ۝٧٥ [1]

*Amiri* (mbreti) i Afganistanit meritoi ndëshkimin e Allahut [xh.sh]., sipas këtij ajeti:

وَمَن يَقْتُلْ مُؤْمِنًا مُّتَعَمِّدًا فَجَزَآؤُهُۥ جَهَنَّمُ
خَٰلِدًا فِيهَا وَغَضِبَ ٱللَّهُ عَلَيْهِ وَلَعَنَهُۥ
وَأَعَدَّ لَهُۥ عَذَابًا عَظِيمًا ۝٩٤ [2]

Medet që Emiri nuk kishte frikë nga Allahu [xh.sh]. Ndërsa, në anën tjetër, besimi i atij njeriu, të cilin ai e bëri martir, ishte aq i fortë sa që nëse e kërkojmë ta gjejmë në tërë tokën e Kabulit një besimtar si ai, të gjitha kërkimet e përpjekjet tona do të shkojnë kot. Njerëzit e tillë janë *eliksir* (substancë me të cilën mendohej se zgjatej jeta) i madh. Këta sakrifikojnë jetën e tyre me tërë sinqeritetin e zemrës dhe nuk mërziten aspak për të njohur e as për të afërm. O Abdul Latif, mijëra bekime mbi ty se ti e ke shfaqur modelin më të mirë të sinqeritetit tënd në jetën time! Për sa u përket atyre që do të jetojnë pas meje në

[1] D.m.th. *"Vërtet, ai që vjen tek Zoti i tij si fajtor, do të ketë për vete xhehenemin ku ai nuk do të vdesë e as nuk do të jetë i gjallë."* (Taha, 20:75)

[2] D.m.th. *"Dhe kush e vret qëllimisht një besimtar, shpërblimi i tij do të jetë xhehenemi ku do të jetojë ai për një kohë të gjatë, dhe Allahu do të zemërohet me të dhe do ta mallkojë atë dhe për të do të përgatisë një ndëshkim të rëndë."* (En-Nisa, 4:94)

Xhematin tim, unë nuk e di se çfarë veprash do të demonstrojnë ata."

*("Tadhkiratush Shahadatain", f. 58, "Ruhani Khazain", vol. 20. f. 60)*

Më tutje shkruan:

"Kur unë e shoh këtë qëndrueshmëri e devotshmëri që është shfaqur nga i ndjeri Sahibzada Abdul Latifi, atëherë shpresat e mia për Xhematin tim rriten e përforcohen. Sepse Allahu [xh.sh]. që i mundësoi disa anëtarë të Xhematit tim që të sakrifikonin jo vetëm pasurinë e tyre, por pa ngurrim ta flijonin dhe jetën e tyre për hir të Tij, siç duket dëshiron të krijojë shumë anëtarë në këtë Xhemat që do të kenë shpirtin e Sahaibzada Abdul Latifit, dhe do të jenë fidanë të rinj të frymës së tij shpirtërore."

*("Tadhkiratush Shahadatain", f. 73, "Ruhani Khazain", vol. 20. f. 75)*

Pra, tamam 100 vjet më parë është martirizuar Hazret Sahibzada Abdul Latifi. O Mesih i Kohës së Fundit! Gëzohu se Xhemati yt i dashur i plotësoi ato shpresa që ju kishit tek ai. Ata kurrë nuk u luhatën e aspak u nuk kursyen të sakrifikonin pasurinë, nderin e jetën e tyre. Ne edhe sot e kësaj dite mund të shohim ndodhi të tilla. Njerëz të tillë kanë lindur në Xhemat pas vdekjes sate!

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. ishte i interesuar e i shqetësuar se ç'do të ndodhë pas tij. Ne dëshmojmë se pas tij kanë lindur e janë rritur njerëz të atillë që nuk u kanë dhënë epërsi e rëndësi lakmive të kësaj bote e as nuk ngurruan të flijonin jetën e tyre. Etërit dëshmojnë për martirizimin e bijve të tyre, kurse bijtë dëshmojnë për martirizimin e etërve të tyre që nuk treguan asnjë luhatje në qëndrueshmërinë e tyre e mandej e flijuan edhe jetën e tyre.

O Mesih i shenjtë! Gëzohu se aty ka dhe një nga brezi yt dhe nga gjaku yt që duke flijuar jetën e tij e shpëtoi Xhematin nga një provë e rëndë.

Le të vazhdojë Allahu [xh.sh]. që t’u faltë të gjithë këtyre martirëve pozita të larta në Xhenet! Po ashtu, Allahu [xh.sh]. na mundësoftë neve që të dalim ndër ata që i japin epërsi fesë në krahasim me botën materiale, të jemi të gatshëm në çdo kohë të bëjnë sakrifica të mëdha në rrugën e Allahut [xh.sh]. dhe ta mbajmë të gjallë këtë pasion dhe në brezat pasardhës! Allahu [xh.sh]. na mundësoftë neve për këtë!

*[Marrë nga predikimi i së xhumasë*
*i mbajtur më 10 tetor 2003,*
*në xhaminë, Bejtul Futuh, në Londër]*

# Shembuj të pashoq të devotshmërisë, besnikërisë e të shërbimit njerëzor

Në Xhematin tonë, i jepet një rëndësi e një theks i veçantë shërbimit shoqëror e shërbimit njerëzor. Çdo i pasur ose i varfër, sipas mundësive të tij, kërkon ndonjë rast që të bëjë disa shërbime humanitare vetëm e vetëm për hir të Allahut [xh.sh]. e për të fituar kënaqësinë e Tij.

Përse një ahmadi është aq i zellshëm të kryejë shërbime humanitare? Për arsye se ne e kishim harruar mësimin e bukur të Islamit se nëse ne dëshirojmë pëlqimin e kënaqësinë e Allahut [xh.sh]., atëherë ne duhet të sillemi mirë ndaj të gjithë njerëzve e t'ua plotësojmë nevojat e tyre. Sepse kjo do të jetë një mjet kryesor që do t'ju sjellë më afër Allahut [xh.sh]. Për këtë arsye, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. këtë mësim të bukur e bëri një kusht themelor në Dhjetë Kushtet e *Bejtit*. Pasi të krijoni lidhshmëri me të, ju duhet t'i shfrytëzoni aftësitë e mjetet tuaja jo vetëm për të shprehur simpatinë tuaj por duhet t'i ndihmoni ata. Pra, nëse paraqitet nevoja për t'u dhënë ndihmë viktimave të tërmetit e të vërshimeve, besimtari ahmadi ngrihet i pari për ta dhënë këtë ndihmë. Ka pasur disa raste kur të rinjtë ahmadi e flijuan jetën e tyre në dallgët e egra, duke i shpëtuar ata që po mbyteshin në ujë.

Kur Kalifi i kohës shpalli se ka nevojë për një sasi të hollash e ndihmash që të ndërtojë shkolla e spitale në Afrikë, me qëllim që të edukohen e të arsimohen fëmijë të varfër, dhe që t'u jepet ndihma mjekësore njerëzve të vuajtur, Xhemati e pranoi kërkesën e tij e i dhuroi Kalifit më shumë të holla sesa kërkonte ai. Mandej, kur Kalifi deklaroi se parat e duhura janë mbledhur, e tani kemi nevojë për ata persona që mund të

punojnë në këto shkolla e spitale, atëherë mjekë e mësues ahmadi u paraqitën vullnetarisht me të njëjtin zell.

Situata tani në Afrikë ka ndryshuar gradualisht, por në vitet shtatëdhjetë, kur skema e Nusrat Xhahanit u paraqit, situata ishte shumë e vështirë dhe e papërshtatshme. Këta mjekë e mësues kanë punuar e jetuar në ato vende për shumë vjet e në rrethana shumë të vështira. Disa prej tyre ishin në punë të mira para se të shkonin aty, mirëpo, pasi e përkushtuan veten, kanë jetuar e punuar nëpër fshatra. Një pjesë dërrmuese e spitaleve e shkollave ka qenë në ato fshatra ku nuk ka pasur as energji elektrike e as ujë të pijshëm. Mirëpo, ata duhej ta realizonin zotimin e tyre të bërë se do t'u japin ndihmë njerëzve të vuajtur. Ata nuk u mërzitën aspak për shkak të atyre vështirësive ose për shkak të mungesës së rehatisë. Në fillim, ata duhej ta shtrinin të sëmurin mbi një tavolinë druri, dhe përdornin dritën e vajgurit ose llambat e gazit për të bërë ndërhyrjet kirurgjike me thika, gërshërë apo me ndonjë mjet tjetër që kishin në disponim. Pastaj, ata bënin lutje në oborrin e Allahut [xh.sh].: O Allah, unë e mjekova këtë të sëmur me mjetet që unë pata. Kalifi im më pat këshilluar se të mjekoj duke ju lutur Allahut [xh.sh]. do t'i sjellë shërim të shpejtë pacientit tim. O Allah i Plotfuqishëm, bekoje kurimin. Po edhe Allahu [xh.sh]. i vlerësoi dhe i çmoi këta mjekë që sakrifikuan shumë, dhe bota u habit kur ka vërejtur se shumë të sëmurë nga sëmundje të rrezikshme e të pashërueshme janë shëruar. Po ashtu, Allahu [xh.sh]. i plotësoi kërkesat e tyre financiare pasi shumë pasanikë filluan t'iu drejtohen spitaleve tona të vogla rurale për t'u mjekuar, duke i lënë anash spitalet e mëdha të qyteteve. Në të njëjtën mënyrë edhe mësuesit tanë i mësonin fëmijët e tyre me zell të plotë, duke bërë shërbim humanitar.

Kjo traditë e shkëlqyer e shërbimit, e zbatuar nga mjekët e mësuesit tanë, vazhdon të praktikohet edhe sot. Le t'iu falë

Allahu xh.sh. vazhdimësi këtyre traditave! Le t’ua shpërblejë Allahu xh.sh. të gjithë atyre që janë duke kryer shërbime të tilla!

# Mjekët ahmadi duhet ta dedikojnë veten

Sivjet, gjatë tubimit vjetor (*Xhelsa Salana*) të Xhematit Ahmadia të Anglisë, unë u bëra një thirrje mjekëve të Xhematit që t’i dedikojnë, përkohësisht apo përgjithmonë, shërbimet e tyre në spitalet tona në Afrikë. Tani, me ndihmën e me mëshirën e Allahut xh.sh., situata e rrethanat në ato vende janë shumë më të mira. Vështirësitë e mundimet me të cilat janë ballafaquar mjekët e mësuesit e parë të përkushtuar nuk janë më. Në shumë vende gjendja është përmirësuar shumë dhe aty janë vendosur të gjitha mjetet e pajisjet. Nëse diku paraqitet ndonjë vështirësi apo pengesë, atëherë ju duhet ta mbani mend zotimin e *Bejtit* se: Vetëm për hir të Allahut xh.sh., unë do t’iu sjell dobi njerëzve të Allahut xh.sh., me anë të aftësive e të fuqive të mia, të dhuruara prej Allahut xh.sh. Pra, ejani dhe plotësojeni këtë zotim e premtim që ju e keni bërë me Mesihun e Kohës, dhe të fitoni dobi nga lutjet e tij. Po ashtu, spitali, Fazle Umer, në Rabvah, Pakistan, ka nevojë për mjekë. Pra, ata duhet që të shkojnë e të kryejnë shërbimet e tyre edhe për këtë spital.

Anëtarët e Xhematit në përputhje me organizimin tonë vazhdimisht japin ndihmën e tyre financiare për edukimin e fëmijëve e për mjekimin e të sëmurëve në Pakistan e në vende të ndryshme. Në vendet, siç janë Pakistani e India, ka shumë të varfër; dhe ata që u japin ndihmë financiare bekohen me lutjet e atyre pacientëve të varfër. Anëtarët e Xhematit tonë duhet të vazhdojnë të kryejnë këtë shërbim bamirës me një zell më të madh, sepse edhe vuajtjet e mjerimet po shtohen me shpejtësi

të madhe. Tani, unë dëshiroj të paraqes disa ngjarje të anëtarëve të vjetër të Xhematit që kishin një zell e përkushtim shumë të madh për shërbimin njerëzor.

Njerëzit që e njihnin Hazret Mirza Ejub Begun rrëfejnë:

"I ndjeri, Mirza Ejub Begu, ishte një shembull i gjallë i *hadithit* që thotë: Dëshiro për vëllezërit e tu atë që ti e do për vete; dhe mos u sill ndaj vëllait tënd, në mënyrë të cilën ti nuk e pëlqen që ai të sillet ndaj teje. Ai gjithnjë mundohej ta gjente ndonjë rast që t'i jepte shërbim e ndihmë ndonjë vëllai apo shoku. Rrëfehet se në kohën e studimit në kolegj, ai vinte rregullisht për të dëgjuar ligjëratat që mbante ndonjë anëtar i Xhematit, dhe takonte çdo ahmadi. Nëse dikush sëmurej, ai i bënte vizitë atij në shtëpi e interesohej për shëndetin e tij. Nga ndonjëherë u bënte vizitë të sëmurëve çdo ditë. Njëherë, kur Mufti Muhammed Sadiku u sëmur dhe gjendja e tij shëndetësore ishte mjaft kritike, qëndroi në shtëpinë e tij disa ditë e netë dhe i shërbeu atij. Nganjëherë e pastronte dhe atë."

*(Përmbledhur nga "Es-habe Ahamd", vol. 1, f. 98, botuar në 1997)*

Çodri Zafrullah Khani shkruan për nënën e tij që thoshte: Nëse Allahu [xh.sh]. nuk bëhet armik, atëherë çfarë dëmi mund të na sjellë ndonjë armik? Prandaj, unë nuk e quaj askënd armikun tim. Ajo sillej shumë mirë ndaj armiqve, dhe thoshte: Ne vetvetiu sillemi mirë ndaj atij me të cilin jemi të kënaqur. Nuk qëndron aty çështja e sevapit apo e shpërblimit. Për të fituar pëlqimin e kënaqësinë e Allahut, ne duhet të sillemi mirë ndaj atyre që nuk i duam apo me ata që jemi të zemëruar. Ajo banonte në Daska, Pakistan, dhe ndaj të gjithëve ajo sillej me zemërgjerësi e bujari. Dhe nga ana tjetër, edhe njerëzit e nderonin atë pamasë.

"Kur filloi konflikti me *Ahrarët,* ndikimet e influencat u shfaqën dhe në atë fshat (Daska). Ata njerëz që merrnin ndihmë prej saj filluan ta kundërshtonin e të armiqësoheshin me të. Mirëpo, këto kundërshtime e armiqësi nuk mundën të krijonin ndonjë ndryshim në sjelljet e saj. Nëse dikush nga familja i thoshte se ti i jep ndihmë atij që na kundërshton e është *ahrari,* ajo nuk e pranonte një kritikë të tillë, duke thënë se ju më pengoni mua në shërbimin njerëzor.

Një herë, siç rrëfehet, kur ajo ishte duke përgatitur disa rroba e ndihma, dikush i tha:- Për kë je duke i përgatitur këto ndihma? Nëna e Çodri Zafrullah Khanit iu përgjigj:- Për fëmijët e filanit. Ai i tha:- Sa e çuditshme je ti! Ai është një *ahrar* dhe e kundërshton ashpër Xhematin tonë, e ti je duke përgatitur ndihma për familjen e tij! Ajo iu përgjigj:- Nëse ata janë sherrxhinj, atëherë Allahu [xh.sh]. na ruan, dhe deri sa Allahu [xh.sh]. është me ne, sherret e armiqve nuk mund të na bëjnë dëm. Për sa i përket këtij, ky është një nevojtar dhe fëmijët e nipërit e tij kanë nevojë për veshmbathje e për ndihma të tjera, prandaj jam duke përgatitur këto ndihma për të. Mirëpo, ti që më kritikove meriton një dënim. Dënimi është që ti vetë do të shkosh me këto ndihma tek shtëpia e tij. Duke e përcjellë atë i tha:- Ky është *ahrari*, pra duhet të shkosh në errësirën e natës që të mos të të shohin *ahrarë* të tjerë e të mos e trazojnë atë se ka marrë ndihma prej një familjeje ahmadie."

*(Marrë nga "Es-habe Ahmad", vol. 11, f. 175-176, botuar në 1962)*

Të sillesh mirë ndaj vejushave e ndaj jetimëve ishte gëzimi dhe kënaqësia e saj më e madhe. Njerëzit që kanë shkruar për të, rrëfejnë se ajo vetë përgatiste prikat e vajzave, dhe i qepte rrobat e tyre me dorën e saj me një kënaqësi e me një gëzim të madh.

*(Përmbledhur nga "Es-habe Ahmad", vol. 11, f. 186, botuar në 1962)*

Hazret Mir Muhammed Is-haku tregonte një kujdes të veçantë ndaj jetimëve. Aty ka pasur shumë jetimë që banonin ne Shtëpinë e Jetimëve, të cilën e quanin Dar-ush-Shejukh. Në një vend rrëfehet për të se njëherë ai ishte duke pushuar pasi kishte temperaturë të lartë dhe ishte shumë i ligështuar. Një nëpunës erdhi dhe i tha se nuk kishte ushqime për jetimët pasi ata nuk kishin mundur t'i siguronin dhe se jetimët nuk kishin ngrënë as mëngjesin. Ai nëpunësit i tha:- Sillmë menjëherë karrocën! Pasi hipi në karrocë, shkoi tek disa persona të pasur dhe mblodhi ndihma ushqimore, e kështu ua siguroi ushqim jetimëve.

*(Revista "El-Furkan", shtator-tetor 1961, f. 59, Rabvah, Pakistan)*

Ky është një shembull i ndjenjave të të parëve tanë. Këto ishin virtyte të tyre se me gjithë sëmundjen e temperaturën e lartë e sakrifikoi rehatinë e vet dhe doli nga shtëpia për hir të jetimëve. Përse të mos vepronte ai në këtë mënyrë? Ai kishte para vetes shembullin më të mirë të mësuesit të vet, Hazret Muhammedi [s.a.v.s.], që thotë:- Unë dhe ai person që do të tregojë kujdes ndaj jetimëve do të jemi bashkë në Xhenet, duke treguar gishtin *dëshmues* (e tregues) e të madhin.

*(Sahih Buhari, Kitabut Telak, Bab El-lian, hadithi 5304)*

Mandej, rrëfehet për Hafiz Muin-ud-Dinin që ishte i verbër. Rrëfyesi tregon se në një natë të ftohtë dimri, aty, në rrugët e paasfaltuara të Kadianit, ka pasur mjaftë baltë, ndaj Hafizi shkonte diku me vështirësi të mëdha. Dikush e pyeti: Ku po shkon, o Hafiz? Ai iu përgjigj:- O vëllai im, një qen polli këtu disa këlyshë, e unë kam pasur një bukë e mendova t'ia hedh asaj, sepse është koha e shirave e ajo ndoshta nuk mund të gjejë ushqim për vete. Edhe ky gjest i tij është në bazë të synetit të Profetit të Shenjtë [s.a.v.s.] i cili thoshte:- Mëshirojini edhe shtazët! Mbajeni mend ngjarjen kur një femër e mbushi këpucën e vet me ujë e ia dha një qeni që ta pijë, e Profeti [s.a.v.s.]

tha se:- Allahu [xh.sh]. e fali dhe e mëshiroi atë për shkak të kësaj bamirësie të saj. Shokët e tij u habitën shumë dhe e pyetën Profetin [s.a.v.s.]:- A do të shpërblehemi për kujdesin ndaj shtazëve? Ai iu përgjigj:- Po, shpërblehet çdo bamirësi e sjellje e mirë që tregohet ndaj çdo gjallese.

*(Përmbledhur nga "Es-habe Ahmad", vol. 13, f. 296, botuar në 1967)*

Ka edhe një ngjarje lidhur me një ahmadi i quajtur Hazret Nur Muhammedi:

"Ishte dimri i ashpër. Ai nuk kishte as pallto e as batanije. Kishte veshur dy këmisha njëra mbi tjetrën dhe udhëtonte me tren. Kur pa një plak invalid që ishte lakuriq e dridhej nga të ftohtit, ai e zhveshi njërën këmishë dhe ia veshi atij plaku. Një Sikh që udhëtonte bashkë me ta, duke e parë këtë tha:- O të dashur vëllezër! Ju e keni siguruar shpëtimin, unë nuk e di se ç'do të ndodhë me mua? Pra, këta ishin shembuj të shkëlqyer të bamirësisë që janë kryer prej të parëve tanë. Pas disa ditësh, ngjau që ky Nur Muhammedi erdhi në xhaminë e lagjes, Mugal Pura, për namazin e sabahut, i mbështjell me një batanije të re. Aty, në xhami, ai pa një njeri, i quajtur Fateh Din, që dridhej nga të ftohtit. Ai person dikur ishte një pasanik i madh, mirëpo ishte bërë pre e varfërisë dhe e sëmundjes. Nur Muhammedi u ngut e hoqi nga trupi i tij batanijen e re dhe ia dhuroi atij."

*(Përmbledhur nga "Ruh përver jaden", f. 687, botimi i parë)*

Në kohën e stabilizimit të Pakistanit në vitin 1947, karvanë prej qindra mijëra refugjatësh, të plaçkitur e të rrahur, vinin në drejtim të Kadianit. Rrethanat në atë kohë ishin shumë të vështira. Aty nuk kishte asnjë garanci e siguri për nderin e femrave myslimane. Të gjithë myslimanët mendonin se ata do të sigurohen e do të mbrohen kur do të arrijnë në Kadian. Në atë kohë, Hazret Muslih Maudi (Biri i Premtuar dhe Kalifi II në Xhematin Ahmadia) e caktoi Mirza Nasir Ahmedin (më vonë u

bë Kalifi III), përgjegjës për ata refugjatë që kishin ardhur në Kadian në atë gjendje kritike, të pa përkrahur, pa veshmbathje e të rraskapitur. Ai së pari iu siguroi veshmbathje të çmueshme, duke i marrë nga anëtarët e familjes së vet. Mandej, sipas një organizimi, këta karvanë u nisën në drejtim të Pakistanit, e filluan të arrinin shëndoshë e mirë aty. Me ndihmën e me mëshirën e Allahut [xh.sh]. ahmaditë përgjegjësitë e tyre, lidhur me refugjatët, i kryen me ndershmëri të plotë, duke sakrifikuar edhe jetën e tyre.

Në Dhjetë kushtet e *Bejtit*, të paraqitura nga Hazret Mesihu i Premtuar a.s., është një kusht që pas përqafimit të Xhematit, duke bërë zotimin e *Bejtit*, asgjë nuk do të na takojë neve. Tani, të gjitha lidhjet farefisnore e miqësore do të kushtëzohen me lidhjen e Mesihut të Premtuar a.s. dhe me organizatën e Xhematit. Asnjë lidhje farefisnore apo miqësore nuk do të na largojë nga Mesihu i Premtuar a.s. Ne kemi ardhur te dera e tij si lypës. Këtu qëndron epërsia jonë. Ky zotim është realizuar në mënyrë të shkëlqyer. Unë tani dëshiroj të paraqes disa shembuj që i përkasin këtij zotimi. Shumë prej tyre janë lavdëruar e nderuar nga vetë Imami i Kohës.

Mesihu i Premtuar a.s. shkruan:

"Shoku ynë i dashur, Molvi Muhammed Ahsen nga Amroha (Indi), është shumë aktiv për t'i dhënë ndihmë e përkrahje Xhematit tonë, duke shkruar vepra të shkëlqyera. Sahibzada Pir Siraxhul Haku e shkëputi lidhjen e tij me mijëra e mijëra *muridët* (ithtarët) e tij, dhe e pranoi jetën e një *dervishi*. Mian Abdullah, nga Sanora, Molvi Burhan-ud-Dini, nga Xhehlemi, Molvi Mubarak Ali, nga Sialkoti, Kadi Zia-ud-Dini, nga Kadi Koti, Munshi Çodri Nabi Bakhshi nga Batala, Gurdaspur, Indi, dhe Munshi Xhelal-ud-Dini Jalani etj., janë të angazhuar në shërbimet e fesë, sipas aftësive e mundësive të tyre. Unë

habitem kur shikoj atë dashuri, vullnet e sinqeritet që tregojnë anëtarët e Xhematit tim. Bile, persona me të ardhurat shumë të vogla, siç janë Mian Xhemal-ud-Dini, Hajrud Dini dhe Imam-ud-Dini nga Kashmiri, këta tre vëllezër që banojnë afër fshatit tim janë punëtor që mezi fitojnë vetëm tri ose katër *ana* (një rupi indian ka 16 ana) në ditë, japin me zell të madh kontributin e tyre muaj për muaj. Unë habitem kur e shikoj besnikërinë e sinqeritetin e shokut të tij, Mian Abdul Aziz Petvari, i cili, me gjithë varfërinë e vet, një ditë më dhuroi 100 rupi, duke thënë se dëshiroj që këto para të shpenzohen në rrugën e Allahut [xh.sh]. Këto 100 rupi ai ndoshta i ka mbledhur e kursyer për disa vjet, por dashuria ndaj Allahut [xh.sh]. e shtyu atë t'i dhuronte ato para në rrugën e Tij."

*("Zamima Risala Anxhame At'ham" f. 29-30 fusnota,*
*"Ruhani Khazain", vol. 11, f. 313-314 fusnota)*

Mandej, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. për *Khalifatul Masih*-un *I* (për Kalifin e Parë të tij) shkruan:

"Unë kam parë shumë njerëz të pasur që shpenzojnë një pjesë të vogël të pasurisë së tyre në rrugën e Allahut [xh.sh]., por të rrish për vete i uritur e i etur dhe të shpenzosh pasurinë tënde të dashur vetëm për hir të Allahut [xh.sh]. e të mos kesh asgjë e të mos krijosh diçka për vete nga bota materiale, është ajo cilësi që karakterizon këtë person. Ndihma e tij financiare më ndihmoi aq shumë sa që unë nuk kam ndonjë shembull tjetër të kësaj natyre."

*("Nishane Asmani", "Ruhani Khazain", vol. 4, f. 407)*

*Khalifatul Masih I*, Molana Nur-ud-Dini, i shkroi Mesihut të Premtuar a.s. këto fjalë:

"Unë jam i gatshëm ta flijoj jetën time për hir tënd. Çfarëdo pasurie që zotëroj unë, nuk më takon më mua, por është e juaja.

Ju jeni udhëheqësi im shpirtëror. Unë ju them të vërtetën se, nëse tërë pasuria ime shpenzohet në rrugën e propagandës fetare e për përhapjen e mesazhit të Islamit, ky do të jetë suksesi im më i madh."

*("Fat'he Islam", f. 61, "Ruhani Khazain, vol. 3, f. 36)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. për Hazret Munshi Zafar Ahmedin shkruan:

"Shoku ynë i dashur, Munshi Zafar Ahmedi, është një person i devotshëm e i qetë. Urtësia e tij është mjaftë e thellë dhe ai është shumë largpamës. Karakteri i tij tregon shenja të qarta të besnikërisë e të këmbënguljes, dhe tek ai mishërohen virtyte të larta. Ai tërësisht i plotëson vërtetësitë e provuara dhe përfiton shije e kënaqësi nga ato. Ai e dashuron sinqerisht Allahun dhe Profetin e Tij [s.a.v.s.] Ai zotëron cilësinë e të shfaqurit respekt – mbi të cilin tërësisht varet mirëbërësja, dhe ka besim të paluhatshëm që është kushti i domosdoshëm i kësaj rruge. Allahu [xh.sh]. ia shpërbleftë me mirësinë më të madhe!"

*("Izalae Auham", f. 800-801, "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 532-533)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. për Mian Abdullah Sanorin shkruan:

"Shoku ynë i dashur, Mian Abdullah Sanori, është një i ri që për shkak të lidhjes se tij natyrore është afruar me mua. Unë jam i sigurt se ai është ndër ata shokë besnikë që nuk mund të luhaten nga ndonjë sprovë. Ai në raste të ndryshme ka qëndruar në shoqërinë time për dy a tre muaj. Unë e kam vëzhguar atë nga afër, dhe kam gjykuar gjendjen e tij të brendshme të besimit. Intuita ime më çoi në përfundimin se ky i ri e zotëron një ngrohtësi e dashuri të madhe ndaj Allahut [xh.sh]. e të Profetit të Tij [s.a.v.s.] Shkaku i vetëm i lidhjes së tij me mua është se ai ka një besim të patundur se unë jam një person ndër

ata që e dashurojnë marrëzisht Allahun xh.sh. e Profetin e Tij s.a.v.s.„

*("Izalae Auham", f. 796, "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 531)*

Mandej, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. për Munshi Muhammad Arurën shkruan:

"Shoku ynë i dashur, Munshi Muhammed Arura, që punon si projektues pranë magjistratit, është plotësisht i pajisur me cilësinë e dashurisë, të sinqeritetit e të devotshmërisë. Ai e dashuron të vërtetën dhe e njeh dhe e dallon atë menjëherë. Me kënaqësi e me përkushtim të veçantë,ai i kryen të gjitha shërbimet e Xhematit. Ai ditë e natë mendon se si të gjejë ndonjë rast për të më ofruar ndonjë shërbim. Sinqeriteti e devotshmëria e tij është e papërshkrueshme. Unë e kuptoj se ai më dashuron marrëzisht. Ai ndoshta nuk e ndien veten më të gëzuar se sa kur gjen ndonjë rast të më shërbejë mua me të gjitha mundësitë, pasuritë e me jetën e vet. Ai është një person besnik, i sinqertë, i përudhur dhe trim. Allahu xh.sh. e shpërbleftë me mirësinë më të madhe!"

Mandej, ai shkruan:

"Shoku ynë i dashur, Mian Muhammed Khani, është i punësuar në Kapurtala. Ai është i thjeshtë, kokulur, i devotshëm, është largpamës dhe e pëlqen të vërtetën. Unë nuk mund ta llogaris shkallën e devotshmërisë së tij dhe të besimi që ka ai tek unë. Unë nuk mërzitem e shqetësohem aspak se mund të zvogëlohet diçka nga devotshmëria e tij, por, përkundrazi, frikësohem se mos besimi i tij e kalon kufirin. Ai është një besimtar besnik, i devotshëm e i përudhur. Allahu xh.sh. qoftë me të! Edhe vëllai i tij i vogël, Sardar Ali Khani, gjithashtu është në Xhematin tim. Po ashtu, si vëllai i vet edhe ky i ri është fisnik e i përudhur. Allahu xh.sh. i ruajt këta!"

*("Izalae Auham", f. 798-800, "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 532)*

Ai më tutje shkruan:

"Shoku ynë shumë i dashur, vdekja e të cilit na brengosi shumë, Mirza Azim Begu, i takonte zonës Samana, Indi. Ai vdiq me 2 Rebi-ul-Thani, 1308 p.h. [pas migrimit të Profetit të Shejntë s.a.v.s. nga Mekka në Medinë]

إِنَّا لِلّٰهِ وَإِنَّآ إِلَيْهِ رٰجِعُوْنَ

*[Ne i takojmë Allahut, dhe tek Ai do të kthehemi.]*

العين تدمع و القلب يحزن و انا بفراقه لمحزونون

*[Sytë tanë lotojnë, zemrat tona janë të brengosura dhe ne jemi shumë të pikëlluar për shkak të vdekjes së tij.]*

Unë nuk i gjej dot fjalët me të cilat mund ta shpreh dashurinë që ai ushqente për mua, vetëm e vetëm për hir të Allahut [xh.sh]., dhe sa i devotshëm ishte ai ndaj meje. Vdekja e tij para kohe më brengosi aq shumë sa mezi gjej ndonjë shembull të tillë gjatë jetës sime të mëparshme. Ai ishte lumturia jonë dhe bashkudhëtar i jetës. Kjo do të thotë se ai kishte një pozitë të lartë në sytë e mi, dhe kishte aftësitë e një prijësi. Ai pas një qëndrimi të shkurtër me ne, është ndarë prej nesh. Përderisa ne të jemi gjallë, nuk do ta harrojmë brengën e ndarjes së tij. Duke e përkujtuar miqësinë e tij, unë brengosem shumë, zemra ime mbushet me dhembshuri, dhe sytë e mi përloten. E tërë qenia e tij ishte mbushur me dashuri e me devotshmëri, dhe ai e shprehte atë me mjaft kurajë."

*("Fat'he Islam", f. 65-66, "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 39)*

Hazret Kadi Zia-ud-Dini shkruan, se njëherë ai i tha Hazret Mesihut të Premtuar a.s. këto fjalë:

"O mësuesi im, unë gjej mendime kontradiktore në zemrën time. Në një anë, kam dëshirë të sinqertë që të gjithë njerëzit së shpejti ta njohin e ta pranojnë vërtetësinë e dritën shpirtërore të Hazurit dhe njerëzit e të gjitha kombësive e të feve të vijnë e të freskohen tek ky burim shpirtëror të cilin e nxori Allahu [xh.sh].; mirëpo, në anën tjetër, krahas kësaj dëshire, unë frikësohem e shqetësohem se kur njerëzit e tjerë do të vijnë në grupe të mëdha e do të të pranojnë ty, dhe Hazuri gjithashtu do të bëjë vizitë në shtëpitë e tyre, atëherë unë do ta humbas praninë e shoqërisë suaj e do mbetem pa atë kënaqësi që shoqëria jote më jep mua. Unë do ta humbas mundësinë e nderin për t'u ulur në shoqërinë tuaj e të bisedoj me ju siç bisedoj sot. Këto mendime kontradiktore lindin në mendjen time.
Z. Kadiu thotë se Mesihu i Premtuar a.s. duke dëgjuar këto fjalë të mia, buzëqeshi."

*("Es-habe Ahmad", vol. 6, f. 10)*

Ka dhe një shembull tjetër të Hazret Kadi Zia-ud-Dinit [r.a].

"Djali i tij, Kadi Abdur Rahimi, rrëfen se një herë i ati tregoi me gëzim të madh se ai ishte duke marrë abdes kur Hafiz Hamid Aliu, shërbyesi i Hazret Mesihut të Premtuar a.s., e pyeti atë për mua se kush jam unë? Hazuri, duke i treguar emrin e adresën time, iu përgjigj:- Ky person më dashuron mua. Z. Kadiu e rrëfente këtë ngjarje me një entuziazëm të madh, dhe çuditej se si Hazuri e dinte gjendjen e tij shpirtërore. Dashuria e tij ishte aq e fortë sa që kur i erdhi koha e vdekjes, i këshilloi fëmijët e tij, duke ju thënë:- Me vështirësi të mëdha unë ju solla në prag të derës së Mesihut të Premtuar a.s. tani, pas vdekjes sime, mos e lëshoni kurrë këtë derë. Fëmijët e tij e

realizuan tërësisht porosinë dhe vepruan sipas këshillës së të atit.”

*(“Es-habe Ahmad”, vol. 6, f. 8-9, botuar në 1959)*

Hazret Molvi Nematullah Sahibi u martirizua në Kabul, Afganistan, në vitin 1924. Para martirizimit, ai i pati shkruar nga burgu një letër një shoku të vet ahmadi, ku i thoshte:

“Unë në burg gjithnjë i bëj lutje Allahut xh.sh. që Ai ta mundësojë këtë person të pavlefshëm (ai flet për vete) të arrijë sukses në shërbim të fesë. Unë nuk dëshiroj të lirohem nga burgu e të shpëtoj nga martirizimi. Por unë e lus të Gjithëpushtetshmin:- O Allah, dëshiroj që çdo pjesë e trupit tim të flijohet për hir të Xhematit Ahmadia.”

*(“Tarikhe Ahmadiat”, vol. 5, f. 450, botuar në 1964)*

# Devotshmëria ndaj Mesihut të Premtuar a.s.

Aty ka një ngjarje lidhur me Sajed Abdus Sattar Shahut që ka të bëjë me kushtin e dhjetë të *Bejtit*, që flet se lidhshmëria me Mesihun e Premtuar a.s. do të jetë e paparë. Në vitin 1907, djali më i ri i Hazret Mesihut të Premtuar a.s., Sahibzada Mirza Mubarak Ahmadi, u sëmur nga tifoja. Gjatë ditëve të sëmundjes së tij, dikush e pa në ëndërr se Mubarak Ahmadi po martohet. Dijetarët në fushën e shpjegimit të ëndrrave, kanë shkruar se nëse martesa e shikuar në ëndërr, bëhet me ndonjë femër të panjohur, kjo do të thotë se personi në fjalë do të vdesë. Mirëpo, disa prej tyre janë të mendimit se nëse një ëndërr e tillë realizohet praktikisht, atëherë në këtë rast mund të shmanget vdekja. Personi që e kishte parë këtë ëndërr ia shpjegoi Mesihut të Premtuar a.s. atë dhe interpretimin e saj të

mundshëm. Ai u pajtua me të dhe tha:- Shpjeguesit e ëndrrave besojnë se interpretimi i kësaj ëndrre tregon qartë se fjala është për vdekje, mirëpo në disa raste, nëse e realizojmë praktikisht këtë ëndërr, e eliminojmë rrezikun e vdekjes. Pra, ne duhet ta martojmë Mubarak Ahmadin.

Megjithëse djali (Mubarak Ahmadi) ishte shumë i vogël dhe akoma nuk e dinte domethënien e martesës, Mesihu i Premtuar a.s. e mori në konsideratë këtë ide. Kur Hazuri ishte duke thënë këto fjalë, aty në oborr rastësisht gjendej Sajedah Saidatun Nisa, bashkëshortja e doktor Sajed Abdus Sattar, që kishte ardhur për vizitë. Mesihu i Premtuar a.s. e pa atë dhe pasi e thirri i tha:- Ne dëshirojmë ta martojmë Mubarak Ahmadin. Ju keni një vajzë, Merjemen dhe nëse dëshironi ju, ne e martojmë atë me Mubarak Ahmadin. Ajo iu përgjigj:- Unë nuk kam kundërshtim por nëse Hazuri më lejon, unë do të këshillohem me burrin tim.

Atë kohë, z. doktori dhe familja e tij banonin në Dhomën Rrumbullak të shtëpisë. Ajo shkoi poshtë që të bisedonte me burrin e saj... por ai nuk gjendej aty. Kur erdhi ai, ajo e hapi bisedën me të me këto fjalë: Kur dikush e përqafon fenë e Allahut xh.sh., besimi i tij vihet në provë. Nëse Allahu xh.sh. e provon besimin tënd, duke të vënë në provë, a do të jesh i vendosur? Në kokën e saj bluanin dy mendime: Ajo mendonte se ndoshta burri do të ngurrojë ta pranojë këtë propozim, sepse ajo mendonte se asnjë vajzë gjerë atëherë nuk ishte martuar jashtë fisit të tyre, Sajed; dhe së dyti se Mubarak Ahmadi vetë ishte shumë i sëmurë nga një sëmundje e rrezikshme, dhe doktori vetë e mjekonte atë. Prandaj, ai mund të mendojë se kjo martesë nuk është jashtë rrezikut dhe se e bija mund të mbetet e ve. Për këto arsye, ajo ishte e frikësuar se burri i saj nuk do të pranonte. Prandaj, ajo e pyeti se nëse Allahu xh.sh. të vë në provë, a do të jesh i vendosur? Ai iu përgjigj:- Unë shpresoj se

Allahu xh.sh. do të ma falë vendosmërinë. Duke dëgjuar këtë, ajo i rrëfeu se si Mesihu i Premtuar a.s. sugjeroi që ne ta martojmë bijën tonë, Merjemen, me Mubarak Ahmadin. Kur e dëgjoi bisedën e së shoqes ai tha:- Shumë mirë, nëse Mesihu i Premtuar.a.s. dëshiron këtë, atëherë çfarë kundërshtimi mund të kemi ne? Duke dëgjuar këtë përgjigje të burrit të saj, ajo filloi të qajë dhe lotët e pavullnetshëm i rridhnin nga sytë.- Ç'ndodhi, a nuk të pëlqen kjo lidhje krushqie - e pyeti doktori.- Mua më pëlqen kjo martesë – iu përgjigj ajo. Mirëpo, kur Mesihu i Premtuar a.s. shprehu dëshirën e tij për këtë martesë, zemra ime filloi të rrihte me shpejtësi dhe unë kisha frikë se mos ta humbasësh ti besimin, duke e kundërshtuar propozimin. E tani unë nuk mund t'i kontrolloj lotët e mi nga gëzimi. Pasi u realizua kjo martesë, pas disa ditësh, nga që sëmundja e Mubarak Ahmadit ishte e pashërueshme, ai vdiq dhe vajza mbeti e ve."

*("Hazret Dr. Sejed Abdus Settar Shah", f. 122-124, botuar nga Maxhlis Khuddamul Ahmadia, Pakistan)*

Por Allahu xh.sh. devotshmërinë e doktorit e shpërbleu, pasi Ai bëri të mundur që e bija u martua me Kalifin II, Hazret Musleh Maudi, dhe është e njohur me emrin *Umme Tahir* r.e (nëna e Tahirit, të Kalifit të IV)

Hazret Masihu i Premtuar a.s. për Sahibzada Abdul Latif Shahidin shkruan:
"Ato ditë, unë vazhdimisht isha duke marrë diktime Hyjnore, dhe shumë shenja të fuqishme ishin shfaqur për mua e për pohimin tim se jam Mesihu i Premtuar; ato vinin bashkë me argumente përkrahëse që ishin botuar në tërë botën. Në zonën e Khostit, në territorin e Kabulit, Afganistan, ishte një person i shenjtë, i quajtur Akhvand Zada Molvi Abdul Latif. Ai rastësisht i mori disa libra të mi, ku lexoi të gjitha argumentet – tradicionale e intelektuale – dhe shenjat e përkrahjes Hyjnore,

të cilat unë i pata shkruar në librat e mi me ndihmën dhe me përkrahjen e Allahut xh.sh. Ai shenjtor ishte një person i përshpirtshëm, i ditur, mendjemprehtë e me intuitë. Ai kishte frikën e Allahut xh.sh. dhe ishte i përudhur. Zemra e tij u ndikua fuqimisht dhe nuk hasi ndonjë pengesë që të mos e pranonte vërtetësinë e pohimit tim. Ndërgjegjja e tij e pastër, e pranoi pa ngurrim këtë realitet se unë jam dërguar prej Allahut xh.sh. dhe pohimi im është i vërtetë. Mandej, ai filloi t'i lexonte librat e mi me një admirim të madh, dhe shpirti i tij që ishte i pastër e i gatshëm u afrua drejt meje, saqë u bë e vështirë për të që të më rrinte larg. Si rezultat i kësaj tërheqjeje, dashurie e devotshmërie, ai vendosi të shkonte për Haxhillëk. Për të dalë jashtë shtetit të Kabulit, ai iu lut mbretit të Afganistanit që ta lejojë atë për këtë udhëtim. Me që mbreti i Afganistanit e vlerësonte atë si një dijetar të shenjtë dhe *Reisul-ulema* (kryemyftiu), ai jo vetëm që i dha leje por i dha edhe ndihma financiare. Gjatë rrugës për në Haxhillëk, ai u ndal në Kadian. Kur ne u takuam, pasha atë Zot, në dorën e të cilit është jeta ime, dëshmoj se e gjeta atë aq shumë të devotshëm dhe tërësisht të bindur ndaj pohimit tim, saqë është e pamundur që ndonjë person tjetër t'ia kalojë atij. Dhe si një shishe e mbushur me parfum, unë e gjeta atë të mbushur me dashuri ndaj meje. Siç ishte e ndritshme fytyra e tij, ashtu e gjeta vezulluese edhe zemrën e tij."

*("Tadhkiratush Shahadatain", f. 7, "Ruhani Khazain", vol. 20, f. 9-10)*

Në një vend tjetër, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. për *Khalifatul Masihun I* shkruan:

"Tani, unë nuk mund ta frenoj veten që të mos e përmend mëshirën e Allahut xh.sh. e të mos e falënderoj Atë, sepse Ai nuk më la të vetmuar. Ata që kanë krijuar lidhje vëllazërore me mua, dhe që janë futur në Xhematin tim, të cilin Allahu xh.sh. e stabilizoi vetë, i kanë zhvilluar në mënyrë të çuditshme virtytet e dashurisë e të devotshmërisë ndaj meje. Kjo nuk ndodhi për

shkak të mundimit e të përpjekjeve të mia, por mëshira e hirësia e veçantë e Allahut [xh.sh]. më dhuroi këta shpirtra të sinqertë

Së pari, unë me një entuziazëm të madh që buron nga zemra ime dëshiroj ta përmend një vëlla shpirtëror, emri i të cilit, si drita e devotshmërisë së tij, është **Nur-ud-Din**. Unë gjithnjë me admirim të madh i shikoj ato shërbime që ai bën për propagandën e fesë Islame, duke shpenzuar pasurinë e vet të ligjshme. Unë i çmoj pa masë ato shërbime dhe dëshiroj; që po të kisha mundësi t'i kryeja unë vetë ato shërbime! Ai ka një pasion aq të madh në zemrën e tij për t'i dhënë përkrahje fesë Islame, saqë kur mendoj për këtë, më kujtohet fuqia e Allahut [xh.sh]. Unë habitem se si Allahu [xh.sh]. i tërheq robërit e Tij në drejtim të Vet, dhe si ata janë të gatshëm të dalin të bindur para Allahut [xh.sh]. dhe Profetit të Tij, duke shpenzuar gjithë pasurinë vetjake (gjithçka që e zotërojnë ata), aftësitë dhe të gjitha mjetet që kanë. Unë në bazë të përvojës e të fakteve, e jo në bazë të opinionit të mirë, e di se ai jo vetëm që është i gatshëm të shpenzojë tërë pasurinë e tij në rrugën time, por është i gatshëm të flijojë dhe jetën e nderin e tij. Po ta kisha lejuar atë, ai si shoqëria e vet shpirtërore, do ta kishte kaluar tërë kohën në shoqërinë time, duke shpenzuar e sakrifikuar gjithçka në këtë rrugë. Sa për ilustrim, unë dëshiroj të shënoj, për lexuesit, disa rreshta nga letrat e tij, që ta dinë ata se sa shumë ka përparuar në gjendjen e dashurisë e të devotshmërisë vëllai im **Molvi Hakim Nur-ud-Dini nga Bhera**, mjeku i shtetit Xhemu. Ja disa fragmente:

"Mësuesi im, Imami im dhe Udhërrëfyesi im! Paqja, mëshira e bekimet e Allahut qofshin mbi ty, o i respektuari! Kjo është lutja ime që unë të qëndroj gjithmonë në shoqërinë tënde, me qëllim që nga Imami i Kohës të pajisem me të gjitha ato synime për të cilat ai është i dërguar si *Muxhadid* (Reformator).

Nëse më lejoni, unë do të jap dorëheqje nga punësimi im dhe do ta kaloj tërë kohën në shoqërinë tuaj. Nëse më urdhëroni, unë do t'i shkëpus të gjitha lidhjet me këtë botë materiale e do të udhëtoj në botë që t'i ftoj njerëzit drejt fesë së vërtetë dhe jam gati ta flijoj jetën time për hir të këtij qëllimi fisnik. Unë jam tërësisht i devotshëm ndaj jush. Gjithçka që zotëroj unë, është e juaj e jo imja. Hazuri im, mentori im e udhërrëfyesi im, unë ju them e ju lutem me gjithë vërtetësinë dhe me tërë sinqeritetin, se nëse e tërë pasuria e pronësia ime shpenzohet në propagandën e fesë Islame, atëherë unë do të mendoj se kam fituar qëllimin e jetës sime. Unë kam një lidhje shumë të ngushtë me ju ashtu siç e kishte Hazret Umeri me Profetin e shenjtë [s.a.v.s.], dhe unë jam i gatshëm të sakrifikoj për hir tuaj gjithçka që e zotëroj unë. Bëni lutje që vdekja ime të jetë si vdekja e besnikëve.

Siç janë shfaqur vërtetësia, guximi, simpatia dhe devotshmëria e Molvi Hakim Nur – ud - Dinit mes fjalëve të tij, ashtu, bile më shumë, janë shfaqur mes shërbimeve e të veprimeve të tij të sinqerta. Me tërë dashurinë e me sinqeritetin e plotë, ai dëshiron të sakrifikojë nevojat themelore të familjes së vet. Për shkak të devotshmërisë e të përkushtimit, shpirti i tij e nxit atë të bëjë më shumë se sa mundësia e tij. Ai është i gatshëm për shërbim në çdo kohë e në çdo moment."

*("Fat'he Islam, f. 59-63, "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 35-37)*

Në përgjigje të një kritiku, Mesihu i Premtuar a.s. shkruan:
"Ju thoni se në Xhematin tonë është vetëm një person, Hakim Molvi Nur-ud-Dini, që është njeriu i veprës e i praktikës, ndërsa të tjerët jo. Unë nuk e di se si ju do t'i jepni përgjigje Allahut [xh.sh]. lidhur me këtë shpifje. Unë, pasha Zotin, mund të them se në Xhematin tim ka më së paku njëqindmijë anëtarë që me sinqeritet të plotë më besojnë mua dhe që bëjnë vepra të mira. Kur ata dëgjojnë bisedat e mia, emocionohen aq shumë

saqë s'pushojnë së qari. Unë në qeniet e mijëra e mijëra anëtarëve të Xhematit tim shoh ndryshime aq të mëdha sa që i konsideroj mijëra herë më të mirë se ata ithtarë të Hazret Musai a.s. që e kishin pranuar atë në jetën e tyre. Unë e shoh në fytyrat e tyre atë dritë të besimit e të bamirësisë që kishin as-habët e Profetit të shenjtë [s.a.v.s.] Po, aty ka disa persona që nuk mbartin përkushtim, devotshmëri e virtyte të tjera të shkëlqyera në atë nivel sa ç'i kanë shumica e Xhematit tim, dhe kjo për shkak të mangësive që trashëgojnë e që nuk janë ndarë dot prej tyre. Por të tillët janë shumë të rrallë."

Mandej, ai shkruan:
"Aq shumë sa ka përparuar Xhemati im në devotshmëri e në bamirësi, unë atë e quaj si një mrekulli. Mijëra e mijëra anëtarë janë të devotshëm, saqë nëse unë ju bëj thirrje që ata t'i braktisin pasuritë e pronësitë e tyre, ata janë të gatshëm ta bëjnë këtë. Unë prapë i këshilloj të përparojnë dhe më shumë në këtë drejtim. Unë nuk i përmend virtytet e tyre, por ndiej një kënaqësi e gëzim në zemrën time."

*("Siratul-Mahdi", vol. 1, f. 165, botuar për herë të dytë në 1935)*

# Detyrimet e brezave të njerëzve të devotshëm

Këto ishin disa shembuj që unë i paraqita para jush. Po në Xhematin e dashur të Mesihut të Premtuar a.s. ka qindra mijëra shembuj të tillë që mund të paraqiten. Ai foli për qindra mijëra raste në jetën e vet, por numri i atyre anëtarëve që kanë arritur nivele të larta e të shkëlqyera të devotshmërisë e të sakrificës, po shtohet dita ditës. Ka shumë të atillë, ngjarjet e besnikërisë, të sinqeritetit, të dashurisë e të bindjes të të cilëve akoma nuk janë paraqitur në botime. Njerëzit e tillë erdhën me heshtje e

vdiqën me heshtje, duke shënuar shembuj të dashurisë, të besnikërisë, të bindjes e të fisnikërisë. Brezat e të devotshmëve të tillë duhet t'i shkruajnë ngjarjet e jetës së tyre dhe t'ia dorëzojnë Xhematit për dokumentim. Po ashtu, ata duhet të ecin gjurmëve të tyre, duke i ruajtur traditat e tilla edhe në familjet e tyre, dhe t'u tregojnë fëmijëve shembujt e të parëve të tyre dhe t'i nxisin ata që t'i ruajnë praktikisht këto tradita. Pra kur ne kemi lakmi, kur i shohim të parët tanë që morën uratat e lutjet e Imamit të Kohës, duke bërë sakrifica të tilla, po ashtu, ne duhet të kemi parasysh se ka edhe sot shumë raste të atilla ku ne mund të fitojmë dobi për vete nga ato lutje. Pra, ejani që të krijojmë bashkërisht shembuj të besnikërisë, të devotshmërisë, të bindjes, të lidhjes e të dashurisë, dhe të bëhemi trashëgimtarë të bekimeve të Allahut xh. sh. Ju duhet të kini parasysh se kundërshtimet e armiqësitë tokësore nuk mund të na sjellin dëm, derisa do të vazhdojnë të shfaqen shembuj të tillë nga anëtarët e Xhematit Ahmadia. **Po ashtu, gjithmonë ju duhet të keni ndër mend këtë thënie të Mesihut të Premtuar a.s.:**

**"Toka nuk mund të sjellë dëm për ju, po qe se jeni të lidhur ngushtë me qiellin."**

*("Kishtie Nuh", "Ruhani Khazain", vol. 19, f. 15)*

# Pranimi nga ana e joahmadive

Edhe të tjerë, joahmadive, i kanë vërejtur këto ndryshime dhe i kanë pranuar. Pa dyshim, ato ishin ndryshime aq të qarta e aq të dukshme saqë u detyruan edhe armiqtë t'i pranonin. Ata dëshmuan se ahmaditë kanë krijuar në radhët e tyre ndryshime të mëdha, duke e pranuar Imamin e Kohës. Mirëpo, fatkeqësisht, ata këmbëngulin ta mohojnë atë. Ka shumë

shembuj që mund të paraqiten se si shkruajnë me admirim edhe ata që nuk i takojnë Xhematit Ahmadia. Ja disa prej tyre:

Allamah Ikbali, poeti kombëtar pakistanez, shkruan:

"Modeli i jetës së vërtetë islamike është paraqitur në Penxhab, Indi e Pakistan, në formë të këtij Xhemati që quhet Kadianizëm."

*("Komi Zindagi aur Millate Baida per ek umrani nazer", f. 84, botuesi "Aina Adam", Çok Minar, Anarkali, Lahor, botimi i parë në 1970)*

Allamah Nijaz Fateh Puri, për Mesihun e Premtuar a.s. ka shkruar:

"Nuk ka dyshim se ai i ka ringjallur normat morale islamike dhe ka krijuar një Xhemat të tillë, jeta e të cilit mund të quhet pasqyrim i vërtetë i normave morale fisnike të Profetit të Shenjtë [s.a.v.s.]"

*("Mulahezat Nijaz Fateh Puri", f. 29, i përgatitur nga Muhammed Axhmal Shahid, M.A., botuar në 1968)*

Redaktori i gazetës, *"The Statesman"*, në Delhi, Indi, shkruan:

"Në qytetin e shenjtë të Kadianit ka lindur një Profet indian që e mbushi rrethin e vet me bamirësi e me vlera morale të spikatura. Këto cilësi e virtyte të shkëlqyera janë pasqyruar në jetën e qindra mijëra ithtarëve të tij."

*("The Statesman", 12 shkurt 1949)*

Abdur Rahim Ashraf Azad, për ndryshimet rrënjësore që janë shfaqur në jetën e anëtarëve të Xhematit Ahmedia shkruan:

"Ka mijëra ithtarë që për hir të kësaj feje të re u thanë lamtumirë familjeve të tyre. Ata i duruan dëmet e botës

materiale dhe sakrifikuan jetën e pasurinë e tyre. Ne me zemër të hapur pranojmë e deklarojmë se aty ka një numër mjaft të madh të kadianive [ahmadive] që sakrifikojnë me sinqeritet të plotë jetën e pasurinë e tyre, duke e quajtur dhe besuar këtë Xhemat si të vërtetë. Të tillë janë këta njerëz, disa prej tyre e pranuan dënimin me vdekje në Kabul, Afganistan. Shumë prej tyre pranuan të jetojnë në vende të largëta, në varfëri e në mjerim."

*(Gazeta javore "El-Minmber", Lailpur, 2 mars 1952, f. 10)*

Me gjithë këtë lavdërim e pohim, ata mbeten fatzinj, sepse nuk e pranojnë Imamin e Kohës, Mesihun e Premtuar a.s. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut xh.sh. se deklarata e pohimi i tyre na e përforcoi besimin dhe më shumë. Allahu xh.sh. e përforcoftë besimin tonë! Na mundësoftë Allahu xh.sh. që me entuziazëm të madh ta plotësojmë e ta realizojmë çdo kusht të *Bejtit*, duke e konsideruar atë si detyrën tonë. Amin!

*[Nga predikimi i së xhumasë*
*i mbajtur më 17 tetor, 2003,*
*në xhaminë "Fadl", të Londrës]*

# Adresat:

**Shqipëri (Albania)**

Xhemati Mysliman Ahmadia i Shqipërisë,
Autostrada Tiranë-Durrës, Km. 1,
P.O. Box 8176, Tiranë,
Shqipëri (Albania)
**Tel:** +355(0)682974992, 0692994966, 0672168054,
**Fax:** +355(0)48302523
**E-mail:** darulfalah@gmail.com

**Faqja web:** www.alislam.al
www.vertetesia.al
www.alilsam.org

**Kosovë**

Ahmadiyya Muslim Jamaat
Holger Pedersen, Veternik
10000, Prishtinë, Kosovë
Tel:+381(0)38558436
Fax:+381(0)38512408



# CONDITIONS OF BAI'AT
&
## RESPONSIBILITIES OF AN AḤMADĪ

(Albanian Translation)

The Prophet of Islam, Muḥammad (may peace and blessings of Allah be upon him), had prophesied about the coming of the Promised Messiah and Reformer who would revive and rejuvenate Islam. Ḥaḍrat Mirza Ghulam Ahmad of Qadian, India claimed to be that Promised Messiah and Reformer. In December of 1888, Ahmad announced that God had ordained him to create a new community of righteous Muslims and to take a pledge of allegiance.

Prior to founding this new community on March 23, 1889, Ahmad announced and published ten conditions of initiation for all those who wished to join his fold. These conditions beautifully capture the essence of Islām and set forth a sublime code of conduct for millions of Ahmadi Muslims today.

In the course of his sermons and speeches, Ḥaḍrat Mirza Masroor Ahmad, the present head of the worldwide Ahmadiyyah Muslim Community, has explained these ten conditions in light of the Holy Qur'an, the sayings of Ḥaḍrat Muhammad (may peace and blessings of Allah be upon him) and the writings of Ḥaḍrat Mirza Ghulam Ahmad, the Promised Messiah (may peace be upon him). An Albanian rendering of his thoughtful commentaries are presented in this book for the benefit of all Ahmadi Muslims and for all those who wish to learn more about Ahmadiyyat, the true Islam.

